


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor**
**Bahri Simnica**

**Redaksia**:
Agim Hyseni, Burhan Hoxha, Jakup Çunaku, Miftar Ajdini, Muharrem Tërnava, Rexhep Lushta, Sabri Bajgora, Zaim Baftiu

**Gazetar në redaksi:**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa:**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*
***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €    Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

# *Ramazani muaj i mëshirës*

*Allahu xh.sh. e ka zgjedhur agjërimin në fenë islame si një muaj të bereqetshëm dhe fisnik, që në zemrat e myslimanëve zë një pozitë mjaft të çmueshme. Ky është muaji kur filloi vala e zbritjeve të ajeteve kuranore me anë të melekut Xhibril, deri tek Muhamedi a.s.:*

*Ky muaj është bërë obligim në vitin e dytë të hixhres .Jo rastësisht është zgjedhur ky muaj që të zbriste Kurani, në krijesën më të mirë , kur edhe është bërë obligimi i këtij ibadeti vjetor .Ka thënë Allahu xh.sh. në Kuran:* ***"O ju që besuat ,agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i tyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm (jeni të obliguar)"***

*Është krejt e natyrshme që të bëhej obligim agjërimi ndaj ymetit , pas shumë obligimeve që kishin zbritur nga Zoti, siç thotë komentatori i Kuranit Sejjid Kutb, për të vendosur programin e Tij në tokë, për të drejtuar njerëzit, si dhe dëshmi për vetë njerëzit."*

*Agjërimi është fushë e vendosjes së dëshirës dhe mënyrë e komunikimit në mes robit dhe Zotit. Po ashtu është edhe fushë e zotërimit ndaj trupit, me arsyen që t'u bëjë ballë presioneve të ndryshme të trupit, për të arritur kënaqësinë dhe lumturinë tek Ai. Të gjitha këto janë elemente të domosdoshme për përgatitjen e vetvetes për t'u përballur me sfidat e rrugës, e cila është e shtruar me pengesa e me ferra. Për të vazhduar më tej se qëllimi kryesor i agjërimit është arritja e devotshmërisë (takvallëkut), e cila zgjohet në zemrat tona për ta kryer këtë ibadet, me bindje të plotë ndaj Allahut .Takvallëku është mjeti që ruan fuqishëm zemrat tona dhe nuk na lejon të bëjmë mëkate që prishin agjërimin tonë.*

***Jemi me fat që ky është ramazani i parë në kosovën e pavaruar.***
***ME HAJR RAMAZANI!***

## Në këtë numër pos të tjerash

**Fjala e Myftiut Mr. Naim Tërnava e mbajtur në Universitetin e "Yale" në ShBA**

# Detyrë e prijësve fetarë duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare

Jam shumë mirënjohës si kosovar, por edhe si lider shpirtëror i myslimanëve të Kosovës për mundësinë që po më jepet që, në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, ta përshëndes këtë simpozium ndërfetar dhe ndërkulturor që po mbahet këtu në ShBA, me iniciativën e Universitetit të Yellit dhe Organizatës Al-Al-Bejt nga Amani. Më gëzon fakti se këtu do të kem mundësinë të them edhe disa fjalë për vendin tim, Kosovën, shtetin më të ri në Evropë dhe në botë, në këtë institut, i cili bën përpjekje për promovimin e paqes dhe stabilitetit gjithandej në mbarë botën.




Deri para gjashtë muajsh për Kosovën diskutohej si për një problem që donte zgjidhje urgjente. Për fat të mirë, me angazhimin e Bashkësisë Ndërkombëtare, dhe sidomos të ShBA-së dhe Bashkimit Evropian si dhe me mirëkuptimin e përfaqësuesve të institucioneve të Kosovës, u arrit një konsensus i përbashkët, që Kosova të shpallte pavarësinë e mbikëqyrur, sipas propozimit të z. Marti Ahtisarit, i dërguari special i Sekretarit të Përgjithshëm të OKB-së.

Kështu Parlamenti i Kosovës, më 17 shkurt 2008, në mënyrë solemne aprovoi Deklaratën Kushtetuese për Kosovën shtet sovran dhe të pavarur. Kjo deklaratë u aprovua dhe u nënshkrua nga 109 deputetë të Parlamentit të Kosovës, prej gjithsej 120 sa numëron ai.

Menjëherë pas Shpalljes së Deklaratës Kushtetuese filloi edhe njohja e shtetit më të ri në botë nga vende të ndryshme evropiane dhe nga vende të tjera të botës. Ky numër tash ka arritur në 43 shtete, nga të gjitha kontinentet, me prirjen për t'u rritur për çdo ditë.

Duke pasur parasysh se këtu në këtë sallë ka dijetarë e hulumtues të shumtë të fushave të ndryshme nga shtete të shumta, që njohin problemet globale nëpër botë më mirë se unë, në fjalën time dëshiroj të përqendrohem në aspektin e perspektivës fetare dhe rolit të fesë në rrjedhat jetësore të individit dhe të shoqërisë, me theks të veçantë në rastin e Kosovës. Për më tepër, feja, sot, është një temë e pashmangshme në të gjitha rrjedhat shoqërore, politike e gjeostrategjike. Një numër i madh problemesh akute të botës së sotme zanafillën e tyre e kanë edhe në mosmarrëveshjet fetare ose edhe në keqinterpretimin e fesë për qëllime politike, ekonomike e të ngjashme. Andaj, studimi i këtyre problemeve edhe në aspektin fetar, mund të na ndihmojë në eliminimin e disa keqkuptimeve, të cilat kohë pas kohe shfaqen jo vetëm në rajonin ballkanik e në opinionin kosovar, por edhe më gjerë, për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqërinë njerëzore.

### Të nderuar të pranishëm!

Të gjithë ne jemi të njohur për peripecitë, vuajtjet dhe krajatat nëpër të cilat kaloi Kosova dhe populli i saj gjatë dekadave të fundit të shekullit njëzet. Këtë e dimë më së miri ne prijësit fetarë të Kosovës, të cilët ishim më afër se çdokush tjetër pranë të gjitha shtresave të popullatës sonë. Prandaj, duke u nisur nga përvoja e së kaluarës, e them me plotë bindje se detyrë e prijësve fetarë duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare, t'i kushtohet kujdesi i merituar dashurisë ndaj Zotit, ndaj njëri-tjetrit, pavarësisht nga besimi, vendi ku jeton apo gjuha që flet, që nëpërmjet predikimeve të tyre tek masa e gjerë e popullit të mbjellin ndjenjën e dashurisë, respektit e mirëqenies së përgjithshme, - të cilat në parim janë edhe vlera të të gjitha besimeve qiellore.

Largimi nga mësimet e fesë dhe mospredikimi i tyre në masën e nevojshme, ka bërë që në shoqëritë tona të kemi mosmarrëveshje të shumta. Në vend që të respektojmë besimin e njëri-tjetrit, atë në esencë e urrejmë, edhe pse paraqitemi se jemi tolerantë dhe në vazhdimësi bëjmë thirrje për paqe.

Bindja, dashuria, përgjegjësia e sinqertë ndaj Zotit, e shtyjnë njeriun edhe për të respektuar fqinjët, ndaj të cilëve, sipas Islamit, kemi obligime e detyra të shumta. Përshëndetja, vizitat, bashkëpunimi, ardhja e shkuarja midis tyre, ndihma, - janë rrugë të cilat njeriun e shpien në respektin e dashurinë ndaj fqinjit, pavarësisht nga besimi që i takon .

Nëse Kosova dhe populli i saj shoqërisë botërore nuk mund t'i ofrojnë shumë në aspektin e shkencës, ekonomisë dhe teknologjisë, ajo, edhe pse e vogël, mund t'i ofrojë përvojën e saj lidhur me respektin dhe tolerancën ndërfetare në mesin e popullit shqiptar. Historikisht është e njohur se populli shqiptar, megjithëse u takon tri besimeve: islam, katolik dhe ortodoks, asnjëherë nuk kanë

ndodhur luftëra ose konflikte për shkak të fesë ose për shkak të përkatësisë fetare. Të gjithë intelektualët shqiptarë, dhe jo vetëm ata, shumë herë e kanë vlerësuar këtë si vlerën më të madhe të këtij populli, i cili, edhe pse i paktë nga numri, ka një lashtësi të konsideruar. Me këtë rast po ju rikujtoj thënien e kryeministrit aktual shqiptar, i cili këtë vlerë të popullit tonë e ka prezantuar në takimet e tij më të rëndësishme dhe me njerëzit më me ndikim në botë: "Mirëkuptimi, toleranca dhe bashkëjetesa e popullit tonë, që u takon tri besimeve, është vlera më kulmore jona dhe këtë do ta kultivojmë gjithmonë. Kjo për ne është e paprekshme".

Edhe sot në vendin tim, në disa qytete ka faltore: xhami dhe kisha, që gjenden njëra pranë tjetrës. Myslimanët shqiptarë të Kosovës, që nga shekujt e mesjetës, kanë treguar interesim të jashtëzakonshëm në ruajtjen e trashëgimisë së krishterë. Me këtë rast po përmend vetëm angazhimin e tyre për ruajtjen deri në këtë kohë të Patrikanës së Pejës dhe Manastirit të Deçanit. Edhe sot në Kosovë ka myslimanë të cilët, për shkak të kujdesit të vazhdueshëm për ruajtjen e këtyre monumenteve, mbajnë mbiemrin Vojvodë. Ndoshta mund të duket e çuditshme, por kjo është realitet, se edhe sot në Kosovë kemi familje që jetojnë nën një kulm, por që u takojnë besimeve të ndryshme, dhe secili respekton tjetrin.

Prandaj, të nderuar të pranishëm, kam bindjen e thellë se shumë vende të botës kanë mundësi të mësojnë nga kjo përvojë e kalitur dhe e brumosur ndër shekuj te populli shqiptar.

Lufta e fundit në Kosovë, gjatë viteve 1998-99, ka lënë pasoja të mëdha, të cilat edhe tash 9 vjet pas, akoma nuk po rigjenerohen. Na janë djegur dhe shkatërruar 218 objekte fetare islame, shumicën e të cilave, falë Zotit, i kemi rindërtuar, mirëpo traumat e luftës vazhdojnë të jenë të pranishme. Janë edhe rreth 2000 persona shqiptarë dhe 300 serbë të pagjetur. Familjet e tyre vazhdojnë të vuajnë, sepse nuk i dinë se ku gjenden eshtrat e tyre.

Ju e dini se gjatë marsit 2004 në Kosovë ka pasur trazira, të cilat, për fat të keq, kanë rezultuar me djegien e disa kishave serbe. Edhe pse ky ka qenë veprim i individëve të papërgjegjshëm, ne e kemi dënuar ashpër. Edhe ky veprim, edhe pse i dëmshëm për palën shqiptare, me bindje të thellë pohoj se nuk ka ndodhur për hakmarrje.



Është për keqardhje se si Kisha Ortodokse Serbe, pas tërë atij zullumi që ka bërë pushteti serb, nuk gjen forcë për të kërkuar falje. Falja, sigurisht se do të ndikonte në zbutjen e zemrave të të dëmtuarve. Në fakt, kjo do të shënonte një nismë të re paqësore në Kosovë.

Të motivuar nga kjo përvojë, Bashkësia Islame e Kosovës por edhe Kisha Katolike Shqiptare asnjëherë nuk kanë hezituar të japin kontributin e tyre për një mirëqenie të besimeve,për dialog ndërfetar dhe tolerancë ndërfetare, për respekt ndaj fqinjit.

Këtë më së miri e vërteton edhe gatishmëria e menjëhershme kur, me iniciativën e Konferencës Botërore Fetë për Paqe me seli në Nju-Jork, në mars të vitit 1998, është iniciuar praktika e dialogut ndërfetar në Kosovë si një prej metodave për uljen e tensioneve dhe kthimin e besimit të ndërsjellë tek qytetarët e Kosovës të etnive dhe besimeve të ndryshme.

Me qëllimin për të dhënë kontributin në afrimin e shqiptarëve dhe të serbëve, për një jetë në paqe, Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, duke u mbështetur në parimet Islame dhe interesin e përgjithshëm të shoqërisë kosovare, asnjëherë nuk ka hezituar të përkrahë çfarëdo iniciative, e cila ka qenë në interes të të gjithë qytetarëve të Kosovës, pa dallim etnie, besimi a kulture.

U mbajtën takime të përfaqësuesve të tri komuniteteve si në nivele grupesh dhe të prijësve fetarë në Prishtinë, Vjenë, Aman, Sarajevë, Oslo, Bruksel, Stamboll, Tiranë etj. Në të gjitha këto takime u nënshkruan deklarata të përbashkëta për afrimin e popujve midis tyre, për një jetë më të mirë për të gjithë, takime të cilat u vlerësuan tejet të frytshme si nga faktori vendor dhe nga ai ndërkombëtar.

Vlen të theksohet se të gjitha këto takime janë mbajtur me vullnetin dhe dëshirën e tri komuniteteve tradicionale në Kosovë dhe me ndihmën e faktorit ndërkombëtar. Kisha Ortodokse Serbe është tërhequr kohët e fundit nga ky dialog, dhe fatkeqësisht ka rënë nën ndikimin e politikës ditore të Beogradit, një qëndrim ky joparimor i Kishës Ortodokse Serbe të Kosovës. Sepse, me bojkotim dhe refuzim të dialogut, duke e ditur edhe rolin jo të mirë të Kishës Serbe gjatë luftës në Kosovë, nuk arrihet asgjë vetëm se i bëhet dëm vetë popullit serb, i cili jeton në Kosovë ,dhe mbjell ndjenjën e urrejtjes, mostolerancës dhe jorespektit të ndërsjellë etj.

Paqja është më se e domosdoshme në mes njerëzve. Feja Islame urdhëron për paqe dhe kjo thirrje për paqe është shumë e qartë në Kuran: "Në qoftë se ata, anojnë kah paqja ano edhe ti kah ajo, e mbështetu në All-llahun. Ai është që dëgjon dhe di". (Enfal:61)

Pastaj ajeti "O ju që besuat, hyni në islamizmin e tërësishëm (Përqafoni fenë islame në tërësi), e mos ndiqni rrugën e djallit, sepse ai është armik i juaji i hapët". (Bekare 208).

Ne jemi të bindur se dallimet në mes njerëzve në besim,në gjuhë,në ngjyrë, kanë ndodhur me dëshirën e Allahut, sepse, sikur të kishte dashur Allahu t'i krijonte të gjithë njerëzit një popull, do ta



bënte këtë. Allahu thotë: “Sikur të dëshironte Zoti yt, do t’i bënte njerëzit të një feje (por nuk dëshiroi, ai e di pse). Ata vazhdimisht janë në kundërshtime (mes vete)”, (Hud:118)

Prandaj nuk është e rastit pse i Madhi Zot u bën me dije të gjithë njerëzve, pa dallim feje e race, se të gjithë janë të krijuar nga një mashkull e nga një femër dhe popuj e fise me qëllim që të njihen e të respektohen në mes tyre dhe jo të luftojnë. Pra argumentet kuranore janë të qarta dhe ato ndalojnë armiqësinë në mes njerëzve. Allahu xh. sh. thotë: “O ju njerëz, vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s’ka dyshim se te All-llahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (këqijat) e All-llahu është i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë”. (Huxhurat: 13)

Për të ekzistuar paqja, harmonia e toleranca në mes popujve dhe për dialog të suksesshëm, nevojitet respekt i ndërsjellë në mes besimeve, duhet mirëkuptim dhe bashkëpunim i vazhdueshëm, sinqeritet e jo dyfytyrësi gjatë dialogut, duhen ndërmarrë aktivitete të përbashkëta si në fushën e hulumtimeve të përbashkëta shkencore,duke mbrojtur të drejtat e çdonjërit, në bashkëpunim të përhershëm edhe në luftimin e krimit të organizuar, i çfarëdo natyre qoftë, me aksione të përbashkëta në luftë kundër terrorizmit,drogës e shumë sëmundjeve të tjera, që janë rrezik për shoqërinë njerëzore.

Dialogu me të tjerët ndihmon edhe në pakësimin e varfërisë,arsimimin e atyre që nuk kanë mundësi të arsimohen, e në shumë probleme të tjera.

Ne krerët fetarë duhet të jemi më të zëshëm, të ngremë zërin tonë tek qendra të shumta ndërkombëtare të vendosjes, nëpërmjet deklaratave të përbashkëta, tek qeveritë tona, në raport me të këqijat që po përjeton krijesa më e çmuar e Zotit - njeriu.

Është e dhimbshme kur shohim se shumë fëmijë brenda ditës vdesin nga uria, e sa e sa mjete harxhohen në armatim vetëm brenda një dite.

E pra, më pak armatim, më pak luftëra, më pak urrejtje e më shumë dashuri, më shumë tolerancë, dhe më pak gjakderdhje e krime, më shumë respekt e aspak hakmarrje. Vëllazëri e fqinjësi - dhe jo gjakderdhje e armiqësi.

Planeti ynë është lodhur nga luftëra të shumta, prandaj duhet t’i kthehemi arsyes e të jetojmë në paqe.

## Si të kthehemi nga e ardhmja?

Me gjithë këto dhembje, vuajtje dhe peripeci, ne në Kosovën tonë, në bashkëpunim me institucionet e Kosovës dhe faktorin ndërkombëtar, do të gjejmë forcë dhe kurajë që të gjitha vështirësitë t’i tejkalojmë e të mos mbetemi robër të së kaluarës, po t’i kthehemi së ardhmes, natyrisht duke mos e harruar të kaluarën, jo për t’u hakmarrë, po vetëm që të marrim mësime, që ajo të mos na përsëritet asnjëherë në të ardhmen. Tejkalimi i kësaj periudhe nuk është i lehtë, por lypset guxim dhe kurajë qytetare, në veçanti te pala e cila ka qenë shkaktare e agresionit, ka poseduar mekanizmat e forcës dhe ka ushtruar dhunë, krime, dhe dëme ndaj palës së paarmatosur .

Kujtoj që dhimbjet që i shkaktojmë njëri-tjetrit herë pas here gjatë historisë, janë produkt më tepër i natyrës sonë të errët. Kjo ngase Zoti, në të gjithë librat e shenjtë, na mëson që të jetojmë në harmoni, paqe dhe në tolerancë me njëri-tjetrin.

Kurse, qytetërimet e sotme kryesore botërore, do të duhej t’i forconin edhe më tej dallimet dhe karakteristikat e tyre: kombëtare, fetare e sidomos kulturore, në mënyrë që këto dallime të shërbejnë si një kapital i vlefshëm këmbyes në periudhat dhe proceset të cilat i presin gjeneratat e ardhshme. Tekefundit, ne që besojmë në Krijuesin tonë të përbashkët, kemi edhe për obligim ta bëjmë këtë për hir të dëshirës dhe vullnetit të Tij, që të na bëjë të ndryshëm nga të gjitha gjallesat e tjera që krijoi në këtë botë.

Kemi nevojë për të vërtetën dhe për drejtësi edhe në Kosovë. Është koha që pala serbe, dhe sidomos Kisha Ortodokse Serbe të jetë nismëtare që pavarësinë e Kosovës ta pranojë si realitet,si drejtësi për Kosovën dhe në të njëjtën kohë shans për reformimin e Serbisë. Në këtë drejtim, prijësit fetarë mund të kontribuojnë dukshëm dhe roli i tyre është i pazëvendësueshëm.

Këtu mund të shtrohet pyetja: Cili mund të jetë roli dhe kontributi i bashkësive fetare në kthimin e besimit të humbur për shkak të luftës dhe konflikteve?

Në bazë të përvojës së deritanishme, mendoj se në mesin e tri bashkësive fetare tona tradicionale të Kosovës, Islame, Katolike dhe Ortodokse, bazuar në parimet fetare, ekziston një konsensus i përbashkët, se ne duhet të japim kontributin tonë që na takon si prijës fetarë. Për këtë na obligojnë parimet tona fetare, si dhe interesi i përgjithshëm i besimtarëve dhe qytetarëve të Kosovës. Ne duhet të përdorim autoritetin tanë për kthimin e besimit të ndërsjellë në mesin e popullatës së Kosovës. Sepse, me këtë krijojmë një klimë të përshtatshme për një jetë normale për të gjithë banorët e saj, pa dallim feje, gjuhe e kombi. Me këtë do t’u dalim në ndihmë si faktorit vendor, ashtu edhe atij ndërkombëtar, për krijimin e një jete më të mirë në Kosovë.

Nuk duhet harruar se disa nga serbët tragjedinë e popullit shqiptar, në dekadën e fundit të shekullit njëzet, e përjetu-







an si tragjedi të tyre, për se ngritën zërin lart duke demaskuar veprimet e regjimit serb si shkelje të të drejtave elementare të një populli të tërë. Të tillë qenë: Natasha Kandiç , Sonja Biserko, Biljana Kovaçeviç-Vuço etj.

Shembuj të këtillë, nuk ka dyshim se inkurajojnë masën për kthimin e besimit të ndërsjellë, tek njerëzit e thjeshtë të të dy popujve.

Këtu vlen të theksojmë se pas vitit 1999, nën presione të ndryshme, pjesa dërrmuese e popullatës shqiptare që jetonin në Serbi, kryesisht në rajonin e Medvegjës, qenë të detyruar t'i lëshonin shtëpitë dhe të shpërnguleshin, ose, së paku, t'i ndryshonin emrat myslimanë duke u pagëzuar me emra serbo-ortodoksë. Një fatkeqësi e kohës sonë kjo. Për fat të keq, kjo dukuri, për qëllime të caktuara nuk është diskutuar fare në medie.

Pyetja që shtrohet para nesh, është: Ç'duhet të bëjmë më tutje për një të ardhme më të mirë për të gjithë ne dhe për brezat që do të vijnë pas nesh?

Sipas mendimit tonë, duhet të ndërmerret sa vijon:

Shumica shqiptare, në veçanti pas pavarësimit të Kosovës, duhet të marrë mbi vete mbrojtjen dhe prosperitetin e të gjitha pakicave të tjera.

Pakica serbe duhet të pajtohet me realitetin e ri të krijuar në Kosovë. Kosovën ta njohë si atdhe të vetin dhe fatin e saj duhet ta lidhë me të.

Kisha Ortodokse Serbe, me veprimet e saj, duhet të tregojë se është përfaqësuese shpirtërore e popullit serb e jo të ndikohet dhe të manipulohet nga politika e dështuar serbe.

Të tri bashkësitë tradicionale fetare të Kosovës, në punën e tyre publike dhe me besimtarët, të promovojnë vlera të përbashkëta të bazuara në parimet e Islamit dhe të Krishterimit, të punohet për promovimin e tolerancës, paqes dhe drejtësisë.

Pakica serbe të mos provokojë shumicën shqiptare, çfarëdo veprimesh qofshin.

Mesazhet e bashkësive fetare, vazhdimisht duhet të jenë në frymën e promovimit të një shoqërie tolerante, multietnike dhe multikonfesionale, në të cilën do të respektohen të drejtat e të gjitha komuniteteve, qofshin ato pakicë apo shumicë .

Të bëhet meremetimi i të gjitha objekteve fetare të rrënuara gjatë dhe pas luftës, qofshin ato islame apo të krishtera.

Dialogu ndërfetar në të ardhmen të vazhdojë me një intensitet më të madh dhe të ndërmerren hapa për mbajtjen e konferencës ndërfetare në Kosovë, në pajtim me deklaratën e Patrikanës së Pejës të 2-3 majit 2006.

Dhe krejt në fund më lejoni që edhe njëherë, nëpërmjet jush të pranishmëve në këtë sallë, të ftoj të gjitha ato shtete që ende nuk e kanë njohur Republikën e Kosovës, që ta njohin sa më shpejt, një thirrje e veçantë i bëhet Konferencës Islamike me seli në Xhide dhe të gjitha vendeve islame, që ende po ngurrojnë në njohjen e pavarësisë së Republikës së Kosovës, që këtë ta bëjnë sa më shpejt, për se Kosova dhe populli i saj paraprakisht ju falënderon.

Ju faleminderit.

**Naim Tërnava**
*Kryetar i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe Myfti i Kosovës*

*Nju-Jork më 28 gusht 2008.*

Me rastin e vdekjes së Imam Vehbi Ismailit në Detroit të Miçiganit

# Imam Vehbi Ismali (1919-2008) – themelues i Qendrës së parë Shqiptare Islame në Amerikë

**Qemajl Morina**

*Më 17 maj 2008, në Detroit të shtetit Miçigan, në moshën 89- vjeçare, ndërroi jetë imam Vehbi Ismaili, udhëheqës shumëvjeçar i Qendrës Islame Shqiptare në Detroit si dhe kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqiptarëve të Amerikës dhe Kanadasë. Puna e tij e palodhshme me Komunitetin Mysliman Shqiptar, por edhe me Komunitetet e tjera Shqiptare, që jetojnë dhe veprojnë në ShBA, bëri që ai të gëzonte respektin e të gjithëve. Për këtë arsye, lajmi i vdekjes së tij shkaktoi dhembje tek të gjithë ata që e njohën drejtpërsëdrejti* apo *e njohën nëpërmjet krijimtarisë së tij fetare a letrare.*

## Kush është Imam Vehbi Ismaili?

Përgjigjen më të mirë të kësaj pyetjeje e gjejmë nga vetë i ndjeri, i cili, në një intervistë që i kishte dhënë Hasan Hasanit, redaktor i revistës "Shkëndija" të Prishtinës, shtator 1994, thoshte:

"Unë kam lindur në Shkodër më 25 nëntor 1919, në një familje të njohur fetare. Im atë, Haxhi Ismail Hakiu, ishte njëri prej ulemave të njohur të Shkodrës dhe i respektuar në tërë qytetin. Biblioteka e tij kishte mijëra libra në gjuhën arabe, turke dhe persiane. Katër klasa të para të fillores i kreva në Shkodër. Nuk isha nxënës i dalluar, sepse, në vend që të merresha me studimin e lëndëve shkollore, e kaloja kohën duke lexuar libra të ndryshme, si Kontin e Monte Kristos dhe Tre musketarët e Aleksandër Dymasë, që kishte filluar t'i përkthente në gjuhën tonë Kostë Çekrezi dhe i botonte nga një në dy javë në broshura prej 16 faqesh dhe pastaj i mblidhnin në libra. Kështu, në vitin 1928, kur im atë u emërua Myfti në Krujë, shokët më thanë që, kur të shkoja në Krujë, të regjistrohesha në klasën e katërt që mos ta turpëroja Shkodrën. Për këtë shkova dhe u këshillova me mësuesin Tefik Gjyli, i cili kishte qenë edhe nxënës i babait tim, dhe ia shfaqa mendimin e shokëve. Ai më tha: "Jo, por regjistrohu në klasën e pestë, studio, përvishju mësimit dhe lëri anash librat e tjerë, se jam i sigurt se do të kalosh mirë!" Kështu që, kur shkova në Krujë, u regjistrova në klasën e pestë dhe në fund të vitit e mbarova shkollën fillore me sukses të dalluar, duke dalë i dyti në klasë. Mbasi mbarova shkollën fillore, meqë në Krujë nuk kishte shkollë të mesme dhe njëherësh nuk gëzoja shëndet të



Imam Vehbi Ismaili

mirë, për dy vjet shkova si praktikant në zyrën e tatimeve të financës në këtë qytet. Ndërsa në vitin 1913 më thirri babai e më tha: "Mjeku thotë se tash e ke shëndetin të mirë. Është koha të shkosh në shkollë të mesme. Zgjidh ku do të shkosh: në gjimnazin e Shkodrës, apo në shkollën teknike në Tiranë, kështu që të mundohem të nxjerr një bursë për njërën prej këtyre, mbasi kushtet e duhura për këtë i ke". Unë iu përgjigja: "Unë nuk dua të shkoj në asnjërën prej këtyre shkollave. Unë dua t'i ndjek studimet në Medresenë e Naltë në Tiranë!". Im atë m'u drejtua: "Or bir, kjo karrierë nuk të siguron një jetë të mirë materiale dhe është e vështirë, ekonomikisht do të vuash gjithmonë, prandaj të këshilloj të zgjedhësh njërën prej shkollave që t'i përmenda. Po të jap një javë kohë që të mendosh mirë për të ardhmen tënde. Pas një jave më jep mendimin tënd të prerë." Kaloi java dhe hyra në dhomën e tij dhe i thashë: "Mendimi im i prerë është t'i vazhdoj mësimet në Medrese". Kur dëgjoi këto fjalë, babai u ngrit, në bublat e faqeve i kulluan ca lot, më përqafoi duke thënë: "Kjo është një dëshirë e zjarrtë imja, se përndryshe do ta leja në testament librarinë time për ndonjë institut fetar, por nuk doja të inkurajoja, sepse, po të vuaje materialisht më vonë, do të thoshe ta bëri babai". Dhamë lutjen në Medrese dhe u pranova. I fillova mësimet. Në Medrese mësoheshin të gjitha lëndët që mësoheshin edhe në shkollat e mesme të Ministrisë së Arsimit. Ai që mbaronte këtë, mund të hynte në çdo Universitet të Evropës, meqë në Shqipëri nuk kishte universitet. Por, në vend të gjuhës italiane dhe asaj frënge, që mësoheshin në shkollat e tjera, atje prej klasës së parë mësoheshin anglishtja dhe arabishtja, ndërsa gjuha persiane mësohej në klasën e pestë. Medreseja zgjaste tetë vjet. Gjatë kohës si nxënës në Medrese, fillova të shkruaja në revistën Zani i Naltë, që ishte organ mujor, kulturor e fetar i Komunitetit Mysliman Shqiptar. Kjo na ndihmonte shumë, meqë drejtori i saj, Haki Sharofi, ishte edhe mësues i yni i gjuhës shqipe. Po ashtu bashkëpunoja edhe me Vatrën e Rinisë, që ishte një e përjavshme për të rinjtë. Këtu botoja tregime të shkurtra."

## Imam Vehbi Ismaili student në Kajro

Pas kryerjes së shkollimit të mesëm, Imam Vehbi Ismaili, kishte vendosur të shkonte në "al-Az-har" të Kajros për të shtuar horizontet e njohurive të tij. Kështu në vazhdim shohim se ai përshkruan kësodore jetën e tij në këtë periudhë:

"Kur mbarova klasën e katërt, mora diplomën që thirrej semimaturë. Me të mundej çdo nxënës të emërohej imam xhamie. Por, unë vendosa të shkoja dhe t'i plotësoja studimet fetare në Egjypt, meqë im atë atje kishte shumë miq, andaj edhe nuk pata vështirësi që të nxjerr një bursë nga qeveria egjyptiane. Kështu që nga fundi i vitit 1937, bashkë me Thabit Kodukun, maturant i Medresesë, shkuam në Kajro dhe pas një viti u regjistruam në Universitetin Al-Az-har, Fakulteti i Teologjisë. Në vitin 1945 mora diplomën nga Fakulteti. Pikërisht ato ditë mora një letër shumë mallëngjyese nga vëllau im i vogël, Shefkiu, i cili shfaqte mallin që kishte për mua dhe kërkonte që të kthehesha në atdhe. Letra më bëri përshtypje të madhe, dhe, megjithëse e dija se atje gjendja nuk ishte e mirë, vendosa të kthehesha. Ndërsa po përgatitesha të shkoja në Shqipëri, mora një letër në gjuhën arabe nga im atë, ku, në mes tjerash, më shkruante: "Sa të dua të kem unë pranë, nuk do asnjëri tjetër. Po të këshilloj të mos gabosh të vish, se do ta hedhësh veten në zjarr". Natyrisht, iu binda kësaj porosie dhe vendosa ta bëja Egjyptin atdhe të dytë për disa kohë, duke menduar se komunizmi në Shqipëri nuk do të kishte jetë të gjatë.

Vitet shkonin, gjendja në Shqipëri nuk po ndryshonte. M'u bë propozim formimi

i familjes, me pasuri që të gëzojsha një jetë shumë të mirë materiale, por unë gjithnjë mendoja dhe ëndërroja të kthehesha në Shqipëri, saqë e tërë pasuria e Egjyptit për mua nuk kishte vlerë. Njeriu bën plane, por Zoti, qoftë lavdëruar, zbaton të tjera."

## Themelues i qendrës së parë islame shqiptare në Amerikë

Jeta e Imam Vehbi Ismailit, pak a shumë i përngjan jetës së Fan Stilian Nolit, i cili po ashtu jetoi një kohë të shkurtër në Egjypt dhe nga Egjypti, me ftesë të Komunitetit Shqiptar, shkoi në Boston të Amerikës. Ja si e përshkruan Imam Vehbi Ismaili këtë pjesë të jetës së tij:

"Nga fundi i vitit 1948 mora një letër nga Shoqëria Shqiptaro-Amerikane Myslimane në Detroit, Miçigan, të Shteteve të Bashkuara të Amerikës, me të cilën ftohesha të shkoja atje si udhëheqës i tyre fetar. Në fillim ngurrova, meqë do të largohesha më tepër nga atdheu dhe njëherit në pikëpamje ekonomike isha mirë. Por, shokët ma mbushën mendjen se do të kisha rast t'i shërbeja fesë dhe atdheut. Në prill 1949 u nisa me anije, meqë kisha shumë libra, dhe nga fundi i këtij muaji arrita në Detroit. Shumica e shqiptarëve myslimanë në këtë qytet ishin nga Korça e Gjirokastra, që kishin ardhur para Luftës së Dytë Botërore, për çështje ekonomike. Kishte edhe disa beqarë nga Vlora dhe Berati, që nuk ishin martuar fare ose kishin familjet në Shqipëri. Këta të gjithë më pritën shumë mirë, m'i hapën zemrat dhe shtëpitë e tyre, saqë e ndjeva

veten sikur të isha në mes të familjes sime. Të gjithë ishin njerëz të thjeshtë, por me dashuri të madhe për atdhe, njerëz të sinqertë. Fëmijët e tyre i kishin mësuar dhe edukuar me tradita shqiptare. Shumica e fëmijëve e flisnin mirë shqipen. Një grup i vogël që atëherë numëroheshin në gishta, ishin refugjatë politikë, që kishin ikur nga komunizmi. Shumica e grupit të parë ishin proenveristë, sepse ua kishin marrë mendtë delegatët që vinin nga Kombet e Bashkuara, por me kalim kohe, kur filluan të vinin refugjatë politikë nga të afërmit e tyre dhe mësuan prej tyre si ishte gjendja në Shqipëri, përnjëherë u kthyen në antikomunistë.

Shoqata Shqiptaro-Amerikane Myslimane nuk kishte lokal të vetin dhe as që kishte ndonjë të zënë me qira. Prandaj, puna e parë që bëmë, i zumë me qira disa dhoma në International Institute, që i përdornim për shërbime fetare, si klasë për të mësuar fenë dhe klasë për mësimin e shkrimit të gjuhës shqipe. Shqiptarët myslimanë nuk ishin më shumë se 20-30 familje. Të gjithë i sillnin fëmijët rregullisht për të mësuar fenë dhe gjuhën, e sot disa prej tyre janë bërë gjyshër e gjyshe.

Kontributi im i parë si veprimtar këtu në ShBA filloi me hapjen e klasave për fe dhe gjuhën shqipe. Shqiptarët myslimanë këtu qenë njerëz shumë të mirë dhe me karakter të lartë, por nga feja islame kishin pak njohuri, prandaj gjëja e parë që bëra, ishte që në muajin tetor 1949, Shoqëria filloi botimin e një reviste fetare kulturore me titull **"Jeta Myslimane Shqiptare",** që botohej katër herë në vit, në 64 faqe, gjysma në gjuhën shqipe dhe gjysma tjetër në gjuhën angleze. Kjo vazhdoi të dalë për tetë vjet dhe u botuan gjithsej 32 numra. Shumica e artikujve ishin fetarë, por shkruheshin edhe artikuj letrarë e kombëtar, sikurse dhe lajmet e bashkësisë islame shqiptare. Për shkaqe financiare, kjo revistë, pas tetë vjetësh botimi, u shua, s'u botua më.

Çdo nismë në fillim ka vështirësitë e saj. Problemi më i madh për mua ishte mungesa e një lokali që nuk kishim pronë tonën, ku do të mund të zhvillonim aktivitet më me rregull. Meqë bashkësia e këtuhit ishte shumë e vogël, m'u desh të vizitoja çdo qytet të Amerikës dhe të Kanadasë, ku kishte shqiptarë, dhe të shkoja të kërkoja ndihmë, për të cilën gjeta përkrahje jo vetëm nga tërë myslimanët shqiptarë, por edhe nga një shumicë e madhe ortodoksësh shqiptarë, që e ndienin detyrë për të na ndihmuar, meqë shqiptarët myslimanë kishin ndihmuar bujarisht si për ndërtimin e kishave ashtu edhe për botimin e librave të tyre fetarë në gjuhën shqipe. Madje, me ndihmën e Zotit të Madhërishëm dhe me përkrahjen bujare të shqiptarëve të Amerikës dhe Kanadasë, më 1951 arritëm të blejmë një kishë ermene dhe me ndryshime të vogla, u bë vend i aktiviteteve tona fetare e kombëtare. Më 6 qershor 1951 u bë hapja e saj zyrtare, duke u falë xhumaja e parë në të. Kështu, aktivitetet tona u transferuan nga **International Institute** në këtë objekt që u quajt **Qendra Islame Shqiptare**. Në këtë kohë u pa e nevojshme se na duhej një tekst për t'ua mësuar fëmijëve fenë në gjuhën shqipe, andaj u përgatit dhe u botua libri **"Islamizmi dhe lutjet",** e disa vjet më vonë u botua edhe libri tjetër **"Muhamedi, profeti islam".** Kjo ndërtesë u përdor deri në vitin 1961, kur ndihet nevoja për një objekt më të madh, meqë erdhën shumë shqiptarë refugjatë politikë nga Shqipëria, Kosova, Maqedonia dhe Mali i Zi. U vendos të shitej ky objekt dhe të ndërtohej një tjetër i ri, më i madh, që t'i plotësonte nevojat tona. U shit në vitin 1962 dhe me paratë e tij u ble trualli ku filloi puna për të ndërtuar Qendrën e re, meqë ato para mbulonin vetëm një të tretën e shpenzimeve që kushtonte ndërtesa e re, sipas planit që kishim bërë. Edhe një herë m'u desh të dilja e të vizitoja çdo qytet ku kishte shqiptarë, për të kërkuar ndihma. Kur shkova në Boston, Peshkop Noli dhuroi 500 dollarë. Në këtë fushatë morën pjesë të gjithë shqiptarët që vizitova, myslimanë e ortodoksë, meqë atëherë nuk kishte katolikë.

Ndërtesa e re u hap më 23 shkurt 1963. Më vonë salla u shtua edhe për dyzet këmbë si dhe u ndërtuan kubeja dhe minarja. Sot **Qendra Islame Shqiptare** përbëhet nga një xhami, ku mund të falen 500 vetë, një sallë ushqimi për 600 vetë, një zyrë, një librari, klasë për mësime, kuzhina. Kjo ndodhet në një vend shumë të mirë, ku shihet. Çdo muaj kemi vizitorë në grupe që vijnë nga kisha dhe shkolla të ndryshme, që, duke parë emrin, disa dëshirojnë të mësojnë për shqiptarët dhe Shqipërinë, ndërsa të tjerët vijnë të dëgjojnë leksione për fenë islame.

Shqiptarët e shtetit Miçigan gëzonin respekt dhe nderoheshin nga autoritetet e këtij shteti. Më 30 korrik 1949 u mbajt Kongresi i parë i Shoqërisë në një prej hoteleve më të bukura të qytetit, ku morën pjesë autoritetet më të larta të Detroitit si dhe Guvernatori i Shtetit Miçigan, G. Mene Uiliems, i cili, kur foli në mbledhje, pasi më uroi mirëseardhje mua, shtoi: "Shteti Miçigan mburret me qytetarët e tij prej origjine shqiptare, janë njerëz të sinqertë, punëtorë të mirë e të ndershëm, të bindur në ligj. Në katër periudhat dyvjeçare që jam guvernator i shtetit Miçigan, d.m.th. për tetë vjet, nuk kam pasur dhe as nuk kam asnjë shqiptar në burgjet e shtetit tonë". Këto fjalë të Guvernatorit të shtetit Miçigan ma bënë zemrën mal nga gëzimi. U bëmë miq me të dhe më vizitonte dhe e vizitoja, madje më ftonte në çdo banket që jepte në kryeqytetin e shtetit të Miçiganit.

Me vëllezërit shqiptarë ortodoksë (atëherë nuk kishte vetëm dy a tre katolikë shqiptarë) shkonim shumë mirë. Festonim festa kombëtare së bashku dhe shkonim në kishë të tyre dhe ua uronim festat fetare ashtu siç vinin edhe ata te ne për ditë të festave myslimane në xhami të na urojnë. E njëjta gjë ndodh edhe sot me vëllezërit katolikë që këtu në Miçigan i kanë dy kisha dhe marrëdhëniet tona janë shumë të mira. Shkojmë e vijmë në institute të njëri -tjetrit".

## Kontributi në lëmin e publicistikës

Imam Vehbi Ismaili kishte talent për shkrim. Këtë ai e kishte dëshmuar edhe gjatë kohës sa kishte qenë nxënës në Medresenë e Naltë të Tiranës, ku paraqitej me shkrime të ndryshme me pseudonimin Vehbi Hoxha. Po ashtu shkruante dhe për të përjavshmen e rinisë **"Vatra e rinisë"**, ku botonte tregime të shkurtra.

Përvojën e tij të shkrimeve, Imam Vehbi Ismaili do ta vazhdonte edhe gjatë studimeve të tij në Kajro. Kështu ai, i nxitur nga ambienti kulturor i Kajros dhe i ndikuar nga lëvizjet letrare që në atë kohë zhvilloheshin në Kajro, filloi përkthimin e krijimtarisë letrare nga gjuha shqipe

në gjuhën arabe dhe anasjelltas. Në këtë aspekt, Imam Vehbi Ismaili konsiderohet pionier i prezantimit të vlerave letrare të gjuhës shqipe në gjuhën arabe. Këto përkthime ai i botoi në revistat letrare më të njohura të Kajros, si “err-Rrisale” (Mesazhi), “ethTthekafe” (Kultura). Pastaj në revistat “el-Hilal” (Hëna e Re), “el-Katib” (Shkrimtari) etj., në të cilat, përveç përkthimeve, botonte edhe punimet e tij autoriale, qoftë tregime të nxjerra nga historia islame apo poezi të tij origjinale. Më vonë shumicën e këtyre novelave të përkthyera nga gjuha shqipe në gjuhën arabe, i përmblodhi në një botim të veçantë me titullin: “el-Mehdu edh-Dhehebiju” (Djepi i artë), që u botua në Kajro në vitin 1948, nga Komisioni për Letërsi Arabe. Parathënien e kësaj përmbledhjeje e kishte shkruar letrari egjiptian, Hasan Alvani, i cili pohon për aspekte të shumta të ngjashmërisë midis letërsisë arabe dhe asaj shqipe, duke u mbështetur në ambientin e përbashkët në mes arabëve dhe shqiptarëve. Kështu pra, libri “Djepi i artë” konsiderohet vepra e parë letrare shqipe e përkthyer në gjuhën arabe.

Qëndrimi i gjatë i Imam Vehbi Ismailit në Kajro, që vazhdoi deri në vitin 1949, i dha mundësi atij të përkthente vepra të çmuara nga gjuha arabe në gjuhën shqipe. Interesimi i tij për dramën e nxiti ta përkthente dramën e shkrimtarit dhe dramaturgut të njohur egjiptian Tevfik al-Hakim me titull “As-habu al-Kahfi” (Banorët e shpellës), përmbajtja e së cilës është e mbështetur nga tregimet e Kuranit. Kjo vepër për herë të parë u botua në Prishtinë në vitin 1962 dhe konsiderohet drama e parë e letërsisë arabe bashkëkohore e përkthyer në gjuhën shqipe. Në vitin 1986 u bë ribotimi i saj i dytë me parathënien e Dr. Muhamed Mufakut. Për këtë vepër Imam Vehbi Ismaili thotë: “Qysh në fëmijëri kam qenë një prej admiruesve të novelave të Prof. Ernest Koliqit, prandaj kur fillova ta prezantoj literaturën shqipe në gjuhën arabe, pikërisht e fillova me novelat e tij. Kur erdhi Prof. Koliqi në Kajro, m’u dha rasti të njihesha me të dhe unë e njoha me shumë shkrimtarë egjyptianë si Teufik El-Hakim, Dr. Taha Husejnin, Mahmud Tejmur. Me të kthyer në Itali, Prof. Koliqi kërkoi nga unë që të shkruaja diçka për **Shejzat** ose të përktheja ndonjë nga veprat e Teufik El-Hakimit. Unë zgjodha dramën “Banorët e shpellës”, motivi i së cilës ishte marrë nga një tregim i Kur’anit. Kur u mbarua së botuari në disa vazhdime në revistën Shejzat, bëra një parathënie mbi temën e librit si dhe mbi jetën e Teufik El-Hakimit dhe në shtypshkronjën e Shejzave e shtypa në disa qindra kopje dhe e shpërndava ndër miq. Vite më vonë, z.Ali Rexha ra në kontakt me mua dhe m’i kërkoi disa libra të Fan Nolit që i mungonin, sepse Rilindja donte të rishtypte koleksionin e plotë të veprave të tij. Me këto libra ia dërgova edhe një kopje të dramës “Banorët e shpellës”, e cila siç mora vesh më vonë nga një mik, i cili ma dërgoi një kopje të botimit të Rilindjes, e kishin botuar, duke hequr parathënien time dhe duke shtuar një parathënie tjetër të shkruar nga miku im Dr. Muhamed Mufaku. Për mua parathënia ishte me rëndësi, sepse me të kisha për qëllim t’u thosha letrarëve myslimanë shqiptarë se në Kur’an ka tregime që po shtjellohen nga një shkrimtar i mirë, me to mund të pasurohet shumë letërsia shqipe. Madje, duhet të shkruhej edhe diçka mbi autorin e veprës, që kështu ta njihte lexuesi shqiptar. Prandaj, unë e ribotova me parathënien time, duke mos lënë jashtë as atë të Dr. Muhamed Mufakut.

Të gjitha përkthimet që kam bërë nga arabishtja, janë me tema fetare. Përkthimi nga arabishtja është shumë më i vështirë se përkthimet nga anglshitja, sepse gjuha arabe është shumë e pasur. Unë nuk pretendoj se jam letrar dhe ta zotëroj gjuhën shqipe ashtu si duhet, por e admiroj literaturën, prandaj biblioteka ime është shumë e pasur me botimet shqipe, si të Kosovës ashtu edhe të Shqipërisë. Kur mendoj të përkthej një libër nga arabishtja, e lexoj dy-tri herë dhe mundohem ta bluaj në gjuhën shqipe. Pastaj i hyj përkthimit dhe, si ta mbaroj, e lë për një muaj ose dy, e pastaj e rishikoj, duke u munduar gjithnjë që brenda mundësive të mia ta zbukuroj, dhe e jap në shtyp”.

Përveç angazhimit të përhershëm në fushën e publicistikës, Imam Vehbi Ismaili pas vetes la me dhjetëra libra të shkruar nga pena e tij e mprehtë si dhe përktheu libra me përmbajtje artistike, por edhe veprat e tij u përkthyen në gjuhë të tjera. Nga vargu i botimeve të shumta e me vlerë që la Imam Vehbi Ismaili, po përmendim disa prej tyre: “Islamizmi dhe lutjet” 1976, “Muhamedi profeti islam” 1987, “Ymeri pranon Islamizmin” 1987, “Bilali muezin i profetit 1988, “Predikimet e xhumasë” 1988, “Studime islame” 1988, “Dritë nga Kur’ani” 1992, “Kërkuesi i së vërtetës” 1989.

Ka përkthyer nga arabishtja dhe anglishtja këta libra: “Feja Islame” 1985, “Tregime nga historia islame” 1987, “Ebu Dherr el-Gaffari” 1986, “Muhamedi, profeti njeri” 1987, “Banorët e shpellës” 1988, “Muhamedi” 1990, “Mrekullia e madhe” 1990, “150 hadithe” 1990.

Veprat e Imam Vehbi Ismailit, të përkthyera në gjuhë të tjera, janë: “Muhamed the last prophet” (Muhamedi profeti i fundit) 1984 (është ribotuar gjashtë herë), “What is Islam” (Ç’është Islami?) 1991. Libri “Muhamedi profet i fundit“ është përkthyer në gjuhën serbokroate dhe është botuar dy herë.

Veprat e Imam Vehbi Ismailit, qofshin ato origjinale apo të përkthyera, patën një ndikim të madh tek lexuesit shqiptarë, qoftë në Amerikë dhe qoftë në trojet shqiptare. Shumica prej tyre u ribotuan disa herë, qoftë në Kosovë, Maqedoni e Mal të Zi apo në Diasporë, dhe shërbyen si literaturë e dorës së parë, për shkak të gjuhës së pastër shqipe dhe temave që shtjellonin. Veprat e tij ishin të përhapura shumë dhe në bazë të atyre ai ishte popullarizuar shumë në Kosovë, të cilën e kishte vizituar tri herë.

## Në Shqipëri pas 49 vjetësh

I zhuritur nga malli për atdhe, Imam Vehbi Ismaili kishte vizituar tri herë Kosovën, gjatë viteve 1970-1988, duke parë nga larg atdheun e tij. “Më dukej sikur shikoja nga larg atdheun, sidomos kur shkoja në Dibër, në Hot... e heqsha një pjesë të mallit “ ka deklaruar ai në intervistën që përmendëm më sipër, për revistën Shkëndija të Prishtinës (shtator 1994).

Pas 49 vjetësh, në vitin 1988, iu lejua për herë të parë që ta vizitonte Shqipërinë, ku qëndroi së bashku me gruan e tij, prej 23 gusht deri më 13 shtator. Ja si e përshkruan gjendjen Imam Vehbi Ismaili: “E gjeta Shqipërinë si mos më keq. Më 1939 Shkodra kishte parqe e lulishte të bukura, e tash ato ishin zëvendësuar me disa apartamente të këqija e pa plan. Tirana në vitin që e lashë kishte një bulevard afër dy kilometrash në mes dhe në të dy anët ishte e zbukuruar me trotuare plot me pemë dhe me lule. Mbrëmjeve mbushej plot me njerëz që shëtisnin në të, dhe, kur lodheshin, kishte karrige të gjata që mund të uleshin e të çlodheshin dhe të bisedonin. Në të dy anët kishte ëmbëltore dhe kafene, ku mund të hanin ndonjë ëmbëlsirë ose të pinin ndonjë kafe apo të hanin ndonjë akullore.”

Pas demokratizimit të Shqipërisë në vitin 1991, Imam Vehbi Ismaili kishte pasur fatin që në krye të një delegacioni të Komunitetit të Myslimanëve të Amerikës, ta vizitonte Shqipërinë, por kësaj radhe në rrethana të reja nga ato të vitit 1988. Qëllimi kryesor i kësaj vizite, siç pohon edhe vetë Imam Vehbi Ismaili, ishte të hulumtonin se “ç’nevoja themelore kishin bashkatdhetarët tanë për mëkëmbjen e fesë dhe të bënim çka ishte e mundur që t’u vinim në ndihmë”.

Ai, së bashku me dy kolegët e tij - Imam Isa Hoxha dhe Imam Qamil Lami, kishin ardhur në përfundim se “gjëja më me rëndësi ishte nevoja e edukimit fetar. Pra, libri dhe kuadrot fetare, pa të cilat nuk mund të funksiononin xhamitë. Bota Islame kishte dhuruar disa bursa dhe u dërguan ose ishin në përgatitje të dërgoheshin studentë për të studiuar fenë në Egjypt, në Arabinë Saudite, në Turqi e në Libi. Ky proces për të arritur nivelin e duhur, mund të marrë ndoshta edhe shumë vjet, por kjo një ditë mund të arrihet e po ashtu edhe xhamitë të meremetohen apo të ndërtohen, sikur të merrnin ndihma bujare nga Bota myslimane, e cila edhe po ndihmon”.

## Letër miradije për imamin nga Kosova Muhamed Demirin

Në këtë aspekt një ndihmë me kuadro kishin dërguar Bashkësia Islame e Kosovës dhe ajo e Maqedonisë. Gjatë një vizite që Imam Vehbi Ismaili i kishte bërë qytetit të Kavajës, aty ishte takuar me Imam Muhamed Demirin, nga Podjeva, që ishte dërguar nga Bashkësia Islame e Kosovës për ta ndihmuar Komunitetin Mysliman të Shqipërisë në atë fazë të vështirë transicioni. I mahnitur nga përkushtimi i tij në misionin e ringjalljes së fesë islame në Kavajë, sidomos nga puna e tij me rininë, Imam Vehbi Ismaili, pas kthimit të tij në Amerikë, më 12 prill 1994 i drejtohet atij me një shkresë, në të cilën shpreh gëzimin e tij të madh për punën madhështore që po bënte ai në atë vend:

*Imam Vehbi Ismaili*
*20426 Country Club Drive*
*Harper Woods, MI 48225 U.S.A.*
*Prill me 12, 1994*

*I dashuri Vëlla në fe dhe në kombësi Z. Muhamed*

*Es-selamu alejkum ve rahmetullahi ve berekatuhu*

*Tani arritëm mirë në shtëpi dhe i gjetëm të gjithë mirë, lavdi i qoftë të Madhit Zot, ashtu i lutem të Madhit Allah Xh.Sh. që ju bashkë me të dashurit tuaj të gëzoni shëndet të mirë të gjithë*

*"Nuk gjej fjalë të përshkruaj gëzimin që ndjeva kur pashë dhe dëgjova për punën e mirë që kishit bërë dhe po bëjshit me fëmijët myslimanë të Kavajës. Ata janë e ardhmja e fesë dhe atdheut, po të rriten me edukatë fetar, ata do të bëhen anëtarë të vlefshëm të bashkësisë në të cilën bëjnë pjesë.*

*Puna juaj aq sa është e vështirë, aq është dhe e shenjë, sot në Shqipëri është tamam si në kohën e Profetit A.S., shumica e ashtu të quajturve myslimanë janë paganë, kanë pas besuar në idhuj si Enverin dhe partinë, e duhet vullnet i fortë e punë e pandërprerë me i pastruar nga ajo idhujtari. Feja Islame në Shqipëri më tepër se kurrë ka nevojë për të rinj si juve që të punojnë natë e ditë për të ringjallur fenë tonë atje.*

*Pra, nga thellësia e zemrës të uroj për punën madhështore që je duke bërë, i lutem All'llahut XH.SH. që t'u japi fuqi dhe vullnet që të vazhdojsh t'i shërbesh fesë sonë e Ai të shpërbleftë me të mira.*

*Këtu po të dërgoj disa prej botimeve të mija si shenjë kujtimi e mirënjohje.*

*Të përqafoj vëllezërisht duke të uruar të gjitha të mirat në të dy jetët.*

*ves-selamu alejkum, ala men it-tbea el-huda*

*Vëllau i juaji*
*Imam Vehbi Ismaili*



IMAM VEHBI ISMAIL

20426 Country Club Drive
Harper Woods, MI 48225 U.S.A.

Home: (313) 881-8259
Mosque: (313) 884-6676
Fax: (313) 884-3993

Muhammedi Profeti i Tij.

Allah ka Zot tjetër përveç Alll-llahut.

بسم الله الرحمن الرحيم
انما المؤمنون اخوة

Të gjithë Besimtarët janë vllazën.
KURAN

Prill me 12,1994

I dashuri Vëlla në fe dhe në kombësi Z.Muhamed

السلام عليكم ورحمة الله وبركاته

Tani arritëm mirë në shtëpi dhe i gjetëm të gjithë, mirë lavdi i qoftë të Madhit Zot, ashtu i lutem të Madhit Allah Xh.Xh. që dhe ju bashkë me të dashurit tuaj të gëzoni shëndet të mirë të gjithë.

Nuk gjejë fjalë të përshkruej gëzimin që ndjeva kur pashë dhe dëgjova për punën e mirë që kishit bërë dhe po bëjshit me fëmijt musliman të Kavajës. Ata janë e ardhmja e fesë dhe atdheut, po të rriten me edukatë fetare ata do të bëhen anëtarë të vlefshëm të bashkësisë në të cilën bëjnë pjesë.

Puna e juaj aq sa është e vështirë aq është dhe e shenjtë, sot në Shqipëri është tamam si në kohën e Profetit A.S. shumica e ashtu të quajturve musliman janë pagan kanë pas besuar në idhuj si Enverin dhe partinë, e duhet vullnet i fortë e punë e pandërprerë për të mujtur me i pastruar nga ajo idhujtari. Feja Islame në Shqipëri më tepër se kurrë ka nevojë për të rinjë si juve që të punojnë natë e ditë për të ringjallur fen tonë atje.

Pra, nga thellësia e zëmrës të uroj për punën madhështore që je duke bërë, i lutem All'llahut, XH.XH. që t'u japi fuqi dhe vullnet që të vazhdojsh t'i shërbesh fesë sonë e Ai të shpërbleftë me të mira.

Këtu po të dërgoj disa prej botiemeve të mija si shenj kujtimi e mirënjohje.

Të përqafoj vëllezërisht duke të uruar të gjitha të mirat në të dy jetët.

والسلام عليكم وعلى من اتبع الهدى

Vëlla i juaji
Imam Vehbi Ismail

Shqiptarët në SHBA e kujtojnë për angazhimet e tij të pakursyera në favor të çlirimit të Kosovës nga sundimi serb dhe të bashkimit të saj me Shqipërinë.

Imam Vehbi Ismaili jetoi gjatë që ta shohë demokratizimin e Shqipërisë dhe ta shohë dështimin e regjimit komunist, të cilin e kishte luftuar gjatë tërë jetës së tij. Kështu në vitin 1996, kryetari i Shqipërisë Dr. Sali Berisha, në një manifestim rasti që kishte organizuar në vendlindjen e tij në Shkodër, e pati dekoruar me urdhrin "Flamuri i demokracisë", në shenjë mirënjohje për kontributin e tij në ekzil për demokratizimin e Shqipërisë. Me këtë rast për kontributin e tij në aspektin publicistikë dhe letrar, në veçanti për kontributin e vënies së urave të bashkëpunimit midis letërsisë arabe dhe asaj shqiptare kishte folur Islam Dizdari.

Imam Vehbi Ismaili konsiderohet dijetari i fundit i shekullit njëzet, në mesin e dijetarëve të proviniencës islame, siç ishin Imam Vehbi Dibra, Hafiz Ali Korça, Hafiz Ibrahim Dalliu, Hafiz Ali Kraja, të cilët ditën të bashkonin identitetin islam me atë kombëtar dhe kohën në të cilën jetuan dhe vepruan.

Me gjithë dëshirën tonë të madhe që të takoheshim me rahmetliun, gjatë një vizite që i bëmë Qendrës Islame Shqiptare të Detroitit, në prill të viti 2007, vetëm një vit para se ai të kalonte në botën e amshueshme, nuk patëm mundësi ta vizitonim, për shkak të gjendjes së tij shëndetësore. Allahu i Madhërishëm e shpërbleftë me të mirat e Tij të shumta për kontributin e tij që dha për përhapjen e Islamit.

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "Jasin" - (8)

## (ajetet 77-83)

أَوَلَمْ يَرَ ٱلْإِنسَٰنُ أَنَّا خَلَقْنَٰهُ مِن نُّطْفَةٍ فَإِذَا هُوَ خَصِيمٌ مُّبِينٌ ﴿٧٧﴾ وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَنَسِىَ خَلْقَهُۥ ۖ قَالَ مَن
يُحْىِ ٱلْعِظَٰمَ وَهِىَ رَمِيمٌ ﴿٧٨﴾ قُلْ يُحْيِيهَا ٱلَّذِىٓ أَنشَأَهَآ أَوَّلَ مَرَّةٍ ۖ وَهُوَ بِكُلِّ خَلْقٍ عَلِيمٌ ﴿٧٩﴾ ٱلَّذِى جَعَلَ
لَكُم مِّنَ ٱلشَّجَرِ ٱلْأَخْضَرِ نَارًا فَإِذَآ أَنتُم مِّنْهُ تُوقِدُونَ ﴿٨٠﴾ أَوَلَيْسَ ٱلَّذِى خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ بِقَٰدِرٍ
عَلَىٰٓ أَن يَخْلُقَ مِثْلَهُم ۚ بَلَىٰ وَهُوَ ٱلْخَلَّٰقُ ٱلْعَلِيمُ ﴿٨١﴾ إِنَّمَآ أَمْرُهُۥٓ إِذَآ أَرَادَ شَيْـًٔا أَن يَقُولَ لَهُۥ كُن فَيَكُونُ ﴿٨٢﴾
فَسُبْحَٰنَ ٱلَّذِى بِيَدِهِۦ مَلَكُوتُ كُلِّ شَىْءٍ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ ﴿٨٣﴾

***77. A nuk mendon njeriu se Ne e krijuam atë prej një pike uji** (fare)**, kur qe, ai kundërshtar i rreptë.***
***78. Ai na solli Neve shembull, e harroi krijimin e vet e tha: "Kush i ngjall eshtrat duke qenë ata të kalbur?***
***79. Thuaj: "I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë, e Ai është shumë i dijshëm për çdo krijim.***
***80. Ai që prej drurit të gjelbër ju bëri zjarrin, e ju prej tij ndizni.***
***81. A nuk është i fuqishëm Ai që krijoi qiejt e Tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po, Ai është krijuesi, i dijshmi.***
***82. Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet.***
***83. I lartë është Ai e në dorën e Tij është pushteti mbi çdo send dhe vetëm tek Ai ktheheni.***

### Shkaku i zbritjes së ajeteve: 77-83

- Transmeton Ibn Ebi Hatimi nga Muxhahidi, Ikrime, Urvete ibn Zubejri, Katadeja dhe Suddiu, të cilët thonë se Ubejj bin Halefi erdhi tek i Dërguari i Allahut, s.a.v.s. me një asht (kockë) të madh në dorë, dhe duke e copëtuar e thërrmuar para tij, i thoshte: Ti po pretendon se ky asht do të ringjallet pasi të jetë shkapërderdhur, a?

*Po* - i kishte thënë i dërguari i Allahut, - *Allahu do ta ringjallë këtë, pastaj do të të vdesë ty, pastaj do të të ringjallë e pastaj do të të fusë në Xhehenem."*

Pas kësaj bisede kanë zbritur ajetet 77-83.

- Transmeton Hakimi në Sahihun e tij nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Erdhi As ibn Vaili tek Resulullahi s.a.v.s. me një asht të madh në dorë, dhe e copëtoi para tij duke thënë: A do të ringjallet ky pasi të jetë shkapërderdhur?"

*Po* - i kishte thënë i dërguari i Allahut, *Allahu do ta ringjallë këtë, pastaj do të të vdesë ty, pastaj do të të ringjallë e pastaj do të të fusë në Xhehenem."*

Pas kësaj bisede zbritën ajetet 77-83.

Sipas mendimit të dijetarëve, personi që kishte ardhur tek i Dërguari i Allahut, kishte qenë Ubejj bin Halefi. Këtë mendim e përkrah edhe Ebu Hajjani, të cilin mendim e përcjell Ibn Vehbi nga Maliku.

Sidoqoftë, nuk është me rëndësi se për cilin kanë zbritur këto ajete, për Ubejjin apo për Asin, sepse ajeti në fakt përfshin të gjithë mohuesit e ringjalljes dhe Ditës së Gjykimit.

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ajetet paraprake

Pas përmendjes së argumenteve madhështore të fuqisë së Allahut Fuqiplotë në ajetet paraprake, dhe detyrueshmërisë për t'iu nënshtruar madhërisë së Tij me ibadet, duke iu shmangur shirkut e mosbesimit, tash në këto ajete i Madhërishmi cek dyshimet e mohuesve rreth ringjalljes, të cilët këto pyetje i bënin me ironi e sarkazëm. Por, megjithatë Allahu xh.sh. këtyre iu përgjigj me tri përgjigje të prera:

- Se rikrijimi është më i lehtë se krijimi i parë (në të kuptuarit njerëzor!!!)
- Fuqia e Allahut për gjetjen e zjarrit nga pema e gjelbër dhe e njomë.
- Krijimi i diçkaje më të madhe sesa njeriu, që është krijimi i qiejve dhe i Tokës...

***Koment:***

### Argumenti i pakontestueshëm për Ringjalljen

أَوَلَمْ يَرَ ٱلْإِنسَٰنُ أَنَّا خَلَقْنَٰهُ
مِن نُّطْفَةٍ فَإِذَا هُوَ خَصِيمٌ مُّبِينٌ ﴿٧٧﴾

***77. A nuk mendon njeriu se Ne e krijuam atë prej një pike uji** (fare)**, kur qe, ai kundërshtar i rreptë.***

Ky ajet dhe ajetet në vazhdim, vërtet janë madhështore në argumentimin dhe manifestimin e Fuqisë së Allahut. I Lartmadhërishmi u drejtohet krejt racës njerëzore se nuk kanë arsye ta mohojnë ringjalljen, meqë ata nuk kishin qenë prezentë në krijimin e tyre. Allahu i Plotfuqishëm sikur u thotë njerëzve: A thua përse nuk e shikoni se prej çfarë jeni krijuar? A nuk e shihni se jeni krijuar prej një pike uji (fare) spermatozoidi, nga i cili Allahu nxjerr një krijesë të re njerëzore, kur nga bashkëdyzimi i spermatozoidit mashkullor me vezoren e femrës, ndodh ngjizja e një krijese të re, e cila, nëse dëshiron Allahu, formësohet, asaj i jepen gjallëria e shpirti, dhe pastaj vjen në jetë...

Pra, me këtë ajet dhe ata që do të pasojnë deri në fund të sures, mohuesve u

bëhet me dije se çfarë është zanafilla e tyre; një pikë uji, një farë shumë e dobët, prandaj, është injorancë dhe padrejtësi që i bëjnë vetes njerëzit, teksa mohojnë Allahun dhe ringjalljen, si një proces të pashmangshëm.

Allahu sikur i pyet pabesimtarët duke u thënë: përse nuk i analizoni një herë etapat e krijimit tuaj, të përmendura në disa prej ajeteve kuranore, si f.v. ato në kaptinën *"El-Murselat"*:

***"A nuk ju kemi krijuar ju nga një lëng i dobët? Dhe, atë e vendosëm në një vend të sigurt. Deri në një kohë të caktuar."*** *(El Murselat, 20-22)*

Pse mohoni pa kurrfarë arsyeje një fakt që është shumë i dukshëm, dhe që secili njeri që e vë në përdorim logjikën e shëndoshë, e kupton se ringjallja është një realitet i pamohueshëm? Pse, o ju njerëz të dobët, nuk i hidhni më parë një shikim analitik vetvetes, për të studiuar zanafillën tuaj, prej një pike gjaku të ngjizur, dhe megjithatë, bëheni arrogantë dhe armiq të hapët, duke kundërshtuar Allahun, Krijuesin tuaj dhe të gjithësisë?!!

وَضَرَبَ لَنَا مَثَلًا وَنَسِيَ خَلْقَهُۥ ۖ قَالَ مَن يُحْيِ ٱلْعِظَٰمَ وَهِىَ رَمِيمٌ

***78. Ai na solli Neve shembull, e harroi krijimin e vet e tha: "Kush i ngjall eshtrat duke qenë ata të kalbur?***

Ashtu siç e cekëm në shkakun e zbritjes së ajeteve, njëri prej idhujtarëve që kundërshtonte Shpalljen hyjnore, dhe sidomos ringjalljen, qoftë ai As bin Vaili apo Ubejj ibn Halefi ose kushdo tjetër, kishte marrë një asht në dorë dhe, me ironi e tallje, i qe drejtuar Muhamedit a.s. nëse ai asht, pasi të jetë bërë copë e thërrimë, do të mund të ringjallej?

Natyrisht që përgjigjja e të dërguarit të Allahut ishte mjaft e shpejtë dhe e prerë, madje mund të konsiderohet edhe pak agresive e kërcënuese: "*Allahu do ta ringjallë këtë, pastaj do të të vdesë ty, pastaj do të të ringjallë e pastaj do të të fusë në Xhehenem!"*

Ky ajet na kujton marrëzitë e idhujtarëve, të cilët çuditeshin për faktin se si ka mundësi që Allahu të ringjallë një asht të kalbur e të tretur për shekuj nën dhe. Këta injorantë, harronin se Allahu është Ai Që i ka krijuar të gjitha këto ekzistenca dhe qenie të gjalla pa qenë fare, prandaj për Atë nuk është vështirë ta ringjallë e ta rikrijojë atë që kishte krijuar më parë, ndonëse nocionet "lehtë" a "vështirë", janë absolutisht pa kuptim kur bëhet fjalë për Fuqinë e Allahut.




Ajeti në vazhdim na e sqaron këtë më së miri...

قُلْ يُحْيِيهَا ٱلَّذِىٓ أَنشَأَهَآ أَوَّلَ مَرَّةٍ ۖ وَهُوَ بِكُلِّ خَلْقٍ عَلِيمٌ

***79. Thuaj: "I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë, e Ai është shumë i dijshëm për çdo krijim".***

Ja pra, tek pason përgjigjja hyjnore, e cila e fuqizoi të Dërguarin e Allahut, që t'u kundërvihej idhujtarëve injorantë, duke ua bërë me dije se ashtin dhe të gjitha krijesat e vdekura, Allahu i Plotfuqishëm do t'i ringjallë sërish, duke i urdhëruar: "Ngjalluni!", dhe çdo gjë do t'i bindet urdhrit të Krijuesit. S'ka dyshim që Allahu është hollësisht i njohur dhe i dijshëm për të gjitha çështjet, dhe për çdo gjë që krijon.

Allahu do të ringjallë çdo gjë pasi të kenë vdekur, do të ringjallë njerëzit, exhinët dhe melaiket, si dhe të gjitha gjallesat e tjera për të cilat dimë, dhe ato për të cilat nuk dimë.

Këtu shtrohet pyetja, pse Allahu ka thënë: ***"I ngjall Ai që i krijoi për herë të parë..."?***

Nga kjo përgjigje hyjnore, ne kuptojmë shumë gjëra, por mbi të gjitha kuptojmë fuqinë absolute dhe të pakufishme të Allahut, e cila kurrsesi nuk mund të matet dhe as të krahasohet me nocionet tona njerëzore "lehtë e vështirë", sepse Vullnetit dhe Dëshirës së Allahut i nënshtrohet çdo gjë në këtë ekzistencë.

Për të na ilustruar këtë edhe më mirë, i Plotfuqishmi thotë:

***"Dhe Ai është që e shpik jetën dhe pastaj e përsërit atë, e ajo*** *(përsëritja)* ***është edhe më e lehtë për Të*** *(sipas perceptimeve tuaja)****..."*** *(Er-Rrum, 27)*

Këtu, në këtë ajet, Allahu xh.sh. na flet në bazë të të perceptuarit tonë të nocioneve "lehtë" apo "vështirë", në mënyrë që të vihen në dijeni idhujtarët, se rikrijimi i diçkaje që ka një model paraprak, është më i lehtë, ndonëse për madhështinë e Allahut këto gjëra as që mund të vihen në dyshim, sepse Vullnetit të Tij i nënshtrohet çdo gjë, mjafton të thuhet "bëhu!".

ٱلَّذِى جَعَلَ لَكُم مِّنَ ٱلشَّجَرِ ٱلْأَخْضَرِ نَارًا فَإِذَآ أَنتُم مِّنْهُ تُوقِدُونَ

***80. Ai që prej drurit të gjelbër ju bëri zjarrin, e ju prej tij ndizni.***

Ky ajet po ashtu përbën një mrekulli në vete, sepse është në vazhdën e ajeteve që dëshmojnë për mrekullitë e njëpasnjëshme të Krijuesit, i Cili sjell argumente e argumente për njerëzit, vetëm që të binden se kjo jetë është kalimtare, se do të ketë ringjallje pas vdekjes etj..

Çështja e zgjedhjes si shembull se si Allahu ka mundësi të nxjerrë zjarrin nga druri i gjelbër (i njomë), që nuk është i tharë, paraqet një sfidë të qartë për intelektin e cekët të idhujtarëve. Nëse dikush prej tyre mund të kontestonte një gjë të tillë, atëherë le të urdhëronin e të paraqitnin argumentet e tyre kundër kësaj gjëje. Pa dyshim që ata ishin të paaftë të sillnin diçka që të mund t'i kundërvihej madhështisë dhe fuqisë së Allahut, i Cili krijoi çdo gjë dhe përsosi, e pastaj ka mundësi që prej drurit të gjelbër të nxjerrë zjarr, të cilin njerëzit e përdorin për gjëra të ndryshme.

Përmendja e drurit të gjelbër, nga i cili përftohet zjarri, nuk është e paqëllimshme këtu, sepse, sipas shkencëtarëve, kjo gjë mund të shpjegohet edhe në këtë

mënyrë: Energjia e diellit kalon nëpër trupin e bimëve me anë të procesit të absorbimit dhe asimilimit të dritës, meqë qelizat e bimës që përmbajnë klorofil, kanë aftësinë e duhur të thithin dyoksidin e karbonit nga ajri dhe nga reaksioni kimik që ndodh ndërmjet gazit karbonik dhe ujit që thith bima, prodhohen karbohidratet, si rezultat i energjisë të marrë nga drita e diellit, dhe, më pas formohet masa drusore, e cila, nga ana e saj përbëhet nga komponentë kimikë që përmbajnë karbon, hidrogjen dhe oksigjen, dhe nga kjo masë drusore prodhohet qymyri i drurit që përdoret si lëndë djegëse. Nga djegia e këtij qymyri çlirohet energjia që ndodhej e depozituar në të, nga e cila përfitojmë dhe e përdorim për qëllimet tona të nevojshme, si p.sh. për gatim, ngrohje, ndriçim etj..

Edhe qymyrguri, siç dihet, është formuar nga drunjtë, të cilët janë zhvilluar në saje të asimilimit të dritës së diellit me anë të klorofilit, por që, më pas, në një mënyrë tjetër, janë nxehur dhe, pas kalimit të miliona vjetve, në saje të proceseve që kanë ndodhur nën ndikimin e faktorëve gjeologjikë, si: nxehtësia, presioni etj., janë shndërruar në qymyrgurin që njohim. Duhet të theksojmë se përshkrimi i drurit në këtë ajet me fjalën "i gjelbër", nuk është thënë pa vend, sepse në të vërtetë, kjo fjalë na bën të kuptojmë klorofilin, aq të domosdoshëm për të asimiluar dioksidin e karbonit.

أَوَلَيْسَ ٱلَّذِى خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ
بِقَٰدِرٍ عَلَىٰٓ أَن يَخْلُقَ مِثْلَهُم ۚ
بَلَىٰ وَهُوَ ٱلْخَلَّٰقُ ٱلْعَلِيمُ

***81. A nuk është i fuqishëm Ai që krijoi qiejt e Tokën, të krijojë njerëz sikundër që i krijoi ata? Po, Ai është krijuesi, i dijshmi.***

Pas sjelljes së këtyre argumenteve për fuqinë e pakontestuar të Krijuesit në proceset e kësaj natyre, tash vjen pyetja e cila do të mund t'i kthjellonte përfundimisht mendjet e errësuara të idhujtarëve mekas, me të cilën Allahu u drejtohet atyre: A nuk e shihni fuqinë dhe madhështinë e Atij që ka krijuar qiejt e Tokën? Zjarri që del nga druri i njomë e i gjelbër, tash nuk është asgjë, në krahasim me krijimin e qiejve dhe Tokës. I Madhërishmi në Kuran thotë:

***"S'ka dyshim se krijimi i qiejve dhe i Tokës është më i madh se krijimi i njerëzve, por shumica e njerëzve nuk e dinë."*** *(Gafir, 27)*

Ky ajet dëshmon fuqishëm se krijimi i njeriut është shumë më i thjeshtë sesa






krijimi i hapësirës qiellore, me të gjitha yjësitë dhe galaktikat impozante, sepse qielli me të gjithë planetët që gjenden në të, vazhdon të kryejë rolin dhe funksionin e tij për shekuj e shekuj me radhë, përderisa njeriu si krijesë është shumë e ndjeshme dhe e dobët. A nuk e shohin pabesimtarët mendjelehtë se jetëgjatësia e njeriut, nuk tejkalon 100-120 vjetët, përderisa qielli dhe gjithësia vazhdon të jetë në mision të saj, duke kryer urdhrat e Krijuesit të tyre, kur ato iu përgjigjën vullnetit hyjnor se do të ishin të nënshtruara? Prandaj, mu në këtë segment, Allahu u drejtohet njerëzve, duke i pyetur, nëse ende dyshojnë se Ai që ka krijuar tërë këtë gjithësi, nuk paska fuqi të krijojë edhe njerëz të tjerë, sikur që i kishte krijuar ata vetë?! Përse, o njerëz, dyshoni në fuqinë e Atij që krijoi racën njerëzore, që krijoi melaiket dhe exhinët, që krijoi tërë këtë ekzistencë, e cila është aq e përkryer dhe mahnitëse? Përse nuk e besoni Allahun, po shkoni e u drejtoheni idhujve e statujave të pashpirta, e nuk i drejtoni fytyrat tuaja, nga Ai që është i Vetmi i Denjë të adhurohet e të madhërohet?

Allahu xh.sh., në fund, sikur u thotë: Besuat apo nuk besuat, Unë jam Krijuesi, i Gjithëdijshmi dhe i Gjithëfuqishmi, dhe një ditë, të gjithë ju do të gjendeni para drejtësisë Sime...!

Do të mjaftonte për këta injorantë, që t'i hidhnin vetëm një shikim të shkurtër qiellit dhe të meditonin se si është krijuar hapësira qiellore. Këto miliarda yjësi, planetë e galaktika, të cilat i shohim tek enden e notojnë nëpër këtë gjithësi të gjerë, dëshmojnë se kanë krijuesin e tyre-Allahun xh.sh.

Pastaj, pse nuk i hedhin një shikim meditues vetvetes dhe përgjithësisht racës njerëzore. Sa miliarda e miliarda kanë jetuar e do të jetojnë në këtë botë, dhe është e pamundur të gjesh dy fytyra të njëjta të njerëzve, dy zëra të ngjashëm të tyre, apo gjurmë të njëjta të gishtërinjve të tyre. Tërë kjo dëshmon për fuqinë Krijuese të Allahut, i Lartësuar qoftë në Madhërinë e Tij, sepse Ai vërtet është larg asaj që i shpifin pabesimtarët. Atij, kur dëshiron të krijojë diçka, i mjafton vetëm t'i thotë: "Bëhu!" dhe ai gjësend bëhet, duke iu nënshtruar këtij urdhri hyjnor. Zaten, për këtë gjë flet edhe ajeti në vazhdim...

إِنَّمَآ أَمْرُهُۥٓ إِذَآ أَرَادَ شَيْـًٔا
أَن يَقُولَ لَهُۥ كُن فَيَكُونُ

***82. Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: "Bëhu!" Ai menjëherë bëhet.***

Dijetarët, në mënyrë alegorike, shpeshherë përmendin faktin se kjo ekzistencë me tërë atë që gjendet në të, gjendet në mes *"Kafit"* dhe *"Nunit"* - **"Kun" - "Bëhu!"**, që pa dyshim paraqet realitetin e mirëfilltë, sepse siç thamë mjafton që Allahu t'i drejtohet me urdhrin e Tij diçkaje e t'i thotë: "Bëhu!", pa marrë parasysh nëse ajo gjë që do të bëhet, është qiell, tokë, njeri, kafshë apo diçka e ngurtë, ato menjëherë bëhen! Mjafton të dëshirojë krijimin e ndonjë sendi, pa marrë parasysh se ç'është, dhe çështja kryhet! Kështu, Zoti xh.sh. ua ofron njerëzve çështjet për t'i kuptuar me intelektin e tyre njerëzor të kufizuar. Ky ajet është dëshmi dhe argument i qartë për çdo përgënjeshtrues dhe mohues të ringjalljes. I Madhërishmi sikur u drejtohet mendjeve të këtyre idhujtarëve: O ju që



përgënjeshtroni dhe dyshoni në fuqinë e Allahut që të ngjallë një qenie njerëzore të tretur e të bërë hi, pse nuk logjikoni se Allahu nuk ka nevojë as t'i thotë diçkaje "Bëhu!", sepse Atij i mjafton vetëm ta shprehë vullnetin e Tij, e ajo "diçka" të krijohet aty për aty, pa e urdhëruar fare, por ajeti ka ardhur në atë formë, që neve të na e bëjë të përafërt për të kuptuarit tonë të kufizuar.

Çështja e Vullnetit të Allahut mund të shpjegohet në shumë mënyra të kuptueshme për ne, si kjo që sjell dijetari i famshëm Muhamed Mutevel-li Sha'ravi, kur, ndër të tjera, thotë: "O njeri, si mund ta mohosh fuqinë e Allahut, kur Krijuesi të ka dhënë kësi vullneti të ngjashëm, veçse në proporcione që i përgjigjen qenësisë sate, edhe në vetë trupin tënd. F.v. çfarë bën ti kur dëshiron të ngrihesh nga vendi ku je ulur? A mos i urdhëron me fjalë muskujt e tu që të lëvizin e të hyjnë në veprim?! Natyrisht që jo. Madje, mbase edhe nuk ke fare njohuri se sa muskuj e sa fije nervore vihen vetvetiu në lëvizje në çastin që ti me mendjen dhe vullnetin tënd, vendos të ngrihesh nga vendi yt?

Përse nuk e shikon një foshnjë të vogël 1 vjeç, e cila kur dëshiron të ngrihet e të ecë po ashtu e ka këtë vullnet të brendshëm e të pavarur, ndonëse fëmija as që di se çfarë përbërje muskulore apo nervore ka trupi i tij i vockël, prandaj, kjo është një tërheqje e vërejtjes nga ana e Allahut për të gjithë ata njerëz që mohojnë, përgënjeshtrojnë dhe kanë dyshim në fuqinë e Tij absolute dhe në mundësinë e ringjalljes."

فَسُبْحَٰنَ ٱلَّذِى بِيَدِهِۦ مَلَكُوتُ
كُلِّ شَىْءٍ وَإِلَيْهِ تُرْجَعُونَ

***83. I lartë është Ai e në Dorën e Tij është pushteti mbi çdo send dhe vetë tek Ai ktheheni.***

Pas sjelljes së këtyre argumenteve të panumërta në ajetetet paraprake për Njëshmërinë e Allahut dhe domosdoshmërinë e Ringjalljes, Allahu xh.sh., si Zotëruesi i Vetëm i kësaj ekzistence, e përfundon këtë sure fisnike, në mënyrë të mrekullueshme, duke zhveshur Veten nga çdo mangësi, sepse Ai vërtet është i denjë për t'u përshkruar me cilësitë më të përkryera e më të përsosura.

Fjala *"Melekut"* në këtë ajet fisnik, që nënkupton shkallën më të lartë të posedimit të tërësishëm të diçkaje, të asaj që shihet dhe të asaj që nuk shihet, nënkupton se tërë kjo ekzistencë, me të gjitha misteret dhe sekretet e saj, është vetëm e Allahut. Kjo fjalë vjen nga rrënja *"meleke"*, dhe si e tillë vjen me katër kuptime:

P.sh. fjala **"malik"** nënkupton atë që posedon diçka, qoftë ajo gjë shumë e vogël dhe e pavlerë, madje edhe nëse bëhet fjalë për një rrobë që e ka të veshur në trup;

- fjala **"melik"** nënkupton atë që ka mundësi të veprojë si të dojë me pasurinë e tij, si fjala vjen, mbreti, ose edhe më larg me këtë fjalë mund të synohet edhe vetë Allahu, i Cili është Zotërues i ekzistencës;

- fjala **"mulk"**, nënkupton pasurinë e cila fitohet ose dhurohet, dhe është në pronësi të dikujt, me anë të së cilës ne krijojmë raporte dhe marrëdhënie ndërshoqërore në mes njerëzve, kurse

- fjala **"melekuut"**, që është përmendur në ajetin e fundit të sures *"Jasin"*, nënkupton pasurinë dhe tërë atë që posedohet, por që është e fshehtë dhe jo e dukshme, e cila është shumë më gjithëpërfshirëse sesa fjala "mulk".

Nga këto kuptime, marrim vesh se çdo gjë, më parë ka qenë në botën e "melekutit" e pastaj, pasi është zbuluar, me dëshirën e Allahut, ka ardhur në botën materiale të "mulkut", po njëkohësisht shumë e shumë gjëra do të mbesin përjetësisht të pashfaqura për botën tonë, pasi do të mbesin vetëm në botën e "gajbit" në Mbretërinë e Pakufishme dhe Pushtetin e paperceptueshëm të Allahut, për të cilat gjëra ne nuk do të dimë, por për to do të mësojmë vetëm pasi të kemi shkuar në Ahiret. Edhe Ringjallja bën pjesë në këtë sferë të "melekutit", të cilën po e mohonin idhujtarët. Ky pushtet dhe kjo mbretëri e pakufishme qiellore, është një pjesë të cilën Allahu ua dëfton kujt të dojë prej të dërguarve të Tij, apo njerëzve të sinqertë e të devotshëm. I Madhërishmi në Kuran, në lidhje me Ibrahimin a.s., ka thënë:

***"E kështu Ibrahimit ia mundësuam t'i shohë madhështitë e qiejve e të tokës për t'u bërë edhe më i bindur."*** *(El-En'am, 75).*

Po kështu ndodhi edhe me të Dërguarin tonë, Muhamedin a.s., të cilit i Gjithëpushtetshmi, në natën e Israsë dhe të Mi'raxhit, i tregoi shumë gjëra të fshehta të kësaj madhështie hyjnore-qiellore:

***"Atëherë kur Sidrën e mbuloi ç'e mbuloi. Shikimi*** *(i Muhamedit)* ***as nuk lakoi e as nuk tejkaloi. Ai*** *(Muhamedi)* ***vërtet, pa disa nga shenjat më të mëdha të Zotit të vet."*** *(En-Nexhm, 16-18)*, - për t'ia bërë të ditur që të mos kishte frikë për suksesin e misionit të tij, ndonëse idhujtarët po e përqeshnin dhe ironizonin lidhur më çështjet që kishin të bënin me sferën e së fshehtës-gajbit.

Ajeti i fundit (83) i sures Jasin: ***"I lartë është Ai e në Dorën e Tij është pushteti mbi çdo send dhe vetë tek Ai ktheheni.",*** përfundimisht konfirmon faktin se sa i Madhërishëm dhe i patëmeta është Allahu, në Dorën e të Cilit është pushteti dhe sundimi i çdo gjëje. Me Të askush nuk mund të jetë i barabartë në këtë madhështi. Tek Ai do të kthehet çdo krijesë, për të dhënë Llogarinë. Çdo gjë në këtë ekzistencë do t'i nënshtrohet vullnetit të Tij. Tërë Lavdia i takon vetëm Atij. Vetëm ata që nuk




shohin me sytë e zemrës, nuk e dallojnë dritën e Imanit dhe e mohojnë Krijuesin, kurse ata që udhëzohen nga kjo Dritë hyjnore, askush nuk mund t'i shmangë nga e vërteta e pamohueshme.

## Margaritarët e urtësisë në këto ajete

1. *Vërtetë është për t'u çuditur puna e njeriut, sidomos e pabesimtarëve, të cilët çuditen dhe nuk e pranojnë faktin e mundësisë së ringjalljes së njeriut në botën tjetër. Ata mendojnë se çdo gjë në këtë botë, pas vdekjes, do të tretet dhe do të humb, në hapësirat e kohës dhe nuk do të ketë fare ringjallje. Mu për këtë arsye, Allahu ua tregon zanafillën e tyre prej nga kishin ardhur në jetë, prej një spermatozoidi e vezoreje, prandaj si kishte mundësi që një krijesë e dobët si njeriu, të dilte haptazi e të kundërshtonte Allahun dhe ringjalljen?! A thua njeriu harroi etapat e krijimit të tij, të cilat fatmirësisht i ka vërtetuar edhe shkenca moderne me anë të incizimeve të çdo etape të frytit njerëzor në mitrën e nënës. A thua harroi ky njeri se së pari ishte një pikë gjaku e ngjizur...:*
   ***"Për Allahun, Ne krijuam njeriun prej një ajke** (lëngu), **e një balte. Pastaj atë** (ajkë-baltë) **e bëmë** (e shndërruam) **pikë uji** (farë) **në një vend të sigurt. Më pas, atë pikë uji e bëmë copë gjaku, e atë gjak të ngurtë e bëmë copë mishi, e atë copë mishi e shndërruam në eshtra, edhe eshtrave ua veshëm mishin, pastaj atë e bëmë krijesë tjetër** (me shpirt). **I lartë është Allahu, më i miri Krijues!"** (El-Mu'minun, 12-14)*
2. *Allahu ua bën me dije idhujtarëve mohues se, nëse pak do të logjikonin me mendje të kthjellët, do ta kuptonin se të krijosh diçka për herë të parë, është më vështirë, e ta përsërisësh të njëjtën gjë, më vonë, është më lehtë, prandaj rikrijimi dhe ringjallja e sërishme e njerëzve dhe e krijesave, nuk përbën ndonjë vështirësi, sepse atëherë ekziston modeli paraprak, ndonëse, siç e thamë më parë, nocionet tona njerëzore "lehtë" e "rëndë", nuk përkojnë me Fuqinë absolute të Allahut, i Cili, kur dëshiron diçka, vetëm e urdhëron të bëhet, dhe ai gjësend bëhet, ose del e shfaqet në ekzistencë.*
3. *Një prej argumenteve më madhështore të Njëshmërisë së Allahut, është ringjallja e të vdekurve, dhe marrja e tyre në Llogari në Ditën e Gjykimit.*
4. *Argumenti i nxjerrjes së zjarrit nga pema e gjelbër dhe e njomë dëshmon për Fuqinë absolute të Tij.*
5. *Allahu po ashtu njerëzve ua bën me dije se krijimi i qiejve dhe i tokës është më madhështor sesa krijimi i njerëzve, kështu që ringjallja e tyre nuk përbën kurrfarë vështirësie për Krijuesin Fuqiplotë.*
6. *Allahu i Lartmadhërishëm e ka zhveshur veten nga çdo mangësi dhe e metë, sa për t'i vënë në dijeni krijesat e Tij, e në mesin e tyre edhe njeriun, se Ai është Sovrani dhe Sundimtari Absolut i ekzistencës. Në Duar të Tij është çdo gjë. Urdhrat e Tij zbatohen në tërë këtë ekzistencë, të dukshme e të padukshme, sepse mjafton t'i thotë diçkaje: "Bëhu", dhe ai gjësend, gjithsesi bëhet, duke zbatuar kështu Vullnetin dhe Dëshirën e Krijuesit të Madhërishëm. Prandaj ky Allah, që është Krijuesi ynë, është në gjendje që të gjithë të na ringjallë dhe, pasi të na ketë marrë në llogari, t'i ndajë njerëzit nëpër rrugët e tyre në bazë të veprave që kanë bërë, ose në Xhenet, ose ruajna Zot, në skëterrat e Xhehenemit, aty ku përfundimisht do të katandisen mohuesit e ringjalljes dhe mohuesit e Dritës së Allahut të Gjithëmëshirshëm.*

## Në vend të përfundimit

Ja, me ndihmën e Allahut, arritëm në përfundimin e komentimit të kaptinës *"Jasin",* duke shijuar ëmbëlsinë dhe madhështinë e fjalëve kuptimplota të Allahut Fuqiplotë. Nëpërmjet komentimit të kësaj kaptine, shpresojmë të kemi arritur synimin tonë, që sado pak të kontribuojmë në përafrimin e nektarit të ëmbël të Kuranit, tek zemrat e lexuesve, aq më parë kur surja Jasin, vazhdon të zgjojë kujdesin dhe interesimin e vazhdueshëm të myslimanëve, kudo qofshin ata.

Nëpërmjet ajeteve të kësaj sureje, ne notuam në valët qetësuese të Imanit në Allahun, dhe mbi të gjitha u njohëm me argumentet e pakontestueshme në qiell, në tokë si dhe në vetveten tonë, se Ringjallja është një proces i pashmangshëm, që do të ndodhë, sepse vetëm i verbri dhe i marri nuk mund ta kuptojë se krijimi ynë ka një qëllim shumë madhor e fisnik, që ne të Njohim Allahun dhe Madhështinë e Tij, nëpërmjet gjurmëve të Tij në këtë ekzistencë. Dhe, fatmirësisht, këto gjurmë të bekuara e të ndritshme janë kudo përreth nesh. Ato na përcjellin në çdo hap dhe na bëjnë me dije që të mos humbasim mendjen e të mohojnë Allahun, Ringjalljen dhe Llogarinë, sepse që të gjitha këto do t'i përjetojmë.

Mësimi më i madh që mund të nxirret nga ajetet e kaptinës madhështore të Jasinit, është Njëshmëria e Allahut, si Krijues i këtij Universi, çështje e cila i ka preokupuar njerëzit që prej filleve të para të jetës në këtë tokë.. Pastaj vjen Ringjallja, si një proces madhështor, dhe si një prej etapave të fundit të jetës sonë, dhe pas saj do të pasojë Llogaritja jonë nga ana e të Gjithëmëshirshmit, në gjykimin, i cili është përgatitur për ne.

E Lusim Allahun, që në këtë Ditë të vështirë, kur dridhet edhe trualli nën këmbët tona, Ai të na përforcojë e të na mëshirojë, duke i qetësuar zemrat tona me dashurinë e madhe e të pakufishme që ka ndaj robve të Tij të sinqertë e të devotshëm. *Amin!*

# Kaptina el-A’raf

Amr Halid

**Kaptina el-A’raf është kaptinë mekase që ka zbritur pas asaj Sad. Në Kuran radhitet pas kaptinës el-Enam, kurse përmblidhet në gjithsej 206 ajete.**




### Shigjetat e së vërtetës mbi të pavërtetën

Kaptina ka zbritur në kohën e konfliktit në mes myslimanëve dhe pabesimtarëve, në mënyrë që të tregonte se konflikti është ligj i vjetër në këtë botë.

Kaptina fillon me konfliktin në mes Ademit a.s. dhe Iblisit që në fillim të krijimit, dhe më pastaj në polemikën në mes banorëve të Xhenetit dhe atyre të Xhehenemit. Sikur do të thotë: ky është rezultati i konfliktit, një grup në Xhenet, dhe tjetri grup në zjarr. Pas kësaj, sqaron më tutje duke paraqitur konfliktin në historinë njerëzore në mes çdo pejgamberi dhe popullit të vet. Beteja e konfliktit në mes së vërtetës dhe të pavërtetës është gjithmonshme, madje edhe në shkallë brenda individit, që do të thotë në mes njeriut dhe vetes së tij.

### Ndoshta ti je shkaktari..!!

Synimi rreth të cilit sillen ngjarjet e kaptinës dhe kuptimet e saj, është domosdoshmëria e definimit të synimit të këtij konflikti. Definoje synimin tënd, o mysliman! Në cilin prej dy grupeve je ti?! Mos qëndro vetëm shikues?! Ndoshta do të vonojë triumfi i së vërtetës për shkak të qëndrimit tuaj pasiv, a e dini pse?! Sepse, nëse nuk je ndihmëtar i së vërtetës, atëherë ti je me të pavërtetën, sepse ti i ke zhgënjyer ithtarët e së vërtetës, e ju nuk jeni entuziazmuar prej tyre në këtë konflikt.

### Ose besimtarë, ose i humbur

Në kaptina, gjatë trajtimit të konfliktit të çdo pejgamberi me popullin e vet, në fund thuhet: “...e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të...” Në tregimin e Nuhut a.s.: “...Po ata e përgënjeshtruan atë (Nuhun), e Ne e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të në anije, ndërsa ata që i përgënjeshtruan faktet tona, i fundosëm. Vërtet, ata ishin popull i verbër.” Në tregimin e Hudit a.s.: “Ne me mëshirën Tonë e shpëtuam atë dhe ata që ishin me të, dhe i shkulëm nga rrënja ata që i përgënjeshtruan argumentet Tona dhe nuk ishin besimtarë.” Në tregimin e Lutit a.s.: “...Përgjigjja e popullit të tij nuk ishte tjetër vetëm se të thonë: “Dëboni ata (Lutin me besimtarë) nga vendbanimi juaj, ata janë njerëz që ruhen shumë (i largohen të shëmtuarës)”. Ne e shpëtuam atë dhe familjen e tij, përveç gruas së tij.....”

Sikur kjo krejt ka kuptimin: Këtu janë dy lloje të vetme - ose të jeni nga besimtarët, ose të jeni nga të humburit, të larguar nga nënshtrimi ndajAllahut xh.sh..

### Pamundësi e të menduarit, hije e së pavërtetës

Në tregimin e Ademit a.s. dhe Iblisit, Allahu xh.sh. thotë: “Atëherë me mashtrim i zbriti (në nivel të palakmueshëm)....“, që do të thotë se ai i la atë dhe Havanë në dyshime dhe jostabël, që ishte njëkohësisht një hyrje e rënies në mëkat. Për këtë arsye pozitiviteti dhe vendosmëria në çështje, janë nga ushtarët më të fortë të së vërtetës, kurse pasiviteti (negativiteti) dhe lëkundja janë të pavlefshme, edhe nëse pronari i tyre është besimtar.

Allahu xh.sh. thotë: “(Ky është) Libri, që të është zbritur ty, që me të t’ua tërheqësh vërejtjen dhe t’i këshillosh besimtarët, pra të mos ketë shtrëngim në gjoksin tënd (për kumtimin e tij).“, nga ti kërkohet paraqitja haptas e mësimeve islame, të mos kesh turp nga shikimi i dikujt në ty apo nga të folurit e tij me ty. Mos ki frikë nga mbulesa, ti motër myslimane, dhe të mos ketë frikë myslimani nëse dikush e keqtrajton. Myslimani i vërtetë vendos çështjen e tij, dhe këmbëngul në gjykimit e tij, sepse Allahu xh.sh. në fillim të kaptinës thotë: “... pra të mos ketë shtrëngim në gjoksin tënd (për kumtimin e tij).“

## I treti nuk është në mes tyre

Pas kësaj, kaptina shtjellon rreth banorëve të Xhenetit dhe zjarrit: “Ata të xhenetit i thërrasin (i pyesin) banuesit e zjarrit e u thonë: “Ne e gjetëm të vërtetë atë që na e pati premtuar Zoti ynë, e ju (banues të zjarrit) a e gjetët të vërtetë atë që jua pati premtuar zoti juaj?” Ata (banuesit e zjarrit) thonë: “Po”. Banuesit e zjarrit i thërrasin (dhe i lusin) ata në Xhenet (duke u thënë): “Na qitni diçka nga ju apo nga ajo që ju ka furnizuar All-llahu (se mbaruam nga etja)!” Ata (në xhenet) thonë: “All-llahu i ka ndaluar që të dyja këto për jobesimtarët!” Do të ndiesh se ato të dy grupet polemizojnë në mes tyre, pa aktorin e tretë. Ka thënë të vërtetën:

*Ato janë dy vende, ku njeriu nuk ka përveç atyre*
*Shiko veten se cilën shtëpi po zgjedh*

Këmbëngulësia, vendosmëria, dhe mosdyshimi të ndihmojnë në zgjedhjen e së vërtetës, e më pastaj edhe të Xhenetit.

## Pozitë pas pozite

Për ç’arsye është emëruar kjo kaptinë me këtë emër “el-Araf”? I Lartësuari thotë: “E në mes atyre dyve (dy grupeve) është një perde (mur), e mbi A’raf (lart mbi mur) janë burra që e njohin secilin (të xhenetit dhe të xhehenemit) me shenjat e tyre....”, që do të thotë se banorët Xhenetit dhe të Xhehenemit njihen në mes tyre, edhe pse nuk janë me ata. Banorët e Xhenetit thërrasin: “Paqja (shpëtimi) qoftë për ju!” Ata (të A’rafit) nuk kanë hyrë në të, po shpresojnë.” Do të donin të hynin në Xhenet: “...E kur u shkon shikimi i tyre nga ata të Xhehenemit, thonë: “Zoti ynë, mos na bëj ne me mizorët!” Ata të A’rafit i thërrasin do burra që i njohin nga shenjat e tyre, dhe u thonë: “Ç’ ju vlejti ai grumbullimi juaj (në pasuri e numër) dhe ajo që bënit kryelartësi?” (e tash jeni në xhehenem).“ Thërrasin banorët e Xhehenemit. Banorët e Arafit janë ata që nuk hynë në Xhenet, të mirat e tyre nuk janë të mjaftueshme për të hyrë dhe nuk kanë hyrë në Xhehenem për shkak të të mirave të tyre. Për këtë arsye ata do qëndrojnë një kohë në mes dy vendeve, derisa të hyjnë në Xhenet. Domethënia sikur është: Ai që ishte i dyshimtë në qëndrimin në mes të vërtetës dhe të pavërtetës, do të parandalohet në fund, ka dallime në mes kësaj dhe asaj. Atëherë shpejto, o mysliman, dhe bëhu i vendosur në çështjen tënde në rrugëtimin e së vërtetës, sepse të qëndruarit në mes dy vendeve në Ahiret, është më i vështirë dhe i rëndë.




## Shpresë për keqardhje

Pse ta humbas veten në këtë vend? I shoh banorët e Xhenetit dhe kam shpresuar të hyja tek ata, dhe ndiej keqardhje nga privimi im prej tij: Kurse shikimi im kalon tek banorët e Xhehenemit pavarësisht nga unë, kam drojë të jem nga banorët e tij.

Pse të mos jem pozitiv në qëndrimin me të vërtetën?! Pse nuk i marr shokët e mi për dore drejt së mirës? Pse të mos u ndihmojë jetimëve, të varfërve dhe të mos i ndihmoj të tjerët në të vërtetën?.. dyert e së mirës janë të shumta, pse të mos trokas në to, në mënyrë që të fitoj shpëtimin. Përndryshe, unë jam më të pavërtetën, qëndrimi në Ahiret në mes Xhenetit dhe Xhehenemit është keqardhje në të cilën tretet shpresa.

## Vendosmëria filloi me sexhde

Ajetet vazhdojnë me tregimin e benu-Iisrailëvë me Faraonin, derisa gjejmë shembull në vendosmëri të fortë dhe zgjedhje të qartë.

Kur magjistarët erdhën të kërkonin afrim tek faraoni, pastaj panë argumentin që dëftonte shpalljen e Musait a.s.: “Atëherë u dëshmua e vërteta dhe u zhduk ajo që kishin përgatitur. Aty u mundën ata (magjistarët dhe faraoni) dhe u kthyen të poshtëruar. E magjistarët u hodhën (u përulën) në sexhde. “Besimi i tyre filloi me këtë sexhde dhe iu mbështetën këtij besimi, edhe pse ishin të kërcënuar me tortura dhe shkatërrim: “Dhe thanë: “Ne i besuam Zotit të gjithësisë, Zotit të Musait dhe të Harunit!” E faraoni tha: “I besuat atij (Musait) para se t’ju lejoj unë? Kjo është një dredhi që ju e përgatitët në qytet (Misir) për t’i dëbuar prej tij banorët e tij (kibtët), po më vonë do ta kuptoni (ç’do t’ju gjejë). Kam për t’jua prerë duart dhe këmbët tërthorazi, pastaj të gjithë ju do t’ju gozhdoj. Ata (që besuan) thanë: “S’ka dyshim, ne jemi të kthyer tek Zoti ynë”. Ti nuk hakmerresh ndaj nesh vetëm pse besuam në argumentet e Zotit tonë, pasi na erdhën ato.”, kështu në vendosmëri dhe jo me dyshim, pavarësisht nga kërcënimi i faraonit. Por ata morën durim dhe u kapën për begatinë nga Pronari i vërtetë: “ Zoti ynë, na dhuro durim (për dënimin që do të na e bëjë faraoni) dhe na bëj të vdesim myslimanë!”

## Angazhim në dështim

Pas kësaj ajetet paraqesin një pamje të kundërt të vendosmërisë së magjistarëve, që është luhatja (mëdyshja) e benu-Israilëve. Atëherë kur u humbi durimi dhe humbi vendosmëria e tyre, u mërzitën dhe u ligështuan, i thanë Musait a.s.: “Ne ishim të shtypur para se të na vije ti, e edhe pasi na erdhe...”.

Kjo është fjalë e njerëzve jopozitivë, të dobët, që nuk duan sukses asnjëherë. Musai a.s. atyre ua mësoi pozitivitetin duke u thënë: “Është shpresë se All-llahu do ta shkatërrojë armikun tuaj (faraonin), e ju do t’ju bëjë ta zëvendësoni në këtë vend, e do t’ju shikojë se si veproni ju”.

### Shigjetë pa cak

Benu-Israilët paraqiten në qëndrime që të bën të ndiesh se ata janë njerëz që jetojnë dhe veprojnë pa synim dhe pa udhëzues, nuk kujdesen të marrin vendim të paluhatshëm. Allahu xh.sh. thotë: “Populli i Musait, pas tij (kur ai shkoi në kodrën TIR për marrjen e Shpalljes), e mbaroi nga stolitë e tyre një figurë viçi që kishte britmë (pallte)...” ata pak më herët kalonin detin, ku këmbët e tyre nuk lageshin në gropën e detit, dhe panë faraonin dhe ushtarët e tij se si përmbyteshin, dhe ky është argument i madh, por pas kësaj ata morën për zot një viç: “A nuk e shihnin ata se ai nuk u fliste as nuk i udhëzonte në ndonjë rrugë të drejtë. E morën atë (e adhuruan si idhull viçin), e ishin të padrejtë ndaj vetes së tyre. E kur në duart e tyre u thye (ajo vepër e shëmtuar, u penduan) dhe e kuptuan se me të vërtetë kanë gabuar, thanë: “Nëse nuk na mëshiron Zoti ynë dhe nuk na e fal gabimin, ne pa dyshim do të jemi nga më të dëshpëruarit”.

Nga kjo del në pah dallimi i madh në mes magjistarëve dhe benu-Israilëve.

Atëherë kini kujdes nga pasiviteti, të keni kujdes e të mos jeni në pozite të vështirë në mes të së vërtetës dhe të pavërtetës. Vendosmëria le të jetë vendosmëri, këmbëngulësia le të jetë këmbëngulësi në ndjekjen e rrugës së vërtetë në mes të njerëzve.

### Grupi i tretë

U luhatën disa nga beni-Israilët lidhur me Ligjin e Allahut xh.sh. dhe bënë disa krime të rënda, e ata janë ashabus-sebti, të cilëve u është ndaluar puna (gjuetia) në këtë ditë. Allahu xh.sh. i sprovoi ata me dërgimin e shumë peshqve në ditën e shtunë para syve të tyre. Ata u lëkundën lidhur me këtë urdhër, merrnin rrjetat dhe i vendosnin që të premten në mbrëmje, kurse ato i mblidhnin në mëngjesin e së shtunës. Disa nga besimtarët e drejtë, i urdhëronin për të mirë dhe i ndalonin nga e keqja, kurse disa besimtarë të tjerë qëndruan pasivë, ppërderisa i qortonin ata që i urdhëronin për të mirë dhe i ndalonin nga e keqja: “ Dhe, kur një grup prej tyre thanë: “Përse këshilloni një popull që All-llahu do ta shkatërrojë ose dënojë me një dënim të ashpër?” Thanë (këshilluesit): “Arsyetim para Zotit tuaj dhe me shpresë që t’u largohen gabimeve”.

Këtu doli në shesh grupi i mëkatarëve dhe grupi i të mirëve u ngrit me domosdoshmërinë e përmirësimit, dhe grupi pasiv i cili nuk lëvizi dhe nuk përmirësoi fare.




### Shpëtim.... dënim.... dhe neglizhim

Por, grupi pozitiv ishte i vendosur në punë, bëri durim në domosdoshmërinë e përmirësimit dhe qëllimi i tyre ishte kërkimi i faljes tek Allahu xh.sh., dhe ndoshta do të kishin sukses në përmirësimin e tyre. Por puna mjafton, dhe Zoti ynë nuk llogarit rezultatet.

Ashabus-sebti nuk iu përgjigjen këshillës, atëherë Allahu xh.sh. mbi ta zbriti dënimin: “E kur braktisën atë për se ishin këshilluar, Ne i shpëtuam ata që pengonin nga të këqijat, ndërsa ata që kundërshtuan, i kapëm me një dënim të fortë, ngase ishin të shfrenuar.“

Kurse grupi pozitiv është përmendur së pari me shpëtim, kurse grupi pasiv është përmendur me dënim të rëndë. Sa i për ketë grupit pasiv të cilët morën qëndrimin e shikuesit, Kurani i ka neglizhuar dhe nuk i ka përmendur fare. Mendimet divergjente në këtë mes demit të tyre dhe neglizhimit të Kuranit në përmendjen e tyre, kurse çështja e tyre është tek Allahu xh.sh..

### Ekspozim për sëmundje

Përmbyllja e kaptinës paraqet shkakun e pasivitetit dhe lëkundjes, që është hutimi (shkujdesja). Kjo, sepse më së shumti shpie në ftohjen e entuziazmit ndaj së vërtetës dhe lëkundjen në triumfin e fesë. Atëherë, si të lëvizim në triumfin e fesë sonë? Allahu xh.sh. ka marrë nga ne besën që nga fillimi i krijimit: “Kujto kur Zoti yt nxori nga shpina e bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri dëshmues të vetes së tyre (duke u thënë): “A nuk jam Zoti juaj?” Ata thanë: “Po, dëshmuam!”. Të mos thoni në Ditën e Kiametit: (Ne nuk kemi njohuri për këtë (dëshmim)... Këtu është përmendur hutimi (shkujdesja) për të vënë në pah rrezikshmërinë e tij. Allahu xh.sh. thotë: “Ne krijuam shumë nga xhinët e njerëzit për xhehenem. Ata kanë zemra me të cilat nuk kuptojnë, ata kanë sy me të cilët nuk shohin dhe ata kanë veshë me të cilët nuk dëgjojnë. Ata janë si kafshët, bile edhe më të humbur, të tillët janë ata të marrët.“ Hutimi është përmendur për herë të dytë.

### Bëje atë me këtë kuptim

Përfundimi më i mirë i kaptinës është me ajetin që ka sexhde, derisa të kujtojmë simbolin e vendosjes, këmbëngulësinë dhe qëllimin. Kujtojmë sexhden e magjistarëve të cilët sfiduan faraonin dhe forcën e tij, atëherë le të bëjmë sexhde me këtë kuptim: “S’ka dyshim se ata që janë pranë Zotit tënd (melekët) nuk tërhiqen nga adhurimi ndaj Tij nga mendjemadhësia, Atë e madhërojnë dhe vetëm Atij I bëjnë sexhde. “

*Përktheu dhe përshtati*
***Mr.Sc. Jakup Çunaku***

# Ramazani muaj i bekuar

**Bahri Curri**

Myslimani duhet t'i kushtojë tërë jetën adhurimit të Allahut, sepse Ai thotë: "Dhe adhuroje Zotin tënd derisa të të vijë e vërteta (vdekja)!"[1] Për këtë disa nga selefët thanë: "Puna e myslimanit nuk ka kufi deri në vdekje". Prandaj, duhet t'u kushtojë rëndësi vakteve të caktuara për ibadete, të cilat Allahu i ka dalluar dhe për të cilat shumëfishon shpërblimin. Një prej tyre është edhe Muaji i Bekuar i Ramazanit, në të cilin ka zbritur Kurani, udhëzues për njerëzit.

Është një muaj i madh, i bereqetshëm e fisnik. Është një mysafir i nderuar, prandaj edhe duhet ta presim ashtu si e meriton. Ta presim me plot gëzim duke E falënderuar Allahun që na e mundësoi ta presim dhe të shijojmë kënaqësinë e tij, ta lusim të na ndihmojë në dituri e vepra të mira dhe të na i pranojë ato. Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) e luste Allahun që t'ia mundësonte të arrinte Ramazanin duke thënë në muajin Rexheb: "O Zot na begato në Rexheb e Shaban dhe na e mundëso ta arrijmë Ramazanin!"[2]

Të njëjtën gjë vepronin edhe selefët (ashabët dhe pasuesit e tyre). Sulejmani r.a. thotë: Na fliste Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) në fund të Shabanit, duke thënë: "O njerëz! Ju është afruar një muaj i madh, i begatshëm. Një muaj në të cilin është Nata e Kadrit, që është më e vlefshme se një mijë muaj. Agjërimin e ditëve të tij (Zoti) e bëri farz, faljen gjatë netve të tij e bëri vullnetar. Kush punon në të një të mirë, ka shpërblimin sikur të ketë kryer një farz jashtë Ramazanit. E kush punon një farz në të, ka shpërblimin sikur t'i ketë kryer 70 farze jashtë tij. Është muaj i durimit, e shpërblimi i durimit është xheneti. Është muaj i shpëtimit dhe ngushëllimit, muaj në të cilin shtohet rrësku. Kush i jep iftar një agjëruesi, do të jetë falje mëkatesh për të dhe shpëtim nga zjarri. Do ta ketë shpërblimin sa edhe vetë agjëruesi pa iu pakësuar shpërblimi




i tij (agjëruesit). Thanë: O i Dërguar i Allahut, po nuk ka mundësi çdonjëri prej nesh të japë iftar për agjëruesin! Ai tha: Allahu e jep këtë shpërblim edhe nëse i jep agjëruesit të bëjë iftar qoftë edhe një pikë qumësht, një kokërr hurme apo ujë. Kush i jep të pijë agjëruesit, atij do t'ia mundësojë Allahu të pijë nga Havdi im, pas së cilës pirje nuk do të ketë etje derisa të hyjë në xhenet. Kush ia lehtëson (mundin) (e liron) robit (shërbëtorit, punëtorit) të tij në të (Ramazan), Allahu do t'ia falë gjynahet dhe do ta shpëtojë nga zjarri i xhehenemit derisa të futet në xhenet. Është një muaj, fillimi i të cilit është mëshirë, mesi i tij është falje dhe fundi i tij është shpëtim nga zjarri. Punoni sa më shumë gjatë këtij muaji, katër gjëra: Dy gjëra janë me të cilat e kënaqni Zotin tuaj, ndërsa dy të tjera janë për të cilat ju keni shumë nevojë. Dy të parat janë: Shehadeti (La ilahe il-lall-llah Muhammedun resulull-llah) dhe istigfari (kërkimi i faljes), ndërsa dy të tjerat janë: Të kërkoni xhenetin e Allahut dhe të kërkoni mbrojtjen e Allahut nga zjarri."[3]

Sipas këtij hadithi kuptojmë se ky muaj ka shumë të mira dhe na nxit të bëjmë sa më shumë ibadete: namaze, bamirësi, agjërim, lexim Kurani, vizita, dhënie ushqimi, durim në ibadete, gjallërimi i ditës me agjërim ndërsa i natës me namaz, dua, lutje etj.. Ta kërkojmë Natën e Kadrit, e cila është më e vlefshme se një mijë muaj. Andaj myslimani nuk bën ta kalojë kot këtë kohë dhe t'i ikë ky rast kaq i mirë. Por, duhet të shpejtojë me pendim dhe t'i përmbahet këtij Dini, veçanërisht në Ramazan. Ngase në këtë muaj hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit, prangosen shejtanët, zbresin të mirat e shumta nga Allahu. Pra, Ramazani është një muaj që Vetë Allahu e ka madhëruar, prandaj madhërojeni edhe ju, është një mysafir i respektuar e fisnik, prandaj nderojeni!

Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) angazhohej shumë gjatë këtij muaji duke lënë anash punët e tjera dhe duke iu përkushtuar ibadetit ndaj Zotit të vet. Edhe selefët vepruan një praktikë të tillë, Zuhriu thotë: Kur vinte Ramazani, i tëri ishte lexim Kurani dhe dhënie ushqimi. Ata pëlqenin ndenjjen në xhami dhe thoshin: Po e ruajmë agjërimin tonë dhe nuk bëjmë gibet (shpifje e përgojim). Kujdeseshin për namazin e teravive dhe nuk largoheshin derisa të përfundonte imami. Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) ka thënë: "Kush falet gjatë Ramazanit me plot besim dhe shpreson shpërblimin nga Allahu, do t'i falen mëkatet e mëhershme."[4] si dhe thotë: "Kush falet me imamin derisa ai të përfundojë, do të shpërblehet sikur të jetë falur tërë natën."[5]

Agjërimi i Ramazanit është prej veprave më të dobishme dhe më me vlerë, është njëri prej pesë kushteve themelore të Islamit. Prej dobive të tij është arritja e devotshmërisë, sikur thotë edhe Allahu: "O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikur që ishte obligim edhe i atyre para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."[6]

Agjërimi i jep njeriut shumë të mira në dynja dhe në Ahiret, Allahu thotë: "Po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju."[7] E mëson njeriun të bëjë sabër, ngase përballet me braktisjen e ushqimit dhe kënaqësive me plot vullnet e dëshirë. I ndihmon të sundojë veten e




tij dhe nuk e lejon të bjerë pre e epsheve dhe intrigave të ulëta. Ia ngushton dhe vështirëson qarkullimin e shejtanit nëpër trupin e njeriut, ngase, siç e dimë, ai qarkullon nëpër trup sikur gjaku nëpër vena, dhe kështu ia vështirëson dhe pengon veprimin e shejtanit.

Ia përmend agjëruesit që t'i kujtojë mirësitë e Allahut, sepse, kur përjeton etjen dhe urinë, atëherë ua di vlerën begative të Zotit të vet dhe E falënderon për to. Njerëzve ua kujton që duhet të kujdesen për gjendjen e fukarenjve dhe të nevojtarëve. I mëson të jenë të thjeshtë e modestë dhe jokryelartë e mendjemëdhenj, i bën unik e të bashkuar, ngase agjërojnë dhe bëjnë iftar në të njëjtën kohë. Ua ruan shëndetin, ua lehtëson aktivitetin, dhe shumë e shumë dobi të tjera.

Agjërimi po ashtu ka edhe rregulla, të cilave duhet t'u përmbahet agjëruesi. Pikësëpari këtë ta bëjë vetëm për kënaqësinë e Allahut, në pajtim me rregullat e Islamit. Nuk mjafton të braktisë vetëm ushqimet, pijet dhe marrëdhëniet seksuale - prej agimit deri në mbrëmje, por duhet të agjërojë duke u larguar edhe nga mëkatet, gënjeshtra, fjalët e këqija e banale, mashtrimet e betimet e rrejshme, sjelljet brutale e të pahijshme etj..

Po ashtu, edhe pse agjëron, nuk duhet ta teprojë me ngrënie (gjatë natës), sepse mund t'i sjellë dëm organizmit të tij. Ngrënia e tepërt dëmton dhe të bën përtac. Duhet të ngutet për iftarin dhe të vonojë syfyrin, në mënyrë që menjëherë pas syfyrit të pritet edhe koha e namazit të sabahut si dhe të mos fillohet me agjërim para kohe.

T'u kushtohet kujdes të gjitha llojeve të ibadetit gjatë tërë ditëve të Ramazanit, veçanërisht dhjetë ditëve të fundit, ngase Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) angazhohej në dhjetë ditët e fundit si asnjëherë më parë në ditët e tjera. Që në këto dhjetë ditë të fundit, përveçqë gjendet Nata e Kadrit, është edhe një ibadet tjetër madhështor që praktikonte Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) – I'tikafi (qëndrimi dhe mbyllja në xhami për dhjetë ditë rresht).

Prandaj, vëllezër e motra, ta respektojmë në maksimum këtë muaj të bekuar duke E kënaqur Allahun me ibadetet tona, dhe të kënaqemi ne me mirësitë dhe shpërblimet e Allahut. Le të hetohet atmosfera e Ramazanit në shpirtrat tanë, shtëpitë tona, nëpër familje, ndër shokë, miq e dashamirës, në shkollë, në punë, në treg, në rrugë e çdokund.

Në fund, E lusim Allahun të na i pranojë veprat tona të mira dhe të na bashkojë me Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të!) në Xhenet! Amin!

*Fusnotat:*

1. Hixhr, 99.
2. Shënon Taberaniu.
3. Shënon Ibën Huzejme dhe Bejhekiu.
4. Shënon Buhariu dhe Muslimi.
5. Shënojnë autorët e Suneneve.
6. Bekare, 183.
7. Bekare, 184.

# Ramazani, muaji i garave më të mëdha që përjeton bota islame

Mr. Fahrush Rexhepi

**“Muaji i Ramazanit është ai në të cilin ka zbritur Kurani,që është udhërrëfyes për njerëzit,plot me shenja të qarta për rrugën e drejtë dhe dallues (i së mirës nga e keqja)”.[1]**




Nuk ka dyshim se muaji i Ramazanit është ndër muajt më të mëdhenj dhe më të dobishëm për besimtarët islamë. Ky muaj është më i frytshmi dhe më shpërblyesi për ata besimtarë të cilët maksimalisht mobilizohen në kryerjen e obligimeve dhe veprave të mira që dalin nga ky muaj.Muajin e Ramazanit, Allahu xh.sh.e ka shpallur për Botën Islame muaj të garave të mëdha maratonike, muaj të konkurencës dhe të garimit në vepra të mira, që fillojnë nga nata e parë e Ramazanit dhe përfundojnë në ditën e fundit të këtij muaji. Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë thotë: “Prandaj rrekuni me njëri-tjetrin,duke kërkuar falje prej Zotit tuaj dhe një kopsht të gjerë sa qielli dhe toka, që është e përgatitur për ata që i kanë besuar Alllahut dhe të dërguarve të tij”.[2]

Përfundimi me sukses i këtyre garave, për të cilat si fushë mejdani, Allahu xh.sh.e ka caktuar muajin e Ramazanit, pa dyshim se shpërblim në botën tjetër ka Xhennetin,aty ku njerëzit mund të gjejnë qetësi shpirtërore dhe fizike të përherëshme, që nuk e ka parë syri i njeriut dhe që nuk e kanë dëgjuar veshët. Allahu xh.sh. e shpalli muajin e bekuar të Ramazanit qendër të garave maratonike në Islam, sepse në këtë muaj hapen të gjitha dyert e Xhenetit. Muhamedi a.s. në një hadith thotë: “Gjatë Ramazanit mbyllen dyert e ferrit, hapen dyert e parajsës dhe shejtanët lidhen me zinxhirë. Një engjëll thërret: O ju që doni të bëni mirë! Gëzohuni! O ju që doni të bëni keq! Pushoni deri në fund të Ramazanit![3]

Muaji i Ramazanit është një stinë e mëshirës hyjnore, që i pajis besimtarët me virtyte të larta, muaj të cilin All xh.sh. e dalloi me zbritjen e Kuranit, libër i përkryer dhe përplot dritë, udhëzues i qartë për të gjithë njerëzit, dhuratë dhe ligj qiellor për mbarë botën.Vlera e këtij muaji të madhërishëm është shumë e madhe, kurse dobitë e agjërimit të tij janë të panumërta. E themi këtë duke u bazuar në një numër të madh hadithesh të transmetuara, që flasin lidhur me agjërimin e këtij muaji dhe të mirat që sjell me vete Ramazani.

Agjërimi i këtij muaji mundëson pastrimin shpirtëror dhe faljen e gabimeve të vogla duke marrë parasysh fjalët e Resulallahut a.s.: “Koha ndërmjet 5 namazeve të ditës, koha midis dy namazeve të xhumasë dhe ajo në mes dy Ramazaneve, - janë falje për gjithçka që ka ndodhur gjatë kësaj kohe, nëse shmangen gabimet e mëdha”[4].

Në një hadith tjetër, të cilin e transmeton Ebu Hurejre, Profeti a.s. ka thënë: “Kush e agjëron muajin e Ramazanit me besim tek Allahu dhe duke kërkuar kënaqësinë dhe shpërblimin e Tij, do t’i falen të gjitha gabimet e mëparshme”[5].

Pra, duke pasur parasysh vlerën, rëndësinë dhe shpërblimin që mund të arrijmë gjatë muajit të Ramazanit, sidomos me agjërimin e këtij muaji, secili besimtar mysliman, në garën-betejën e Ramazanit duhet të hyjë duke agjëruar ditët e këtij muaji, duke braktisur marrjen e çdo lloj ushqimi, po duke qenë edhe i kujdesshëm edhe për gjuhën e vet,që ajo të mos thotë të pavërtetën;për syrin e vet që ai të mos shohë të ndaluarën; për duart, këmbët dhe veshët e vet, që këto gjymtyrë të jenë largë veprimeve të liga dhe të këqija.

Ai që hyn në Ramazan me gjuhën e tij përplot me përgojime, me syrin të drejtuar nga harami, me veshin që dëgjon haramë; ai që nuk i respekton prindërit, nuk i përfill raportet familjare, nuk u flet vëllezërve të vet, - ai e ka shumë vështirë të përfitojë begatitë e muajit të bekuar të Ramazanit.

Përpos agjërimit, besimtarët e ndershëm në muajin e Ramazanit angazhohen dhe e respektojnë Allahun xh.sh., duke i falur namazet me xhemat, duke e falur namazin e teravisë me imam, duke lexuar Kuran me meditim, duke shtuar bamirësinë ndaj prindërve, duke u sjellë mirë me gruan, fëmijët e familjen dhe mbarë farefisin, duke i udhëzuar ata me



fjalë të mira, duke u dhënë sadaka nevojtarëve, qofshin ata të afërt, fqinjë apo të largët, sepse kështu kanë vepruar gjithherë myslimanët e mirë gjatë këtij muaji.

Namazi është një ndër shtyllat bazë të fesë islame, pa të cilën nuk mund të qëndrojë feja islame dhe as që mund të imagjinohet Islami. Allahu xh.sh. e ka bërë namazin themel të fesë islame dhe i ka ngarkuar të gjithë pejgamberët për ta kryer këtë obligim derisa të jenë gjallë. Kurani famëlartë na përcjell fjalët - lutjen e Ibrahimit a.s. i cili ka thënë: "O Zoti im! Më bëj nga ata që falin namazin,e edhe prej pasardhësve të mi, dhe pranoje lutjen time, o Zoti ynë!"[6]

Kurani Kerim përmend se edhe Ismailin a.s.. dhe më pas edhe Isain a.s., Allahu xh.sh. i pati urdhëruar për namaz. Allahu i Lartmadhëruar tregon në Kuran se edhe Muhamedin a.s. e pati urdhëruar të falte namaz: "Fale namazin kur zbret (nga Zeniti)dielli, e deri në errësirën e natës".[7]

Allahu xh.sh. e urdhëron Muhamedin a.s.që edhe familjen e tij ta urdhërojë për të falur namazin, po dhe vetë ta kryejë: "Urdhëroje familjen tënde të falë namazin, e edhe ti vetë zbatoje atë…"[8]

Se sa rëndësi ka falja e namazeve si detyrim islam, e shohim edhe nga hadithi i Muhamedi a.s: "E para gjë për të cilën do të merret në pyetje njeriu Ditën e Gjykimit, është namazi. Nese është në rregull (namazi), të gjitha punët e tjera do t'i ketë në rregull, por nëse namazin nuk do ta ketë në rregull, të gjitha punët e tjera nuk do t'i ketë në rregull".

Pjesëmarrja dhe angazhimi edhe më i madh i besimtarëve myslimanë në namaz, në muajin e Ramazanit, ka vlerën dhe rëndësinë e veçantë, sepse në muajin e Ramazanit për çdo vepër a lutje shumëfishohen shpërblimet. Në lidhje me këtë, Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë: "Allahu ju ka urdhëruar që të agjëroni ramazanin (ditën), ndërsa netët e Ramazanit t'i kaloni në ibadet (adhurim) vullnetar.Kush fal nafile gjatë Ramazanit, i njihet sikur të ketë kryer farzin në ndonjë muaj tjetër, e kush e kryen farzin në Ramazan, i njihet sikur të ketë kryer shtatëdhjetë farze jashtë Ramazanit. Ramazani është muaj i durimit, e shpërblimi për durimin është Xhenneti". Sipas këtij hadithi kuptojmë se në muajin e Ramazanit Allahu xh.sh. shumëfishon shpërblimet për veprat e kryera dhe se muaji i Ramazanit për myslimanët sjell shpresë për fitore të reja dhe shton imanin tek besimtarët e forcon lidhjet ndërmjet tyre.

Si kusht tjetër për të qenë pjesëmarrës aktiv në garat maratonike në muajin e Ramazanit, është edhe leximi e mësimi i Kuranit si dhe organizimi i kurseve të ndryshme me të rinjtë për mësimbesim. Pejgamberi a.s.në muajin e Ramazanit mobilizohej me tërë familjen e tij për të bërë ibadet gjatë ditëve dhe netve të Ramazanit. Ndërsa në dhjetë ditët e fundit bënte ibadet më shumë se ditëve të tjera. Muhamedi a.s. e dallonte muajin e Ramazanit duke lexuar Kuran më shumë se në muajt e tjerë. Siç transmetojnë Buhariu dhe Muslimi: "Vërtet Xhibrili, alejhis-selam, në çdo natë të Ramazanit kishte takim me Muhamedin a.s., dhe ia mësonte Kuranin".[9]

Duke pasur parasysh se muaji i Ramazanit është muaj i Kuranit dhe muaj i vendosjes së kontakteve në mes qiellit dhe Tokës, - Ramazani është pra, edhe muaj i leximit, diturisë dhe i qytetërimit. Nga Kurani kemi shpërblim nëse e lexojmë, nëse e mësojmë përmendsh, nëse e dëgjojmë dhe nëse veprojmë e punojmë sipas udhëzimeve të tij. Për vlerën e leximit dhe mësimit të Kuranit, Muhamedi a.s. në një hadith ka thënë: "Më i miri i njerëzve është ai që e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve". Ndërsa në hadithin tjetër, të cilin e transmeton Termidhiu, Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush flet me Kuran, e flet të vërtetën. Kush punon sipas tij, do të jetë i shpërblyer. Kush gjykon sipas tij, gjykon drejt. Kush thërret për të besuar, ai është i udhëzuar në rrugën e drejtë".

Muaji i Ramazanit është edhe muaj i garave të vëllazërimit,unitetit, pajtimit dhe afrimit në mes myslimanëve, si dhe muaj i solidaritetit me skamnorët e të varfrit, duke u dhënë atyre zekatin, zekatul-fitrin dhe lëmosha të tjera. Siç dihet, njëri nga kushtet e fesë islame është edhe dhënia e zekatit (një pjesë e pasurisë). Ky kusht i Islamit vërtetohet me Kuran e hadith të Pejgamberit a.s.. Ne po i përmendim vetëm disa ajete të Kuranit, të cilat flasin për këtë kusht të Islamit: "O ju që besuat, jepni nga më e mira e asaj që fituat dhe nga ajo që ju dhamë prej tokës, e mos nxitoni ta jepni atë më të pavlefshmen nga ajo, e që ju nuk do ta pranonit për vete vetëm symbyllur. E dini që All-llahu s'ka nevojë për ju, Ai është i Madhëruar".[10]

Në ajetin tjetër, në lidhje me zekatin, All-llahu xh.sh. në Kuran thotë: "O ju që keni besuar! A t'ju tregoj për një tregti të bujshme që ju shpëton prej një dënimi të dhembshëm: t'i besoni All-llahut dhe të dërguarit të Tij, të luftoni në rrugën e All-llahut me pasurinë tuaj dhe me veten tuaj, e kjo është shumë e dobishme për ju, nëse jeni që e dini".[11]

Se zekati është prej obligimeve dhe adhurimeve të hershme, e shohim nga ajeti kuranor: "Kujtoni në këtë libër Ismailin! Ai ka qenë shumë besnik në premtimin (premtoi të bëhej kurban) dhe i dërguar, pejgamber.Ai urdhëronte familjen e vet për faljen e namazit e dhënien e zekatit dhe ishte shumë i pranishëm tek Zoti i tij".[12]

Për rëndësinë e zekatit flasin edhe shumë hadithe të Pejgamberit a.s. Ai në

një hadith na porosit duke thënë: “Paguaj zekatin nga pasuria jote, se me të vërtetë ai është një pastrues që të pastron, bëhu i sjellshëm me të afërmit e tu, dhe prano të drejtat e të varfërve, fqinjëve dhe lypësve”.[13]

Përveç ajeteve dhe hadítheve të përmendura që flasin për rëndësinë e dhënies së zeqatit, kemi edhe shumë ajete kuranore dhe hadithe profetike që flasin edhe për ndëshkimet që mund t’i pësojnë besimtarët që nuk e kryejnë këtë obligim, si një prej shtyllave themelore të fesë islame.

Një nga detyrat që myslimani duhet të kryejë dhe të japë kontributin e tij gjatë muajit të Ramazanit, është edhe dhënia e sadakatul-fitrit. Kjo detyrë islame është vërtetuar në Kuran dhe hadith, siç do ta shohim në vazhdim. Transmetohet nga Kethir bin Abdil-laln r.a., nga babai i tij, se gjyshi i tij ka thënë: “Është pyetur Muhamedi a.s. për ajetet: “Ka shpëtuar ai që është pastruar,që e kujton Madhërinë e Zotit të vet dhe falet”. (A’la,14,15). E Muhamedi a.s. ka thënë se ka zbritur në lidhje me sadekatul-fitrin.

Në një hadith që transmeton Ibni Abbasi, thuhet: “I dërguari i Allahut s.a.v.s. e ka caktuar sadakatul- fitrin për agjëruesit, që të pastrohen nga fjalët e kota dhe të pahijshme si dhe për të furnizuar të varfrit. Kush e jep atë para faljes së namazit të Bajramit, ajo i pranohet si sadekatul-fitër, e kush e jep atë pas faljes së namazit të Bajramit, sadekatulfitri nuk i pranohet, po i pranohet vetëm si sadaka e rëndomtë”.

Në një transmetim tjetër tregohet se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush jep sadekatul-fitrin, ka dhjetë gjëra: E para, e pastron trupin e tij nga gjynahet. E dyta, lirohet nga zjarri i Xhehennemit. E treta, bën që agjërimi i tij të pranohet. E katërta, i obligohet Xhennetit. E pesta, do të largohet nga sherri i sigurt. E gjashta, i pranohen punët e mira të atij viti. E shtata, Ditën e Kiametit i obligohet shef’ati im. E teta, do ta kalojë urën e Siratit si drita e vetëtimës. E nënta, do t’i rëndojë peshorja në anën e punëve të mira. E dhjeta, Allahu xh.sh. do t’i shlyejë emrin nga libri i emrave të njerëzve të pafat”.

Lidhur me sadakatul-fitrin Hasan el-Basriu thotë: “Sadakatul-fitri është sikur “sehvi” sexhdja për namazin, që ndreq çdo lëshim në namaz, po ashtu sadakatul-fitri ndreq çdo gjë që ndodh gjatë agjërimit dhe me teravinë, ngase: “Me të vërtetë të mirat shlyejnë të këqijat”.

Zekati dhe sadekatul-fitri, si taksa fetare, mund të jepen në disa fonde, por duke pasur parasysh rrethanat e përgjithshme në të cilat ndodhen Islami dhe institucionet tona fetare në vend, mund të themi se destinimi më i qëlluar për dhënien e zekatit dhe ndihmave të tjera fetare islame, është Bashkësia Islame e Kosovës me institucionet tjera të saj, si Fakulteti i Studimeve Islame dhe medreseja e mesme “Alauddin” e Prishtinës, me paralelet e ndara fizike në Gjilan dhe Prizren.

Nga veprimet e tjera që besimtari islam duhet t’i praktikojë gjatë garës maratonike në muajin e Ramazanit, janë edhe shtimi i duave (lutjeve) si dhe kërkimi i faljes sidomos në kohën e syfyrit dhe iftarit të çdo dite e nate të Ramazanit. Duaja-lutja është ibadet. Për këtë Allahu xh.sh.në Kuran thotë: “Zoti juaj ka thënë: “Më thirrni mua, Unë ju përgjigjem, e ata që nga mendjemadhësia i shmangen adhurimit ndaj Meje, do të hyjnë të nënçmuar në Xhehennem”.[14]

Përveç këtij ajeti kuranor, edhe hadithi i Pejgamberit a.s. na tregon se muaji i Ramazanit është muaj i duasë-lutjes. Në hadithin vijues Muhamedi a.s. ka thënë: “Tre personave nuk u refuzohet lutja: agjëruesit derisa të hyjë koha e iftarit, imamit të drejtë dhe atij që i është bërë padrejtësi”. Ndërsa në hadithin tjetër që e transmeton Abdullahu ibn Mes’udi, Muhamedi a.s. ka thënë: “Në natën e parë të muajit të Ramazanit hapen dyert e Xhennetit…Për çdo natë deri në agim thërret një zë: A ka ndonjë që kërkon falje? Do t’ia falim. A ka ndonjë që pendohet? Do t’i pranohet pendimi. A ka ndonjë që lutet? Do t’i pranohet lutja. A ka ndonjë që kërkon diçka? Do t’ia japim atë që kërkon”. Pra, shtrohet pyetja: A ka gjë më të rëndësishme për agjëruesin sesa këto fjalë?

Në mënyrë të veçantë besimtarët islamë lutjet dhe pendimin e tyre duhet t’i shtojnë në dhjetëditëshin e fundit të muajit të Ramazanit, veçanërisht në natën e Kadrit. Për vlerën e kësaj nate dhe për lutjet në këtë natë, Pejgamberi a.s. në një hadith ka thënë: “Kush falet Natën e Kadrit, duke qenë i bindur dhe i përkushtuar dhe ka qëllim të sinqertë, atij do t’i falen gabimet e mëparshme”.[15]

Se çfarë lutjeje është mirë të bëjmë në Natën e Kadrit, këtë më së miri e shohim nga transmetimi i Ajshes r.a., e cila tregon: “E kam pyetur Pejgamberin a.s.: “O i dërguar i All-llahut, çfarë mendon, sikur unë të dija për një natë që është Nata e Kadrit, çfarë duhet të lutem atë natë?- Pejgamberi a.s. tha: Thuaj: “O All-llah, Ti je falës i madh, e do faljen, prandaj na fal ne”.

Edhe për nga aspekti historik, nëse u bëjmë vështrim rëndësisë dhe vlerave të muajit të Ramazanit, shohim se Ramazani gjatë tërë historisë islame ka qenë një muaj i përkushtimit dhe i mobilizimit të përgjithshëm në shumë sfera të jetës. Nisur nga kjo, ky muaj jo rastësisht quhet muaj i fitoreve më të mëdha që kanë shënuar myslimanët. Ne do t’i përmendim shkurtimisht vetëm disa nga datat dhe ngjarjet e rëndësishme që kanë ndodhur në këtë muaj: Në këtë muaj filloi zbritja e Kuranit, në vitin 610; në këtë muaj është zhvilluar beteja vendimtare për Islamin, e njohur në histori si Lufta e Madhe e Bedrit; në këtë muaj të vitit 92h, myslimanët çliruan Andaluzinë (Spanjën), pastaj në muajin e ramazanit të vitit 8h. është bërë çlirimi i Mekës, ngjarje që konsiderohet si fitorja më e madhe në të cilën Allahu xh.sh.e ka ngritur fenë e Vet, Pejgamberin e Vet dhe ushtrinë e Vet. Çlirimit të Mekës i janë gëzuar edhe banorët e qiellit dhe pas kësaj ngjarjeje njerëzit turma-turma e kanë pranuar Islamin.

Nga ky përshkrim që i bëmë muajit të Ramazanit, shohim se Ramazani së pari është muaj i largimit nga të këqijat dhe veprat e liga, e pastaj muaj i agjërimit, muaj i leximit të Kuranit, i diturisë dhe i qytetërimit, është muaj i namazit,është muaj i lutjeve dhe muaj i sakrificës dhe solidaritetit, si dhe muaj i fitoreve të mëdha për myslimanët.

Zoti na ndihmofteë që të kryejmë agjërimin me përkushtim të plotë dhe na bëftë prej atyre që të kenë dobi nga këshillat dhe mësimet e larta të Kuranit dhe Ramazanit fisnik.

---

*Fusnotat:*

1. El-Bekare:185.
2. El-Hadid:21.
3. Hadisin e transmeton Ahmedi dhe Nesaiu.
4. Transmeton Muslimi (Fikhus Sunneh).
5. Transmetohet nga Ahmedi (Fikhus Sunneh).
6. Ibrahim:40.
7. Isra:78.
8. Ta-Ha:132.
9. E transmetojnë Buhariu dhe Muslimi.
10. El-Bekare: 267.
11. Es-Safa: 10-11.
12. Merjem: 54-55.
13. Transmetohet nga Ahmedi.
14. El-Gafir: 60.
15. Sahihul-Buhari.

# Përgatitja për Ramazan

*Falënderimi i takon Allahut. Atë E falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu, s'ka kush e lajthit dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.*

*"O ju që keni besuar, kini frikë Allahun me një frikë të denjë, dhe mos vdisni përveçse duke qenë myslimanë!" (Ali Imran: 102)*

*"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj Që ju ka krijuar prej një veteje dhe nga ajo krijoi palën e saj, e prej atyre dyve u shtuan shumë burra e gra. Dhe kini frikë Allahun, me Emrin e të Cilit betoheni, ruajeni farefisin, se Allahu është Mbikëqyrës mbi ju." (En-Nisa:1)*

*"O ju besimtarë, kini frikë Allahun dhe thuani fjalë të drejta. Ai (Allahu) ju mundëson të bëni vepra të mira, jua shlyen mëkatet tuaja,e kush respekton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ka shpëtuar me një shpëtim të madh." (El-Ahzab:70:71)*

Vëllezër besimtarë!

Mëshira dhe urtësia e Allahut kanë caktuar që disa kohë të veçohen për shumëfishimin e shpërblimeve për veprat e mira, për t'i mundësuar besimtarit furnizimin me më shumë të mira, me më shumë përgatitje për udhëtimin e pashmangshëm të quajtur "Vdekje!", dhe për t'i kujtuar mirësitë e Allahut ndaj tij. Prej këtyre kohëve më e çmuara është koha apo stina e Ramazanit, muaj në të cilin obligohet një rit shumë i madhagjërimi, muaj në të cilin ka filluar zbritja e librit të fundit hyjnor-Kuranit:

Muaji i Ramadanit në të cilin (filloi) të shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues i së vërtetës nga gënjeshtra...". (el-Bekare, 185)

Besimtari duhet t'u kushtojë patjetër vëmendje të posaçme këtyre kohëve, duke ndier në shpirt madhështinë e tyre dhe në praktikë gjallërinë për shumëfishim të veprave. Mendoni, Ramazani me ditë e net është i bekuar; veprat shpërblehen shumëfish në të; në të është Nata e Kadrit më e mirë se 1000 muaj.




Në këtë muaj kemi mirësi dhe begati të mëdha: Hapen dyert e Xhennetit, mbyllen dyert e Xhehennemit; Allahu liron njerëz besimtarë nga zjarri i Xhehennemit për çdo natë; duaja e agjëruesit nuk refuzohet; agjërimi dhe falja me besim dhe sinqeritet gjatë Ramazanit shlyejnë mëkatet e mëparshme. Nata e Kadrit shlyen mëkatet e mëparshme dhe të mëvonshme. Shpërblimi për agjëriminin është i pakufishëm, agjërimi është mburojë nga zjarri, etj.

Myslimanë të nderuar!

Si e prisnin të parët Ramazanin?

Muhammedi, alejhi's selam, çdoherë na paraprinte në vepra të mira. E pamundur ka qenë që ai të urdhëronte diçka e vetë të bënte të kundërtën. Mu për këtë arsye, Allahu në Kuran e përshkroi e tha:

"Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut, kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e All-llahut në botën jetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh All-llahun". (el-Ahzab, 21)

Gjatë këtij muaji Muhammedi, alejhi's selam, zakonisht falej vetëm si mëshirë për Ymetin e tij, ngase e zgjaste namazin aq sa të paktë prej nesh do ta përballonin. Hudhejfeja përcjell: "Një natë në Ramazan u fala me Pejgamberin, alejhi's selam, ndërkohë që ai lexoi kaptinat el-Bekare, en-Nisa dhe Ali Imran... ". (Ahmedi)

Ku jemi ne në raport me të parët tanë?! Ali b. Abdil-lah b. Abbasi çdo ditë bënte 1000 sexhde, prandaj quhej "Sexh-xhad" (ai që bënë shumë sexhde).

Ebu Is'hak es-Sibai thotë: Namazi im ka përfunduar. Tani jam dobësuar dhe nuk mund të fal më shumë se sa leximin e kaptinës el-Bekare dhe Ali Imran. Imagjinoni, ky njeri është plakur dhe është mërzitur se si tani në namazin e tij nuk mund të këndojë më shumë sesa dy kaptina: el-Bekare dhe Ali Imran... Nëse kjo që përmendëm, ishte gjendja e tyre jashtë muajit të Ramazanit, atëherë çfarë mendon se ka qenë gjendja e tyre në Ramazan? Ata në Ramazan faleshin aq gjatë, saqë detyroheshin të mbaheshin për shkopinj. Nëse dikush lexonte kaptinën el-Bekare në tetë rekate, mendonin se kishte lexuar pak. Sikur ta dija se çfarë do të thoshin për ne që 20 rekate i përfundojmë me një apo dy faqe të kësaj kaptine?!

Xhematlinj të nderuar!

Allahu ligjësimin e agjërimit e shoqëroi me disa urtësi dhe sekrete, prej të cilave do të përmendnim:

-Realizimin e adhurimit të vërtetë për Allahun, ngase njeriu braktis ushqimin dhe pijen për hir të Allahut, vetëm pse Allahu e urdhëroi për këtë gjë. Ky është fakt për besimin e tij. Allahu thotë në një hadith kudsijj: "Ai, për hir Timin, e braktisi ushqimin dhe pijen".




- Realizimin e devotshmërisë duke kryer çdo gjë që sjell kënaqësinë e Allahut dhe duke iu shmangur çdo gjëje që sjell hidhërimin e Allahut. Kjo për arsye se agjërimi formal nuk është i kërkuar, siç thotë Muhamedi, alejhi's selam: "Kush nuk braktis gjatë agjërimit edhe fjalët e këqija (gënjeshtrën) dhe veprimin sipas asaj (ai nuk ka arritur asgjë nga agjërimi i tij), ngase Allahu nuk ka nevojë që ndonjëri prej jush të braktisë ushqimin dhe pijen e tij". (Buhariu)

Agjërimi të ushtron të përmbahesh nga mllefi dhe në situata të pakontrolluara. Në hadith qëndron: "Nëse e shan a fyen dikush, le t'i thotë: Unë jam agjërues!".

Agjërimi na kujton të varfrit dhe skamnorët, të cilët nuk kanë ushqim për ta shuar urinë. Omer b. Abdu'l Azizi, që kur qe bërë hafife, nuk ngopej kurrë. E pyetën për këtë dhe ai tha: Nuk ngopem, sepse do t'i harroja të varfrit. Përse të mos bëhemi të tillë kur Pejgamberi ynë, siç transmeton Buhariu, ishte njeriu më bujar, po bujaria e tij ishte më e madhe në Ramazan sesa në muajt e tjerë.

## Hytbeja e dytë

Falënderimet I takojnë Allahut, Që bëri bashkimin e zemrave të besimtarëve dhe ata, me begati të Tij, u bënë vëllezër. E përshëndetjet dhe bekimet më të pastra dhe më të ngrohta qofshin për shëmbëlltyrën tonë të mirë, Muhammedin, i cili bashkimin e bëri veti dhe tipar të monoteistëve. Paqja qoftë për të dërguarin e Allahut, familjen e tij të pastër, shokët e tij të ndershëm dhe pasuesit e tij dhe të tyre gjer në amshim!

Myslimanë të bekuar!

Derisa jemi në prag të Ramazanit, përse të mos ndalemi dhe të llogarisim veten tonë për Ramazanin e kaluar: Sa u kujdesëm për agjërimin? Sa u falëm? Sa lexuam Kuran? Sa dëfreheshim me namaz të gjatë? Sa e kujtonim Allahun? Sa i mbanim lidhjet me familjarët dhe farefisin? Ne çdoherë trumbetonim: Do ta shfrytëzojmë shansin e Ramazanit, dhe ja tani Ramazani po na vjen, por çfarë do të bëjmë? A do të jemi prej atyre përtacëve që çdoherë thonë: "unë do të…", apo do të jemi prej atyre që seriozisht bëjnë përpjekje në këtë muaj për ta arritur kënaqësinë e Allahut? A do të jetë ky Ramazan agjërim i trupit apo edhe i shpirtit? A do të jetë Ramazan i ligjëratave fetare apo i serive dhe filmave në televizion?

Robër të Allahut!

Ramazani është shans për të bërë një ndryshim në personalitetin tonë. Sa shumë gëzohet njeriu kur sheh besimtarë të shumtë të frekuentojnë xhamitë gjatë këtij muaji për të falur namazin e teravive. Sa shumë gëzohet syri kur i sheh besimtarët tek garojnë për t'u ulur në radhët-safat e parë. Selefi kishin përjetuar ëmbëlsinë e kësaj në praktikë. Njëri prej tyre thoshte: Nuk më ka rënë të dal nga xhamia pas namazit e të mos përmallohem për namazin e ardhshëm. Ramazani është shans për të filluar faljen e rregullt të namazeve, nëse më parë nuk ke qenë i rregullt. Ramazani është shans për leximin e Kuranit për ata që gjatë muajve të tjerë e kanë braktisur atë. Ramazani është shans për t'i përmirësuar lidhjet me farefisin dhe me ata me të cilët ke pasur ndonjë zënkë a kacafytje.

O ti që e humb kohën me gjëra që ta dobësojnë besimin, Ramazani të thërret. O ti që ua ke kthyer shpinën fitimeve të mëdha, Ramazani të thërret: Kur do të kthjellesh? A nuk sheh se si vepërmirët ngadhënjejnë me të mira?! A nuk të pëlqen adhurimi i të sinqertëve?! A nuk ka jetë zemra jote që ta shfrytëzosh Ramazanin në vepra të mira?! Kujtoji ata që vitin e kaluar ishin me ne, e sot i ka mbuluar dheu, dhe s'kanë mundësi më për të bërë asnjë punë të mirë, madje as për t'u penduar. Ata nuk mund të pendohen më për gjërat që kanë bërë, kurse ti, ende i gjallë, shfrytëzoje këtë shans dhe pendohu e bëj vepra të mira! Jeta jote edhe në këtë Ramazan është dhunti prej Allahut, prandaj shiko se si do ta shfrytëzosh këtë dhunti: Në kënaqësi të Allahut e të shpëtosh, apo në hidhërim të Allahut e të humbësh!

Myslimanë të nderuar!

Kujtojeni Allahun, faleni namazin dhe dërgoni salavat për Muhammedin, alejhi's selam, që Allahu dhe i dërguari i Tij të jenë të kënaqur me ne!

***Sedat G. ISLAMI***

# Beteja e madhe e Bedrit

**Miftar Ajdini**

*Falënderimi I takon Allahut. Atë e falënderojmë dhe prej Tij falje dhe ndihmë kërkojmë. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të këqijave të vetvetes dhe të veprave tona. Kë e udhëzon Allahu, s'ka kush e lajthit, dhe kë e largon nga rruga e vërtetë, s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka hyjni tjetër përveç Allahut, i Cili është Një, dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i Tij.*

*Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë, urdhëron e thotë: "Allahu u ndihmoi ju në Bedër, kur ishit pak në numër, e për të qenë mirënjohës, kini frikë nga Zoti."*[1]

Të nderuar xhemat,

Në muajin e bekuar të Ramazanit, përveç shumë ngjarjeve të rëndësishme, ka ndodhur edhe Beteja e Bedrit, që është beteja e parë dhe më e rëndësishme në historinë islame. Ne për çdo vit e përkujtojmë Natën e Bedrit (Lejletul-Bedrin) të 16 Ramazanit të vitit 624 (viti i dytë hixhrij), që sivjet është ditën e martë në mbrëmje, më 16 shtator 2008. Në atë betejë mori pjesë edhe vetë Pejgamberi s.a.v.s. Ngjarja është zhvilluar në vendin e quajtur Bedër, në jugperëndim të Medinës, në largësi rreth 150 km.[2]

### Shkaqet e betejës

Si shkak i betejës në Bedër konsiderohet dalja e Pejgamberit s.a.v.s., me një grup ashabësh për të takuar karvanin e kurejshëve, i cili po kthehej nga Shami në Mekë. Nuk ishte planifikuar ndonjë përleshje me përmasa të mëdha. Kur merr vesh Ebu Sufjani, udhëheqësi i karvanit, kërkon ndihmë në Mekë dhe atij i përgjigjen rreth 1000 luftëtarë (prej tyre 500 me parzma, me 100 kuaj dhe rreth 700 deve). Pas tyre shkonin robëreshat dhe këngëtaret, të cilat, me dajre e këngë inkurajonin luftëtarët, po edhe ofendonin Islamin dhe myslimanët.

Në anën tjetër, myslimanët ishin me armatim shumë më të dobët. Përveç kësaj, ishin edhe tri herë më pak në numër. Historianët theksojnë numrin prej 313 ose 314 luftëtarësh. Kishin 70 deve dhe vetëm dy apo tre kuaj. (Nga radhët e muhaxhirëve kishte pak më tepër se 80 veta, nën komandën e Ali b. Ebi Talibit r.a., të tjerët, shumica ishin ensarë - 61 nga fisi Evs, kurse 170 nga fisi Hazrexh, nën komandën e Sa'd b. Muadhit r.a.[3]).



Vëllezër të dashur,

I Dërguari s.a.v.s. dhe ashabët dolën në Bedër, që t'i kundërviheshin forcës dhe dhunës, që ta ndryshonin historinë, t'i hapnin rrugën fesë së vërtetë, lirisë, drejtësisë, mëshirës dhe humanizmit. Në fjalimin e tij para betejës, i Dërguari s.a.v.s., ashabëve të tij nuk u jep udhëzime për veprime genocidi apo shkatërrimi, por në mënyrë të qetë u drejtohet me këto fjalë:

### Fjalimet para betejës

"Falëndrimi i qoftë Allahut, Krijuesit të botëve. Ju inkurajoj ta ruani Islamin! Për këtë ju udhëzon Allahu! Ju largoj nga dhuna, edhe Krijuesi juaj këtë jua ndalon! Allahu është i Madhërishëm, urdhëron të vërtetën dhe përcakton drejtësinë. Ai u jep të mira atyre që e meritojnë, sipas gradave që kanë te Krijuesi i tyre. Njerëzit në mes tyre, sipas së mirës, dallohen dhe përmenden. Keni ardhur në Bedër, në vendin e sprovës së vërtetë, tek Allahu pranohet vetëm ajo vepër me të cilën Ai është i kënaqur. Përmes durimit, Allahu xh.sh. në momentet vendimtare u heq brengën dhe i shpëton njerëzit nga vuajtjet dhe vështirësitë. Përmes durimit arrihet shpëtimi për të dy botët. Kini kujdes për detyrat që Allahu xh.sh.jua ka përcaktuar në Kuran, mos i harroni obligimet që jua ka mësuar Ai me ajetet e Tij. Pranoni me forcë veprat me të cilat Krijuesi juaj do të jetë i kënaqur. Tregoni besimin tuaj para Krijuesit tuaj dhe, në këtë vend, në Bedër, do ta meritoni mëshirën dhe faljen e Tij, që ju është premtuar. Premtimi i Allahut është i vërtetë. Mbrojtja e Tij është forca dhe siguria jonë. Vetëm Atij I lutemi për ndihmë, Atij I mbështetemi dhe tek Ai kthehemi. Allahu më faltë mua dhe besimtarët"[4].

Pastaj u çua Ebu Bekri dhe foli shumë bukur. U çua Omeri dhe foli shumë bukur. Pastaj u çua Mikdadi: "Për Zotin, o i Dërguari i Allahut,- tha ai, - ne nuk themi ashtu siç i thanë benu-Israilët Musait a.s.: "…Shko pra ti e Zoti yt dhe luftoni, sepse ne po rrimë këtu." (5:24) "Ne do të luftojmë djathtas teje dhe majtas teje, para teje dhe prapa teje." I Dërguari s.a.v.s. u gëzua dhe i ndriçoi fytyra nga këto fjalë. "Më tregoni, o myslimanë, ç'mendim keni?",- iu drejtua i Dërguari s.a.v.s.

U ngrit Sa'ad ibn Muadhi, kryetari i ensarëve, dhe tha: "Më duket se po na drejtohesh neve, o i Dërguari i Allahut. Unë betohem për Zotin që të ka dërguar ty me të drejtë pejgamber se, sikur të na urdhërosh të hyjmë në det, ne futemi menjëherë të gjithë. Nesër, ne jemi gati t'i bëjmë ballë armikut bashkë. Ne jemi durimtarë në luftë dhe të vendosur e të patundur kundër armikut. Ndoshta Allahu do të ta tregojë ty trimërinë tonë, që ti të gëzohesh.Prandaj, marsho, o i Dërguar, bashkë me ne, drejt të mirave

të Allahut! Për Zotin, që të ka dërguar ty pejgamber, sikur t'i lodhim devetë tona edhe deri në Berkul Gimad, ne do të vijmë pas teje".[5]

Besimtarë të nderuar,

Pas kësaj paraqitjeje të vendosur të prijësit të ensarëve, i Dërguari s.a.v.s. propozoi vendin ku do ta prisnin armikun. Mirëpo, i Dërguari s.a.v.s. e ndërroi vendin pas propozimit edhe më të mirë të Habbab bin Mundhirit r.a. dhe atëherë myslimanët zunë pozitën që u mundësonte t'ua prisnin ujin idhujtarëve.

Pejgamberi s.a.v.s., e dëgjoi këshillën e Hababit dhe e zhvendosi kampin e tij në vendin e zgjedhur nga Hababi. Më pas Sa'd bin Muadhi në një vend paksa të ngritur, ngriti një çadër për Pejgamberin s.a.v.s., prej nga do të drejtonte ushtrinë. Pejgamberi u kujdes që njerëzit e tij të ishin të gatshëm për betejë dhe i urdhëroi që të mos ishin ata të parët që do të nisnin betejën.

## Zhvillimi i betejës

Dy ushtritë ndodheshin përballë njëra-tjetrës. Situata u rëndua dhe hija e vdekjes ra mbi luginë. Pejgamberi, paqja qoftë mbi të, e dinte se nga rezultati i kësaj beteje varej fati i myslimanëve dhe i Islamit. Kjo ishte një betejë në mes Islamit dhe Mosbesimit, në mes së Vërtetës dhe së Kotës. Ai ra në sexhde dhe E luti Allahun: "O Allah! Nëse ky grup myslimanësh mposhtet, në këtë botë s'do të mbetet më njeri që do të Të adhurojë!"

I pari nga myslimanët që hyri në dyluftim, ishte Hamza bin Abdulmutalibi, xhaxhai i Pejgamberit, i cili vrau një pabesimtar që u përpoq të arrinte pellgun e ujit për ta shkatërruar. Kjo ishte nisja e betejës. Më pas tre luftëtarë kurejshë dolën në shesh dhe sfiduan tre myslimanë. Hamza bin Abdulmutalibi, Ali bin Ebu Talibi dhe Ubejde bin Harithi ishin myslimanët që pranuan sfidën. Hamza dhe Aliu i mposhtën shpejt kundërshtarët e tyre, kurse Ubejdeja dhe kundërshtari i tij plagosën rëndë njëri-tjetrin. Të zemëruar nga kjo humbje, kurejshët derdhën mbi myslimanët një shi shigjetash dhe pastaj u hodhën në sulm. Ata sulmuan si dallgë dhe humbën shumë ushtarë, por nuk qenë në gjendje të thyenin rreshtat e myslimanëve.

Myslimanët pritën derisa armiku harxhoi fuqinë dhe pastaj u hodhën në kundërsulm me ashpërsi dhe me forcë duke i marrë përpara armiqtë. Pejgamberi s.a.v.s., ishte në vijën e parë të frontit dhe i udhëhiqte myslimanët duke lexuar Kuran me zë të lartë dhe duke lutur Allahun. Pasi pësoi një humbje të madhe, ushtria e kurejshëve mori arratinë, kurse myslimanët i ndoqën dhe zunë shumë robër.

Por Ebu Xhehli nuk e pranonte lehtë humbjen. Ai u përpoq të riorganizonte ushtrinë e thyer, po mbeti vetëm me disa heshtëtarë për ta ruajtur. Muadh bin Amri u nis drejt Ebu Xhehlit dhe e godití me shpatë, kurse një mysliman tjetër e shpoi atë me heshtë dhe e vrau.

Të nderuar xhemat,

Humbja e pabesimtarëve ishte e madhe: 70 të vrarë, në mesin e tyre 20 komandantë, dhe 70 të tjerë të zënë robër. Në këtë betejë u vranë 14 myslimanë. Lajmi i fitores së myslimanëve mbërriti në Medinë, dhe qyteti u gëzua. Megjithatë medinasit nuk mund t'u besonin syve kur më 23 Ramazan Pejgamberi dhe shokët e tij hynë triumfalisht në Medinë, duke mbajtur prapa edhe 70 robër.

Kjo ishte Beteja Madhështore e Bedrit, që u zhvillua në Ramazan. Asnjë betejë tjetër nuk ka qenë më vendimtare në historinë e Islamit. Përpara saj myslimanët ishin të dobët dhe të persekutuar vazhdimisht nga armiqtë. Pas kësaj beteje ata dolën në skenë si një komb i fuqishëm, vetëm falë ndihmës së Allahut të Madhëruar, i Cili ka fuqi mbi çdo gjë![6]

## Ç'mund të mësohet nga Beteja e Bedrit[7]

Mësimi më i rëndësishëm dhe më i dobishëm, që mund ta marrin myslimanët sot nga kjo betejë e lavdishme, është bindja e fortë e besimtarëve dhe sigurimi në ndihmën e Allahut, pa marrë parasysh forcën, gatishmërinë dhe kompaktësinë e armikut të kësaj feje. Duke përshkruar të Dërguarin s.a.v.s. dhe besimtarët, Allahu xh.sh. thotë: "E atyre (shokëve të Pejgamberit) që dikush u tha: "Populli (idhujtarët) është tubuar t'ju sulmojë, pra kini frikë!" Ajo, vetëm ua shtoi edhe më shumë besimin e thanë: "Neve na mjafton që kemi Allahun, Ai është mbrojtësi më i mirë!"[8]

Natyrisht, krahas kësaj bindjeje dhe sigurie, është e domosdoshme të plotësohen edhe disa kushte, për të arritur fitoren e sigurt dhe të qartë. Jo rastësisht, kushtet janë përmendur në suren el-Enfal, e cila është shpallur me rastin e betejës së Bedrit. Shkurtimisht, fjala është për këto kushte:

## Sinqeriteti

Allahu xh.sh. thotë: "Mos u bëni si ata që dolën prej shtëpive të tyre sa për krenari e për t'i parë bota, e që pengonin nga rruga e Allahut. Allahut nuk mund t'I shpëtojnë me atë veprim të tyre."[9]

Sinqeritet, sipas disa dijetarëve, do të thotë barazim i anës së brendshme me anën e jashtme, kurse kulmi i sinqeritetit është që e brendshmja të jetë më e mirë se e jashtmja. Fatkeqësisht, jo rrallë, nga goja e atyre që punojnë për fenë e Allahut, mund të dëgjohet: "Unë punoj, kurse ai e ai jo. Unë e përcjell të vërtetën, kurse ai e ai e zbulon. Unë u ndihmoj myslimanëve, kurse ai e ai i ka lënë në lëndinë…", etj. që tregon qartë për zvogëlimin apo në humbjen e tërësishme të sinqeritetit (Allahu na ruajttë nga kjo!).

Imam Ibnul-Kajjimi thotë: "Është e domosdoshme të ruhemi nga shprehjet si: "Unë", "Tek unë", sepse me to janë sprovuar Iblisi, Faraoni dhe Karuni". Iblisi ka thënë: "Unë jam më i mirë se ai (Ademi a.s.)". Faraoni ka thënë: "Unë kam pushtet mbi tërë Egjiptin". Kurse Karuni ka thënë: "Këtë që kam unë, e kam fituar me diturinë që kam".

Vendi më i mirë ku është përdorur fjala "Unë", janë fjalët e njeriut: "Unë jam rob i Allahut mëkatar, i cili e pranon mëkatin dhe kërkon falje nga Allahu".

Vendi më i mirë ku është përdorur fjala "kam", janë fjalët e njeriut: "Kam shumë mëkate, kam shumë gabime". Vendi më i mirë ku është përdorur fjala "tek unë", janë fjalët e Pejgamberit s.a.v.s., në hadithin që transmeton Imam Buhariu: "Më fal edhe atëherë kur jam serioz, edhe atëherë kur nuk jam, kur veproj diçka me gabim edhe kur veproj me qëllim. Krejt këto gjenden tek unë". (Zadul-Mead, 2/37).

## Harmonia dhe bashkimi

Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, kur të konfrontoheni me ndonjë grup…"[10], "Dhe Ai është që bashkoi zemrat e tyre. Edhe sikur ta shpenzoje gjithë atë që është në tokë, nuk do të mund t'i bashkoje zemrat e tyre, por Allahu bëri bashkimin e tyre, sepse Ai është i Gjithëfuqishëm, i Urtë."[11]

Është interesant se Allahu xh.sh. në Kuran nuk i drejtohet kurrë individit, për urdhëresë apo ndalesë, por i drejtohet kolektivit: "O besimtarë", "O ju njerëz", në mënyrë që, sipas mendimit të disa dijetarëve, të vërë në dukje rëndësinë e




bashkësisë dhe punës kolektive, si dhe të tërheqë vërejtjen për faktin se vepra e atij që i ndan dhe përçan myslimanët, është e mangët, e dobët dhe e parëndësishme.

### Respektimi i Allahut dhe të Dërguarit Tij

Allahu xh.sh. thotë: "Respektoni Allahun dhe të dërguarin e Tij…"[12], "O ju që besuat, përgjigjjuni (thirrjes së) Allahut dhe të të dërguarit kur ai (i dërguari) ju fton për atë që ju jep jetë…"[13] Gjatë punës për fenë e Allahut, nuk është e rëndësishme sasia dhe shuma, por me rëndësi është që ajo që është bërë, të jetë në pajtim me Kuranin dhe Synetin e Pejgamberit s.a.v.s. Pejgamberi s.a.v.s., tre ashabëve që ishin zotuar se do të bënin vetëm ibadet duke i braktisur krejtësisht kënaqësitë e kësaj bote, u kishte thënë: "Unë jam më i devotshmi ndër ju, dhe megjithëkëtë agjëroj edhe e ndërpres agjërimin, fal namaz edhe fle, edhe martohem. Kush largohet nga Syneti im, nuk është prej meje (d.t.th. Nuk është në udhëzimin tim)"[14].

### Shmangia e diskutimit dhe grindjes

Allahu xh.sh. thotë: "…e mos u përçani në mes jush, e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake)…"[15] Pejgamberi s.a.v.s., ka thënë: "Asnjë populli nuk i është dhënë diskutimi (grindja) e të mos jetë lajthitur". Natyrisht, këtu mendojmë për diskutimin që nuk i përmbush kriteret e diskutimit islam (që sot është bazë për diskutim) siç janë: njohja rrënjësore e asaj për të cilën diskutohet, respekti reciprok i pjesëmarrësve në diskutim, ruajtja e nderit, autoritetit dhe mendimit të mirë për vëllanë, edhe nëse gjatë diskutimit nuk pajtohet me ne, etj. Jemi dëshmitarë që në trojet tona bëhen shumë diskutime që sjellin rezultate të dëmshme, i largojnë myslimanët edhe ashtu të larguar nga njëri tjetri, dhe ato krijojnë pasqyrë të gabueshme për Islamin tek ata që e njohin pak, ashtu që mendojnë se Islami përçan e nuk bashkon. Me këtë u hapin derën injorantëve të flasin për gjërat rreth të cilave bëjnë sesione dijetarët më të mëdhenj të Umetit, etj.

Allahu xh.sh. thotë: "E ju përgatituni sa të keni mundësi force (mjete luftarake), e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të (me përgatitje), ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët…"[16]

Në komentin e këtij ajeti, shejh Sa'di thotë: "Do të thotë: Përgatituni, me të gjitha mundësitë që keni, kundër armiqve tuaj, të cilët po bëjnë angazhime maksimale për shkatërrimin tuaj dhe shfarosjen e fesë suaj. Përgatituni fizikisht, psikikisht dhe materialisht. Përgatitni të gjitha llojet e armatimit tokësor, ajror dhe detar, të cilat do t'ju ndihmojnë kundër tyre. Shfrytëzoni idetë dhe politikat që myslimanët i çojnë përpara dhe i largojnë nga e keqja e pabesimtarëve. Mësoni gjuajtjen me armë dhe trimërinë. Në kohën e të Dërguarit s.a.v.s., armët me të cilat mund të frikësohej armiku, kanë qenë kalorësia e fortë dhe shigjetarët shenjëtarë të mirë, kështu që atij dhe ashabëve të tij i është urdhëruar një përgatitje e tillë. Në bazë të rregullit të Sheriatit, i cili thotë: "Dispozita vlen kur për të ka shkas", mund të themi se ne jemi të detyruar të përgatitemi me atë që në ditët e sotme më së tepërmi i frikëson armiqtë tanë. Nëse diçka e tillë nuk është e mundur përveçse me mësimin e disiplinave, të shkathtësive dhe mjeshtrive të caktuara, krejt këto bëhen të obligueshme, siç kuptohet nga rregulli i Sheriatit: "Ajo pa të cilën nuk mund të kryhet vaxhibi, edhe ajo bëhet vaxhib".[17]

Në fund, mund të konstatojmë se, nëse myslimanët dëshirojnë të realizojnë atë që realizuan myslimanët e Bedrit, duhet t'i plotësojnë patjetër kushtet për të cilat flitet në suren el-Enfal (që i kushtohet betejës së Bedrit), të cilat i ekspozuam shkurtimisht.

E lusim Allahun xh.sh. që Bedri të na bëhet udhërrëfyes në kuptimin e fesë, nxitës për punë dhe angazhim, forcë në momentet e dobësisë dhe ngushëllim e qetësi në momentet e sprovës. Amin![18]

*Fusnotat:*

1. Kur'ani, sureja Ali Imran, 123.
2. http://www.zeriislam.com/gjuhe.te.huaja/BITKA-NA-BEDRU.html.
3. Safijurrahman el-Mubarekfuri, http://www.studiodaveti.com/
4. http://www.zeriislam.com/gjuhe.te.huaja/BITKA-NA-BEDRU.html.
5. Safijurrahman el-Mubarekfuri, http://www.studiodaveti.com/
6. http://www.rocksonte.com/forum/viewtopic.php?f=28&t=10257&view=previous.
7. Për përgatitjen e pikave vijuese me të madhe është shfrytëzuar materiali marrë nga:
Studio din - Bitka na Bedru je" dan razdvajanja istine od lazi" (prof. Semir Imamovic).
8. Kur'ani, sureja Ali Imran, 173.
9. Kur'ani, sureja El-Enfal, 47.
10. Kur'ani, sureja El-Enfal, 45.
11. Kur'ani, sureja El-Enfal, 63.
12. Kur'ani, sureja El-Enfal, 46.
13. Kur'ani, sureja El-Enfal, 24.
14. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
15. Kur'ani, sureja El-Enfal, 46.
16. Kur'ani, sureja El-Enfal, 60.
17. Tefsiru Sa'di, fq. 285, 286, cituar sipas: Bitka na Bedru je" dan razdvajanja istine od lazi"
18. http://www.islambosna.ba/index.php?option=com_content&task=view&id=1953

# Në atmosferën e agjërimit

Avni Aliu

Ka qenë e natyrshme që agjërimi t'i përcaktohet Ymetit si obligim i prerë, për hir të konfirmimit të programit të Tij në tokë dhe për shkak të aplikimit të tij tek njerëzit. Agjërimi është fushë ku verifikohet vendosmëria e vullnetit dhe dëshirës, fushë e lidhjes së njeriut me Zotin e tij, fushë e pikëpjekjes së bindjes dhe nënshtrimit, siç është edhe fushë ku njeriu ka rastin të lartësohet mbi të gjitha domosdoshmëritë trupore, fizike dhe renditjen e tyre ta bëjë për kënaqësinë e Allahut. Të gjitha këto elemente janë të nevojshme për përgatitjen shpirtërore të individit, për bartjen e të gjitha vështirësive në rrugën e mbuluar plot gjemba, në të cilën janë derdhur shumë dëshira… Dobia e obligimeve dhe direktivave të Zotit, që lidhen me këtë iradet, janë evidente, ngase qëllimi kryesor është përgatitja e qenies së njeriut për rolin që do ta luajë në tokë, pastaj përgatitja dhe afrimi i tij nga përsosuria sa të jetë e mundur, për shkak të jetës së ardhshme. Qëllimi përfundimtar dhe i posaçëm i këtij ibadeti është devotshmëria. Feja nuk i detyron njerëzit në besim duke i lidhur me zinxhirë, veçse me anë të devotshmërisë. Kjo Fe është fe e Allahut e jo e njerëzve. Prandaj, Ai, I qofshim falë, di më së miri me se kompletohet kjo fe. Ai, I qofshim falë vetëm Atij, i di situatat me të cilat arrihet suksesi, prandaj e udhëzon dhe e mëson njeriun përmes Fjalës së Tij, Shpalljes dhe traditës profetike.

Muaji i Ramazanit ofron rastin ideal, rrugën unike, shprehjen e manifestimit të përkushtueshmërisë së jashtëzakonshme, mënyrën e vetëmohimit dhe vetëngadhënjimit, bazën e maturisë, modestisë dhe bujarisë, pendimit dhe pastërtisë shpirtërore, shoqërimit me Kuran dhe veprimit me të gjatë jetës, frymëzimit dhe përsiatjes mbi Allahun Mëshirëplotë.

Institucioni i agjërimit është nga bazat fondamentale të Islamit. Ai karakterizohet nga vlera unikale, morale, shpirtërore dhe edukative. Është pikërisht ky sistem i vlerave, i kristalizuar në këtë farz adhurimi, i cili simbolizon urtësinë hyjnore të Krijuesit të Gjithësisë.

Jemi në prag të muajit të madhërueshëm të Ramazanit, muajit të agjërimit. I qofshim falë Allahut Mëshirëplotë që na e bëri të mundur ta presim edhe këtë herë mysafirin tonë të dashur, Ramazanin e bekuar. Po e presim muajin, në të cilin, për herë të parë, në shpellën Hira[1], shndriti shkëndija e dritës së Allahut zemrën dhe shpirtin e të dërguarit të Tij – Muhamed, paqja e Zotit qoftë për të, i cili, kur afrohej Ramazani, u drejtohej njerëzve me këto fjalë:

"O ju njerëz, u afrua muaji i Ramazanit, muaji i bekimeve dhe i bereqetit, muaji i lumturisë e përparimit, muaji në të cilin gjendet Nata e Kadrit, që është më e mira natë dhe më e vlefshme se një mijë muaj![2] Allahu ju ka urdhëruar të agjëroni çdo ditë të Ramazanit, kurse netët e tij t'i kaloni në ibadete vullnetare. Kush fal nafile në Ramazan, është sikur të falë farz në ndonjë muaj tjetër, ndërsa kush fal një farz në Ramazan, është sikur t'i falë 70 farze jashtë Ramazanit. Ramazani është muaji i durimit, e shpërblimi për durimin është Xhenneti. Ky është muaji i ndihmës së ndërsjellë të myslimanëve, muaji në të cilin besimtarit i shtohet furnizimi. Kush ushqen një agjërues në iftar, kjo për të është falje e mëkateve të tij dhe shpëtim nga dënimi me zjarrin e Xhehennemit".[3]

Ky muaj që po e presim me emocione të veçanta dhe entuziazëm, për shumë gjëra dallon nga muajt e tjerë. Ky është Ramazani që në vete bart shumë porosi praktike që kanë lidhje me jetën e çdo besimtari. Vlera e tij qëndron në begatitë dhe dobitë e tij të mëdha e të panumërta. Nuk di ndonjë obligim tjetër, institucion a sistem jete që të ketë mbledhur e mobilizuar në vete aq shumë forca morale, dhunti shpirtërore, të mira materiale dhe përfitime shëndetësore, sikurse është muaji i Ramazanit. Trupi duhet dashuruar, duhet të jetë për ty një mik i mirë. Trupi është, të themi, "shtëpia jote", duhet ta pastrosh nga të gjitha papastërtitë, duhet të kujtohesh që trupi është në shërbimin tënd në mënyrë të njëtrajtshme ditë pas dite; edhe kur fle trupi, punon për të tretur ushqimin, për të transformuar ushqimin në gjak, për të eliminuar qelizat e vdekura. Agjërimi bën pastrimin e zorrëve, normalizon stomakun, pakëson dhjamosjen, rigjeneron qelizat, pastron trupin nga mbetjet dhe tepricat ashtu siç pastrohen mjetet dhe veglat motorike. Muhamedi a.s., ka thënë: "Agjëroni, që të jeni të shëndetshëm".[4]

Të dhënat historike dokumentojnë se nga kohët e lashta, me format e para të vetëdijësimit për kuptimin e jetës, njeriu tenton të manifestojë interesimin për shpjegimin e çështjeve ekzistenciale dhe të relacioneve me Krijuesin. Njeriu e njohu këtë fenomen që prej kohës kur kërkoi nga Krijuesi ndihmë për udhëzim. Për të mirën e njeriut Mëshirëploti e obligoi edhe me këtë lloj ibadeti. Njeriu



e kuptoi këtë mesazh Hyjnor dhe iu përmbajt këtij obligimi deri në ditët tona. Duke formuluar shkrime të veta në emër të Hyjnisë, njerëzimi i lejoi vetes të bënte ndryshime në këtë ritual. Ashtu si dallohet sot besimi ndër njerëz, ashtu ndryshon edhe forma e agjërimit. Në esencë të gjitha shpalljet Hyjnore agjërimin e kanë në programin e tyre vjetor.[5] Për të treguar kontinuitetin e besimit dhe karakterin e tij hyjnor, nëpërmjet elementeve të përbashkëta në konfirmimin e burimit të njëjtë të feve të shpallura[6], Islami si përmbyllje definitive e një procesi të gjatë të udhëzimeve nga Zoti, sipas Kuranit, agjërimin e bëri të obligueshëm, duke rikujtuar se kështu ishte edhe për të tjerët më përpara.

Lartmadhëria thotë: "O ju që besuat! Agjërimi ju është bërë juve obligim mu ashtu siç u ishte bërë obligim (edhe popujve) para jush. Mbase do të jeni më të devotshëm".[7] Allahu e ka caktuar edhe kohën e agjërimit "Ditë të caktuara…"[8]. Po në këtë urdhëresë thekson edhe muajin: "Muaji i Ramazanit është (muaj në të cilin filloi) të shpallej Kur'ani…"[9] pra në këtë muaj të agjërimit.

Ramazani, prandaj, është miku ynë më i dashur që na viziton çdo vit dhe na sjell dhuratat më të mira shpirtërore nga Zoti i Lartësuar, ashtu siç na solli Kuranin famëlartë si udhëzim e mëshirë. Ne orientohemi me të gjitha shqisat tona. Ne shohim dhe prekim, nuhasim, shijojmë dhe dëgjojmë, por shqisat tona janë të kufizuara. Për këtë arsye neve na duhet diçka qenësore, shpirtërore. Neve na duhet udhëzimi i Zotit, pa të cilin, truri ynë, pavarësisht nga të gjitha dijet dhe njohuritë e shumta të mbledhura dhe të ruajtura, prapë na "mashtron". Ramazani është pranverë qiellore që i viziton njerëzit e Tokës në çdo stinë të vitit tokësor. Ndonëse në Tokë ndërrohen stinët e vitit, stina e Ramazanit është gjithmonë pranverë e shpirtrave tanë. Sepse në këtë stinë gjen shprehjen e plotë besimi i myslimanit të sinqertë në Allahun xh.sh. Ky besim merr fuqinë më të madhe dhe paraqet lidhjen më fisnike në mes njeriut dhe Krijuesit të tij. Prandaj edhe udhëzimi në të besuar është absolutisht bekimi më i madh e dhurata më e madhe, e cila mund ta pasurojë jetën tuaj dhe ta mbushë atë me lumturi. Besimi i vërtetë është atëherë kur përmbush zemrën dhe lë gjurmë, ashtu siç mbetet ngrohtësia e rrezeve të diellit dhe siç mbetet aroma pas luleve. Ajo që ka vërtet rëndësi, është që të kemi besim të vërtetë: Besim që shpëton. Që ta kuptosh urtësinë e krijimit tënd dhe ta dëshmosh besimin e vërtetë shpëtues, Ramazani të ofron rastin më të mirë.

## Mirësitë e Ramazanit

Për mirësitë e Ramazanit ka shumë hadithe. Ndër to po përmendim:

"Po ta dinin njerëzit se ç'të mira sjell Ramazani, me siguri shumë ithtarë do të dëshironin që tërë viti të ishte Ramazan."[10]

"Kush e agjëron Ramazanin me besim e shpresë, do t'i falen të gjitha mëkatet e mëparshme"[11]

"Kush e fal Ramazanin (namazin e teravisë) me besim e shpresë, do t'i falen mëkatet e shkuara"[12]

"Agjëruesi ka dy gëzime: kur hap agjërimin, ai gëzohet për ngrënien, dhe, kur takon Zotin e tij, gëzohet për agjërimin që kishte bërë"[13]

"Agjëruesit nuk i kthehet mbrapsht lutja"[14]

"Kush e kalon natën e Kadrit duke u falur me besim e shpresë, do t'i falen mëkatet e shkuara"[15]

"Kur vjen Ramazani, hapen dyert e Xhennetit, mbyllen dyert e Xhehennemit dhe vihen në pranga shejtanët"[16]

Në këtë muaj çdo besimtar ka rastin që ta plotësojë vetveten me përmbajtje më të pasura dhe më domethënëse, të cilat pasqyrohen në të gjitha angazhimet e jetës së tij. Ramazani, pikërisht krijon një atmosferë shpirtërore kolektive. Të gjithë agjëruesit e ndiejnë se në këtë muaj po lind një jetë e re, një mënyrë tjetërfare e jetës. Këtë pa dyshim e mundëson elementi i parë dhe më i qenësishmi i Ramazanit, që është agjërimi.

Me të vërtetë agjërimi është lufta kundër pengesës ego (nefs) brenda vetëdijes së një adhurimi me vlerë dhe me synim thelbësor të qëndrueshëm si dhe reduktimi në minimum i ndikimit të egos (nefsit) duke e mbajtur nën kontroll. Me anë të praktikimit të durimit, vullnetit dhe distancimit nga dëshirat egoistike që janë të domosdoshme në luftën për jetën, agjërimi na përsos moralin.

## Përkufizimi i agjërimit

"Agjërim", (savm - në gj. arabe), në kuptimin leksikor do të thotë: "të përmbahesh prej diçkaje", kurse në terminologjinë islame do të thotë: "Ndalimi nga ushqimi, pija, marrëdhëniet intime me gratë dhe nga shkaqet e tjera që prishin agjërimin, që nga agimi (imsaku) deri në perëndim të diellit, me nijetin e adhurimit".

## Koha e obligimit të agjërimit

Allahu i Madhëruar e bëri obligim agjërimin për myslimanët, ashtu siç e pati bërë detyrë edhe për popujt e tjerë të mëparshëm, bazuar në ajetin e Kuranit:

"O ju që besuat! Ju është bërë obligim agjërimi[17], ashtu siç ishte detyrë për ata që ishin para jush, që të bëheni të devotshëm".

Kjo ndodhi në ditën e hënë të muajit Shaban, vitin e dytë të hixhrës.[18]

## Praktika e agjërimit

Zakonisht besimtari e fillon ditën e tij me faljen e namazit të mëngjesit. Por, në muajin e Ramazanit besimtari duhet të zgjohet pak më herët se zakonisht dhe, para se të agojë dita, pra, në kohën e vegimit, ai vendos të agjërojë ditën e Ramazanit. Ky zgjim i hershëm është praktikë e Muhamedit a.s., i cili zgjohej para agimit, në kohën e syfyrit, qoftë edhe për të pirë një gotë ujë.

Kur besimtari thotë se jam agjërueshëm, mendon për braktisjen e ngrënies, pirjes dhe të tjerave gjëra që shkaktojnë prishjen e agjërimit nga vegimi (imsaku) deri në perëndim të diellit. Nga agjërimi lirohen pleqtë, të sëmurët, shtatzënat, gjidhënëset dhe udhëtarët. Por, nëse këta e ndiejnë veten të fuqishëm dhe vërejnë se agjërimi nuk i pengon fare në veprimet e zakonshme, atëherë këta mund të agjërojnë, sepse agjërimi i tyre do të ishte më i dobishëm. Po të mos agjërojnë, do t'i plotësojnë ditët që s'kanë mundur t'i agjërojnë.[19]

## Pse agjërojmë

Para së gjithash besimtari është i vetëdijshëm se nënshtrimi i tij ndaj fesë duhet të jetë i plotë dhe gjithëpërfshirës. Ai agjëron për shkak të Urdhrit të Allahut Mëshirëplotë. Ai ka besuar në Të, prandaj obligohet t'i bindet Urdhrit të Tij. Çdo urdhër që vjen në emër të Zotit, nga besimtari konsiderohet se është për të mirën e tij. Në këtë kontekst agjërimi konsiderohet nga ibadetet kryesore të myslimanit. Agjërojmë për të tejkaluar gradën e melekëve (engjëjve). "Vërtet, Ne e krijuam njeriun në formën më të mirë (nga të gjitha krijesat). Pastaj Ne e kthyem atë prej më të ultëve".[20]

Njeriu shpeshherë del nga kontrolli dhe humbet në jetë, prandaj edhe i Lartësuari ka theksuar në Kuran se njeriu




mund të jetë edhe krijesa më e ulët. Njeriu ka nevojë që t'i rikujtojë vetes shumë gjëra. Nëse do ta ndalojë veten me mosngrënie e me të tjera veprime që shkaktojnë prishjen e agjërimit gjatë një kohe të caktuar, ai shndërrohet në shembull para të gjitha krijesave në natyrë. Një veprim i tillë atë e bën të meditojë thellë dhe më mirë, sepse në esencë ai i ka të lejuara shumë veprime dhe ato i ndalon për një kohë vetëm për hir të Urdhrit të Allahut xh.sh. Karakteristikë e agjërimit është abstenimi dhe sakrifica, ai është vepër e shpirtit, e fshehur nga publiku, kurse veprat e tjera të mira shihen. Askush përveç Allahut nuk e sheh agjërimin, sepse agjërimi është ibadet i fshehur në durim të sinqertë.

Nëse ndalesa e tij nga ato kënaqësi të zakonshme të përditshme është vetëm si shenjë adhurimi, ai do t'i tejkalojë edhe engjëjt. Engjëjt nuk hanë, nuk pinë, nuk shumohen; duke qenë të tillë, ata nuk e kanë idenë e kënaqësive të atyre veprave që njeriu ia ndaloi vetes me vetëdëshirë për një kohë të caktuar. Prandaj, këtë sakrificë të madhe Allahu e shpërblen pa masë dhe drejtëpërsëdrejti, domethënë pa ndërmjetësimin e melekëve. Shpërblimi për të nuk ka kufi, sikundër është theksuar në hadithin kudsijj: "…Çdo vepër e njeriut është e tij, përveç agjërimit. Agjërimi është për Mua dhe Unë do të shpërblej për të". "Ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë."[21]

### Dobitë e agjërimit

Institucioni i agjërimit ka një karakter edukues, si në planin social ashtu edhe në atë moral e shpirtëror. Në planin social kjo ndjenjë e përfituar, rrezaton vlera të çmuara humanitare të solidaritetit social, të barazisë e vëllazërisë njerëzore. Ekzistojnë shumë ajete të Kuranit dhe thënie të Profetit a.s., që i kujtojnë njerëzimit faktet vitale të jetës, të cilat shërbejnë në të njëjtën kohë si parime të strukturës sociale në jetën islame. Ndër to përmendim faktin se njerëzimi paraqet imazhin e një familjeje që rrjedh nga të njëjtit prindër, dhe se të gjithë individët e saj kanë aspirata dhe qëllime të përbashkëta. Në Kuran dhe në traditën profetike në mënyrë të vazhdueshme rikujtohet ky fakt i rëndësishëm – uniteti i njerëzimit – nga natyra dhe origjina.[22] Kështu, në këtë mënyrë është caktuar që individët e kësaj shoqërie njerëzore duhet të gëzojnë mirësi të përbashkëta, ashtu siç është caktuar që të ndajnë përgjegjësi të përbashkëta, dhe për rrjedhojë, një ndjenjë e tillë, që kultivohet nga fisnikërimi dhe lartësimi shpirtëror i agjëruesit, eliminon çdo kompleks të konceptimit për epërsi vetjake, kombëtare ose etnike. Ky fakt real ushqen tek individi ndjenjën e dashurisë dhe të vëllazërisë njerëzore. Ndërkohë, theksojmë se uniteti i njerëzimit nuk shihet vetëm në origjinën e tij, por edhe në qëllimin final të ekzistencës njerëzore. "Ne jemi të krijuar nga Allahu i lartësuar, jetojmë për ta adhuruar dhe lartësuar Atë dhe përsëri tek Ai do të kthehemi". Allahu i Madhëruar në Kuranin famëlartë thotë: "Nuk i kam krijuar xhindet dhe njerëzit për tjetër vetëm që të më adhurojnë mua".[23] Në realitet, qëllimi i vetëm i krijimit, siç e përshkruan Kurani, është adhurimi dhe lartësimi i Zotit xh.sh. Ai është motiv i njohjes të së vërtetës, drejtësisë, dashurisë, mëshirës, vëllazërisë e moralit njerëzor. Institucioni i agjërimit ka një funksion të dyfisht ndaj individit dhe shoqërisë. Në këtë kontekst përmendim: Roli i individit plotëson atë të shoqërisë, dhe anasjelltas, pra ndërmjet tyre ekziston solidariteti social dhe përgjegjësia dykahëshe. Agjërimi kultivon tek njeriu virtytin e çiltërisë shpirtërore, për arsye se individi, kur agjëron, këtë akt ia dedikon Zotit të Gjithësisë. Agjërimi është një shprehje e mësimit efektiv për një urtësi dhe një fuqi të vullnetit. Individi që kryen këtë ibadet në mënyrë të përpiktë, pa dyshim është një njeri që mund t'i disiplinojë dëshirat dhe pasionet e tij nga ngacmimet instinktive materiale. Ky person karakterizohet nga një personalitet dhe karakter i lartë devocioni. Agjërimi të zhvillon cilësinë e durimit, ekuilibrit, kontrollit dhe vetëpërmbajtjes. Gjatë gjithë jetës njeriu dhe forca e besimit të tij sprovohen me vështirësi, fatkeqësi e prova, dhe njeriu, nëse arrin të triumfojë, tek ai do të zhvillohet një forcë shpirtërore e cila do ta parandalonte nga mëkatet dhe dëshirat djallëzore. Është pikërisht ky mesazhi kuptimplotë i agjërimit. Të mveshë agjëruesin me devotshmëri dhe në këtë drejtim ta edukojë atë, ashtu siç qëndron në thënien e Allahut të Madhëruar: "O ju që besuat! Ju është bërë obligim agjërimi, ashtu siç ishte detyrë për ata që ishin para jush, që të bëheni të devotshëm."[24] Vlera e agjërimit qëndron edhe në faktin se njeriun e bën edhe më të pastër në shpirt, ia përforcon vullnetin e mirësisë dhe e largon nga të këqijat dhe shthurja. Të agjërosh (të heqësh dorë) prej të ngrënit, të pirit, dëshirave tunduese, shikimeve provokuese, prej të folurit përgojues, shpifjeve, ofendimeve, sharjeve, prej të menduarit djallëzor, prej intrigave, komploteve e prapaskenave, - pikërisht ky është ridimensionimi i vlerave të karakterit njerëzor. Në këtë kontekst, në një hadith të Muhamedit a.s., thuhet: "Agjërimi është mburojë, ai që agjëron nuk e lejon veten të bërtasë e as të flasë fjalë jokonstruktive dhe provokuese. Por, nëse dikush e provokon, e shan ose e bën të fjaloset me dikë, le t'i thotë: Unë jam agjërueshëm".[25]

Nga dobitë e agjërimit në kuptimin social (shoqëror) janë edhe këto: ai e mëson shoqërinë (Ymetin) me organizimin dhe bashkimin, dashurinë për drejt-

ësinë dhe barazinë; formon te besimtarët islamë ndjenjën e mëshirës dhe virtytin e bamirësisë. Njeriu që kryen obligimin e agjërimit, është njeriu me natyrë të tillë shpirtërore që s'e ndan të mirën e vetes së tij nga e mira e përgjithshme dhe mu këtu ai zbulon thesarin e gëzimit, kuptimin e thellë e të rëndësishëm të jetës, vlerën e gjërave që kanë mundur t'i duken gjer atëhere fare pa rëndësi. Tani ai, i mobilizuar shpirtërisht, i pajisur me energji pozitive, me vetëdije të gjallëruar e të shëndoshë, me durim aktiv, me urtësi, vullnet dhe zemërgjerësi, fillon të veprojë jo në dobi të "unit" shtazor, që kërkon përherë gëzime të lehta e kënaqësira të cekëta, por duke e lartësuar ndërgjegjen dhe shpirtin drejt engjëllores, duke e mbajtur frymën e vërtetë të përkatësisë sociale, të unitetit, të vëllazërisë, të barazisë para Allahut të Madhërishëm dhe para Ligjit të Tij. Kështu ai ndien se është pjesë e shoqërisë dhe i bashkohet asaj për t'i dhënë kontributin fetar e kombëtar e për të kryer një detyrë të njëjtë për motive dhe qëllime të njëjta pozitive. Secili që kupton urtësinë dhe filozofinë e këtij muaji, s'e ka të vështirë të kuptojë se ky muaj, përveç agjërimit, dhuron edhe të "vërtetën", "fuqinë", "lirinë" dhe "dinjitetin", që janë nderi i njerëzimit. Të kujtojmë se Muhamedi a.s. në këtë muaj të bekuar ishte edhe më i dobishëm, "ishte më bujar në veprat e mira sesa era që sjell shiun".[26]

Prandaj edhe solidarizimi i shoqërisë në këtë muaj është më i madh se në muajt e tjerë. Prej solidarizimeve më të forta njihet ndjenja e urisë. Jo çdo lloj urie shkakton kënaqësinë. Vetëm uria e agjërimit, me nijetin e pastër për Allahun, zemrën e bën të lehtë, të ndjeshme, të përulët, të thjeshtë, kurse mendjen me kujtesë të fuqishme. Vetëm uria e agjërimit zemrën e bën të butë, ndërsa trupi është në gjendje të zgjuar dhe vigjilente. Uria e agjërimit të sjell lehtësi dhe gjallëri në adhurim dhe të ngjallë dëshirën për të dhënë sadaka. Me këtë veprim, të pasurit hyjnë në brendinë e jetesës së skamnorëve, ndiejnë vuajtjen e tyre, prandaj në fund të muajit jepet zekatulfitri, po mund të jepet edhe vjetori - Zekati[27]. Ky solidaritet në esencë e ka ndjenjën e bashkimit ndërnjerëzor. Njerëzit e varfër e ndiejnë veten të barabartë dhe shumë të lirë. Ata, pa druajtje, kërkojnë hakun e tyre prej të pasurve, sepse këtë të drejtë ua garanton Kurani famëlartë: "…Dhe ata që nga pasuria e vet kanë ndarë një pjesë të caktuar; për lypësin



dhe për nevojtarin që nuk lyp". (Kurani, sura El-Mearixh, ajeti 27-28).[28] Bazuar në ajetet e Kuranit, sistemi i ngritur nga Allahu xh.sh., ka bërë që edhe të pasurit ta kuptojnë se shuma, gjegjësisht sasia e zekatit, është pronë e skamnorëve dhe e drejta e tyre.[29] Popujt myslimanë e kanë për obligim që zekatin ta shpërndajnë në rrethin ku jetojnë. Nëse rrethi i tyre nuk ka nevojë për zekat, atëherë ajo shumë grumbullohet dhe u jepet popujve që kanë nevojë imediate. Këtë pasuri nuk mund ta manipulojë askush, ajo u jepet sipas rregullave shumë rigoroze skamnorëve dhe institucioneve të BI-së, të nevojshme për të.

"Roli edukues i agjërimit ka karakter multidimensional në aspektin moral. Ai krijon një lidhje dhe marrëdhënie të devotshme midis njeriut dhe Zotit xh.sh., në mes individit dhe anëtarëve të shoqërisë dhe ndërmjet njeriut dhe natyrës së tij të brendshme, shpirtërores. Në këtë mënyrë agjëruesi kontrollon sjelljen e tij të jashtme, shfaqjen dhe manifestimin e veprave të tij, fjalët, mendimet, ndjenjat e qëllimet, dhe kështu roli i tij në jetën shoqërore bëhet tejet i rëndësishëm dhe konstruktiv. Ai, në sjelljen dhe karakterin e tij, shpalos drejtësinë, të vërtetën dhe lufton padrejtësinë dhe antivlerat".

Ramazani në histori njihet si muaji i seriozitetit dhe përpjekjes. Dhe më shumë se kaq, ai njihet si muaj i heroizmave dhe krenarisë, me të gjitha ngjyrat e tyre, është muaj i analizës dhe vlerësimit kritik të karakterit dhe personalitetit të njeriut. Por, fatkeqësisht, siç konstaton një analist, vërehet një gabim serioz në vlerësimin dhe konceptimin e ndikimit të rolit edukues që ka institucioni i agjërimit në jetën e njerëzve, i cili për vetë thjeshtësinë e tij shpesherë është kuptuar gabimisht ose, madje, është keqinterpretuar. Duke parë se është një farz i obliguar nga Allahu i Madhëruar, disa njerëz pandehin se ai do të ndikojë në jetën e njeriut në mënyrë magjike, të jashtëzakonshme dhe të pakufishme. Ata mendojnë se ai do të ndikojë, pavarësisht nga kriteret e përcaktuara për pranimin dhe vlefshmërinë e tij.

Ritheksojmë se forca dhe energjia shpirtërore nuk mund të përfitohen nga agjërimi, dhe roli i tij edukues nuk mund të konceptohet nëse ai nuk kryhet me bindje dhe përkushtim. Ngritja dhe ndërtimi i sistemit të vlerave universale, morale e shpirtërore për jetën e njerëzve, varet nga angazhimi, përpjekja, serioziteti dhe përkushtimi i vetë njerëzve.

Agjërimi islam, ashtu si është i njohur në opinion, për nga përkushtimi, rregullativi i përsosur, por edhe nga shumë manifestime që e shoqërojnë atë, është më kuptimplotë, dhe jo vetëm për besimtarët islamë përbën trajtën më origjinale të shprehjes së besnikërisë ndaj përcaktimeve të mësimit islam. Masiviteti, zbatimi i përpiktë i normave, gatishmëria për nënshtrimin e ndërgjegjshëm ndaj rregullave të agjërimit[30], edhe i atyre që në raste të tjera nuk tregojnë kujdes për kufizime fetare, konsiderata e shprehur për këtë akt edhe nga jomyslimanët dhe, në përgjithësi atmsofera e krijuar në ditët e agjërimit, janë tregues që bëjnë lehtë të përballueshëm vështirësitë eventuale në momente kur trupi privohet nga ato kënaqësitë e zakonshme të përditshmërisë. Muhamedi a.s. ka thënë: "Në muajin Ramazan, Ymetit tim u janë dhënë pesë gjëra që nuk i janë dhënë asnjë të dërguari tjetër përpara meje: së pari,

natën e parë të Ramazanit Allahu xh.sh, agjëruesit i sheh me shikimin e Vet dhe, kë ta shikojë Allahu, atë nuk e dënon; së dyti, aroma e gojëve të agjëruesve është më e këndshme tek Allahu sesa aroma e myshkut; së treti, vërtet engjëjt kërkojnë falje për besimtarët, për çdo ditë dhe për çdo natë; së katërti, Allahu urdhëron Xhennetin e Tij dhe i thotë: Përgatitu dhe stolisu për robërit e Mi, sepse aty në shtëpinë Time dhe nderimet e Mia kanë për të pushuar nga lodhjet e kësaj bote; së pesti, natën e fundit Allahu Mëshirëplotë i fal të gjithë, e njëri nga të pranishmit pyeti:'O i Dërguari i Allahut! –A nuk është ajo Nata e Kadrit?'Pejgamberi iu përgjigj: - 'Jo, a nuk ke parë se punëtorët punojnë, e pastaj i marrin shpërblimet'".[31]

Ramazani ose Ramadan,[32] në variantin burimor të shprehjes, është një nga dymbëdhjetë muajt e vitit hënor, kalendar ky që ishte, po është edhe sot, në përdorim tek popujt myslimanë.

Shkenca islame, bazuar në tekstin e librit të shenjtë - Kuranit, thotë se ky muaj veçohet posaçërisht për shkakun se në dhjetë ditët ose më saktë në njërën nga dhjetë netët e fundit të tij ka filluar Shpallja e Ligjit hyjnor për të gjithë njerëzit që, sipas mësimit islam, ishte përmbyllja e një procesi udhëzimesh me të cilat Zoti nëpërmjet të dërguarve u ish drejtuar njerëzve. Pikërisht në këtë muaj, përveç suhufeve (fletushkave), të cilat Ibrahimi a.s. i mori në Ramazan, edhe Musai a.s. e mori Tevratin në ditën e gjashtë të Ramazanit; Davudi a.s. e mori Zeburin në ditën e tetëmbëdhjetë të Ramazanit; Isait a.s. iu shpall Inxhili në ditën e trembëdhjetë të Ramazanit dhe, në fund, të Dërguarit të fundit në vargun e të dërguarve, Muhamedit a.s. i erdhi Shpallja e parë nga Zoti në një natë të vlefshme, që quhet Nata e Kadrit[33] që, sipas shumicës së dijetarëve bie në natën e njëzeteshtatë të Ramazanit. Thirrjen e qartë dhe urdhrin e prerë për dituri, lexim dhe shkrim e ndiqnin qindra ajete kuranore duke theksuar nevojën e angazhimit të aftësive mendore e intelektuale, të kuptuarit, të konceptuarit, të shqyrtuarit, të zbuluarit dhe të shfrytëzuarit e të gjitha mjeteve të mundshme të njohjes: dëgjimin, shikimin, arsyen si edhe përdorimin e të gjitha burimeve të njohjes, mendjes, shpalljes, përvojës dhe ekzistencës së gjallë njerëzore për çuarjen e jetës përpara. Ramazani, prandaj, është edhe muaji i arsimimit, mësimit, dijes.

*Fusnotat:*

1. Shpella Hira ndodhet në afërsi të Mekes. Aty filloi për të parën herë t'i shpallet Kurani, të dërguarit të Allahut xh.sh., Muhammedit a.s.
2. E njëzeteshtata natë e Ramazanit quhet "Lejletul-kadr" (Nata e Kadrit). Mbi rëndësinë e kësaj nate flet një sure e tërë e Kuranit, e cila quhet "Suretu el Kadr"-Kaptina e natës së vlefshme. "Kadr" do të thotë: vlerë, rëndësi, përcaktim, etj. Nata e Kadrit është më e vlefshmja, është më e rëndësishmja, se në të ka filluar shpallja e Kuranit, dhuntia më e madhe nga Zoti Mëshirëplotë për mbarë njerëzimin e rruzullit tokësor. Është më e dobishmja se një mijë muaj, në të cilat nuk ka ndonjë këso nate. Është nata e fatit të njeriut dhe vlen më se 83 vjet, domethënë, një jetë e njeriut.
3. Hadith. Transmeton Ibn Huzejme prej Selman Farisiut.
4. Hadith. Shënon Ibn Sunni dhe Ebu Neim. Sujutiu e vlerëson si hasen (të mirë).

5-6. Agjërimi është ndër format më të lashta të komunikimit të njeriut me Krijuesin e tij. Fillon me njeriun dhe Pejgamberin e parë, Ademin a.s. Për sa i përket aspektit racional, me anë të agjërimit njeriu shfaq falënderimin e tij ndaj Krijuesit për begatitë që ia dhuroi. Trajta dhe forma e agjërimit nuk ka qenë e njëjtë tek të gjithë të Dërguarit. Madje trajta burimore e agjërimit, me ndryshimin e shpalljeve të mëhershme, ka ndryshuar. Kështu në Bibël gjejmë se Jahve, zoti i hebrenjve, në një urdhëresë për Moisiun thotë: "Ky ligj le të vlejë për ju gjithmonë. Në muajin e shtatë, në ditën e dhjetë agjëroni dhe mos bëni asnjë punë tjetër…" Dhjata e vjetër tregon edhe lloje e forma të tjera agjërmi që praktikohen apo janë praktikuar ndër hebrenjtë. Për sa u përket të krishterëve, në dokumente të tyre fetare nuk ka urdhëresë strikte për të agjëruar. Ai preferohet dhe konsiderohet nga punët e lavdëruara të besimtarit. Në Ungjillin, sipas Mateut (6, 16-1,7), ndër të tjera, thuhet: "Kur agjëroni, mos u mrrolni siç bën munafiku, i cili e bën fytyrën të vrenjtur, për t'u treguar të tjerëve se agjëron". Nga agjërimet më të praktikuara, nga të krishterët, është i ashtuquajturi agjërim i madh, i cili bëhet në vigjilje të festës së Pashkëve. Ky është agjërim tradicional që nga koha e Moisiut.

7. Kurani, sure Bekare, ajeti 183.
8. Kurani, sure Bekare, ajeti 184.
9. Kurani, sura Bekare, ajeti 185.
10. Transmetoi Ibn Huzejma dhe Bejhekiu.
11. Transmetoi Buhariu dhe Muslimi.
12. Transmetoi Buhariu.
13. Transmetoi Tirmidhiu.
14. Transmetoi Ebu Hurejra dhe Tirmidhiu.
15. Transmetuan Buhariu dhe Muslimi.
16. Transmetuan Buhariu dhe Muslimi.
17. Shprehja "Savm" në Kuranin famëlartë përmendet në më se 10 vende dhe shumë herë në hadithet e Muhamedit a.s., që në kuptimin leksikor do të thotë: frenim, heshtje, lënie, braktisje, largim, qetësim. Njeriu që largohet dhe frenohet nga ushqimi, nga të pirët dhe nga të folurit pa vend gjatë Ramazanit - quhet "Saim".
18. Ebu Bekr Xhabir el-Xhezairi, Minhaxhu-l-Muslim, libri i parë, f.396, Zenicë, 1421/2000.
19. Ajetet 183-185 të sures Bekare flasin qartë mbi tri grupe njerëzish: 1) grupi që është i obliguar të agjërojë; 2) grupi që lirohet, po me kusht që t'i plotësojë aq ditë sa ka qenë i liruar nga agjërimi dhe, 3) grupi që lirohet nga agjërimi, po me kusht që për çdo ditë të paagjinuar të paguajë "Fidjen", domethënë, të ushqejë një të varfër me drekë dhe me darkë. Po, për të pasur një pasqyrë më të plotë rreth rregullave të agjërimit, lexuesit do t'i kisha propozuar, ndër të tjera, të lexojë edhe këto vepra: Fikhu Hanefi, libri i parë botuar nga Drita e jetës Gjilan, 2006; Fikhus Sunneh të autorit Sejid Sabik, Tiranë 2005; Multeka'l-Ebhur (Fikhul ibadat)-El-Halebi, Ibrahim ibn Muhamed, Sarajevë, 2002; Fikhul Ibadat të autorit M. Seid Serdareviq, i përkthyer në gjuhën shqipe dhe i botuar nga Kryesia e BI-së të Kosovës, Prishtinë, etj.
20. Kurani, sure Et-Tinë, ajeti 4 -5.
21. Kurani, sure Ez-Zumer, ajeti 10.
22. Shih, El-Huxhurat, ajeti 13.
23. shih, Edh-Dharijat, ajeti 56.
24. Kurani, sura Bekare, ajeti 183. Qëllimi i agjërimit është që të arrihet shkalla e devotshmërisë.
25. Hadith. Transmeton Buhariu dhe Muslimi.
26. Është marrë pjesa e fundit e hadithit në "Rijadus-Salihin", të Imam Neveviut, f. 410.
27. Me zekat nënkuptojmë atë pjesë të pasurisë së dikujt që është e destinuar për të varfrit. Allahu xh.sh., me anë të ajetit 103 të sures Et-Tevbe, të Dërguarin Muhamed a.s. e autorizon të marrë një sasi të caktuar nga pasuria e besimtarëve në formën e zekatit të detyrueshëm…Zekati i përmendet bashkë me namazin në 82 vende në Kuran. (gjerësisht: Sejjid Sabik, Fikhus-Sunneh, f. 323-420.)
28. Duke iu përmbajtur elementeve themelore të agjërimit, sikurse janë: 1) ndalimi nga gjërat që e prishin agjërimin - nga imsaku deri në perëndimin e diellit; 2) qëllimi, d.m.th. të bërët nijet përpara agimit dhe për çdo natë. Nuk është e nevojshme të thuhet me gojë, pasi është një gjë që bëhet me zemër, etj.
29. Hadith. Bejhekiu, transmeton Xhabiri.
30. Shprehja "Ramadan" e përmendur në Kuran dhe në Hadith, vjen nga folja "remeda" që do të thotë: tharje, djegie, temperaturë e lartë, shkrumbosje, vapë e madhe, nxehtësi etj. Ka mendime se ky muaj u quajt me emrin foljor "Ramadan" (djegie, etj.), për shkak të vlerës shumë të lartë që ka, ngase në këtë muaj digjen mëkatet e mëparshme të besimtarit. Myslimani gjatë këtij muaji, duke dëgjuar, thithur dhe praktikuar këshillat islame, përfiton një etje të lartë për begatitë e botës së Ahiretit, ashtu sikur përfiton etje pema nga ngrohtësia e diellit dhe, kur i qitet uji, mund të merrni me mend se si e përthith atë! Rreth kuptimit të emrit "Ramadan" ka edhe mendime të tjera.

31-32-33. Besimi islam, kultura dhe civilizimi islam, të gjitha tok filluan në të njëjtën kohë, atë ditë të lavdishme të muajit Ramazan, trembëdhjetë vjet para Hixhrës, në vitin 610 të erës sonë, me zbritjen e Shpalljes hyjnore për të Dërguarin Muhamed a.s., me fjalët: "Ikre", - "Lexo", "Mëso", "Studio" me Emrin e Zotit tënd…" Në natën e Kadrit, Muhamedit a.s. iu shpallën 5 ajetet e para të sures El-Alak. Është surja e 96. Këto pesë ajete të kësaj sureje janë pjesa e parë e Kuranit që filloi t'i shpallej Muhamedit a.s., për herë të parë. Atëbotë, derisa gjendej në shpellën Hira, i erdhi Xhibrili dhe i tha: "Ikre..!" Muhamedi a.s., u urdhërua të lexojë i ndihmuar prej Zotit Fuqiplotë, që krijoi çdo send në ekzistencë, e krijoi edhe njeriun…!

# Ramazani, kryemysafiri i vitit

**Mr. Rexhep Suma**




Allahu xh.sh. e ka zgjedhur agjërimin në fenë islame si një muaj të bereqetshëm dhe fisnik, që në zemrat e myslimanëve zë një pozitë mjaft të çmueshme. Ky është muaji kur filloi vala e zbritjeve të ajeteve kuranore me anë të melekut Xhibril, deri tek Muhamedi a.s.: “Lexo në emër të Zotit tënd….“ (Al-Alak, 1). Ky muaj është bërë obligim në vitin e dytë të hixhres. Jo rastësisht është zgjedhur ky muaj që të zbriste Kurani, në krijesën më të mirë, kur edhe është bërë obligimi i këtij ibadeti vjetor. Ka thënë Allahu xh.sh. në Kuran: ”O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse ishte obligim edhe i tyre që ishin para jush,kështu që të bëheni të devotshëm. *(jeni të obliguar)* ditë të caktuara, e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim *(e nuk agjëroi),* atëhereë ai *(le të agjërojë)* më vonë aq ditë. E ata që i rëndon ai *(nuk mund të agjërojnë),* janë të obliguar për kompensim, ushqim (*ditor)* i një të varfri, e ai që nga vullneti jep më tepër, ajo është aq më e mirë për të. Mirëpo,po qe se e dini, agjërimi është më i mirë për ju). *(ato ditë të numëruara janë)* Muaji i Ramadanit në të cilin *(filloi të)* shpallej Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrrugës së drejtë dhe ndalues (i *së vërtetës nga gënjeshta*). E kush e përjeton prej jush këtë muaj, le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. *(t'i agjëroni ditët e lëshuara më vonë)* Që të plotësoni numrin, të madhëroni Allahun për shkak se ju udhëzoi, dhe ta falënderoni. (El-Bekaretu. 183-185).

Është krejt e natyrshme që të bëhej obligim agjërimi ndaj ymetit, pas shumë obligimeve që kishin zbritur nga Zoti, siç thotë komentatori i Kuranit Sejjid Kutb, për të vendosur programin e Tij në tokë, për të drejtuar njerëzit, si dhe dëshmi për vetë njerëzit. “ Agjërimi është fushë e vendosjes së dëshirës dhe mënyrë e komunikimit në mes robit dhe Zotit. Po ashtu është edhe fushë e zotërimit ndaj trupit, me arsyen që t'u bëjë ballë presioneve të ndryshme të trupit, për të arritur kënaqësinë dhe lumturinë tek Ai. Të gjitha këto janë elemente të domosdoshme për përgatitjen e vetvetes për t'u përballur me sfidat e rrugës, e cila është e shtruar me pengesa e me ferra.[1] Për të vazhduar më tej se qëllimi kryesor i agjërimit është arritja e devotshmërisë (takvallëkut), e cila zgjohet në zemrat tona për ta kryer këtë ibadet, me bindje të plotë ndaj Allahut. Takvallëku është mjeti që ruan fuqishëm zemrat tona dhe nuk na lejon të bëjmë mëkate që prishin agjërimin tonë. Historia e agjërimit lidhet edhe me popujt dhe pejgamberët e tjerë. Kështu hasim rastin e Davudit a.s., i cili në çdo të dytë ditë agjëronte. Transmeton Abdullah ibn Amr ibn As r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Namazi më i dashur tek Allahu është namazi i Davudit a.s.; agjërimi më i dashur tek Allahu është agjërimi i Davudit; ai flinte gjysmë nate, një të tretën e kalonte në namaz, pastaj prapë flinte një të gjashtën. Ai një ditë agjëronte e një ditë hante. (Mutefekun alejhi).[2] Kurse gjatë agjërimit, duhet të kihet kujdes që të mos kalohet kufiri në marrëdhëniet shoqërore e sociale, për se, sipas Ebu Hurejrres, Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush i kalon netët e Ramazanit duke bërë ibadet, duke qenë i bindur në besimin islam, dhe duke pasur qëllim të sinqertë, atij do t'i falen të gjitha gabimet e tij të mëparshme (mutefekun alejhi)”.

Po ashtu në këtë muaj është Nata e Kadrit, në të cilën filloi të shpallej vala e ajeteve kuranore. “Vërtet Ne e shpallëm atë (Kuranin) Natën e Kadrit (El-Kadr: 1). Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (Ed-Duhan: 3). Ai mysliman që falet këtë natë duke qenë i bindur në besimin islam dhe ka qëllim të sinqertë, atij do t'i falen gabimet e tij të mëparshme”. Kjo natë duhet kërkuar në dhjetëditëshin e fundit të muajit të Ramazanit. Aishja r.a. tregon se ka thënë: “O i dërguar i Allahut, çka mendon, sikur unë ta dija për një natë se ajo është Nata e Kadrit, ç'duhet të them atë natë?” Pejgamberi a.s. i tha: “Thuaj: “O Zoti im, Ti je Zoti falës, Ti e do të falurin, falmë mua!” Imam Aliu r.a. ka thënë: “Agjërimi është kërkesë e shëndetit; xhihadi i gruas është të jetë e këndshme për burrin e saj”. Por ka edhe nga ata njerëz që nuk shfrytëzojnë të mirat dhe bereqetin e këtij muaji, pra e privojnë vetveten nga kjo mirësi dhe urtësi. Dhe duke mos u habitur ka edhe të atillë që nga ramazani nuk ruajnë asgjë tjetër përveç kujtimeve më të zeza të mundshme. Si popujt, ashtu edhe individët, gjatë jetës së tyre të gjatë kanë nevojë për ushqim e rehati përmirësuese e ripërtëritëse. Koha e pushimit dhe e qetësimit është pjesë e rasteve definitive në historinë e individëve dhe shoqërive dhe, nëse dinë si ta shfrytëzojnë, gjejnë çelësin e të mirave të ardhshme, fitoreve në luftën dhe përherëshmërinë historike. Shoqëritë dhe individët në Ramazan gjejnë rastin për të reformuar historinë e tyre, ngase ai prezanton periudhën shpirtërore. Ramazani është epiqendër për përforcimin e fuqive shpirtërore psikike e morale në jetën e popullit dhe individëve. Ky na rikujton të vërtetën e qiejve dhe të Tokës, na armatos me fuqi ngadhënjyese dhe na nxit ta duam lirinë, prej së cilës varet nderi i njerëzimit. Pra, Ramazani na dhuron “të vërtetën“, ”fuqinë” dhe “lirinë” gjatë ditëve të urisë dhe etjes. Kushdo që e kupton urtësinë dhe filozofinë e agjërimit, lufton për hir të së vërtetës me bindje të plotë, ngadhënjen dhe arrin qëllimin më fisnik të lirisë, gjegjësisht refuzon nënshtrimin dhe robërinë.[3]” E përgëzoj atë për të cilin Ramazani bën shefat, po ashtu edhe Kurani,ngase, siç transmetohet prej të Dërguarit të fundit a.s., Agjërimi dhe Kurani bëjnë shefat (ndërmjetësojnë) për njeriun, Ditën e Gjykimit; agjërimi do të dëshmojë duke thënë: vërtet robi për mua e ka lënë ushqimin, epshet; kurse Kurani do të thotë - ai për mua ka lënë gjumin e natës, - dhe atij njeriu do t'i bëhet shefati”[4]




### Çdo gjë në këtë muaj duhet bërë me baraspeshë

Si një nga ibadetet më të përfolura në diskutimet filozofike islame, kur është fjala për edukimin dhe ngritjen shpirtërore, mund të përmendet agjërimi. Filozofët myslimanë, që të gjithë, janë munduar t'i bindin njerëzit përreth tyre që ata të mos i përkushtohen tepër kësaj bote, kurse në anën tjetër kanë qenë kritikët më të mëdhenj të hajes dhe pijes së tepërt. Ngase ata kanë qenë të mendimit se haja e tepërt bëhet shkak i shfrenimit të epshit dhe ngurtësisë së mendjes. Urtësia qëndron në mendjen e shëndoshë, dhe gjëja kryesore që mund ta bëjë dhe ta ruajë mendjen të shëndoshë, është shëndeti fizik, për të cilin duhet kujdesur të gjithë, sepse, nëse trupi nuk është i shëndoshë, ateherë as mendja nuk ka për të funksionuar si duhet. Të urtët apo filozofët myslimanë gjatë jetës së tyre kujdeseshin shumë për shëndetin e tyre, përpiqeshin vazhdimisht që të mos e ngarkonin shumë barkun e të mos u punonte truri; madje ata porositnin që mbushja e barkut mbi nevojën e duhur, pengon edhe gjatë namazit dhe ibadetit. Ky shëndet i trupit dhe i shpirtit njeriut ia bën me dije urtësinë apo filozofinë e agjërimit, kështu që, agjërimi nga trupi heq dobësitë që shkaktohen nga haja e tepërt, dhe gjithashtu lehtëson shpirtin e njeriut. Kjo bën që edhe gjumi i personit që agjëron, të llogaritet si ibadet, dhe njeriut mund t'i ndihmojë në zbulimin e të vërtetave, të cilat për t'i zbuluar, nevojitet mendja e shëndoshë e mendja e shëndoshë është në trupin e shëndoshë, kurse trupi i shëndoshë mund të mbahet nëpërmjet hajes me masë dhe agjërimit. Në realitet, shpirti i besimtarit është ai që adhuron dhe e ndien atë gjatë adhurimit; në qoftë se shpirti apo epshi është i ngarkuar me gjëra të tjera, atëherë ibadetet trupore nuk kanë asnjë dobi për besimtarin, le të agjërojë apo le të falë namaz, por, në qoftë se shpirti nuk dëshiron një gjë të tillë, atëherë është e kotë.

Sipas burimeve të literaturës islame, është thënë se personi me këndimin e lutjes së mëngjesit herët në agim, mund të ngrihet shpirtërisht, madje një gjë e tillë mund të realizhohet më mirë duke qenë agjërueshëm. Nga Muadh ibn Xhebeli r.a. transmetohet të ketë thënë: "O Resulull-llah, më trego një punë që do të më shpjerë në Xhennet, e do të më largojë nga zjarri". Ai tha: "Ke pyetur për një çështje të madhe, kurse ajo është e lehtë për atë të cilit Allahu ia lehtëson: Adhuroje Allahun dhe mos i shoqëro asgjë, kryeje namazin, jepe zekatin, agjëroje ramazanin, vizitoje Ka'ben". Pastaj tha: "A dëshiron të të udhëzoj për në dyert e dobisë: agjërimi është mburojë, sadakaja anulon mëkatet sikurse uji që fik zjarrin, dhe namazi i njeriut në thellësi të natës". Pastaj lexoi: "Ata ngrihen nga shtretërit" dhe lexoi derisa nuk arriti deri tek fjala 'ja'emune' (es-sexhde, 16-17), pastaj tha: "A dëshiron të ta tregoj kreun e çështjes, shtyllën e saj dhe kulmin e saj?" U përgjigja: "Gjithsesi, o Resulull-llah!" Lidhur me këtë ai tha: "Kreu i çështjes është Islami, shtylla e tij është namazi, kurse kulmi i tij është xhihadi. Pastaj tha: 'A dëshiron të të tregoj mbi thelbin e gjithë kësaj?' Thashë: 'Gjithqysh, o Resulull-llah!', kurse ai tha: 'Ruaje këtë', - i thashë: 'O Pejgamber i Zotit, a thua edhe për këtë do të jemi përgjegjës?' Ai tha: 'Të pastë nëna (Zoti të dhëntë jetë), o Muadh! A thua i hedh njerëzit në zjarr diçka tjetër përveç gjuhës (thënieve) të tyre të këqija'." (Tirmidhiu, i cili thotë se ky hadith është hasen sahih[5]. Po ashtu nga Ebu Dherri r.a. transmetohet: "Disa shokë të Resulull-llahut. s.a.v.s, i thanë Pejgamberit (s.a.v.s.): 'O Resulull-llah, pasanikët na tejkaluan dhe mblodhën të gjitha shpërblimet; falen sikur falemi ne, argjërojnë sikur agjërojmë ne dhe japin sadaka nga pasuria më e vlefshme e tyre.' Resulull-llahu tha: 'A nuk jua ka mundësuar All-llahu xhel-le shanuhu edhe juve që të jepni sadaka? Vërtet në çdo tesbih (subhanall-llah) ka sadaka; në çdo tekbir (All-llahu ekber) ka sadaka; në çdo tahmid (el-hamdu lil-lah) ka sadaka; në çdo tahlil (la ilahe il All-llah) ka sadaka; edhe në urdhërimin për të mirë ka sadaka; edhe në ndalimin e së keqës ka sadaka; edhe në të kënaqurit e epsheve (hallall) ka sadaka.' Ata thanë: 'O i Dërguar i Zotit, a thua edhe kur ndonjëri prej nesh i kënaq epshet e veta, edhe për këtë ka shpërblim? Resulull-llahi tha: 'Ç'mendoni, sikur (dikush) epshin e vet ta kënaqë në mënyrë të ndaluar, a nuk do të meritonte mëkatin (dënimin)? Gjithashtu, kur ta kënaqë në mënyrë të lejuar, do të ketë shpërblim'. (Muslimi).

Ne ende nuk kemi arritur të zbulojmë të gjitha sekretet e agjërimit të këtij muaji, por koha dhe gjeneratat që do të vijnë pas nesh, kanë për të zbuluar ende për këtë urtësi hyjnore. Por si i tillë, agjërimi i Ramazanit forcon shpirtin, shëron; pastaj agjërimi është edukatë (terbije) e dëshirave tona, në të manifestohet adhurimi i plotë ndaj të Plotfuqishmit etj., por ka edhe nga ata që dijetari Dr. Jusuf Kardavi i cilëson si të ndaluar nga përfitimet e këtij muaji. Myslimani vazhdimisht falënderon Allahun ndaj mirësive të panumërta.

Nuk mund të merret me mend se sa çmenduri është të shpërblesh shërbëtorin për arsye se ka sjellë dhurata nga mbreti, duke mos vlerësuar atë që i ka dërguar dhe në mënyrë të pakujdesshme t'i nënvlerësosh ato, kur dihet që ato dhurata kanë vlerë të jashtëzakonshme. Pra, duhet pranuar se Allahu i Madhëruar, përballë mirësive që ka ekspozuar në faqen e Tokës, kërkon falënderime nga njerëzit. Shkaqet e dërgimit të mirësive, nuk vlejnë për gjë tjetër, veçse më tepër ato janë si një shërbyese. Ne veten e konsiderojmë mirënjohës ndaj tyre, duke i dhënë një vlerë apo çmim, më shumë sesa e kanë merituar, kurse bamirësi i vërtetë, duke u nisur nga arsyeja e mirësive, meriton shumë më tepër falënderime. Pra, duhet ta falënderosh Atë, duke i pranuar mirësitë drejtësisht nga Furnizuesi i Madhëruar, duke e ditur se kush është Pronari i vërtetë dhe të përcaktosh vlerën e tyre. Kjo do të dalë në pah atëherë kur e pranon nevojën ndaj tyre, e kjo vlerësohet vetëm kur agjëron.

Tani e kuptuat se agjërimi në muajin e Ramazanit është një "Çelës" i vërtetë për një falënderim të madh dhe të pastër. Në kohë të tjera, ngaqë nuk kanë qenë të detyruar, shumë njerëz nuk e kanë ndier dhimbjen e urisë dhe nuk kanë mundur të përcaktojnë dot vlerën reale të mirësive. Njeriu nuk mund ta dijë vlerën e copës së bukës të thatë, sidomos pasanikët, të cilët e kanë mundësinë e vlerësimit vetëm gjatë muajit të Ramazanit. Kurse, në pikëpamjen e besimtarit, në kohën e iftarit ajo bukë

thatë, në dëshminë e shqisës së shijes, na tregon se është një mirësi e madhe. Duke filluar që nga mbreti dhe deri tek më i varfri i fundit, në muajin e Ramazanit, duke vlerësuar mirësitë e Allahut xh.sh., shpirtërisht e fitojmë sevapin e falënderimit. Besimtari është i ndaluar të hajë ditën, dhe mirësive të Allahut xh.sh. nuk mund t'u afrohet, duke menduar se këto mirësi nuk janë të tijat. Unë nuk jam i lirë t'i konsumoj për qejfin tim. Ato janë malli dhe mirësia e tjetërkujt dhe duhet pritur urdhëri i Tij. Me këtë mendim, duke i vlerësuar mirësitë, shpirtërisht ai falënderon Allahun xh.sh..

Tani e kuptuat se, duke agjëruar, ju bëni detyrën ndaj Allahut xh.sh., që është çelësi i falënderimit. Agjërimi ka disa anë të dobishme, që mbështeten tek edukata hyjnore, tek jeta shoqërore dhe individuale, sidomos në edukimin e veseve të nefsit dhe për të shprehur falenderimin ndaj All-llahut xh.sh., për mirësitë që na ka dhënë. Muaji i Ramazanit është një vërejtje dhe paralajmërim nga pikëpamja e Edukatës Hyjnore, sepse ka shumë dobi. Ja një nga këto: All-llahu xh.sh. i Madhëruar, faqen e tokës e ka krijuar në formën e një sofre, tryeze, me të gjitha llojet e mirësive dhe e ka shtruar përpara të gjithë popujve në një mënyrë të atillë: "nga nuk e kujton fare (nga s'ta merr mendja); dhe në këtë mënyrë, Ai shfaq edukimin e Gjithmëshirshmërisë dhe Plotmëshirshmërisë së Vet. Njerëzit, nën perden e pakujdesisë të të mirave materiale, nuk po munden të vlerësojnë dhe të çmojnë të mirat e All-llahut xh.sh.. All-llahu i Madhëruar me urdhërin e agjërimit të Ramazanit, i shtyn besimtarët të vihen në pozitën e një ushtrie. Sunduesi i Pafillim dhe i Pambarim, duke dalur para Mbretërisë, i fton besimtarët të marrin pjesë në një adhurim dhe festë të amshueshme. Ata dalin dhe presin ftesën Hyjnore të iftarit me fjalën e ezanit të akshamit, duke thënë: "All-llahu- Ekber!", që shpirtërisht ka këtë kuptim: "Urdhëroni robërit e Mi të nënshtruar". Përkundrejt kësaj situate të bukur të Mëshirshmërisë së Gjerë të të Gjithmëshirshmit, besimtarët përgjigjen me një rregullsi dhe përsosmëri të shkëlqyer. Prej shumicës së dobive, agjërimi është ndikimi në edukimin e nefsit, duke i përmirësuar ato. Njërin, të cilin po e përmendim më poshtë, i shërben braktisjes së punëve të liga dhe përmirësimit të sjelljeve të këqija. Nefsi i njeriut nga pakujdesia e harron vetveten, sepse mban dobësinë, varfërinë e pafundme dhe paaftësitë e panumërta. Ai nuk do që t'i shohë ato dhe ta kuptojë se është një i varfër që mund të shkojë drejt zhdukjes. Ky është edhe thelbi i fatkeqësisë, sepse ai është një krijesë që është krijuar prej mishi dhe kocke, që do të prishet së shpejti dhe do të ndahet. Ai mendon se ka një trup prej çeliku, që kurrë nuk do të zhduket, prandaj




sulet pas interesave të kësaj bote, duke imagjinuar se nuk do të vdesë. Me një ambicje të tmerrshme dhe me një lidhje të fortë pas kësaj bote, bën çdo përpjekje. Tërhiqet pas çdo gjëje që është e shijshme dhe e vlefshme, duke e harruar Krijuesin që e edukon me Mëshirën e Pasosur. Më në fund rrokulliset në moralin e keq, duke mos menduar për përfundimin e jetës, sepse edhe ai do të vdesë një ditë dhe do të ikë në jetën e përjetshme. Agjërimi i Ramazanit u tregon dobësinë mosmirënjohësve, varfërinë dhe pakujdesinë e tyre. Për shkak të urisë ata mendojnë stomakun dhe e pranojnë nevojën e tij. Me anë të urisë së agjërimit, njeriu e kujton se sa mashtrues është trupi i tij dhe e pranon se ka nevojë për Mëshirën e All-llahut xh.sh.. Uria e shtyn të braktisë idhujtarinë e nefsit dhe të pranojë dobësinë dhe varfërinë e tij.

## Shpirtrat përgatiten për këtë muaj

Në këtë mënyrë i zgjohet dëshira që të mbështetet tek prania e Allahut xh.sh. dhe atëherë shpirtërisht bëhet gati që me dorën e falënderimit të trokasë në derën e Mëshirës së Tij (me një kusht që të mos ia prishë zemrën pakujdesia). Gjithashtu në muajin e Ramazanit ka zbritur Kurani, që përbën një ngjarje të rëndësishme.

Ne do të flasim vetëm për një dobi. Kurani i bekuar, që ka zbritur në tokë pikërisht në këtë muaj, ka zgjedhur për vete muajin e Ramazanit, po këtë periudhë, për të treguar mikpritjen e mesazhit të Allahut xh.sh. dhe për t'u pastruar nga veset e këqija epshore. Për këtë arsye, ne duhet t'i përulemi urdhrit, duke mos ngrënë dhe pirë, veprime këto që të çojnë në përngjasimin e melekëve (engjëjve). Pra, siç veprojmë kur lexojmë Kuran, ashtu edhe e dëgjojmë me respekt Fjalën e Allahut xh.sh., me një vëmendje të madhe, sikur sapo të kishte ardhur nga Ai, nëpërmjet të Dërguarit Fisnik (a.s.), nga Xhebraili (a.s.). Të duket sikur këto fjalë po i shpreh Ai, i Pafillimi, dhe kështu përfiton një kënaqësi shpirtërore, sepse mendon arsyen e zbritjes së Kuranit në tokë. Veç kësaj, për të tjerët ju bëheni edhe si një përkthyes i posaçëm. Në muajin e Ramazanit sipërfaqja e tokës shndërrohet në një xhami të tillë, që një milion hafëzë të Kuranit, ia këndojnë atë popullit që e dëgjon me respekt. Kështu, sa herë që vjen muaji i Ramazanit. Këtë kuptim e nxjerr në dritë ky Ajet i ndritur 3:

"Muaji i Ramazanit në të cilin (filloi të) shpallej Kurani". Me këtë veprim dëshmohet se muaji i Ramazanit është gjithashtu edhe muaji i Kuranit. Përveç hafëzëve të fesë islame, Atij edhe shumë grupe të tjera i përulen, kur dëgjojnë zërin e bukur të hafëzëve, gjithashtu edhe shumë të tjerë këndojnë për vete. Në këtë mënyrë, të ndahesh nga një xhami, prej një adhurimi të bukur që I bëhet Zotit, dhe të adhurosh nefsin duke ngrënë dhe pirë, pa dyshim kjo është një sjellje e shëmtuar dhe i hidhëron shumë ata që shkojnë në xhaminë e madhe të botës (domethënë të gjithë myslimanët që agjërojnë, konsiderohen si një xhami e madhe). Po kështu, edhe kur i kundërshton ata që agjërojnë muajin e Ramazanit, fiton urrejtjen shpirtërore të të gjithë popujve myslimanë kudo në botë. Të gjithë besimtarët në momentin e iftarit, përpara sofrës presin urdhrin e Krijuesit të Madhëruar.

Ne do të shënojmë vetëm disa nga dobitë e shumta të agjërimit, që kanë si pikësynim jetën shoqërore. Kështu: Njerëzit, Zoti i ka krijuar që të ushqehen në forma dhe mundësi të ndryshme. Sipas këtyre dallimeve pasanikët i fton të ndihmojnë të varfrit. E pasanikët gjendjen e dhimbshme të varfërisë, mund ta kuptojnë vetëm atëherë kur, duke agjëruar, ta ndiejnë vetë atë. Po të mos ishte agjërimi, shumë pasanikë që nuk do të provonin dhimbjen e urisë, do të binin viktimë e nefseve të tyre dhe nuk

do të kishin asnjë pikë mëshire për të varfrit, të cilët kanë shumë nevojë për atë mëshirë. Ky mendim që të shtyn të respektosh racën tënde, është themeli i së vërtetës së falënderimit. Patjetër që mund të gjesh dikë më të varfër se vetja, sado i varfër që të jesh. Po qe se nuk detyrohet të vuajë urinë, atëherë askush nuk mund të kryejë detyrimin e mëshirës, që është i obliguar të bëjë mirë dhe të ndihmojë të varfrit, siç e meritojnë. Pa ndier dhimbjen e urisë, edhe në qoftë se (akëcili) do të bëjë mirë, e bën mangut, sepse nuk e ka provuar urinë. Agjërimi i Ramazanit mbi edukimin e nefsit ka shumë dobi, ne do të shpjegojmë vetëm* një: Kështu nefsi i njeriut do ta shohë veten të lirë. Përderisa veten e imagjinon idhull, nuk pranon që dikush t'i ndërhyjë në fushën e vet. Nuk mund të pranojë se dikush po e edukon me mirësi të panumërta. Në veçanti kush ka pasuri dhe pushtet të pakufizuar, dhe sidomos kur atë e ndihmon edhe pakujdesia. Në këtë rast, mirësitë e Allahut xh.sh. i gëlltit si kafshë dhe përfiton si i shfrenuar. E pe se në muajin e Ramazanit nefsi i secilit, nga më i pasuri deri tek më i varfri, e kupton se askush nuk është zot, sepse Pronar është tjetërkush. Askush nuk është i lirë, po rob dhe e pranon se, po nuk urdhëroi Ai, edhe punët më të thjeshta dhe më të lehta nuk mund të realizohen. As dorën nuk mund ta zgjasë pa lejen e Tij, prandaj imagjinata e tij thyhet dhe idhujt e tij bien. Në këto rrethana i kushtohet adhurimit dhe fillon të bëjë detyrën kryesore të falënderimit.

Prej shumë dobive të agjërimit të muajit Ramazan, është edhe vërtetimi se kjo botë është një vend tregtimi dhe bujqësie për jetën tjetër. Pra në muajin e Ramazanit vetëm me një punë të mirë të jetës së mbrapme, përfiton një mijë sevape. Me Kuran dhe me Hadithe të Pejgamberit (a.s.), theksohet se jashtë Ramazanit, për çdo shkronjë të Kuranit që këndon, fiton së paku dhjetë sevape, mirësi dhe fryte të Xhennetit. Në muajin e Ramazanit, jo dhjetë, po për secilën shkronjë fiton një mijë, kurse për ato të disa ajeteve, siç janë "Ajetul Kursi"-së, fiton me mijëra sevape. Në të xhumatë e muajit Ramazan dhe në Natën e Kadrit, për një shkronjë fiton tridhjetë mijë sevape. Ja pra, një shkronjë njeriut i jep tridhjetë mijë sevape dhe Kurani për atë bëhet dobiprurës në muajin e Ramazanit, si një pemë e Xhennetit, "Tuba"-së, një dru frutor i shndritshëm dhe i përjetshëm. Tani ec duke kujtuar dhe soditur këtë tregti të amshuar dhe të përjetshme dhe kuptoje se sa humbje e pafundme është për ata që nuk e çmojnë Kuranin. A e kuptove se Ramazani është një model ekspozite dhe shumë fitimprurës për jetën e përjetshme? Për të mbjellë prodhimet e jetës tjetër, Ai është si ai shiu i prillit në pranverë. Pranda, ndaj mirësive dhe Edukatës së Zotit xh.sh., është si një festë dhe parakalim zyrtar. Ky është një shkak i arsyeshëm për t'i urdhëruar myslimanët të agjërojnë Ramazanin dhe të mos i shtojnë pakujdesitë. Të mos jenë të pangopur ndaj ushqimit dhe pijes, të jenë larg nefseve dhe nevojave kafshërore dhe orekseve të papëlqyera. Kështu urdhërohen që, për një kohë të shkurtër, të braktisin veset kafshërore dhe t'u shëmbëllejnë melekëve të pamëkatshëm. Ndoshta njeriu duhet ta mendojë se ka hyrë në tregtinë e jetës tjetër, për të mbledhur prodhimet e saj, prandaj le të bëhet njeri i pamëkate për njëfarë kohe. Shpirtërisht le t'i braktisë nevojat dhe të bëhet Pasqyra e Gjithëdrejtuesit, duke pranuar dobësinë dhe varfërinë e vet. Në muajin e Ramazanit myslimanët në këtë jetë të përkohshme, me një jetë të shkurtër u jepet mundësia të përfitojnë moshën e përjetshme dhe një jetë të përgjithmonshme.

## Netët e Ramazanit janë me vlera të rëndësishme fetare

Vetëm në muajin e Ramazanit njeriu mund të përfitojë frytet e një moshe të gjatë prej tetëdhjetë vjetësh. Në Kuran theksohet se Nata e Kadrit vlen më shumë se një mijë muaj. Shpesh një mbret i famshëm, disa ditë të vitit i zgjedh për vetveten si ditë festimi apo kuvendi, dhe shtetasit e posaçëm të vet i njeh me ligje të veçanta, ndoshta dhe u fal dhurata të veçanta, duke qëndruar ballë për ballë njëri tjetrit pa kurrfarë perdeje, ashtu siç u ka hije shtetasve besnikë. Po kështu edhe Sunduesi i Pafillim dhe i Pambarim, Mbretëria e të Cilit arrin në njëzet e tetë mijë botë, ku të gjitha mbretëritë lëvizin me Fermanin e Urdhrave të Tij. Kjo është edhe arsyeja që Ramazani të bëhet si festë e veçantë për Allahun xh.sh., të Gjithëdijshëm, dhe të shndërrohet në një ekspozitë të madhe të Edukatorit të Vërtetë dhe në një kuvend shpirtëror. Pra, kjo festë që thamë, është Ramazani i bekuar. Në të vërtetë për nga angazhimi i largimit të veseve epshore dhe të jetës kafshërore, duhet të na urdhërohet për një agjërim. Përsosmëria e Tij më e madhe është se ashtu siç na largon nga nevojat e stomakut, na pastron edhe nga zilia e shqisave: syri, veshi, zemra apo mendimet e liga të imagjinatës. Domethënë secilës shqisë i ndalohet të ndërhyjë në shijime të ndaluara dhe të padobishme. P.sh., gjuhën ta ndalosh nga gënjeshtra, përgojimi dhe nga fjalët e papëlqyera, sepse për të tilla veprime është duke agjëruar edhe ajo. Atë ta angazhosh në këndimin e Kuranit, të bëjë "tespih", të përmendë Allahun xh.sh., të pendohet për gabimet dhe t'i dërgojë përshëndetje Pejgamberit (a.s.). Shembull tjetër: Syrin ta ndalosh nga vështrimi i harameve dhe nga lëvizjet në vende të dyshimta, kurse veshin ta drejtosh të mos dëgjojë fjalët e liga, po Kuranin dhe fjalët e drejta. Në këtë mënyrë edhe shqisat e tjera i shtyn të agjërojnë në këtë muaj të ndritur. Në qoftë se gjatë agjërimit e ndalon të punojë këtë fabrikë të madhe të stomakut, tryezat e tjera do t'i përshtaten më shumë atij. Për jetën individuale, nga dobitë e shumta që sjell agjërimi i Ramazanit, do të veçojmë vetëm njërën: Shpirtërisht dhe fizikisht, për njerëzit, agjërimi është një ilaç me shumë efekt. Nga pikëpamja mjekësore është një dietë e mirë, sepse njeriu, kur ha më tepër sesa duhet dhe pa kontroll, e dëmton stomakun, gjë që mund t'i shkatërrojë shëndetin. Duke gjykuar në këtë mënyrë, ai mund të bëhet i pavëmendshëm edhe për ushqimet e palejuara, gjë që do ta shqetësojë shumë shpirtërisht, jo vetëm për këtë jetë po edhe për atë tjetrën. Kjo vepër e papëlqyer bëhet shkak që zemra dhe shpirti të mos u binden urdhrave të fesë islame. Në këtë moment nefsi i pakujdesshëm i merr në dorë frerët e njeriut dhe e sundon atë, duke e çuar nga të dojë vetë. Me agjërimin e Ramazanit, njeriu mësohet të mbajë dietë. Të tillë janë edhe evliatë, që. duke ngrënë pak, e pastrojnë veten nga veset e nefsit. Kështu nefsi mësohet t'u bindet urdhrave dhe stomaku i dobët e fatzi shpëton nga pesha e rëndë e bluarjes, që bëhet shkak që njeriu të sëmuret shpesh. Pikësynim kryesor, agjërimi i Ramazanit drejtpërsëdrejti ka të thyejë imagjinatën prej idhulli të nefsit dhe ta njohë dobësinë, në mënyrë që njeriu të fillojë të bëjë adhurimin ndaj Krijuesit të tij. Këtu do të pasqyrojmë vetëm njërën nga dobitë e shumta. Nefsi i njeriut nuk mund ta pranojë ekzistencën e një Edukatori të Gjithësisë. Ashtu si një faraon, ai kërkon të bëhet idhull. Megjithëse me shumë vështirësi, mundohu sa të duash, damari i tij përsëri kërkon të ringjallet. Ky damar i tij mund të thyhet vetëm me anë të urisë. Përfundimisht agjërimi i Ramazanit e ka qëllimin që të thyejë drejtëpërsëdrejti faraonësinë e nefsit, duke i treguar dobësinë, varfërinë dhe pafuqinë e tij. Ai e njofton se është një rob dhe asgjë më tepër. Hadithi i Pejgamberit e ka theksuar se Allahu i Madhëruar, nefsit i ka thënë: "Kush je ti, kush jam Unë". Nefsi i është përgjigjur: "Unë jam unë, Ti je Ti". E ka torturuar, e ka futur në ferr dhe përsëri e ka pyetur, po ka marrë të njëjtën përgjigje: "Ene ene, ente ente" (Unë jam unë, Ti je Ti) dhe asnjë torturë nuk i ka mjaftuar për t'ia thyer egon. Më pastaj Allahu xh.sh. i ka bërë torturën e urisë, pra e ka lënë pa ngrënë dhe e ka pyetur: "Kush jam Unë, kush je ti?" Atëherë nefsi ka thënë: "Ti je Edukatori im Mëshirëplotë, unë jam robi Yt i dobët". O Zot derdhi bekimet Tuaja mbi profetin tonë Muhamed (a.s.), aq sa është numri i sevapeve që përfitohen nga shkronjat e Kuranit duke e kënduar në muajin Ramazan. Mundësona të bëjmë vepra të mira për të fituar hirin Tënd. I Pastër, i Lartë

është Zoti i Gjithëfuqishëm, nga ajo që ata i shpifin. Çdo e mirë qoftë për të dërguarit dhe falënderimi I qoftë Allahut, Zotit të gjithësisë.

Njeriu gjatë muajit të Ramazanit disiplinohet, të mos i sulet haramit, duke braktisur hallallin. Ai e mëson njeriun ta kuptojë se qëllimi i krijimit të tij është të mos e shkatërrojë jetën shpirtërore. Njeriu në jetën e tij në shumë raste përballet me urinë, pra agjërimi i Ramazanit është një lloj ushtrimi, që ia kalit durimin. Agjërimi i Ramazanit zgjat rreth pesëmbëdhjetë orë në ditë dhe, po të mos hahet syfyr, ai zgjat njëzet e katër orë. Pra, për të kalitur durimin, ky është një ushtrim shumë i mirë dhe një ilaç për atë që nuk duron dot fatkeqësinë dhe nuk ka rezistencën e duhur. "Fabrika" e stomakut (lukthit) ka shumë anë shpirtërore, sepse pajisjet e saj kanë kontakt me vetë njeriun. Po qe se nefsi nuk e duron urinë për një muaj, atëhere sundimin e merr në dorë ai dhe bëhet shkaktari i veseve të tjera, duke u dhënë pas tij dhe duke harruar detyrat e adhurimit.

Shqisat tek të vegjlit, që janë si ata dhëmbëzit interesantë, duke u marrë me ulërimën dhe tymin e "fabrikës" shpirtërore të stomakut, të ngrënët i ngatërron ato dhe ua rrëmben kohën e tyre. Po të mos ishte agjërimi, do t'i shtynte të harronin detyrat. Ky është një shkak që prej vitesh shumë njerëz të shenjtë, për të arritur përsosmërinë, e kanë mësuar veten të jetojnë me pak bukë dhe ujë. Me agjërimin e Ramazanit, pajisjet e kësaj "fabrike" e kuptojnë se nuk janë krijuar vetëm që t'i shërbejnë asaj. Të tjera pajisje, në vend që ta kalojnë kohën në ambiente të papastra të stomakut, ato duke agjëruar, kohën shpirtërisht e kalojnë duke provuar shije si melekët. Agjërimi e detyron njeriun ta kthejë vëmendjen nga ata që e kalojnë jetën pa ngrënë, si engjëjt. Për këtë shkak, në muajin e Ramazanit myslimanët shpirtërisht përparojnë në shkallë të ndryshme dhe sipas meritave fitojnë gëzime, qetësi dhe lehtësira të zemrës. Zemra, shpirti, mendja dhe sekretet e shqisave të besimtarëve në muajin e Ramazanit, për shkak të agjërimit, përsosen dhe fitojnë shumë ngushëllime shpirtërore. Ato qeshin përballë vajtimeve të stomakut.

## Urtësia e agjërimit në filozofinë islame

Shkencëtarë dhe filozofë mysliman çështjet e ibadetit (adhurimit) i komentojnë duke u bazuar në urtësinë e kuptimit të adhurimit. Monoteizmi i urtësisë islame është në kontrast me çdo lloj blasfemie, dhe për të arritur në një pozitë të përsosmërisë nga ana e njeriut, duhet të shfrytëzohet burimi i quajtur ibadet/adhurim. Kështu, kushti i parë për të arritur në një pozitë të tillë, është ruajtja nga gjërat e palakmueshme apo ruajtja e devotshmërisë.




Sipas konstatimeve të filozofëve myslimanë, pastërtia e brendshme përgatit programin themelor të adhurimit dhe, në realitet, njeriu duhet të kthehet në botën e brendshme. Kur thuhet bota e brendshme, kemi për qëllim të themi për ngritjen shpirtërore, duke iu përmbajtur rregullave dhe kodit të mirësjelljesë dhe moralit. Sipas përshkrimit të sures 37 (Haxh), gjatë therjes së kurbanit, tek Zoti arrin vetëm qëllimi e devotshmëria dhe jo mishi apo lëkura. Prandaj dhe opinioni i parë që vjen nga filozofët myslimanë, gjatë komentimit të ibadetit, është kuptimi thelbësor apo ezoterik i urtësisë së ibadetit, dhe nga ana e tyre kjo llogaritet si kushti i parë për të adhuruar a për t'u lutur. Në qoftë se gjatë adhurimit nuk mbizotërojnë dashuria dhe vullneti, atëherë s'do të kemi rezultate nga adhurimi që kemi bërë. P.sh., Zoti do ta shpërblejë njeriun nëse ai agjëron dhe e fal namazin me bindje të fortë dhe nga brendësia e tij, duke dëshiruar që një gjë të tillë ta bëjë jo vetëm sepse e ka traditë apo për hir të dikujt tjetër. Dashuria e brendshme për të adhuruar Zotin, është shumë më e vlefshme se pamja e jashtme gjatë lutjes, madje kjo njeriun ka për ta ngritur më lart për nga njerëzia dhe morali. Ky lartësim i njeriut nuk do të jetë vetëm përsosmëri e veprave dhe sjelljeve të tij, por ndoshta ai do të ngrihet edhe nga aspekti shpirtëror dhe i brendshëm. Prandaj, nëse mendja dhe logjika e njeriut kërkon rrugën e sigurt, Kurani atë e fton që të adhurojë dhe të lutet, kur thotë: "adhuroje Zotin tënd derisa të vijë e vërteta". (15/99) Megjithëkëtë, në urtësinë islame dhe tek filozofët myslimanë, ibadeti nuk është vetëm zbatim i veprave dhe rregullave të lutjeve dhe dhikreve të posaçme, ndoshta këto janë vetëm manifestim i jashtëm i asaj për se flasim ne, d.m.th. dashurisë ndaj adhurimit apo ibadetit, dhe dashuria është një motor shtytës i këtyre ibadeteve. Në këtë rast, besimtari I lutet Zotit për shkak dashurisë dhe respektit që ka ndaj Tij, e jo për të përfituar në këtë botë apo në botën tjetër. Ibadeti i vërtetë bëhet atëherë kur kuptohet esenca dhe urtësia e tij, dhe jo vetëm pse jemi të obliguar të bëjmë një gjë të tillë. Edhe i Dërguari i Allahut vazhdimisht është përpjekur që njerëzve t'ia shpjegojë me argumente të qarta kuptimin e ibadetit, e jo që t'i urdhërojë ata që të bëjnë ibadet, vetëm pse janë të krijuar për këtë gjë. Sepse në këtë rast, sikur t'u kishte thënë Pejgamberi njerëzve se janë të obliguar të bëjnë ibadet apo ta adhurojnë Zotin, ata këtë do ta bënin vetëm për hir të obligueshmërisë e jo për hir të dashurisë dhe respektit ndaj Krijuesit të tyre.

*Literatura shkencore:*

*nefs, egoja, uni, dëshira që janë të karakterizuara vetëm për këtë botë.

"Kur'ani-i përkthim me komentin në gjuhën shqipe", h. Sherif Ahmeti, 1413, Medine.

1. Fi dhilal El-Kur'an, Sejjid Kutb, dar Eshuruk Vl. 1. Fq. 168, 1992-1412, Kajro.
2. Rijadus Salihin, Imam Neveviu, fq. 396, 1997, Logos-A, Prishtinë.
3. Rregullat e agjërimit dhe filozofia e tij, dr. Mustafa Sibai, fq 32, Logos-A, Shkup, 1420h-1999.
4. "Hutab Shaih El-Kradavi", vl 1 fq 213, mektebetu vehbe, Kajro, 1997-1417h.
5. "Dyzet Hadithe dhe shtojca e ibni Rexhebit", fq 9. Imam Nevevi,, Logos-A, Shkup 1420/1999.

# Dhjetë netët e fundit të Ramazanit

**Rexhep Lushta**

Falënderimi I takon Allahut Zotit të botëve, dëshmoj se nuk ka të adhuruar tjetër me meritë përveç Allahut Një dhe I pashoq, Zot I të parëve dhe të mbramëve, dhe dëshmoj se Muhamedi alejhis-selam është rob dhe i Dërguar i Tij, i Dërguar besnik, për të qofshin bekimet dhe përshëndetjet më të pastra nga Zoti i tij, për familjen e tij dhe shokët e tij, të cilët ishin kandila ndriçues, yje të udhëzimit, dhe për të gjithë ata që pasojnë atë deri në Ditën e Gjykimit….

Allahu i Madhërishëm e ka veçuar këtë ymet nga ymetet e tjera, me begati dhe veçori të shumta; së pari e ka veçuar me faktin se këtij ymeti i ka dërguar të Dërguarin më të mirë dhe më të zgjedhur, Muhamedin a.s., me të cilin ka vulosur pejgamberllëkun, dhe këtë ymet e ka bërë ymetin më të mirë të nxjerrë në sipërfaqen e tokës. Thotë Allahu i Madhërishëm: "Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve". (Ali-Imran, 110)

Prandaj përveç kësaj begatie dhe mirësie, Allahu i Madhërishëm këtë ymet e ka dalluar edhe me shumë të tjera. Prej asaj me se e ka dalluar këtë ymet, është se këtij ymeti ia ka bërë obligim agjërimin e muajit të madhërishëm të Ramazanit. Agjërimi ka qenë obligim edhe tek ymetet e tjera, por jo Ramazani, dhe jo në këtë formë në të cilën e agjërojmë ne sot, Pejgamberi a.s., për Ramazanin ka thënë: "Fillimi i tij është mëshirë, mesi i tij - falje, kurse fundi i tij është lirim nga zjarri i Xhehenemit".

Prandaj ky muaj në vete ngërthen mirësi të shumta dhe për këtë arsye Allahu e ka veçuar për ymetin e Muhamedit a.s. Prej mirësive më të mëdha të këtij muaji, pa dyshim janë 10 netët e fundit të këtij muaji, të cilat Allahu i Madhërishëm i ka cekur në Kuran. Vlera dhe veçoria e këtyre dhjetë netve bëhet edhe më madhështore për faktin se në këto dhjetë net gjendet një natë, të cilën Allahu i Madhërishëm po ashtu e ka veçuar nga të gjitha netët e vitit, natë kjo në të cilën ka filluar zbritja e Kuranit dhe e cila është më e vlefshme se një mijë muaj. Kjo natë është Nata e Kadrit.

Prandaj, me lejen e Allahut, do të mundohemi të flasim në vijim rreth këtyre dhjetë netve, se cilat janë punët dhe ibadetet që duhen bërë nga robi, në mënyrë që të arrijë faljen dhe kënaqësinë e Allahut të Madhërishëm.




**Nata e Kadrit**

Allahu i Madhërishëm e ka zbritur Kuranin në një natë të bekuar, e cila është nata më e mirë e vitit, të cilën e ka dalluar dhe veçuar nga të gjitha netët e tjera të vitit, nata ibadeti i së cilës është më i vlefshëm sesa ibadeti në një mijë muaj, që janë të barabartë me afërsisht 83 vjet e katër muaj. Kjo është Nata e Kadrit, për të cilën Allahu i Madhërishëm thotë:

"Ne e zbritëm atë (Kur'anin) në Natën e Kadrit. E ç'të bëri ty të dish se ç'është Nata e Kadrit? Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në të (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo (që përcakton Zoti) është paqe deri në agim të mëngjesit." (EL-Kadr, 1-5), Dhe thotë Allahu i Madhërishëm:

"Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit). Ne dëshiruam t'u tërheqim vërejtjen, e njerëzit të jenë të gatshëm. Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë."

Kjo natë është quajtur Nata e Kadrit për shkak të vlerës dhe madhështisë që ka ajo tek Allahu i Madhërishëm, si dhe për shkak se në këtë natë bëhet përcaktimi i tërë asaj që do të ndodhë gjatë vitit të ardhshëm, sikur edhe po thotë Allahu i Madhërishëm: "Në atë (natë) zgjidhet çdo çështje në mënyrë të prerë".

Gjithashtu shkak i emërtimit të kësaj nate me këtë emër është edhe fakti se ibadeti në këtë natë ka vlerë të veçantë, sikur ka thënë Pejgamberi a.s.: "Kush e gjallëron natën e Kadrit me namaz (ibadet) me besim duke shpresuar shpërblimin e Allahut të Madhërishëm, do t'i falen mëkatet e tij të kaluara" (muttefikun alejhi), e një shpërblim i tillë nuk arrihet në asnjë natë tjetër përveç në këtë natë.

**Në cilën natë është Nata e Kadrit**

Prej Urtisë dhe Mirësisë së Allahut për robërit e Tij ka bërë që kjo natë të fshihet, por ajo që dihet, është fakti se kjo natë është në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, ashtu sikur ka thënë Pejgamberi a.s:

"Unë e kam parë Natën e Kadrit, po më pastaj e kam harruar atë, prandaj kërkojeni në dhjetë netët e fundit, në netët tek".

Po ashtu transmetohet nga Aisheja r.a. se i Dërguari i Allahut ka thënë:

"Kërkojeni Natën e Kadrit në dhjetë netët tek, të fundit, të Ramazanit". (Muttefikun alejhi).

Tek myslimanët është e përhapur se nata e Kadrit është natën e 27, dhe kjo për arsye se më së shpeshti ka ndodhur që atë natë të jetë Nata e Kadrit, por kjo nuk do të thotë se Nata e Kadrit të jetë gjithsesi nata e 27, sepse kjo natë mund të ndodhë të jetë në natën e 21, 25, 27, 29... Sido që të jetë, të dihet kjo natë, - nuk është kusht për arritjen e shpërblimit, veçse, sikur thotë Ibn Uthejmini r.h.: "Njeriu e arrin shpërblimin e kësaj nate edhe nëse nuk e di se kur është, sepse i Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush e gjallëron Natën e Kadrit me besim duke shpresuar shpërblimin nga Allahu", e nuk ka thënë: "duke e ditur atë". Sikur të ishte kusht për të arritur shpërblimin e kësaj nate, që të dihej kjo natë, këtë do ta cekte Pejgamberi a.s.".

**Vlerat e Natës së Kadrit:**

Po vërejmë se kjo natë ka vlera të mëdha, prej të cilave do të përmendim:

1. Këtë natë ka filluar zbritja e Kuranit,
2. Kjo është natë e bekuar "Ne e zbritëm atë në një natë të bekuar (në natën e begatshme të Kadrit)"
3. Allahu bën përcaktimin e jetëve, furnizimit që do të ndodhë gjatë gjithë vitit.

4. Vlera e ibadetit këtë natë është e shumëfishuar.
5. Zbresin melaiket në tokë me begati, mirësi dhe falje.
6. Është e zhveshur nga e keqja dhe e mbushur me adhurim e punë të mira; është natë e shpëtimit nga ndëshkimi dhe djajtë nuk mund të veprojnë sikurse veprojnë në netët e tjera.
7. Këtë natë Allahu i fal mëkatet e atyre që këtë natë e kalojnë në adhurim të sinqertë.

Nëse ndalemi dhe i shikojmë me kujdes këto begati e mirësi dhe vlerat që në vete ka kjo natë, atëherë nuk na mbetet tjetër veçse ta kërkojmë këtë natë me adhurim dhe punë të mira, me lutje të sinqerta, me pendim dhe kërkimfalje duke pasur për këtë gjithmonë shembull të Dërguarin e Allahut, Muhamedin a.s., i cili është shëmbëlltyra më e mirë. Sikur thotë Allahu i Madhërishëm: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e All-llahut". (el-Ahzab 31)

## Cilat janë punët që duhen vepruar në këto netë

Namazi i natës, i cili pa dyshim është namazi më i mirë pas namazeve farz.

Thotë Pejgamberi a.s. në një hadith kudsij: "Thotë Allahu i Madhërishëm: "Nuk më është afruar robi me asnjë punë më të mirë dhe më të dashur sesa me farze, pastaj robi vazhdon të më afrohet me punë vullnetare derisa ta dua, e kur ta dua, bëhem syri i tij me të cilin sheh, veshi i tij me të cilin dëgjon, dora e tij me të cilën jep, këmba e tij me të cilën ecën, nëse më lutet, i përgjigjem lutjes së tij dhe, nëse kërkon nga unë, i jap."

**Leximi i Kuranit:**

E cekëm më herët se Ramazani është muaji i Kuranit, prandaj në këtë muaj duhet të lexojmë sa më shumë Kuran.

Transmeton Ebi Umame r.a. se Pejgamberi a.s ka thënë: "Lexojeni Kuranin, sepse ai do të ndërmjetësojë Ditën e Gjykimit për atë që e ka lexuar". (Muslimi)

Allahu i Madhërishëm ka urdhëruar leximin e Kuranit dhe ka treguar se kjo është cilësi e njerëzve të mirë besimdrejtë.Thotë Allahu i Madhërishëm:

"Ata që lexojnë librin e All-llahut, e falin namazin dhe nga begatitë që Ne u kemi dhënë, japin fshehtazi e haptazi, ata shpresojnë në një fitim që kurrë nuk humbet. Që Ai (All-llahu) do t'ju plotësojë shpërblimin e tyre, e edhe do t'ju shtojë nga mirësia e Tij, vërtet Ai është mëkatfalës dhe shumë mirënjohës." (Fatir, 29-30)

Leximi i Kuranit është ai fitimi që kurrë nuk humbet, dhe kjo gjatë gjithë kohës, gjatë gjithë muajve dhe ditëve, por në Ramazan kjo është diçka më madhështore dhe më e rëndësishme, sepse Pejgamberi a.s. në Ramazan shtonte interesimin e tij për Kuranin për disa arsye:

1. Fillimi i zbritjes së Kuranit ishte në Ramazan, "Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin ka zbritur Kur'ani." (El-Bekare, 183)
2. Muaji i Ramazanit gjithashtu është muaji në të cilin ka zbritur Kurani nga levhi mahfudhi në qiellin e kësaj bote, sikurse ka ardhur kjo nga Ibn Abbasi, dhe nga shumë prej ashabeve dhe të parëve të këtij ymeti, - se zbritja e Kuranit në bejtulk-izze ka ndodhur Natën e Kadrit, që është në Ramazan.
3. Xhibrili i vinte Pejgamberit a.s. në Ramazan dhe ia mësonte Kuranin çdo natë. Sikurse transmetohet në dy koleksionet e vërteta të hadithit nga Ibn Abbasi r.a., i cili ka thënë: "Pejgamberi a.s. ishte njeriu më bujar, po edhe më bujar ishte në Ramazan, kur takohej me Xhibrilin, dhe e takonte çdo natë të Ramazanit e ia mësonte Kuranin, e i dërguari i Allahut s.a. ishte më bujar me mirësi sesa era që frynte". (Buhariu dhe Muslimi). Po ashtu transmetohet se Pejgamberi a.s. vitin kur vdiq, e ka lexuar Kuranin së bashku me Xhibrilin a.s. dy herë. Prandaj Ramazani ka qenë muaj i veçantë për mësimin e Kuranit ndërmjet Pejgamberit a.s. dhe Xhibrilit. Për çdo Ramazan bënin përsëritjen e asaj që kishte zbritur nga Kurani: Pejgamberi e lexonte, e Xhibrili e dëgjonte.

Prej kësaj dijetarët kanë marrë qëndrimin se leximi i tërë Kuranit në Ramazan është i ligjshëm, sepse Xhibrili dhe Muhamedi a.s, për çdo Ramazan e lexonin atë që kishte zbritur nga Kurani, kurse vitin e fundit e kanë përsëritur dy herë tërë Kuranin.

Ky është argument se është e pëlqyeshme që myslimani ta lexojë tërë Kuranin në Ramazan, një herë ose më shumë, duke pasur parasysh se synet është që së paku një herë në muaj të lexojë nga një hatme, e nëse mundet, në çdo javë, por nëse mundet, edhe çdo të tretën ditë sikurse ka ardhur në hadithe të vërteta nga Pejgamberi a.s.. (Muslimi, Buhariu, Tirmidhiu dhe Ebu Davudi)

Për këtë arsye selefinjtë një kohë të mirë të kohës së tyre në Ramazan e rezervonin për leximin e Kuranit. Imam Zuhriu ka thënë: "Kur të hyjë Ramazani, me të vërtetë ajo është kohë e dhënies së ushqimit dhe leximit të Kuranit.

Lutja dhe kërkimi i faljes: Secili nga ne ka nevojë që Allahu t'u përgjigjet lutjeve të tij, prandaj këto ditë duhen shfrytëzuar që t'I kërkojmë falje Allahut dhe të lutemi për veten tonë dhe familjet tona, që Allahu të na mëshirojë dhe të na falë mëkatet tona. Thotë Allahu i Madhërishëm: "Kërkoni falje nga Zoti juaj, sepse Ai vërtet është falës i madh".

Pendimi: Ky është momenti më i mirë që njeriu t'i kthehet vetvetes së tij, t'i kujtojë mëkatet e tij dhe të pendohet sinqerisht për kohën që e ka kaluar në mëkate, e të vendosë që më të mos bëjë mëkate. Thotë Allahu i Madhërishëm: "Pendohuni të gjithë tek Allahu, o besimtarë, në mënyrë që të gjeni shpëtim". (En-Nur, 31)

I'tikafi: Është prej Synetit të Pejgamberit a.s., që në këto dhjetë net njeriu - besimtari të izolohet dhe të mbyllet në xhami, për të bërë sa më shumë ibadet, me qëllim që të arrijë vlerën e madhe të këtyre netve. Kështu kishte vepruar Pejgamberi a.s.; kështu kanë vepruar ashabët dhe besimtarët pas tyre. Pejgamberi a.s. e bënte I'tikafin në dhjetë netët e fundit të Ramazanit, duke kërkuar kështu Natën e Kadrit. Qëllimi i I'tikafit ishte largimi nga problemet dhe angazhimet e kësaj bote, në mënyrë që të kishte kohë dhe mundësi për adhurim ndaj Allahut, prandaj gjatë kohës sa ishte në I'tikaf, Pejgamberi a.s. nuk përzihej me njerëz dhe nuk merrej me çështjet e tyre. Prandaj imam Ahmedi ka thënë: Personi i cili është në I'tikaf, nuk është e pëlqyer të përzihet me njerëz, qoftë edhe për mësim apo lexim të Kuranit… dhe është thënë se "I'tikafi është shkëputja e lidhjeve nga çdo krijesë për t'u lidhur me Krijuesin".

Transmetohet në dy Koleksionet e vërteta të Haditheve nga Aisheja r.a., se Pejgamberi a.s., kur hynin dhjetë netët e fundit të Ramazanit, e gjallëronte natën, e zgjonte familjen dhe shtrëngonte rripin e tij".

Në fund, nga tërë kjo sa u tha, nuk na mbetet asgjë tjetër përveçse në këto dhjetë netë të fundit të Ramazanit, në këto dhjetë netë në të cilat gjendet Nata e Kadrit, në këto dhjetë netë të cilat janë rasti jetësor për të përfituar mirësitë e Allahut, - të angazhohemi maksimalisht për adhurim të sinqertë, lutje, përmendje të Allahut, kërkimfalje, lexim të Kuranit, si dhe të bëjmë punë të tjera, të cilat na afrojnë tek Allahu dhe na largojnë nga shejtani. Çfarë mirësish më të mëdha ka sesa kjo për atë që Allahu i mundëson që këto dhjetë net t'i kalojë në rrugën e Allahut, prandaj të kemi kujdes dhe të kërkojmë këtë natë. Fjala popullore thotë: "Kush kërkon, gjen".

O ti mëkatar, ngritu dhe kthehu tek Allahu, pendohu për mëkatet e tua, shfrytëzoje këtë rast dhe kërko falje nga Allahu, sepse dyert e faljes dhe mëshirës janë të hapura.

O Allah, me të vërtetë Ti je falës dhe e do faljen, na fal ne!

**Presidenti i Kosovës. Dr.Fatmir Sejdiu, në një intervistë me kryeredaktorin e së përditshmes "al-Arab" të Katarit", Abdul-Aziz Al-Mahmud:**

# Shpresojmë të kemi marrëdhënie shumë të mira me shtetin e Katarit

**Kabineti i Presidentit të Kosovës gjendet në një pjesë të ndërtesës së Parlamentit të Kosovës. Kosovarët i dhanë përparësi ndërtimit të Bibliotekës Kombëtare dhe Universitare, ndërkohë që ndërtimin e pallatit presidencial e lanë për kohë më të mira. Me gjithë rrethanat e jashtëzakonshme nëpër të cilat kaloi Kosova, procedura e kalimit dhe arritja deri në zyrën e Presidentit, është shumë e thjeshtë, gjë që tregon për sigurinë dhe stabilitetin që mbretëron në Kosovë.**

**Kabineti i Presidentit të Kosovës është tejet modest, por i rregulluar mirë. Ai nuk dallon aspak nga zyrat e përgjegjësve të tjerë në Kosovë. Dr. Fatmir Sejdiu, President i Kosovës, udhëheq shtetin më të ri të Evropës dhe më premtues, i cili u pavarësua më 17 shkurt 2008, pas viteve të gjata dhe të vështira të okupimit serb. Okupatori serb kishte shkatërruar çdo gjë në Kosovë - njeriun, tokën, kulturën, simbolet, xhamitë e fabrikat.**

**Në kabinetin e tij, Presidenti Sejdiu na priti ngrohtësisht. Me të zhvilluam një bisedë të gjatë dhe të hapur. Ai iu përgjigj të gjitha pyetjeve tona në mënyrë të hapur, ngrohtë dhe me një besim të plotë për të ardhmen e vendit të tij, gjë që na bëri të ndienim një optimizëm të madh për ardhmërinë e këtij populli, i cili për gjashtë shekuj me radhë i dhuroi Botës Islame një numër të madh burrështetasish, komandantësh, mendimtarësh, dijetarësh, poetësh edhe në gjuhën arabe.**

**Z. President, çështja e Kosovës nuk është mjaft e qartë tek opinioni i përgjithshëm arabo-islam, ndoshta ky është shkaku që vendin tuaj nuk e kanë njohur pjesa dërrmuese e vendeve arabo-islame. Cili është mendimi juaj, përse çështja e Kosovës nuk ka marrë interesimin e duhur në botën arabo-islame dhe përse pavarësia e Kosovës nuk është njohur nga shtetet arabo-islame?**

الرئيس الكوسوفي في حوار مع «العَرَبْ»:

**نتطلع لإقامة علاقات جيدة مع دولة قطر**



رئيس كوسوفا يتحدث لرئيس التحرير والزميل غرايبة

Po, është një vonesë e njohjes së pavarësisë së Kosovës nga vendet arabo-islame. Ka qenë dëshira jonë që ato të ishin të parat në njohjen e pavarësisë së saj. Me rastin e Konferencës së Dakarit, të nivelit më të lartë, ne iu drejtuam vendeve islamike me anë të një shkrese, në të cilën sqaruam shkaqet përse ato duhet ta njihnin pavarësinë e Kosovës. Një prej tyre, ishte e drejta e popullit të Kosovës për vetëvendosje, sikur e të gjithë popujve të botës. Kosova nuk mund të jetë përjashtim nga pjesa tjetër e botës. Vlen të theksohet se pavarësia e Kosovës u realizua me ndihmë të Bashkësisë Ndërkombëtare.

Ndoshta, vendet arabo-islame dinë shumë pak për Kosovën; ndoshta politika dhe propaganda serbe mund të ketë pasur ndikim në disa prej tyre. Mund të ekzistojë bindja e gabueshme se Serbia përfaqëson ish-Federatën Jugosllave. Kjo bindje është shumë e gabueshme dhe joreale. Serbia është ajo që shkatërroi ish-Federatën Jugosllave, në kohën kur popujt e tjerë, si shqiptarët, boshnjakët, kroatët e përkrahnin atë. Politika shtetërore serbe ishte ajo që i shtyri shtetet anëtare të Federatës në dezintegrim dhe ndarje. Serbia ishte ajo që manifestoi jotolerancë dhe ishte kundër bashkëjetesës me popujt e tjerë. Kosovarët janë të njohur për tolerancë dhe bashkëjetesë me popuj të tjerë. Të gjitha fetë dhe pakicat në Kosovë kanë liri të plotë, për më tepër ekziston diskriminimi pozitiv i minoriteteve kundruall popullatës shumicë, që janë shqiptarët.

Në realitet, Serbia ishte ajo që tregoi mostolerancë ndaj shqiptarëve dhe futi në veprim të gjithë mekanizmat për zhdukjen tonë. Ajo na shpalli luftë me qëllim të shkatërrimit të qenies sonë, kulturës dhe institucioneve tona.

Ne synojmë të krijojmë një shtet laik, ku të gjitha fetë do të jenë të garantuara me ligj dhe të gjitha bashkësitë fetare të veprojnë lirshëm në aplikimin e riteve të tyre fetare. Po ashtu synimi ynë është të bëhemi pjesë e Bashkimit Evropian. Ne bëjmë çmos që të kontribuojmë në forcimin paqes në rajon. Synojmë të kemi marrëdhënie të mira me të gjithë fqinjët

tanë. Shpresojmë gjithashtu të kemi marrëdhënie shumë të mira me të gjitha vendet arabe dhe islame si dhe me të gjitha vendet e botës. Ne tradicionalisht jemi të lidhur me Botën Islame. Një numër i konsiderueshëm i kosovarëve kanë studiuar dhe studiojnë në vendet arabe dhe islame. Ata janë faktor me rëndësi në forcimin e këtyre lidhjeve në mes Kosovës dhe Botës Arabe dhe Islame.

**Z. President, kam vizituar Kosovën para dy vitesh. Shoh një përparim të madh që ka ndodhur brenda dy viteve në jetën e njerëzve, në ndërtimin e vendit dhe zhvillimin e tij. Kjo më shtyn të shtroj pyetjen për projektet e Republikës së Kosovës në aspektin e zhvillimit, investimeve dhe bashkëpunimit me vendet e tjera të botës.**

Ne jemi një shoqëri që posa ka dalë nga një luftë shkatërrimtare. Ekonomia e Kosovës po ashtu është e rrënuar, çdo send në Kosovë ishte shkatërruar, xhamitë, teqetë, shkollat si dhe shumica e fabrikave dhe minierave. Të gjithë mësuesit dhe profesorët e Universitetit ishin larguar nga puna, kurse më shumë se gjysma e banorëve ishin dëbuar nga Kosova dhe ishin strehuar në vende të ndryshme të botës. Qëllimi i vetëm i Serbisë ishte shkatërrimi i Kosovës. Për fat të mirë, deshi Zoti dhe populli i Kosovës u kthye shumë shpejt. Kthimi i kosovarëve ishte marramendës, gjë që tregon për dashurinë që ata kanë ndaj atdheut të tyre dhe ndërtimit të tij. Ata nuk u vunë veshin vërejtjeve që vinin nga OKB-ja si dhe shoqatat humanitare që vepronin në Kosovë, për rrezikun që u kanosej atyre para pastrimit të terrenit nga minat dhe mjetet shpërthyese, që kishte lënë ushtria dhe policia serbe në Kosovë. I vetmi qëllim i tyre ishte që ata të ktheheshin në shtëpitë e tyre, shumica e të cilave ishin të djegura nga soldateska serbe.

Kosova është e pasur me resurset e saja të shumta natyrore; mund të thuhet se është prej vendeve më të pasura në Evropën Juglindore. Pasuritë e saj janë rezervat e mëdha të thëngjillit, minierave, ujërave dhe pyjeve; me një popullatë vitale për punë, më shumë se 50% nën moshën tridhjetë vjeç, që është kusht elementar për përparimin dhe zhvillimin e një vendi. Për periudhën e ardhshme kemi përgatitur projekte strategjike në sektorë të ndryshëm, si në zhvillimin e energjisë dhe futjen në funksion të fabrikave dhe të minierave. Do të punojmë që sektori bankar të ofrojë kredi me kamata sa më të ulëta dhe afatgjata për zhvillimin e ekonomisë familjare. Në aspektin ekonomik ballafaqohemi me dy sfida të mëdha, ato janë: sektori i shëndetësisë dhe i edukimit. Më 11 korrik do të organizohet Konferenca e donatorëve për Kosovën. Kemi premtime të mëdha nga donatorët e jashtëm se ata nuk do të kursejnë ta ndihmojnë Kosovën edhe në aspektin ekonomik. Ne si institucione, kemi përgatitur projekte joshëse për ta. Shpresojmë se me ndihmën e miqve tanë, do të anëtarësohemi në Fondin Monetar Ndërkombëtar si dhe në Bankën Botërore. Jemi në fazën e aprovimit të ligjeve për investime dhe paraqitjen e lehtësimeve për investitorët e huaj. Ne ditët në vijim do të aprovojmë një numër të konsiderueshëm ligjesh dhe rregulloresh, që do t' ua kalojnë të gjitha vendeve të rajonit.

**Z. President, si mund ta shpjegoni modelin kosovar, duke ditur se Kosova është një vend evropian, shumica dërrmuese e popullatës i përkasin besimit islam, që do të thotë se përqindja e myslimanëve këtu është më e lartë se në shumicën e vendeve islame. Këtu mund të shtrohet pyetja e marrëdhënieve në mes Islamit dhe laicizmit si dhe marrëdhënieve në mes civilizimit islam dhe atij evropian. Ka diçka që është për çdo lëvdatë dhe respekt, e diçka që kërkon sqarim, sepse mund të jetë kundërthënëse dhe joharmonike. Si mund të mbahet balanci në mes kulturës islame dhe civilizimit evropian? Si mund të bashkohen Lindja dhe Perëndimi?**

Ndoshta këto pyetje dhe përgjigjet për to kanë të bëjnë me ide tejet të thella, të cilat nuk mund të përfshihen në kuadër të një interviste gazetareske, por ajo që mund të thuhet me këtë rast shkurtimisht dhe në mënyrë të qartë, është se ne jemi shtet laik, respektojmë të gjitha fetë si dhe praktikimin e riteve fetare. Ndoshta pozita e Kosovës në mes Evropës dhe Botë Islame e vë atë në një pozitë të veçantë. Shumica dërrmuese e popullatës së Kosovës i përkasin besimit islam, por Kosova është shtet me popullatë të përzier, e cila u përket etnive dhe besimeve tjera përveç asaj të besimit islam. Kjo na bë ne që të kemi tolerancë fetare, politike gjithashtë, edhe tolerancë kulturore. Kjo do të thotë se ne kemi liri fetare të pakufizuar. Këtë të drejtë e sanksionojnë ligjet, si dhe Kushtetuta e Republikës së Kosovës. Të gjitha fetë në Kosovë janë të garantuara, siç është liria e veprimit, e praktikimit, e të shprehurit të identitetit shpirtëror. Secili ka të drejtë ta shprehë identitetin e vet në kuadër të principeve themelore të shteteve bashkëkohore në kuadër të marrëdhënieve ndërnjerëzore të drejtave dhe obligimeve qytetare.

Në këtë kuadër shteti i Kosovës garanton lirinë e feve si dhe praktikimin e tyre, siç është shkuarja në haxh për myslimanët si dhe shërbimet e ngjashme për besimtarët e feve të tjera. Ne vizitojmë të gjitha bashkësitë fetare, marrim pjesë në përurimin e festave fetare; me përjashtim të peshkopit të Kishës Ortodokse Serbe, i cili refuzon të na pranojë, të gjithë të tjerët bashkëpunojnë dhe kemi marrëdhënie shumë të mira me të gjithë.

Ne po ashtu i kushtojmë vëmendje të veçantë pozitës sonë si popull autokton evropian dhe besimtarë të besimit islam. Ne shpresojmë të kemi marrëdhënie shumë të mira me shtetin e Katarit si dhe të krijojmë marrëdhënie të afërta bashkëpunimi me Botën Arabe dhe Islame në të gjitha aspektet.

**Z. President, me siguri sfida më e madhe me të cilën ballafaqohet Kosova, është aspekti ekonomik e sjellja e investimeve të jashtme dhe aktivizimi i ekonomisë kombëtare. Kemi vërejtur se procedurat e hyrjes në Kosovë, nuk trimërojnë investitorët dhe turistët e huaj. Cili është komenti juaj lidhur me këtë?**

Procedurat besoj se janë të rëndomta si në çdo vend tjetër. Ndoshta tek ne janë më liberale dhe më të thjeshta. Nuk besoj se ato mund të paraqesin pengesa për turistët dhe investitorët e jashtëm. Për çdo eventualitet ne jemi të interesuar për thjeshtësimin dhe lehtësimin e procedurave.

Pë sa u përket sfidave të tjera, ato janë të shumta dhe komplekse. Papunësia tek ne arrin mbi 40% të popullatës të aftë për punë. Regjimi serb kishte përzënë nga puna mbi 130,000 shqiptarë. Ata kishin mbijetuar falë ndihmave dhe solidaritet të shqiptarëve në mërgim. Ne kemi një numër shumë të madh të shqiptarëve që jetojnë në Turqi. Afër 300,000 shqiptarë nga Kosova jetojnë në Gjermani, si dhe afër 250,000 në Zvicër. Pastaj kemi një numër të konsiderueshëm në shtetet Skandinave e në ShBA. Këta bashkatdhetarë tanë në mërgim kontribuojnë shumë në mirëvajtjen e jetës sonë në Kosovë; ata ndajnë afër 30% të të ardhurave të tyre për t'i ndihmuar qytetarët tanë.

**Z. President, temat që kanë të bëjnë me okupimin dhe persekutimin serb në Kosovë mund të jenë të rëndomta për qytetarët dhe mjetet e informimit në Kosovë, mirëpo ato mund të jenë temë diskutimi dhe polemike në Lindjen e Mesme. Ju keni botuar librin me titull "Politika e reformave agrare serbe në Kosovë si mjet persekutimi", a mund t'ia sqaroni këto lexuesit arab?**

Reformat agrare serbe në Kosovë kanë qenë mjet për persekutim kombëtar. Qeveritë okupuese serbe nxorën ligje me emra të ndryshëm, me qëllim të ndryshimit të infrastrukturës pronësore (pronësisë së tokës) dhe kombëtare (shqiptare) të banorëve të Kosovës, me qëllim të instalimit të shumicës serbe në Kosovë, në vend të shumicës shqiptare që ishte realitet. Kështu Serbia menjëherë pas okupimit të Kosovës, para se Kongresi i Londrës 1912-1913 të vendoste për ardhmërinë e tokave të okupuara, nxori "ligjin mbi organizimin e pushtetit në tokat e çliruara" më 17 dhjetor 1912, si dhe ligjin mbi "organizimin e rajoneve të çliruara" më 18 gusht 1913, për të arritur deri tek ligji më famëkeq "ligji mbi kolonizimin e rajoneve të çliruara", i cili u shpall më 20 shkurt 1914. Ky ligj parashihte stimulime të shumta për të nxitur serbët nga të gjitha anët e Serbisë që të vendoseshin në Kosovë në tokat që u ishin konfiskuar shqiptarëve. Ligji në fjalë i siguronte çdo familjeje serbe pesë hektarë tokë si dhe nga dy hektarë për çdo mashkull mbi 16 vjeç, transportin falas, materialin falas për të ndërtuar çdo gjë që dëshironin, si dhe bartjen e së drejtës së pronësisë së tokës nga kolonët pas 15 vjetësh.

Për të siguruar sa më shumë toka për kolonët e rinj, u bë konfiskimi i shumicës së tokave të shqiptarëve nën pretekstin se ata nuk posedonin dokumente të pronësisë, edhe pse shqiptarët trashëgonin pronësinë tokësore sipas sistemit osman që kishte qenë në fuqi më parë. Kështu pushteti serb konfiskoi më shumë se 250,000 hektarë gjatë viteve 1912-1913 për t'ua ndarë ato 15.943 familjeve serbe prej kolonëve të rinj. Në këtë mënyrë u themeluan kolonitë e para të reja serbe në Kosovë.

Edhe pse Serbia (me Kosovën) pas vitit 1918 hyri në kuadër të shtetit të ri (Jugosllavisë), e cila kishte ambicie për emancipim dhe liberalizim, këto ambicie gjatë dy dekadave ranë në ujë. Sepse gjatë atyre viteve "reforma agrare" u përdor për ndryshimin e realitetit demografik në interes të serbëve. Kështu shohim se më 12 shkurt 1919 themelohet Ministria për reforma agrare dhe deri në fund të vitit 1919 u morën disa vendime për konfiskimin e tokave nga popullata myslimane, qofshin ata në Bosnjë apo në Kosovë, nën pretekste të ndryshme. Ndërkohë, më 24 shtator 1920 nxirret "ligji mbi kolonizimin e rajoneve jugore", i cili përfshinte Kosovën në mënyrë të veçantë, të cilin e shoqëruan disa ligje të tjera gjatë viteve 1920-1933.

Kjo politikë diskriminuese kundër shqiptarëve u forcua me anë të nenit (37) të kushtetutës shtetërore (Kushtetuta 1921), i cili përcaktonte "konfiskimin e tokave për interes të përgjithshëm". "Interes i përgjithshëm" në rastin e Kosovës ishte bërë çdo send që ishte në shërbim të serbëve dhe kundër shqiptarëve, të cilët ishin të padëshirueshëm. Për shkak të kësaj politike "të legjitimuar" (konfiskimi i tokave nën çfarëdo preteksti nga shqiptarët dhe ndarja e tyre serbëve të ardhur nga të gjitha anët e Jugosllavisë) për se u detyruan me dhjetëra mijëra shqiptarë t'i braktisin tokat e tyre dhe të shpërnguleshin në Shqipëri ose Turqi. Në vitin 1938, Serbia kishte hyrë në bisedime me Turqinë për të arritur një marrëveshje sipas së cilës Turqia do të pranonte vendosjen e 400,000 shqiptarëve për ti vendosur në Anadoll, kundruall një shume të majme parash që do të merrte nga Mbretëria Jugosllave e atëhershme. Edhe pse kjo marrëveshje parimisht u nënshkrua në verën e vitit 1938, vdekja e Qemal Ataturkut si dhe fillimi i Luftës së Dytë Botërore nuk i dhanë rast aprovimit dhe nënshkrimit të saj nga të dyja palët.

Edhe pse fundi i Luftës së Dytë Botërore ishte dëshmitar i kalimit të Partisë Komuniste nga opozita në pushtet, e cila gjatë kohës sa ishte në opozitë kundërshtonte konfiskimin e tokave të shqiptarëve, gjendja në Kosovë nuk ndryshoi gjatë dy dekadave të para të ardhshme.

Vasa Çubriloviç, njeriu që më së shumti kontribuoi për dëbimin e shqiptarëve dhe vendosjen e kolonëve serbë në Kosovë, u caktua ministër federal për bujqësi në qeverinë e parë të vitit 1945. Ai paraqiti një projekt të ri për dëbimin e shqiptarëve nga Kosova dhe forcimin e kolonizimit serb. Po ashtu u nxor ligji mbi "reformat agrare dhe kolonizimin" në fund të vitit 1945. Ligji i ri kishte të bënte me konfiskimin e tokave të disa shqiptarëve me pretekst se ishin "armiq të popullit". Ky ishte emërtim i përgjithshëm, i cili përfshinte çdokënd që kundërshtonte apo nuk e mirëpriste ardhjen në pushtet të partisë komuniste. Për shkak të kësaj politike diskriminuese që udhëhiqej kundër shqiptarëve, u shpërngulen 230.716 shqiptarë nga Kosova për në Turqi gjatë viteve 1953-1966. Mirëpo, Kosova do të hynte në një periudhë pozitive duke filluar prej vitit 1966, e cila do të zgjaste (me disa rënie) deri në vitin 1989. Kosova ndryshoi pozitën kushtetues, fitoi kushtetutën dhe parlamentin e saj sikur të gjitha njësitë federale. Mirëpo, kjo pozitë kushtetues e Kosovës u anulua në vitin 1989, kur në pushtet erdhi Slobodan Millosheviç.

Pushteti serb ndërmori të gjitha masat për t'i përzënë shqiptarët nga trojet e tyre, mirëpo ne ishim të lidhur emocionalisht me vendin tonë dhe tokën e të parëve tanë. Populli i Kosovës manifestoi një solidaritet që rrallëherë mund të përsëritet në histori.

**Z. President si e shihni rritjen dhe shtimin e popullatës së Kosovës sot?**

Nataliteti në Kosovë vazhdimisht ka qenë i lartë dhe kjo ka bërë që ne të jemi shumicë, me gjithë shpërnguljet e vazhdueshme. Populli i Kosovës nuk u pakësua asnjëherë ashtu siç kishte ëndërruar Serbia. Pati shpërngulje përmasash të mëdha në fillim të shekullit njëzet, gjatë Luftës së Parë Botërore, në vitet tridhjetë, në Luftën e Dytë Botërore, në vitet gjashtëdhjetë si dhe pas ardhjes në pushtet të Slobodan Millosheviçit, - kur Kosova iu nënshtrua një hegjemonizmi dhe represioni sistematik shtetëror serb, një gjenocidi dhe dëbimi masiv me qëllim të shkatërrimit të qenies kombëtare të popullit shqiptar të Kosovës. Në anën tjetër, kolonët serbët që ishin sjellë në Kosovë, mund të zgjidhnin pronat, shtëpitë më të mira të shqiptarëve, të cilat me lejen e shtetit mund ti përvetësonin. Shteti serb në Kosovë stimulonte natalitetin e serbëve, kurse destimulonte natalitetin e shqiptarëve. Megjithatë, ne mbetëm në shtëpitë dhe në pronat tona, sepse ne jemi pronarë të këtij vendi, kurse serbët ishin ardhacakë. Sot përqindja e shtimit të popullatës është më e ulët se në të kaluarën. Sa për ilustrim, babai im kishte gjashtë djem, kurse unë kam tre. Kosovarët janë punëtorë të mëdhenj, kanë një nivel të lartë arsimimi. Me gjithë vështërsitë dhe krajatat nëpër të cilat kaluam gjatë dekadave të kaluara, nuk sheh asnjë kosovar ta shtrijë dorën për të kërkuar lëmoshë. Andaj ne besojmë se do të kemi një të ardhme të ndritshme për brezat e rinj në Kosovën e re pas Pavarësisë.

*Përgatiti:*
***Q.Morina***

# Ndërtimi i shtetit në kohën e Pejgamberit a.s. - (2)

### Mbrojtja dhe siguria sistemi i organizimit ushtarak

Në kohën e Muhammedit a.s. ushtria islame nuk ishte e përhershme dhe nuk ishte as e rregullt. Ajo mblidhej dhe organizohej sipas nevojës dhe rrethanave politiko-shoqërore, të shumtën me armë dhe harxhime vetanake. Historikisht dihet se luftë frontale, përderisa myslimanët ishin në Mekë, nuk kishte, bile lufta në atë periudhë as që ishte e lejuar. Lufta-xhihadi, është lejuar në vitin e dytë të hixhres në rang të obligueshëm për të gjithë ata meshkuj të cilët kanë qenë të aftë për të ngjeshur armët. Xhihadi-lufta kishte për qëllim spastrimin e tokës së Allahut, vendeve të shenjta, nga keqbërësit, tirania, tradhtia, mëkati dhe mizoria, për të sjellë siguri, paqe, mëshirë, kujdes, miqësi dhe humanitet për mbarë njerëzimin.

Në atë periudhë u bë organizimi i ushtrisë dhe iu vunë bazat së drejtës së luftës. Dihet se vetë Muhamedi a.s. në Medinë rekrutonte të rinjtë dhe vendoste se kush ishte i aftë për pjesëmarrje në luftë e kush jo. Në mungesë të armatimit dhe nevojave të tjera të luftës, besimtarët më të pasur shkrinin pasurinë e tyre për t'i furnizuar ushtarët. Numri i ushtarëve varej dhe caktohej në varësi nga rrethanat, nevojat, mundësitë organizative dhe nga strategjia ushtarake. Pagë të rregullt e të përhershme për ushtarët nuk kishte, ndërsa plaçka- preja e luftës - *El-Ganimetu*, ishte pronë shtetërore, nga e cila 1/5 mbetej në arkën-buxhetin e shtetit dhe 4/5 u ndaheshin ushtarëve në mënyrë të barabartë. Muhamedi a.s. atëherëmë nuk ishte vetëm udhëheqës fetar, por edhe udhëheqës shtetëror dhe politik. Ishte shef i shtetit dhe komandant i ushtrisë. Vetë Pejgamberi Muhamed a.s. ka marrë pjesë në 26 luftëra. Pejgamberi a.s. me anë të këtyre betejave, ia doli t'u siguronte myslimanëve shtetin, vendbanimin, profesionin dhe punën. Kështu, ai u zgjidhi problemin myslimanëve. E armatosi ushtrinë me të gjitha llojet e armëve të njohura në ato kohë dhe u siguroi furnizimin konform të kohës.

Për udhëheqjen e luftës, Islami ka përcaktuar rregulla të rëndësishme, të cilave duhej t'u përmbaheshin tërë ushtria dhe komandantët e saj, dhe asnjëherë nuk guxonin të dalin jashtë suazave të këtyre rregullave. Muhamedi a.s., me frymëzim nga Allahu, ka qenë njeriu i parë që vuri ligje të sakta mbi luftën dhe paqen. Në beteja, respektoheshin rregullat e luftës. Popullata jashtë luftës, siç ishin: gratë, fëmijët, pleqtë, të dobëtit, të sëmurët, murgjit - për ushtrinë myslimane ishin të paprekshëm. Masakrimet, torturat, gjymtimi i kufomave, djegia e armikut për së gjalli, djegiet masive, vrasje e të plagosurve që nuk luftonin, vrasje e robërve të luftës, dëmtimi i pronës së atyre që nuk luftonin, dhunimi... ishin rreptësisht të ndaluara për ushtrinë myslimane. Ishte parim i fuqishëm që çdo armiku t'i shpallej luftë para se të sulmohej, që të respektoheshin marrëveshjet me armikun dhe të rënët në luftë-kufomat duhej t'i dorëzoheshin armikut.

Duhet theksuar se çdo mysliman i aftë për luftë kishte për obligim fetar të merrte pjesë në luftën e drejtë (xhihad) në mbrojtje të atdheut, të dinjitetit, të moralit dhe të drejtave të myslimanëve kur ato abuzoheshin apo cenoheshin nga kushdo qoftë. Ushtria, siç u tha, në fillim përbëhej kryekëput prej vullnetarësh dhe më vonë kishte edhe ushtri të përhershme profesionale.

Muhamedi a.s., nëpërmjet Islamit, i bashkoi arabët e pjesës qendrore të Siujdhesës Arabe. Ata, tani si myslimanë, bënë përpjekje-(xhihad) edhe për pushtimin (lirimin nga politeizmi) e viseve dhe popujve të tjerë për përhapjen e mësimit islam ngado e kudo që arrinin.

Gustav Lebon, duke shprehur admirim për sjelljen e ushtrisë islame, në librin e tij "Civilizimi arab", ndër të tjera, thotë: "*Është fakt i pamohueshëm se komuniteti botëror nuk njeh pushtues më zemërgjerë se arabët (*myslimanët), *e as fe më tolerante se feja islame"*.[1]

### Sistemi arsimor e kulturor

Bota e ditur, e di se fjala e parë qiellore që është transmetuar përmes botës së engjëjve-Xhibrilit a.s. tek Pejgamberi Muhamed, mesazh për qenien njerëzore, - është "***Lexo"***, (mëso, studio)"[2] dhe kjo do të ishte puna e parë që duhet bërë nga ana e njeriut për të arritur arsimin dhe diturinë. Pikënisja e artit të leximit dhe të shkencës në gjirin e kësaj pejgamberie, do të jetë në emër të Zotit, i Cili krijoi çdo gjë. Nuk ka dyshim se leximi-mësimi do të ishte një faktor themelor për të arritur dituri, por, nuk është vetëm kjo që garanton dituri. Kurani na mëson shprehimisht se si t'i drejtohemi dhe se si t'I lutemi Lartmadhërisë- Zotit xh.sh., që të na dhurojë e shtojë dituri, pikërisht duke thënë:

"Thuaj: Zoti im më shto dituri"[3], dhe në Kuran mohohet kategorikisht të bëhet barazimi në mes të të diturit dhe të paditurit, kur thuhet: "A janë të barabartë (që d.m.th. se nuk janë të barabartë ) ata që dinë dhe ata që nuk dinë!"[4]

Që nga shfaqja e hershme, Islami lartësoi shkencën, artin, vlerën e diturisë dhe pozitën e dijetarëve e ngriti dhe e bëri të ngjashme me të pejgamberëve, saqë nuk ka një shembull në librat e mëparshëm dhe religjionet e vjetra, sepse dijetarët i quan trashëgimtarë të pejgamberëve. Ai karakterizoi dhe vlerësoi shkencën dhe shkencëtarët me tipare me të cilat arrihet mbi çdo vlerë e gradë tjetër përveç vlerës së pejgamberëve.

"*Nuk ka pse të habitemi kur thuhet se Kurani është burim i shkencave. E gjithë ajo për se foli Kurani: për tokën, jetën njerëzore, tregtinë dhe zejet, ka qenë te-*



*më studimi e dijetarëve dhe komentatorëve (*mufessirëve*), ata u bënë vështrim atyre në librat e vet dhe komentimet e tyre të Kuranit, kjo hapi një terren të gjerë për hulumtim dhe studim në të, prej rrugës së tij u përgatiten rrugët e përparimit të myslimanëve në shkenca të ndryshme…"*[5]

Edhe vetë Pejgamberi Muhamed a.s. u ka kushtuar rëndësi të madhe dijes dhe dijetarëve. Ai është dëgjuar të këtë thënë: *"Dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve. Vërtetë, pejgamberët nuk lanë trashëgim dinarë apo dërhemë* (emra monedhash, Q. Q.), por *ata lanë trashëgim dituri. Kush e merr atë, ka marrë hisen më të madhe* (ka marrë gjënë më të vlefshmen Q. Q.).[6]

Në një hadith tjetër, Muhammedi a.s. thoshte: *"Njerëzit më të afërt me gradën e pejgamberëve janë dijetarët dhe luftëtarët. Dijetarët për shkak se i udhëzojnë njerëzit në rrugë të drejtë, e luftëtarët për shkak se me shpatat e tyre angazhohen për ta zbatuar atë që kanë sjellë pejgamberët".*

Se Pejgamberi a.s. ishte për dije dhe kundër mosdijes dhe analfabetizmit, se luftonte me të gjitha mundësitë që shkrim-leximin ta mësonin të gjithë, pra edhe femrat - dëshmon edhe ky hadith i thënë prej gojës së tij: "Kërkimi i diturisë është detyrë parësore, obligim për çdo mysliman dhe myslimane", dhe se për hir të diturisë nuk duhet kursye asgjë, dhe ajo duhet të arrihet e të kultivohet, të çohet përpara dhe të shkohet për ta nxënë edhe në këndet më të largëta të rruzullit tokësor. " Kërkojeni diturinë qoftë edhe në Kinë"[7], do të jetë shprehur Muhammedi a.s..

Roli i misionit Pejgamberik dhe thirrjes Islame në udhëzimin e shkencës, në qëllimin real dhe drejtimin e saj që ta luajë rolin e saj pozitiv, konstruktiv, të dobishëm, produktiv, shpëtues prej hutisë dhe shqetësimit, kontradiktës dhe dyshimit, ka qenë më i rëndësishëm dhe më i vlefshëm sesa roli i tij në aktivizimin dhe zgjerimin e lëvizjes shkencore, e cila nganjëherë ka ditur të marrë edhe rrugë të gabuar, siç është rasti me ideologji të ndryshme ateiste!

Arsimimi dhe dija gjatë periudhës kur jetoi Muhamedi a.s., mori përmasa të gjëra, në veçanti pas Luftës së Bedrit. Se sa i kushtohej rëndësi mësimit dhe dijes, vlen të përmendet një rast unikat në botën e dijes, i padëgjueshëm më parë dhe i papërsëritur ndonjëherë. Për Pejgamberin a.s. dhe luftëtarët e Bedrit në përgjithësi, çdo i zënë rob lufte, i cili dinte shkrim-lexim, mjaftonte që t'u mësonte dhjetë fëmijëve të myslimanëve shkrimleximin dhe të lirohej nga robëria.

Besimtarët në ato kohë mësonin përmendsh ajete të Kuranit, por një numër i konsiderueshëm prej tyre edhe regjistronin-shkruanin ajetet e Kuranit nëpër rrasa gurësh, në drunj, në lëkurë, në pëlhura dhe në çdo gjë mbi çfarë mund të shkruhej. Intelektualët dhe dijetarët filluan t'i regjistronin edhe hadithet e Pejgamberit a.s., përderisa nuk ua ndaloi përkohësisht vetë Pejgamberi a.s. këtë punë, nga frika reale se masa e gjerë mund t'i ngatërronte regjistrimet e Kuranit me regjistrimin e haditheve të Pejgamberit a.s.. Për shkak të angazhimit të besimtarëve me Kuranin dhe hadithin gjatë periudhës kur jetoi Pejgamberi a.s., poezia, mbretëresha e arteve, e cila para ardhjes së Islamit kishte bërë emër dhe formuar traditë, në periudhën e parë të Islamit, kishte ngecur dukshëm dhe kishte humbur nga interesimi, sasia dhe cilësia, por edhe më tutje kultivohej. Ka ndodhur që Pejgamberi a.s. të inkurajonte poetin Hasan ibn Thabitin dhe ndonjë tjetër shkrimtar mysliman që me satirat e tyre t'u kundërviheshin shkrimtarëve jomyslimanë, të Kurejshitëve.[8] Dihet se Muhamedi a.s., për hir të fjalës së bukur artistike, për një kaside (ode) që poeti i dënuar me vdekje, i kishte kushtuar Kab ibni Zuhejrit, jo vetëm që Pejgamberi a.s. i fali jetën, por edhe i pati dhuruar Xhyben e tij (një lloj manteli luksoz) në vlerë prej 20 mijë dërhemësh.[9]

Me një transmetim tjetër nga Xhabir bin Semrete, është dëgjuar të ketë thënë:

"Kam ndenjur me Pejgamberin a.s. më shumë se 100 herë, e shokët e tij citonin poezi në Xhami dhe rrëfime nga periudha e injorancës (para Islamit), ndërsa Pejgamberi a.s. buzëqeshte" (në shenjë miratimi).[10] E gjithë ajo që u tha, jep të kuptohet se poezia është vlerësuar lart në kohën e Pejgamberit, edhe pse masa dërrmuese e myslimanëve ishin të angazhuar në ligjërimin hyjnor- Kuranin dhe traditën e Pejgamberit a.s. - "Sunnetin".

Sipas Islamit, dija është skeleti i kulturës dhe qytetërimit; kur zhduket pjesa më e madhe e saj, atëherë shthuret tërë struktura sociale e asaj kulture.

## Sistemi legjislativ-juridik

Islami i ka kushtuar dhe vazhdon t'i kushtoj rëndësi të madhe jetës sikurse edhe nevojave shpirtërore dhe materiale të njerëzve. Me ligje të mira dhe të drejta, që kanë elemente hyjnore, ai ka rregulluar të gjitha fushat dhe aktivitetet e jetës njerëzore. Në harmoni të plotë me ligjet natyrore të jetës dhe në këto relacione nuk ka diskontinuitet e as disharmoni. Parimet dhe ligjet islame janë më perspektivë dhe më prosperues se ligjet e hartuara nga njerëzimi. Duke i krahasuar ligjet dhe rregullat islame me ligjet dhe rregullativat ligjorë të njerëzimit, dëshmohen përparësitë e pakufishme të Ligjit të Zotit ndaj të tjerëve.

Sipas Islamit, gjyqet nuk duhet të jenë nën kontrollin e pushtetit ekzekutiv. Gjyqi nxjerr pushtetin e tij drejtpërdrejt nga Sheriati dhe I përgjigjet vetëm Allahut xh.sh..

Kur jemi tek sistemi legjislativ- juridik në kohën e Muhammedit a.s., duhet theksuar se burime themelore të së drejtës, në periudhën medinase, kanë qenë:

- **Vahji** - (me të gjitha format e tij), si me Kuran ose në formë të synetit.

**- Ixhtihadi -** (Gjykimi i të dërguarit-Muhamedit a.s.),

**- Urfi -** (të drejtat zakonore arabe që nuk binin ndesh me Kuranin, hadithet, apo me ndonjërin prej ixhtihadeve-gjykimeve të Pejgamberit a.s. dhe, në bazë të këtyre burimeve, është ndërtuar dhe ka funksionuar një sistem shumë i fuqishëm juridik, natyrisht me elemente hyjnore.

Nisur nga këtu, më vonë, juristët myslimanë janë përpjekur për t'i ndarë dhe numëruar ajetet kuranore me karakter juridik, dhe kanë arritur të konstatojnë se:

të drejtës familjare i përkasin 70 ajete,
të drejtës civile, po ashtu 70 ajete,
të drejtës penale 30 ajete,
gjyqësisë dhe procedurës gjyqësore 13 ajete,
të drejtës kushtetuese 10 ajete,
marrëdhënieve ndërkombëtare 25 ajete, dhe
ekonomisë dhe financave 10 ajete.

Zotëron ideja se rreth 500 ajete, apo 1/13 e ajeteve të Kuranit, i përkasin së drejtës.[11] Me këto ajete, që kanë përmbajtje juridike, rregullohen marrëdhëniet martesore, familjare, trashëgimore, pronësoro-juridike dhe marrëdhënie të tjera civile-juridike; çështjet e rregullimit shtetëror, të formës së qeverisjes, çështjet nga e drejta e luftës ose të së drejtës ndërkombëtare publike, çështje penale dhe procedurale etj..

Shkollat juridike islame në të kaluarën, po edhe sot, posedojnë begati ligjore me vlera stabile dhe universale; me ide dhe zgjidhje të veçanta. Prandaj, me të drejtë, themi se ligji islam mund t'u përgjigjet të gjitha nevojave bashkëkohore.

Edhe për hadithet vlen ajo që u tha për ajetet e Kuranit. Kjo do të thotë se burim i së drejtës së Sheriatit janë vetëm ato hadithe që trajtojnë marrëdhëniet martesore, familjare, trashëgimore, civilo-juridike, penale, procedurale e të tjera. Thënë ndryshe, nga hadithet, si burim i së drejtës llogariten vetëm ato që kanë përmbajtje juridike.

Në Islam ekziston bindja se jurisprudenca është në relacion të pakëputur me



"Konsultohu me ta në çështje (të ndryshme), e, kur të vendosësh (për ndonjë gjë), atëherë mbështetu tek All-llahu, se vërtet All-llahu i do ata që i mbështeten".[13]

Mëgjithëqë Pejgamberi a.s. ishte sovran në punët dhe vendimet e tij, për shumë punë ai aplikonte sistemin e *Shurasë* - (një "bord këshillues"), me ashabët e tij dhe, është dëgjuar t'u paskësh thënë ashabëve "ju jeni më të ditur së unë për çështje-punë të kësaj jete". Puna e këshillimit me ashabët - shokët e Pejgamberit, është aplikuar edhe me rastin e përcaktimit të strategjisë luftarake në betejat e Bedrit, Uhudit, Hendekut dhe Ahzabit.

Ebu Hurejretu, njëri prej shokëve dhe njëri prej transmetuesve më të mëdhenj të hadítheve të Pejgamberit a.s., thoshte: "Nuk kam parë kënd që të konsultohet me shokët e vet më shumë se Pejgamberi a.s.."

Vetë Zotin, sikundër që besohet se edhe sovraniteti i pushtetit absolut të gjithmbarshëm dhe të padiskutueshëm I takon vetëm Allahut. Asnjë individ, kushdo që të jetë ai, nuk ka të drejtë të bëjë ligje sipas dëshirës dhe vullnetit të vet, pa pasur mbështetje në burimet themeloreligjvënëse të Islamit. Duke i pasur parasysh të gjitha faktet dhe kërkesat e jetës morale, shpirtërore dhe materiale të njeriut, nuk ka dyshim se ligjdhënësi më i mirë dhe më i përsosur është Allahu, Krijuesi i njeriut, i Cili i njeh të gjitha fshehtësitë e qenies njerëzore dhe i Cili nuk ka kurrfarë interesash nga bashkësia njerëzore dhe është tërësisht i pavarur nga njerëzit.

"O ju që besuat, vazhdimisht të jeni të drejtë për hir të Allahut edhe nëse është kundër vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik apo varfanjak, sepse Allahu di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrembëroni ose tërhiqeni, Allahu hollësisht di çka punoni."[12] (En-Nisa,4:135).

Kjo është zgjidhja e vërtetë nga Kurani, e konfliktit të vazhdueshëm në mes interesit personal dhe drejtësisë. Porosia është shumë e qartë dhe e prerë, bëhu i drejtë, madje edhe nëse është kundër interesave personale, apo edhe atyre të miqve, dashamirëve dhe më të afërmve të tu. Njerëzit e paditur dhe jo të drejtë mendojnë se mbrojnë interesat e veta duke qenë të padrejtë me të tjerët. Shpesh ndodh që vendimi i tyre, për të qenë i drejtë apo jo, mund të bazohet në një kalkulim gjakftohtë plotësisht në interes personal, duke lënë anash realitetin. Por besimi i vërtetë në Allahun xh.sh. e ngrit njeriun më lartë se sa kjo mendje e kufizuar. Këto ajete Kur'anore na rikujtojnë që Mbrojtësi i vërtetë i interesave dhe të drejtave të të gjithë njerëzve është vetëm Allahu xh.sh. dhe Ai do të na mbrojë neve kur ne ndjekim urdhrin e Tij për të qenë të drejtë. Drejtësia e bazuar në Islam nuk lejon favorizim apo anashkalim të kujtdo qoftë.

Sipas Islamit e mira, e drejta, nderi, janë vlera qytetëruese që duhen afirmuar dhe që janë të lejueshme të bëhen. Mirëpo, problemet më të mëdha që dalin në plan të parë në vlerësim, kur është fjala për të mirën dhe të keqen, përbëjnë pyetjet: ç'është e mira e ç'është e keqja; kush duhet të përcaktojë kriteret dhe normat e së mirës dhe të keqes; cilët janë faktorët e qytetërimit dhe cilët janë faktorët që i vënë në lëvizje njerëzit dhe i shtyjnë të veprojnë në këtë apo atë mënyrë; cili është kriteri i vlerësimit moral të njerëzve? Të gjitha këto kanë zënë vend të veçantë në Kuran dhe në hadithet e Muhamedit a.s., respektivisht në legjislacionin, qytetërimin dhe fenë islame.

## Sistemi gjyqësor në periudhën e Pejgamberit

Pushteti i Muhamedit a.s. ishte i bazuar në fe. Tek ai u bashkuan pushteti ligjdhënës (ngase ishte pejgamber i shpallur, ligjdhënës), por edhe pushteti gjyqësor-El-Kada. Qeverisja e Pejgamberit a.s. kishte të gjitha karakteristikat teokratike.

Sipas burimeve islame, Allahu paraqet burimin e ligjshmërisë-(Ai është ligjdhënës), ndërsa Muhamedi a.s. ishte komentues e gjykues. Nga Kurani mësojmë edhe bazat themelore të demokracisë. Tek ai mësojmë të jetë porositur Muhammedi a.s.:

## Sistemi fiskal

Buxheti i shtetit të myslimanëve, arka e shtetit *"Bejtu Malil Muslimin"*- përmbushej nga të mirat materiale që vinin nga obligimet dhe tatimet e ndryshme, siç ishin:

**Zekati**-Detyrim fetar i obliguar që jepet në të holla 2.5% nga kapitali i deponuar për më shumë se një vit, përbrenda kushteve të caktuara, pasi të jetë arritur "nisabi" - kuota e caktuar e kapitalit të fjetur një vit. Për zekatin dihet se është e drejta e të varfrit në pasurinë e të pasurit. Zekati është obligim fetar vetëm për myslimanët (jo obligim qytetar, d.m.th. nuk është i obligueshëm për jomyslimanët). Ai duhet të jepet me modesti të madhe. Në të kundërtën, nëse dikush refuzon dhënien e tij, veprohet në mënyrë institucionale, sipas ligjit-Sheriatit, që do të thotë se organet përkatëse do ta nxirrnin edhe me dhunë. Zekati jepej dhe jepet edhe në shtazë: për gjedhet e imta: dele e dhi jepet një në katërdhjetë, tek lopët e buallicat në tridhjetë jepet një viç gjer në një vjeç; për kuaj, gomarë e mushka nuk ka zekat.[14] Zekati deponohej në arkën e shtetit, i destinuar për të varfrit.

**El-Ganimetu**-plaçka e luftës- preja e luftës ishte pronë shtetërore, nga e cila 1/5 mbetej në arkën-buxhetin e shtetit dhe 4/5 u ndaheshin ushtarëve në mënyrë të barabartë.

**Haraçi-** tatimet mbi tokën e fituar në luftë, me luftë apo në paqe, duke ndarë një pjesë të bereqetit apo të vlerës së tij për buxhetin e shtetit. Fjala haraç është fjalë arabe dhe ka kuptimin e taksës, më drejt të taksës për tokën.

**Xhizja-** tatimi mbi sigurinë individuale, familjare dhe të pronës për jobesimtarët për kokë banori, për meshkujt e

lirë, konform zekatit që e jepnin myslimanët e që nuk ishte i obliguar për jomyslimanët. Xhizja është një taksë që merrej prej pasurisë materiale që dhimmiu (jomyslimani) e posedon dhe është një marrëveshje në mes të shtetit islam dhe jomyslimanëve që jetojnë në atë shtet. Xhizja është detyrim që paguhet për të fituar garancinë dhe mbrojtjen shtetërore, me të cilën një dhimmi do të jetë i liruar nga shërbimi ushtarak. Pra një jomysliman i krishterë do të paguajë xhizje për t'i shërbyer arkës së shtetit, kurse një mysliman një gjë të tillë e bën duke dhënë zekatin, për të cilin jomyslimani nuk është i obliguar.[15] Dallimi në mes haraçit dhe xhizjes është se nëse një jomysliman bëhet mysliman, lirohet prej xhizjes, po jo prej haraçit. Xhizja ishte e ranguar në tri kategori veç e veç: Më e larta ishte për të pasurit 48 dërhemë, të mesmit jepnin 24 dërhemë dhe ata paksa më të varfër 12 dërhemë. Xhizja nuk kërkohej nga skamnorët e nga të hendikepuarit dhe as nga ata që nuk ishin të aftë për punë. Xhizja nuk ishte e obliguar për femra, për fëmijë dhe as për robërit.

**Sadakatë e ndryshme** (kontribute vullnetare), donacione të ndryshme nga bamirës e humanitarë të shtresave të ndryshme të shoqërisë Islame etj.

Tatimi dhe sistemi fiskal, për atë kohë, kanë qenë mjaft të zhvilluara. Në politikën fiskale kishte dallime, siç u cek, në mes myslimanëve dhe jomyslimanëve. Në shoqërinë islame ekziston edhe kategoria e pronës së përgjithshme. Këtu bën pjesë kapitali-resurset e ndryshme natyrore, të papronësuara në pronën private. Ligji mbi trashëgiminë, vetvetiu është një nga faktorët e ruajtjes së të mirave materiale - resurseve natyrore për çdo gjeneratë. Shkaktimi i dëmit bashkësisë, sipas Islamit, njëkohësisht është edhe shkaktim i dëmit ndaj individit.

Më pastaj gjatë hilafetit-sundimit të Ebu Bekrit, për punët e financave ishte i angazhuar Ebu Ubejdete, e punët e gjyqësisë i kishte marrë përsipër H. Umeri r.a.[16]

## Sistemi social-ekonomik

Shikuar nga aspekti social, nuk ka dyshim që njerëzit në Islam ishin bërë të barabartë për të poseduar pronë private. Sistemi ekonomik islam pronën private e njeh si diçka që është e natyrshme dhe e shenjtë për njeriun, përderisa ajo nuk cënon interesin e bashkësisë. Islami pranon qëllimin e plotësimit të nevojës natyrore të njeriut për posedim pasurie dhe shtimin e aktivitetit njerëzor në planin e shfrytëzimit të mjeteve për jetë dhe shtimin e aktivitetit të prodhimit. Mirëpo, për realizimin e pronës private, Islami paraqet edhe kushte, me të cilat mund të fitohet në mënyrë të ndershme, sikurse edhe mbyll hapësirën e ushtrimit të dhunës, padrejtësisë, keqpërfitimit, shtypjes, korrupsionit, mitos, fajdesë dhe tjetërsimit të pronës, sikundërqë ndalon edhe keqpërdorimin e lirisë individuale, e cila do të rrënonte famën dhe prestigjin e bashkësisë.

Edhe pse Islami nuk merret drejtpërdrejt me sisteme ekonomike e politike, po vetëm në mënyrë indirekte, aty ku politika dhe çështjet ekonomike ndikojnë për sjelljen e individit, paraqet disa parime shumë të rëndësishme për të udhëhequr dhe drejtuar jetën ekonomike. Islami mban një baraspeshë që të mos ketë dy ekstreme dhe ka gjithmonë parasysh që të ndërtojë një karakter që qëndron në bazën e qytetërimit. Kjo sigurohet nga ligjet e trashëgimisë, nga një sistem i organizuar shumë mirë i obliguar i bamirësisë, i njohur si Zekat, dhe duke konsideruar ilegale dhe të paligjshme të gjitha praktikat antisociale në fushën e ekonomisë, si monopolet, kamatat, sigurimi i parave pa u fituar drejtpërdrejt, dhe krijimet e çdolloj veprimtarie që ka si synim rritjen artificiale të çmimeve. Madje edhe lojërat e fatit dhe bixhozet e ndryshme janë të ndaluara.

Sistemi ekonomik në kohën e Pejgamberit ishte jashtëzakonisht mirë i rregulluar. Jetohej e fitohej vetëm prej punës së ndershme-hallall: bujqësisë, blegtorisë, tregtisë, artizanateve, punës intelektuale dhe administrative, por edhe prej presë së luftës-*El-Ganimetu*. Mbi të gjitha tepricat dhe kursimet më shumë se një vit , të vlerësuara në ari dhe argjend, jepej zekati (detyrim i obligueshëm 2.5 %), që tubohej në arkën e shtetit, për t'iu shpërndarë nevojtarëve dhe skamnorëve, ose të pasurit ua jepnin zekatin dhe sadakatë e ndryshme, nevojtarëve drejtpërsëdrejti. Komuniteti islam është një bashkësi e ndërmëshirshme, që i obligon të fortët dhe të pasurit për të ndihmuar të mjerët, të varfrit, të vejat, jetimët etj.

Në bashkësinë islame ishin të ndaluara punët e liga dhe fitimet e pista; si fitimi nga deponimi i pasurisë për shkaqe përfitimi në raste krizash, fitimi nga kamata, nga korrupsioni, nga bixhozi, nga vjedhja, nga mishi i derrit, nga alkooli, nga prostitucioni dhe nga punë të tjera të liga. Prandaj, pronësia private në Islam nuk bazohet në kamatë, grabitje, privim, mashtrim dhe as në vjedhje. Askush nuk ka të drejtë që me këto mjete dhe në këtë mënyrë të sigurojë pasuri, sikundërqë nuk është e lejueshme dhe as e justifikueshme që dikush të pasurohet duke dëmtuar tjetrin. Për shkeljen e rregullave dhe normave ligjore të bazuara në Kuran dhe në Hadithet e Pejgamberit a.s., pasonin sanksionet materiale, e në raste deliktesh të mëdha edhe ndëshkimet e ashpra, që kishin për qëllim për ta larguar njeriun nga padrejtësia dhe e keqja. Të shqiptuarit e masave përkatëse si parandalim dhe ndëshkim, është sfera më evidente e administrimit e Sheriatit. Kriminelëve u ndalohet t'u ofrohet ndihmë. Këto masa janë sferë e politikës juridike nën kompetencën e gjykatësit.

Islami konsideron që pasuria e arritur në mënyrë të ligjshme dhe të ndershme, është pronë private dhe legale. Pasuria private është një nga të mirat e shumtadhuntitë e Allahut dhe fryt i punës së njeriut, e cila gjen respekt të madh në Islam. Islami ka paraparë pagesën e "Zekatit" (siç u cek më lart, 2.5%) dhe të disa detyrimeve të tjera të të mirave materiale mbi fitimin, depozitën dhe përmbylljen për një vit të pronës private për skamnorët apo për buxhetin e shtetit.

---

*Fusnotat:*

1. Dr. Jusuf Kardavi, "E drejta Islame" fq. 47, Shkup, 1995.
2. Shih ajetin e parë të zbritur në Kur'an të sures El-Alek.
3. Kur'ani, sureja Ta'ha, ajeti 114.
4. Kur'ani, sureja Ez-Zumeru, ajeti 9.
5. Hartwig Hirschfeld: "New Researches into composition, and exegesis of dhe Quran" fq. 9, London, 1902.
6. Hadith Mundhiri "Et-Tergibë ve Et-Terhibë", 43.
7. Hadith i Muhammedit a.s. i transmetuar nga Ibni Adijji dhe Bejhikiu.
8. Dr. Shevki Dajf, Terihu El-Edebi El-Arabij, El-Asru El-Xhahili, "Daru El-Mearif", fq. 144, Kajro, 1960.
9. Dr. Shevki Dajf, "El-Asru El-Islamij", botimi i 13-të, fq. 83, Kajro, 1963.
10. Dr. Shevki Dajf, "Terihu El-Edebi El-Arabij, El-Asru El-Xhahili", fq. 144.
11. Mr. Fikret Kariq, "Historia e së drejtës së sheriatit" fq. 32. Prizren, 1994.
12. Kur'ani, sureja En-Nisa, ajeti , ajeti 135.
13. Kur'ani, sureja Ali Imran, ajeti 159.
14. Dr. Ibrahim Hasen dhe Alij Ibrahim Hasen, "En-Nudhumu El-Islamijjetu", Fq. 248-250 , bot. "Mektebetu En-Nehdati El-Mirijjeti", botimi i katërt, 1970, Kajro.
15. H. Karaman, *Mukayeseli Islam Hukuku*, f. 273; Ibni K. el-Xhevzi, *Ahkamu ehli'dh-Dhimme*, Kajro, 2003, f. 23-25; S. Rizaj, *Kosova gjatë shekujve XV, XVI dhe XVII, administrimi, ekonomia, shoqëria dhe lëvizja popullore*, Prishtinë, 1982, f. 397-398.
16. Dr. Ibrahim Hasen dhe Alij Ibrahim Hasen, "En-Nudhumu El-Islamijjetu", Fq. 169, bot. "Mektebetu En-Nehdati El-Mirijjeti", botimi i katërt, 1970, Kajro.

# Problemi ekonomik dhe trajtimi i tij nga këndvështrimi islam - (4)

Muhamed Abdullah el-Shebani

Në artikullin e kaluar kemi diskutuar çështjen e shpërndarjes së faktorëve të prodhimit. Saktësisht, faktorin punë duke marrë parasysh se është prej faktorëve më të rëndësishëm të prodhimit që ndikon në ekzistencën e problemit ekonomik dhe mënyrën se si Islami e trajton këtë faktor nga aspekti i rëndësisë së tij relative në procesin e prodhimit. Ndërsa në këtë numër do të diskutojmë faktorin e burimeve natyrore duke marrë parasysh se është prej faktorëve të prodhimit, lidhjen e këtij burimi me shpërndarjen e të ardhurave publike, ndikimin e tij në paraqitjen e problemit ekonomik dhe trajtimin e këtij faktori nga aspekti Islam.

Me burime natyrore, sipas konceptit ekonomik kuptohet çdo gjë që gjendet mbi sipërfaqe të tokës si toka, detërat e lumenjtë, atë që është sipër saj si drita e erërat dhe çdo gjë që gjendet në thellësi të saj si pasuritë minerale. Ky faktor prodhimi është fusha e shfrytëzimit, në të cilën njeriu praktikon rolin e tij përmes punës për të përfituar nga ajo që All-llahu xh.sh. ka depozituar në tokë e qiej nga të mirat për të plotësuar nevojat e njerëzve.

### Burimet natyrore dhe ekonomia

Lidhja e burimeve natyrore me problemin ekonomik paraqitet në mundësinë e përfitimit nga të mirat e tokës dhe hulumtimin e faktorëve tjerë të prodhimit për shfrytëzimin e këtyre burimeve. Mos shfrytëzimi i burimeve natyrore në dispozicion në mënyrë ekonomike të duhur që realizon të mirën publike dhe lehtësimin e nevojave të individëve ndihmon në paraqitjen e problemit ekonomik. Neglizhenca ndaj burimeve natyrore dhe mosshfrytëzimi i tyre do të shpie në mos përdorimin e faktorëve tjerë të prodhimit që do të ndikon në keqësimin e problemit ekonomik. Si dhe mënyra e shfrytëzimit të burimeve natyrore dhe mos ekuilibrimi gjatë shfrytëzimit do të shpie në konsumimin e burimeve apo humbjen e tyre dhe si rezultat i kësaj do të vjen deri te keqësimi i problemit ekonomik.

### Kriteret e rregullat:

Islami ka vendos kritere dhe ka shpjeguar mënyrat e shfrytëzimit të burimeve natyrore në mënyrën që do t'i shërbejë ekonomive të shoqërisë, të arrin ekuilibrin në shfrytëzimin e burimeve natyrore, të eliminon e të largon mënyrat që ndikojnë në humbjen e burimeve duke zvogëluar ndikimin e faktorëve të burimeve natyrore në keqësimin e problemit ekonomik.

Kriteret me të cilat Islami ka trajtuar faktorin e burimeve natyrore bazohen në pikëpamjen e tij, që çdo gjë që është në qiej e tokë, All-llahu xh.sh. e ka vënë në interes të njeriut e jetesës së tij dhe që njeriu duhet të bënë përpjekje për të përfituar nga ajo që All-llahu xh.sh. u ka dhënë nga burimet për të plotësuar nevojat materiale të njeriut. Rregullat të cilat urdhëron Islami që të përvetësohen gjatë trajtimit të faktorit të burimeve natyrore mund të përcaktohen në çështjet vijuese:

Së pari: Nxitja për shfrytëzimin e burimeve natyrore të pashfrytëzuara duke i porositur udhëheqësit myslimanë që të ndërhyjnë në vendosjen e kritereve e rregullave, që do të ndihmojnë në shfrytëzimin e këtyre burimeve të pashfrytëzuara. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Kush e gjen ndonjë kafshë të cilën pronarët e saj nuk mund ta ushqejnë dhe e lënë të lirë, e merr dhe e ushqen, atëherë ajo është e tij". Ky hadith, na porosit që të mos lëmë burimet e pashfrytëzuara pa i përdor dhe se shoqërisë myslimane i takon e drejta që të ndërhyjë në shfrytëzimin e këtyre burimeve të pashfrytëzuara edhe nëse janë pronë individuale. Sipas këtij hadithi shteti islam mund të vendos rregullat procedurale për ndërtesat industriale, apo pronat bujqësore apo pajimet tjera fikse prodhuese në rast të pamundësisë së pronarëve të tyre që t'i shfrytëzojnë, pasi që kjo gjë do të ndikojë në zvogëlimin e keqësimit të problemit ekonomik e atë përmes vazhdimit të prodhimit e shfrytëzimit të fuqisë punëtore në këto projekte. Mund të themi që realiteti i problemit ekonomik në botën islame qëndron në pamundësinë e shteteve në realizimin e rolit të tyre në shfrytëzimin e burimeve natyrore. Përkundrazi, humbja e burimeve natyrore është tipari më i spikatur në praktikat ekonomike të shumicës së shteteve islame.

Së dyti: Dhënia e koncesionit nëse gjenden lidhje mes burimeve natyrore dhe paraqitet nevoja e njerëzve për një grup të shoqërisë në llogari të grupeve tjera. Burimet natyrore për të cilat kanë nevojë njerëzit nuk i takon askujt zotërimi i tyre dhe nuk i takon shtetit që t'i jep të drejtën e koncesionit ndonjë individi apo grupi, e si rezultat i kësaj monopolizimin e dobive të tyre. Zotërimi i ndonjë burimi natyror, për të cilin kanë nevojë njerëzit dhe vendosja e tij në duar të



ndonjë grupi të caktuar të njerëzve janë prej shkaqeve të ekzistimit të problemit ekonomik, qoftë përmes mos përfitimit nga ky burim apo përmes monopolizimit e privimit të grupeve të njerëzve nga përfitimi prej tij për shkak të pamundësisë së tyre që të paguajnë çmimin e kërkuar në këmbim të drejtës së koncesionit. Por, e drejta e dhënies së këtij koncesioni është kompetencë e udhëheqësit të myslimanëve në rast mungese të burimit natyror në mënyrë që të mundësohet shfrytëzimi i tij apo që burimi natyror me natyrshmërinë e tij në të cilën është krijuar nga All-llahu xh.sh. ka nevojë për përpjekje dhe pasuri për të përfituar nga ai. Ndërsa ndalimi i koncesionit i kthehet burimeve natyrore të dukshme prej të cilave mund të përfitojnë të gjithë njerëzit si kripa apo gjelbërimi apo dheu apo rëra si dhe gjërat tjera të dukshme që gjenden në tokë, prej të cilave mund të përfitojnë njerëzit drejtpërdrejtë. Është transmetuar se Muhamedi a.s. ka thënë: "Myslimanët janë ortak në ujë, gjelbërim e zjarr dhe çmimi i tyre është i ndaluar". Ndërsa në një transmetim tjetër Muhamedi a.s. thotë: "Tri gjëra nuk ndalohen: uji, gjelbërimi dhe zjarri". Nga përmbledhja e këtyre haditheve kuptojmë kujdesin për nevojat e njerëzve të dukshme, për burimet natyrore dhe që nevojat e përgjithshme për burimin natyror e ndalon udhëheqësin e myslimanëve nga dhënia e koncesionit për çdo grup shoqëror që kjo të mos shpie te monopolizimi i tij, dëmton njerëzit dhe ndikon në ofertën e kësaj materie, e cila përfitohet nga marrja e saj drejtpërdrejtë nga burimi natyror. Dhënia e të drejtës së koncesionit për shfrytëzimin e saj nga një grup i njerëzve apo nga një individ apo grup individësh do të ndikon në zvogëlimin e ofertës, rritjen e çmimit të saj dhe pamundësinë e njerëzve për të zotëruar atë me gjithë nevojën e tyre të ngutshme për të dhe blerjen e saj nga grupi monopolist që i është dhënë kjo e drejtë.

Së treti: Ndërhyrja e drejtpërdrejtë e shtetit për shfrytëzimin e burimeve natyrore të pa shfrytëzuara sipas planeve prodhuese investuese, të cilat i vendos udhëheqësi mysliman sipas kushteve e të dhënave në dispozicion, e në një mënyrë që i shtyn pjesëtarët e shoqërisë të shfrytëzojnë këto burime natyrore të pa shfrytëzuara. Islami i nxit njerëzit të punojnë në shfrytëzimin e kursimeve të tyre, dhe si rezultat i kësaj të japin kontributin e tyre në zgjidhjen e problemit ekonomik përmes gjetjes së kapitalit të veçantë nga ana e shtetit për shfrytëzimin e burimeve natyrore dhe ofrimin e kushteve për fuqinë punëtore që të kontribuojë në shfrytëzimin e këtyre burimeve. Transmetohet se Ebi Xhaferi ka thënë: "Nuk ka asnjë familje muhaxher në Medine që nuk ka mbjell në këmbim të një të tretës e një të katërtës. Kështu ka vepruar Aliu, Sa'd bin Malik, Abdullah bin Mes'ud, Omer ibn Abdul Azizi, Kasimi si dhe familja e Ebu Bekrit, familja e Omerit, familja e Aliut e familja e ibn Sirinit. Ndërsa Omeri r.a., nëse fara ishte e tij, atëherë i takonte një pjesë, e nëse fara ishte e tyre atëherë atyre u takonte një pjesë". Nga kjo kuptojmë politikën e shpërndarjes së faktorëve të prodhimit, e cila mbështetet në shtyrjen e faktorëve tjerë të prodhimit për arritjen e ekuilibrit ndërmjet faktorëve të ndryshëm të prodhimit dhe shpërndarjen e të ardhurave kombëtare për këto burime për trajtimin e aspektit të prodhimit në problemin ekonomik.



Së katërti: Shfrytëzimin e burimeve natyrore përmes ndërhyrjes së udhëheqësit të myslimanëve në rishpërndarjen e tepricës së shfrytëzimit përmes vendosjes së sistemeve të veçanta e kritereve rregulluese, të cilat ndihmojnë në përfitimin nga komponentët e produktit kombëtar duke marrë parasysh të drejtat e pronës individuale. Kjo arrihet duke ndërhyrë për realizimin e interesit publik duke rritur produktin kombëtar dhe zvogëlimin e ndikimit të faktorëve të lidhur me burimet natyrore ndikuese në ekzistimin e problemit ekonomik e keqësimin e tij. Muhamedi a.s. i ka shpjeguar mënyrat se si të arrihet kjo përmes porosisë profetike për umetin islam. Transmetohet se Muhamedi a.s. ka thënë: "Mos e ndaloni mirësinë e ujit pasi që me ketë do të ndaloni gjelbërimin". Ndërsa në një transmetim tjetër: "Askush mos të ndalojë mirësinë e ujit pasi që me këtë ndalon gjelbërimin". Ndërsa në një hadith tjetër ka ndaluar nga shitja e mirësisë së uji. Nga këto hadithe të lartpërmendura mund të kuptojmë porosinë profetike për mënyrën e përfitimit në rast të mos gjetjes së ujit. Prandaj në rast se dikush posedon një pus të mbushur me ujë, atëherë atij i duhet që të lejojë të tjerët të përdorin këtë pus, nëse i plotëson nevojat e tij në mënyrë që të përfitohet nga ai për ujitje në pjesët e afërta me pusin. Ashtu siç kuptohet që në rast se gjendet ujë që tepron për nevojat e pronarit të pusit, që t'i lejojë të tjerët që nuk kanë ujë të përdorin pjesë shtesë të ujit për bujqësi. Pronarët e tokave të afërta mund të shfrytëzojnë atë por duke pas parasysh që të mos dëmtojnë pronarin e pusit. Kjo vlen në rast të prishjes së mjeteve për bartjen e ujit të ndonjë bujku që do të ketë nevojë për pjesën shtesë të ujit të fqinjit të tij në mënyrë që të mos humb prodhimin e tij. Këtë mund ta krahasojmë në rastet kur lidhet me mos shfrytëzimin e ndonjë burimi natyror dhe mundësinë e shfrytëzimit të këtyre burimeve qoftë edhe me ndërhyrje në rregullimin shtesë të burimeve natyrore.

*Përktheu nga arabishtja:*
***Fuad Morina***
*Marrë nga revista "El-Bejan", nr.81*

# Disa nocione themelore të Akaidit

Nexhat Ibrahimi

Gjatë historisë së *akaidit islam* janë përdorur shprehje të shumta dhe të ndryshme, varësisht nga dijetari, nga shkolla apo lëvizja e caktuar, kurse për të shprehur çështjet esenciale dhe joesenciale të akaidit islam. Disa shprehje janë kanonizuar dhe janë bërë thesar i shumicës së dijetarëve dhe shkollave akaidore dhe në përgjithësi islame, kurse disa shprehje të tjera nuk e kanë përballuar kritikën e kohës dhe si të tilla janë lënë në harresë.

Në pamundësi që të merremi me të gjitha këto shprehje, sepse do të kërkonte studime dhe hulumtime të shumanshme dhe të gjata, në vazhdim shkurtimisht do t'i trajtojmë disa shprehje apo terma themelorë të besimit islam, të cilët në një mënyrë a në një tjetër, janë bërë strumbullar të akaidit islam. Këto shprehje janë: *mithaku, islami, imani, ihsani, teklifi, dini, kufri, shirku, nifaku* dhe *fisku.*

## 1. Mithak-u

Shprehja *mithak* gjuhësisht do të thotë kontratë, aleancë, lidhje, besëlidhje, pakt, porosi, testament.[1]

Në terminologjinë islame, *mithak*-u është kontratë të cilën Allahu i Madhërishëm e lidhi me njeriun në gjendjen paraekzistenciale, metahistorike, me Ademin a.s. dhe me pasardhësit e tij[2], kur nga kurrizi i tij i nxori pasardhësit e tij, të cilët do të jetojnë deri në Ditën e Fundit. Sipas disa dijetarëve, kontrata si akt metahistorik apo paraekzistencial u lidh ndërmjet Krijuesit absolut dhe të gjithë shpirtrave botërorë e jo vetëm me njeriun. Nga ata mori dëshminë se Ai është Krijuesi i tyre dhe kërkoi prej tyre që të dëshmojnë kundër vetes çfarë ata edhe dëshmuan. Me këtë kontratë njeriu dhe shpirtrat paraekzistencialë janë zotuar se do t'I nënshtrohen Krijuesit absolut. Kjo kontratë gjendet në fjalët e Allahut:

"Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tyre dhe i bëri të dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju (o njerëz) të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur." (El-A'raf: 172).

Ky zotim i krijesave në botën paraekzistenciale është nënshtrim i mirëfilltë, sepse nënshtrimi i pavetëdijshëm nuk është nënshtrim i sinqertë. Zotimi i vetëdijshëm, i dijshëm dhe i ndërgjegjshëm e mban bashkë njeriun me Kontratën, duke përcaktuar synimin, qëndrimin dhe aktin e tij të respektit ndaj vetvetes dhe ndaj Krijuesit.[3] Ky nënshtrim, kjo bindje ndaj sunnet'Allahut, krijesën e vë në vendin përkatës. Kjo ekzaktësi sjell harmoninë, që quhet kozmos, drejtësi, kurse thyerja sjell mospajtim dhe quhet kaos, padrejtësi.[4]

*Mithak*-un e theksojnë edhe Imam Ebu Hanifeh dhe nxënësi i tij Imam Tahaviu.

Akaidologu i njohur Hasan Kafija Prushçak, mendon se brezi i hershëm (selefinjtë) këtë ndodhi e konsideronin të paqartë (muteshabih), por të detyrueshme për ta besuar.[5]

## 2. Islam-i

*Islami* është emri me të cilin njihen të gjitha fetë e Allahut, nga Ademi a.s., por me këtë emër njihet edhe shpallja e fundit dërguar Pejgamberit të Allahut, Muhammedit a.s.. Gjuhësisht shprehja *Islam* do të thotë dorëzim, nënshtrim ndaj urdhrave të Zotit, dorëzim ndaj vullnetit të Zotit. Do të thotë nënshtrim, bindje dhe dëgjim, mirësi dhe pastërti nga të këqijat (mëkatet) e dukshme dhe të padukshme.

Në fe shprehja *Islam* do të thotë Njësia e Allahut, nënshtrim ndaj urdhrave të Tij, dëgjueshmëri dhe bindje ndaj Atij. Kjo fe quhet *Islam* në çdo kohë, sepse në këtë mënyrë realizohet bindja dhe nënshtrimi i krijesës ndaj Krijuesit të saj. Edhe pse ekziston dallimi ndërmjet imanit dhe Islamit, këto të dyja "janë të lidhura njëra me tjetrën, sikurse jashtësia (kurrizi) me brendësinë (barkun)"[6] apo



sikurse fara dhe fryti. Imani është fara, kurse Islami është fryti. Në aspektin teorik, Islami (ligji) përfshin dy parimet e njohura, të njësisë së Zotit dhe të vlerës së Pejgamberit a.s. dhe të namazit, agjërimit, zekatit dhe haxhit.[7]

Disa të tjerë *Islamin* e shpjegojnë si demonstrim praktik, historik të imanit, i cili manifestohet në jetën praktike të njeriut, në moralin e tij, në mirësjlljen e tij, në planifikimin dhe përdorimin e kohës, të energjisë dhe të aftësisë.[8] Islam do të thotë ligj dhe i përgjigjet monoteizmit të Musait a.s., dhe bashkë me imanin (besim), që i përgjigjet monoteizmit të Ibrahimit a.s., dhe ihsanin (rrugë), që i përgjigjet monoteizmit të Isait a.s. Në monoteizmin ibrahimian parimi i ligjit (islam) dhe i rrugës (ihsan) janë tretur në parimin e besimit (iman). Në musaizëm parimi i ligjit (islamit) dominon dhe i tret parimin e besimit (imanit) dhe rrugës (ihsanit). Tek isaizmi parimi i rrugës (ihsanit) i tret dy parimet e tjera. Islami si fe përfshin të tri parimet njërin krahas tjetrit në baraspeshë të përkryer.[9]

## 3. Iman-i

Nocioni *iman* gjuhësisht do të thotë: besim, pranim. Në fenë islame kjo shprehje do të thotë edhe: Besimi në Allahun, melekët e Tij, librat e Tij, pejgamberët e Tij, Ditën e Fundit dhe në caktimin e së mirës dhe së keqes dhe në pejgamberinë e Muhammedit a.s..., apo si e shpreh këtë F. Shuon, Imani (besimi) përfshin dy dëshmi, atë të Njësisë së Zotit dhe të vlerës së Muhammedit a.s.[10] Këtë kuptim shprehja *iman* e ka nëse përmendet në kontekst të fesë islame dhe të gjithë ata që përmbushin këtë kërkesë, quhen mu'minë (besimtarë). *Iman* do të thotë edhe feja në tërësi, kur theksohet pavarësisht nga fjala *Islam*.

*Imani* është punë shpirti, për dallim nga *Islami*, i cili është manifestim fizik i ritualeve fetare. Edhe pse shprehja *islam* dhe *iman* dallojnë ndërmjet tyre, ato janë të pandashme, sepse vetëm një *imani* i mirëfilltë kërkon nënshtrim dhe përkushtim dhe sepse nënshtrimi dhe përkushtimi i mirëfilltë janë pasojë e *imanit* të vlefshëm.[11]

Imam Ebu Hanifeh pohon se *"imani është deklarimi me gjuhë dhe besimi me zemër"* dhe ai *"nuk zmadhohet as nuk pakësohet."*[12] Sipas Ebu Hanifes imani është kocept i pandarë, tërësia e tij është e barabartë te të gjithë njerëzit, nëse e kanë pranuar dhe kësaj tërësie nuk mund t'i merret asgjë e të mos fillojë mohimi i tërësishëm, sepse mohimi i një pjese njëkohësisht është mohim i tërësisë, për ç'arsye e vërteta pranohet e tërë, ose refuzohet e tërë.[13]

## 4. Ihsan-i

Nocioni *ihsan* nga gjuha arabe do të thotë: bamirësi/mirëbërësi, bukuri, dhe paraqet dimensionin e brendshëm të fesë islame. *Ihsan* do të thotë përsosuria e veprave e saktësia e tyre; është e kundërta e të keqes..

Në fe *ihsan* do të thotë: zbukurimi i jashtësisë me ibadet dhe i brendësisë me përkushtim të sinqertë.

Ihsani është shkalla më e lartë e Islamit dhe thelbi i ihsanit është dashuria ndaj Allahut. Njëkohësisht ihsani nënkupton bukurinë, bamirësinë dhe virtytet më të larta, përkushtimin e thellë, dashurinë e sinqertë, besnikërinë e mirëfilltë dhe sakrificën. *Ihsani* (rruga) paraqet pozicionin e mesëm dhe qenësor që konsiston në të përmendurit e Zotit (dhikr'ull-llah).[14]

Virtyti i ihsanit në qenësinë e tij është aktiv dhe kërkon aktivitet para të këqijave. Ai që aplikon ihsanin, muhsini, nuk qëndron indiferent para veprimeve kundërislame dhe vetëm të tillët meritojnë të gjenden nën mbrojtjen e Allahut. Institucioni i ihsanit ndërton sistemin politik, ekonomik, shoqëror, cakton pozitën e njeriut në shtet dhe të shtetit mbi individin, ngre marrëdhëniet ndërkombëtare dhe brendashtetërore, në paqe dhe luftë.[15]

Ihsani nënkupton që njeriu rregullisht t'i kryejë detyrat dhe obligimet ndaj vetvetes, bashkësisë dhe fqinjëve, e sidomos ndaj Allahut xh.sh. dhe që njerëzve t'u jetë mirënjohës për të mirat që i kanë bërë.[16] Tërë këto janë shprehje e besimit të pastër në Allahun xh.sh. dhe rrugë për të fituar simpatinë dhe shpërblimin e Allahut xh.sh.

Imam Neveviu, lidhur me pjesën e hadithit *"ta adhurosh All-llahun, sikur e sheh Atë...",* thekson se paraqet një bazë të madhe të besimit islam, një nga bazat e mësimit islam, shtyllë të sinqeritetit të njerëzve të devotshëm dhe thesar të pashtershëm moral e shpirtëror të besimtarit."[17]

Tërë kjo përbën një tërësi të pandashme që quhet **Islam**,[18] ndonëse në kontekste të ndryshme shprehen disa specifika të vogla në mes këtyre nocioneve që janë shprehje të rrethanave të ndryshme.

Edhe pse të gjithë pejgamberët i posedojnë të gjitha cilësitë pozitive, megjithatë Ibrahimi a.s. është profilizuar në virtytin e besimit; Musai a.s. në profilin e ligjit dhe Isai a.s. në profilin e rrugës. Muhammedi a.s. është sintezë e të gjithë atyre dhe profili i tij, si i dërguar për të gjithë njerëzit dhe për të gjitha kohët, është universal.

## 5. Teklif-i

Nocioni *teklif* gjuhësisht do të thotë: detyrim obligim, përpjekje, angazhim, moshë madhore, marrje përsipër e ndonjë detyrimi.[19]

Në fe *teklif* do të thotë obligimi i njeriut me emanetin e fesë së Allahut (mukel-lef). *Teklifi* sipas disa dijetarëve fillon me moshën madhore (teklif) dhe nga kjo kohë fëmija mund të bëhet me iman apo me kufr.[20] Para moshës madhore, fëmija nuk është as në gjendjen e imanit esencial, as në gjendjen e kufrit esencial.[21] I këtij mendimi është edhe Kurtubiu po edhe shumë dijetarë të tjerë[22], edhe mësuesi i madh mysliman Imam Ebu Hanifeh, i cili tha:

*"Allahu i Madhëruar i krijoi krijesat pa mosbesim (el-kufr) dhe pa besim (el-iman), e pastaj u është drejtuar me urdhëresat dhe ndalesat e Tij..."*.[23]

Prindërit myslimanë mund të ndihmojnë në formimin e imanit te fëmija duke aplikuar mësimin islam mbi edukimin, por duke e braktisur, ata do të formojnë potencial te fëmija, i cili do ta shpjerë në kufr kur të rritet. Ndëshkimet që parashihen për shkelje të ndryshme, janë të vlefshme vetëm pas moshës së mitur.[24] Përfundimisht, njeriu bëhet teklif (i obliguar) me rritjen e tij fizike dhe shpirtërore, por këtu paraqiten disa probleme:

Edhe pse fëmija mysliman është përgjegjës para Sheriatit me arritjen e bylykut - bulug (pjekurisë seksuale), kjo nuk do të thotë që ai të ketë arritur edhe pjekurinë intelektuale. Fëmija mbase është i pjekur seksualisht, por ai nuk është i pjekur intelektualisht dhe, si i tillë, ka kufizime të caktuara në punët e natyrës financiare[25] e të ngjashme.

Në këtë pjesë duhet të theksojmë edhe çështjen se a është përgjegjës para Zotit njeriu i cili nuk është i njohur me Shpallje? Imam Ebu Hanifeh mendon se të gjithë njerëzit janë të obligueshëm ta njohin ekzistencën e Krijuesit, por nuk janë përgjegjës për aspektin tjetër: të ibadateve etj.[26]




## 6. Din-i

Shprehja *din* do të thotë fe, drejtim dhe udhëzim, religjion, traditë. Në kombinim me fjalët e tjera, fjala *din* ka edhe kuptime të tjera: Jevmuddin = Dita e Gjyqit apo Din'ul-fitreh = Feja e natyrës burimore njerëzore etj.[27] Kur përdoret në kontekst të Jewm'ud-din, kjo shprehje ka kuptimin e dhënies diçka njeriut, gjykimit të njerëzve sipas meritave (medinûn), secilit ashtu si ka punuar në këtë botë.[28]

Në disa raste, sikur edhe shprehja islam, *din* do të thotë edhe bindje dhe nënshtrim (En-Nisa, 125; El-Bekareh, 256).[29]

Imam Ebu Hanifeh fjalën *din* e përkufizon: "Fjala din (fe) është emër, i cili përdoret për imanin dhe Islamin dhe për të gjitha Sheriatet (ligjet)".[30]

Disa dijetarë, duke shpjeguar fjalën *din,* thonë se kjo shprehje "përshkon *imanin* (përmbajtjen e besimit), *islamin* (praktikën) dhje *ihsanin* (interioritetin e besimit)", kurse disa thonë se *din* është sinonim i shprehjes Sheriati (ligji), tewhidi (uniteti i Zotit) dhe wara'a (qortimi). Sipas El-Attasit, kuptimi i shprehjes *din* është me rëndësi, sepse tregon borxhin që njeriu ka ndaj Zotit për shkak të ekzistimit dhe të qenit të tij, dhe ky borxh daton nga bota primordiale, paraekzistenciale.[31]

Toshihiko Izutsu, duke analizuar shprehjen *din,* pranon se ka vështirësi semantike dhe të tjera, por, ndër të tjera, pohon se posedon edhe kuptimin e elementeve të 'nënshtrimit' (taatu) dhe 'robërimit ndaj Zotit' (ubudijjeh).[32]

Sipas pasuesve të fesë, feja është rrugë që shpie drejt lumturisë dhe Zotit. Ajo mund të jetë e drejtë dhe jo e drejtë. Feja e drejtë është ajo që është shpallur nga Zoti dhe, si e tillë, është ruajtur. Feja jo e drejtë është ajo që nuk është shpallur nga Zoti dhe ajo që është shpallur, po nuk është ruajtur si e tillë.

Allahu i Madhërishëm në Kuran thotë:

"(Allahu) Është Ai që e ka dërguar të Dërguarin e Tij me udhërrëfimin (Kur'anin) dhe fenë e së vërtetës, për ta lartësuar atë mbi të gjitha fetë, edhe sikur idhujtarët ta urrejnë këtë gjë." (Et-Tevbeh, 33).

## 7. Kufr-i

*Kufr* nga gjuha arabe, do të thotë mosbesim, kurse kafir do të thotë personi që nuk beson, pabesimtari. Në thelb, shprehja kufr do të thotë mosmirënjohje, jofisnikëri, jobujari dhe paraqet të kundërtën e shprehjes shukr = falënderim, mirënjohje, bujari ndaj të mirave të Zotit dhuruar njeriut.[33]

Disa dijetarë myslimanë për *kufrin* thonë se ka dy domethënie themelore: 1. Mosbesimi në Zotin dhe 2. Mohimi dhe mbulimi (kamuflimi) i dëshmive dhe shenjave të Zotit. *Kufr* ka kuptimin edhe të njeriut mosmirënjohës, të njeriut që nuk e kthen me falënderim dhe mirënjohje. Më vonë fjala *kufr*, *kafir* ka kuptim të profilizuar: mosbesimi, mosbesimtari.[34]

Në fenë islame *kufr* do të thotë mosbesimi në çdo gjë që përbën imanin (besimin), e kjo do të thotë mosbesimi në çkado që në mënyrë të besueshme dihet se Allahu ia ka shpallur Muhammedit a.s.. Kufr është refuzimi i unitetit të Zotit (tewhidit), por njëkohësisht është edhe refuzim i natyrës së Tij burimore vetjake (fitres); kufri, sikur edhe shirku, është antiteza e tevhidit, respektivisht kufri është opozitë e shprehjes iman-islam.[35]

Kafir, mohues, quhet personi që nuk beson në parimet themelore të fesë islame, që i mohon tërësisht apo pjesërisht parimet e konkluzionet e formës së prerë të sjella nga Muhammedi a.s. prej Allahut të Lartë, të ardhura gjer tek ne me anë të pranimit të përgjithshëm dhe përcjelljes nga brezi në brez. P.sh. *kafir*, mohues, quhet personi që mohon namazin si farz, i mohon pijet alkoolike apo mishin e derrit si haram etj..[36]

Veprimi i mohimit të Allahut, përkatësisht akuza për mohim të një personi mohues të Allahut, quhet *tekfir*.[37] Daljen nga Islami të një personi e përcaktojnë akaidi dhe kelami, kurse konkluzionet dhe decizionet juridike për personin që ka besuar dhe pastaj ka mohuar, e rregullon fikhu, e drejta islame. Personi i autorizuar për të marrë dhe komunikuar një vendim të tillë për akuzë dhe mohim, duhet të njohë në thellësi dhe hollësi islamin, akaidin, kelamin dhe fikhun.

Dukuria e *tekfirizmit* ka qenë e pranishme qysh gjatë kohës së Muhammedit a.s., dhe mori hov sidomos pas Betejës së Siffinit. Kjo ka vazhduar edhe më vonë, sidomos mori fuqizim me Imam Gazaliun, pastaj me Ibn Tejmijen, M. Abdulvehabin e deri në ditët tona nga institucione zyrtare, po edhe nga rryma të ndryshme të proviniencave të ndryshme fetare-politike.

Është këshillë e Muhamedit a.s. që të kemi kujdes në shqiptimin e akuzave të rënda:

"Kush e quan dikë tjetër 'kafir' ose e quan 'armik i Allahut', e ai s'është i tillë, këto fjalë i kthehen atij vetë."[38]

"Të mallkosh një mysliman është njëlloj sikur ta vrasësh atë. Ai që akuzon një mysliman për mohim, supozohet sikur e ta ketë vrarë atë!"[39]

## 8. Shirk-u

Nocioni *shirk* do të thotë shumëzotësi, ortakëri, politeizëm, idhujtari, besim në shumë zota.

Nocioni *shirk* është të bërët rival, shok Allahut, dhe paraqet mëkatin më të madh në Islam. Në terminologjinë islame, me fjalën *shirk* emërtohet njohja e një apo shumë zotave të ngjashëm me Allahun në individualizëm, atributet dhe aktet e Tij, si dhe adhurimi i një apo i disa zotave të tjerë përveç Tij.

Në Kuran Allahu pohon se politeizmin (shirkun) dhe mohimin (kufrin) nuk do t'i falë:



"Allahu kurrsesi nuk e fal ortakërinë ndaj Tij. Nga të tjerat veç kësaj, fal për atë njeri që dëshiron. Kush i njeh shok Allahut, ai ka dalë nga udha përfundimisht!" (En-Nisa, 116).

## Dijetarët dallojnë tri lloje shirkesh:

**8. 1. Shirku i fshehtë:**

Ibn Abbasi r.a. shirkun e fshehtë e përkufizon në rastin kur njeriu i thotë mikut të tij: "Atë çka deshironi Allahu dhe ti" apo kur njeriu i thotë një tjetri: "Sikur të mos ishte Allahu dhe ai njeriu, do të ndodhte kështu e kështu …".

**8. 2. Shirku i vogël:**

*Shirku i vogël* mund të përkufizohet si shtirje (paraqitje) e dikujt, bërja e ndonjë ibadeti nga ndonjë njeri – sa për ta parë dikush. Në shirkun e vogël bën pjesë çdo gjë që mund të shpjerë në shirkun e madh, por nuk është në shkallë të ibadetit dhe nuk përjashton nga Islami.

**8. 3. Shirku i madh:**

Shirku i madh është t'i bëhet Allahut rival, shok dhe t'i drejtohemi me lutje atij sikurse i drejtohemi Allahut; apo t'i bëjmë ibadet, sikur është kërkimi ndihmës, betimi për të e veprime të ngjashme. Dera e pendimit është e hapur edhe për këtë grup njerëzish.

## Mohimi i Zotit dhe rivaliteti ndaj Tij

Politeizmi dhe mohimi janë koncepte të afërta, po jo krejt të njëjta. Në këtë pikëpamje, çdo politeizëm (shirk) është mohim (kufr), kurse jo çdo mohim është politeizëm, sepse politeizmi del në shesh vetëm si rezultat i njohjes së ndonjë rivali ndaj Allahut në individualitetin, emrat dhe atributet e Tij.

Mohimi (kufri) realizohet si mohim i të vërtetave dhe pohim e pranim i bindjeve që njihen si mohim ose besëtytni.

P.sh. - pranimi i ekzistencës së dy zotave është edhe politeizëm edhe mohim, kurse mosbesimi i Ditës së Ahiretit është mohim, po jo edhe politeizëm.

## 9. Nifak-u

Nocioni *nifak* do të thotë hipokrizi, shumëfytyrësi, dyfytyrësi, shtirje, paraqitje e rrejshme, hipokrizi në besim..

Nga kjo shprehje është nxjerrë edhe shprehja e njohur ndër ne, munafik, e cila do të thotë: personi i cili shtiret, paraqitet rrejshëm se është mysliman, besimtar, po në të vërtetë nuk është. Hipokritët, megjithëse thonë se besojnë Njësinë e Allahut, pejgamberinë e Muhammedit a.s. e të tjera, me zemër nuk besojnë.

*Nifaku, në* dallim nga *kufri*, mund të jetë edhe për gjërat dytësore, si për shembull, kur një person kryen një ritual jo sepse duhet ta bëjë, por nga shkaku që të mos e nxisë rrethin ndaj vetes. Munafikut për dispozitat dytësore islame nuk mund t'i thuhet kafir.[40]

Për shoqërinë myslimane kategoria e hipokritëve është më e rrezikshme se mohuesit, sepse është e pamundur të njihen çfarë janë në të vërtetë. Muhammedi a.s. dyfytyrësinë e ka quajtur "shirk i vogël" dhe ka thënë se është gjëja që e ka frikë më shumë për ymetin, bashkësinë e tij.[47]

Kurani për ta thotë:

"Pa dyshim, hipokritët ndodhen në katin më të poshtëm të xhehenemit! Dhe kurrë më nuk mund të gjesh një ndihmës për ta!" (En-Nisa, 116).

## 10. Fisk-u

Shprehja *fisk* nga gjuha arabe është shkelja, thyerja e dispozitave fetare. Personi që gabon (mëkaton), quhet fasik, mëkatar.

Në parim *fisk*u (mëkati) nuk e nxjerr njeriun nga besimi, por vetëm e bën mëkatar, dhe njeriu i tillë, në botën tjetër, pas dënimit të caktuar, më në fund do të shpëtojë nga dënimi i përjetshëm.

Duke marrë parasysh pasojat që rrjedhin, edhe mëkati ndahet në dy grupe:

- *Mëkatet e mëdha* janë ato mëkate të cilat në këtë botë (dynja) dhe në botën tjetër (Ahiret) kanë pasoja të rënda.[42]

Në mëkate të rënda bëjnë pjesë: mosbesimi (kufri) dhe politeizmi (shirku), e pastaj: betimi i rrejshëm, prostitucioni, përdorimi i pijeve dehëse, vrasja, mosdëgjimi i prindërve etj. Dy mëkatet e para Zoti nuk i fal, kurse të tjerat mund t'ia falë kujt të dëshirojë. Allahu thotë:

"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që I bën shok Allahut (në adhurim), ka bërë gjynah të tmerrshëm." (En-Nisa, 48);

dhe:

"Vërtet, Allahu nuk fal që të adhurohet dikush apo diçka tjetër veç Atij, por gjynahet e tjera më të vogla ia fal kujt të dojë. Kushdo që I bën shok Allahut (në adhurim), ai me të vërtetë ka humbur dhe është larguar shumë prej udhës së drejtë." (En-Nisa, 48).

- *Mëkate të vogla* janë mëkatet pasojat e së cilave janë të vogla, nuk e nxjerrin besimtarin nga besimi dhe ato mund të falen. Por, nëse personi këmbëngul (vazhdon) në këso mëkatesh, edhe ato mund ta shkatërrojnë[43].

---

*Literatura:*

1. Abdul Medzid Aziz Ez Zindani, Jednoca Stvoritelja,
2. Ahmed ibn Hanbel, El-Musned, V, Stamboll, 1992.
3. El-Askalani, Feth'ul-Bari, Bejrut, VIII.
4. El-Buharij, Sahih.
5. Et-Tirmidhij, Sunen.
6. El-Muslim, Sahih.
7. El-Kurtubij, El-Xhamiu'ul-ahkam'il-Kur'an, Vol. XII, pjesa 14, Kajro, 1976.

8. Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005.
9. Frithjof Schuon, Dimenzije islama, Sarajevë, 1996.
10. M. H. Kamali, Principles of Islamic Jurisprudence, Cambridge, 1991.
11. John J. Esposito, The Oxford Dictionary of Islam, New York, 2003.
12. Mehmed Handzic, Izabrana djela, VI, Sarajevë, 1999.
13. Mewsu'at'ul-edjani, botimi I, Bejrut, 2001/1422.
14. Muhammed ibn Abdurrahman el-Humejjis, Tahavijeva poslanica o islamskom vjerovanju, Zenica 1997.
15. Muhammed Jasin, Priroda covjeka u islamu, Sarajevë, 2003/ 1424.
16. Muhammed Kutub, Shkëndija pejgamberike, Shkup, 2002.
17. Nedzat Grabus (ed.), Uvod u nauku akaida, libri 20, Sarajevë, 2005.
18. Safet Durguti, Akaid, temelji islamskog vjerovanja, Travnik, 1999. (nga ky libër është shfrytëzuar ideja për trajtimin e shprehjeve).
19. Syed Muhammad Naquib al-Attas, Islam i sekularizam, Sarajevë, 2003.
20. Takvim za 2008 g., Sarajevë, 2007.
21. Tevfik Muftic, Arapsko-srpsko-hrvatski rjecnik, I-II, Sarajevë, 1973.
22. Vehbi S. Gavoçi, Nyja e besimit sipas Tahaviut, Prishtinë, 1995.
23. Zbirka napisa,1, Zagreb, 1996.
24. Zuhdija Adilovic, Hasan Kafija Pruscak i njegovo djelo 'Svjetlost istinske spoznaje o temeljima vjere', Zenicë, 2004.

*Fusnotat:*

1. Tevfik Muftic, Arapsko-srpsko-hrvatski rjecnik, I-II, Sarajevë, 1973. Për këtë dhe shprehjet e tjera e kemi konsultuar këtë burim.
2. Imam Tahaviu mban qëndrimin se kontrata është bërë ndërmjet Allahut dhe Ademit a.s.. Sipas: Vehbi S. Gavoçi, Nyja e besimit sipas Tahaviut, Prishtinë, 1995, fq. 78-79.
3. Muhammed ibn Abdurrahman el Humejjis, Tahavijeva poslanica o islamskom vjerovanju, Zenica 1997, str: 48,49
4. Syed Muhammad Naquib al-Attas, islam i sekularizam, Sarajevë, 2003, fq. 201.
5. Syed Muhammad Naquib al-Attas, islam i sekularizam, Sarajevë, 2003, fq. 105.
6. Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Prizren, 2005, fq. 54-55.
7 .Zuhdija Adilovic, Hasan Kafija Pruscak i njegovo djelo 'Svjetlost istinske spoznaje o temeljima vjere', Zenicë, 2004, fq. 152-153.
8. Abdul Medzid Aziz Ez Zindani, Jedno?a Stvoritelja, str: 336.
9 .Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 92.
10. Frithjof Schuon, Dimenzije islama, Sarajevë, 1996, fq. 91-92.
11. Për aspektet e shprehjes islam shih: Mewsu'at'ul-edjani, botimi I, Bejrut, 2001/1422, fq. 80-82.
12. Gjerësisht: Frithjof Schuon, Dimenzije islama, Sarajevë, 1996, fq. 91-92.



13. Frithjof Schuon, Dimenzije islama, Sarajevë, 1996, fq. 92.
14. Abdul Med□id Aziz Ez Zindani, Jednoca Stvoritelja, fq. 337 ose përkthimin shqip.
15. Mehmed Handzic, Izabrana djela, VI, Sarajevë, 1999, fq. 374.
16. Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 78-79.
17. Një të dijetar tjetër, Halid-i Bagdadi pohon: "Nuk ekziston pak apo shumë iman. Besimi që zvogëlohet dhe zmadhohet nuk quhet iman, por parashtrim dhe iluzion. Të kesh iman më të forte apo më të dobët domethënë të bëhet më shumë apo më pak ibadet." SIpas: Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 79.
18. Abdul Med□id Aziz Ez Zindani, Jednoca Stvoritelja, str: 337.
19. Frithjof Schuon, Dimenzije islama, Sarajevë, 1996, fq. 92.
20. Muhammed Kutub, Shkëndija pejgamberike, Shkup, 2002, fq. 93-110.
21. Sahihu-l-Buhari, op. cit., fq. 74.
22. Sahihu-l-Buhari, op. cit., fq. 74.
23. Mewsu'at'ul-edjani, botimi I, Bejrut, 2001/ 1422, fq. 47-48.
24. Në të drejtën pozitive njeriu është ai që kërkon, deri sa në të drejtën e sheriatit njeriu është ai nga i cili kërkohet (mutaleb) përgjegjësi, sepse ai është krijuar me qëllim që të jetë i obliguar (mukel-lef), të cilit diç do t'i urdhërohet dhe ndalohet .... Shih: Takvim za 2008 g., Sarajevë, 2007, fq. 79.
25. Shih: Muhammed Jasin, Priroda covjeka u islamu, Sarajevë, 2003/ 1424 , fq. 47-49.
26. El-Askalani, Feth'ul-Bari, Bejrut, VIII, fq. 198-199.
27. El-Kurtubij, El-Xhamiu'ul-ahkam'il-Kur'an, Vol. XII, pjesa 14, Kajro, 1976, fq. 27.
28. Sipas: Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 53.
29. Shih: Muhammed Jasin, Priroda covjeka u islamu, Sarajevë, 2003/ 1424 , fq. 47-48.
30. Nëse vdes një pasanik dhe atë e trashëgon djali 7 vjeçar, i cili pjekurinë seksuale e arrin në moshën 12 vjeçare dhe është përgjegjës në aspektin shpirtëror para sheriatit, por nuk është përgjegjës edhe për udhëheqjen e punëve financiare për shkak të mospjekurisë intelektuale. Intelekti (akli) është kriteri kryesor për teklifin, sepse aftësia seksuale të çmendurin nuk e bën përgjegjës për veprimet e tij para sheriatit. Shih gjerësisht: Muhammed Jasin, Priroda covjeka u islamu, Sarajevë, 2003/ 1424, fq. 138 e tutje. Shih edhe: M. H. Kamali, Principles of Islamic Jurisprudence, Cambridge, 1991, fq. 351-352.
31. Nedzat Grabus, El-Bagdadijevo ucenje o temeljima imana (Fi usul-il-iman), në: Uvod u nauku akaida, libri 20, Sarajevë, 2005, fq. 52 e tutje.
32. Shih: Mewsu'at'ul-edjani, botimi I, Bejrut, 2001/1422, fq. 254-255.
33. Enes Karic, Semantika Kur'ana, Sarajevë, 1998, fq. 336-337. Shih gjerësisht faqet: 33-347.
34. Shih: Muhammed Jasin, Priroda covjeka u islamu, Sarajevë, 2003/ 1424 , fq. 24.
35. Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 80.
36. Sipas: Imam Ebu Hanifeh, Fikh'ul-ekber, Zëri Islam, Prizren, 2005, fq. 80.
37. Shih: Enes Karic, Semantika Kur'ana, Sarajevë, 1998, fq. 334-335.
38. Enes Karic, Semantika Kur'ana, Sarajevë, 1998, fq. 350-351.
39. Enes Karic, Semantika Kur'ana, Sarajevë, 1998, fq. 94-95.
40. Enes Karic, Semantika Kur'ana, Sarajevë, 1998, fq. 130-131.
41. Disa edhe pse besojnë, janë arrogantë, mosbindës dhe rebelues dhe kjo nuk është garanci se njeriu do të përfitojë mëshirën e Zotit. Pikërisht, Iblisi pati pranuar Zotin, por ishte shpërfillës dhe arrogant në besimin e tij dhe tregon se ai është shembull tipik i besimtarit pa bindje. Ose krahas bindjes ndaj Zotit, personi i caktuar ka edhe parime këmbëngulëse ndaj ndonjë tradite apo ideje. Shih: Syed Muhammad Naquib al-Attas, islam i sekularizam, Sarajevë, 2003, fq.109-110.
42. John J. Esposito, The Oxford Dictionary of Islam, New York, 2003, fq. 312.
43. El-Buharij, Feraiz, 29. El-Muslim, Iman, 27.
44. El-Buharij, Ejman, 7. Et-Tirmidhij, Iman, 16.
45. Zbirka napisa 1, Zagreb 1996, fq. 277.
46. Mehmed Handzic, Izabrana djela, VI, Sarajevë, 1999, fq. 376.
47. Ahmed ibn Hanbel, El-Musned, V, Stamboll, 1992, fq. 428, 429.
48. Mewsu'at'ul-edjani, botimi I, Bejrut, 2001/1422, fq. 410-411.
49. Mehmed Handzic, Izabrana djela, VI, Sarajevë, 1999, fq. 375-376.

*Këshilli i Bashkësisë Islame në Preshevë*

# Presheva shquhet nga viset shqiptare për traditën e kultivimit të hifzit

**Të nderuar lexues!**
**Në këtë numër, në rubrikën "Nëpër këshillat tanë", do të bëhet fjalë për rajonin e Preshevës. Për informimin tuaj, po japim disa të dhëna të përgjithshme për rajonin e Preshevës.**
**Rajonin e Preshevës e përbëjnë dy këshilla të Bashkësisë Islame të Kosovës: KBI i Preshevës dhe KBI i Bujanocit.**

## Disa të dhëna për historikun e Preshevës

**Presheva** është qytet në pjesën më jugore të Serbisë dhe në lindje të Kosovës.

Komuna dhe qyteti me popullsi shumicë shqiptare në Luginën e Preshevës me të njëjtin emër në Jugun e Serbisë. Komuna e Preshevës ka pozitë strategjike në trekëndëshin kufitar Serbi-Maqedoni-Kosovë.

FDH nuk ka mundur të sigurojë të dhëna të sakta mbi numrin e tanishëm dhe strukturën etnike të popullatës, prandaj ka qenë i detyruar për të nxjerrë përfundime në mënyrë indirekte. Regjistrimi i popullsisë i vitit 1981, që e bëri enti i statistikës në territorin e tërë ish-Jugosllavisë, ishte i fundit që jepte të dhëna të sakta për numrin e banorëve në Serbi.

Komuna e Preshevës ka pasur 33.948 banorë. Shumica, mbi 95% (30.961), ishin shqiptarë, mbi 4% (2.204) serbë dhe mbi 1% (333) romë. Nga 35 vendbanime në këtë komunë, gjashtë (prej tyre edhe Presheva) ishin etnikisht të përziera, po shqiptarët kanë qenë shumicë në mbi 82% prej tyre. Katër vendbanime ishin të banuara vetëm me popullatë serbe, ndërsa 25 me popullatë vetëm shqiptare.

Presheva kufizohet me Bujanocin, Gjilanin e Kumanovën dhe ka gjithsej 42.000 banorë.

Popullata dërrmuese, më shumë se 95% është e kombësisë shqiptare, ndërsa këtu jetojnë rreth 4% serbë dhe 1% romë.

Gjatë kohës së Perandorisë Osmane Presheva i takonte vilajetit të Kosovës. Ajo në rregullimin administrativ ishte nën juridiksionin e Sanxhakut (Qarkut) të Prishtinës.

Pas luftës së Dytë Botërore, pa vullnetin e shqiptarëve, komuna e Preshevës, në mënyrë arbitrare, iu dhurua Serbisë.

Nëpër Preshevë kalon korridori 10, i cili shërben si urë lidhëse në mes të Evropës dhe Azisë. Po ashtu nëpërmes të kësaj treve kalon edhe hekurudha që lidh **pjesët veri-perëndimore të Evropës dhe Azisë.**

Kufiri me Kosovën nga Presheva është 14 km, ndërsa me Maqedoninë gjithsej 12 km.



*Xhamia më e vjetër*
*Xhamia më e vjetër në komunën e Preshevës është "Xhamia e Ibrahim Pashës", që i përket shekullit XVII. Xhamia është ndërtuar më 1679, ndërsa u rindërtua në vitin 1805 prej Ibrahim Pashës – Bushatliut. Kjo xhami njihet me emrin "Atik Xhamia", e cila gjendet në qendër të qytetit në Preshevë, respektivisht në anën e djathtë të aksit rrugor Preshevë – Gjilan.*

## Disa të dhëna për historikun e Këshillit të BI-së të Preshevës

"Këshilli i Bashkësisë Islame në Preshevë i takon rajonit të Preshevës. Në këtë rajon bëjnë pjesë këshillat e Bashkësisë Islame të Preshevës, Bujanocit dhe Medvegjës. Territori i këtyre tri komunave ka gjithsej 1157 km$^2$.

Organizimi i jetës fetare islame në këtë rreth daton që nga ardhja e Perandorisë Osmane, ndërsa Presheva si Këshill, sipas rregullimit të tashëm, është themeluar më 1946. Më herët, në varësi nga rrethanat historike, edhe territori ynë ka pësuar organizime të ndryshme, sipas rregullimit administrativ në rajon, kështu që Presheva ka qenë pjesë e Ulemai Mexhlisit me seli në Shkup" - na tha në fillim kryetari i KBI-së të Preshevës, Dr. Adnan Ahmeti, dhe vazhdoi:

"Mirëpo duhet thënë se tradita e fesë, kulturës dhe qytetërimit islam, si dhe e organizimit në shkallë institucionale, në këtë rreth është e hershme dhe daton nga mesjeta apo, thënë me saktë, që nga depërtimi i Perandorisë Osmane në këtë rreth".

Me tutje kryetari, duke folur për shtrirjen e këshillit, na tha: "Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës, shtrihet në territorin administrativ të komunës së Preshevës, popullatën dërmuese të së cilës e përbëjnë shqiptarët e konfesionit islam, rreth 95%."

Duke folur për numrin e xhamive dhe pronat e KBI-së të Preshevës, kryetari Dr. Adnani na tha: "Në kuadër të këshillit të BI-së të Preshevës kemi 21 xhami, ku zhvillojmë aktivitetin

fetar. Xhamitë në fshatrat e KBI-së të Preshevës kanë në pronësi disa ara, pasuri mali dhe varreza, që janë në funksion të mbarëvajtjes së punës në xhamitë përkatëse. Ndërsa si vakëfe që sjellin të hyra, kemi dy lokale afariste në Preshevë, që kemi lëshuar me qira".

### Prona e vakëfit

| *Vendi* | *sipërfaqeje* |
|---|---|
| Preshevë: | |
| - selia e Këshillit-Preshevë | 1175 $m^2$ |
| - shtëpi banimi-Preshevë | 451 $m^2$ |
| - 2 lokale afariste -Preshevë | |
| - Rahovicë | 1850 $m^2$ |
| - Raincë | 3240 $m^2$ |
| - Miratoc | 315 $m^2$ |
| - Tërnavë | 1619 $m^2$ |
| - Zhunicë | 987 $m^2$ |
| - Ilincë | 1540 $m^2$ |
| - Gare | 870 $m^2$ |
| - Caravajkë | 1020 $m^2$ |
| - Geraj | 1870 $m^2$ |
| - Bukuroc | 987 $m^2$ |
| - Bugarinë | 2140 $m^2$ |
| - Bushtran | 1854 $m^2$ |
| - Çukarkë | 2974 $m^2$ |
| - Leran | 870 $m^2$ |
| - Golemi doll | 780 $m^2$ |
| -Strezovc | 680$m^2$ |

"Në fshatin Raincë janë dy ara dhe një livadh që jepen me qira për çdo vit. Nga kjo tokë vakëfnore Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës vjel të mira materiale. Gjithashtu edhe në fshatrat Bushtran dhe Bugarinë kemi prona vakëfnore, ara dhe livadhe. Kështu në Bushtran kemi tokë prej 1854 $m^2$, ndërsa në Bugarinë arën prej 2140 $m^2$" - na tha kryetari i këshillit, Dr. Adnan Ahmeti.

### Shkalla e centralizimit

Pyetjes sonë se nga sa për qind e anëtarësisë kanë arritur të vjelin anëtarësinë, zyrtarët e KBI-së të Preshevës iu përgjigjën:

"Deri tash nuk e kemi të centralizuar sistemin e pagës së anëtarësisë, mirëpo tanimë ne jemi duke shqyrtuar seriozisht mundësinë e aplikimit të centralizimit në kuadër të këshillit tonë. Shpresojmë se në një të ardhme të afërt do të kemi sukses në këtë drejtim".

### Këshilli aktual i Bashkësisë Islame i Preshevës

***(drejtuesit)***

- Dr. Adnan Ahmeti - kryetar;
- Sevdail Jakupi - anëtar;
- Mehmet Sahiti - anëtar;
- Fikret Limani - anëtar;
- Mumin Tahir - anëtar;
- Llukman Ibrahimi - anëtar;
- Bejtulla Veseli - anëtar;
- Abdusamed Rahimi - anëtar;
- Vebi Dalipi- anëtar.

### Këshilli i Preshevës udhëhiqet nga një doktor i fesë (Dr. Adnan ef. Ahmedi)


Dr. Adnan Ahmeti - kryetar

Presheva si rajon ka qenë e njohur për alimë e dijetarë me nam; gjithashtu Presheva ka qenë edhe një lloj çerdheje e hafëzëve dhe e haxhinjve. Përveç këtyre, Presheva gjatë historisë ka qenë edhe një trevë nga kanë dalë talebe që kanë mësuar në medresetë më të famshme të kohës.

Kështu Presheva ka pasur nder e traditë që të udhëhiqej nga ulema e dijetarë të njohur.

Duhet cekur se edhe udhëheqësi aktual i KBI-së të Preshevës është një talebe i medresesë së Prishtinës, i cili më vonë ndoqi studimet në Kajro, në Universitetin e njohur "Al-Az'har" dhe pas përfundimit të fakultetit, vazhdoi studimet pasuniversitare dhe me sukses përfundoi edhe doktoratën. Në zgjedhjet e këtij viti Kryesia e BI-së e emëroi për kryetar këshilli. Kështu këshilli i BI-së në Preshevë tani udhëhiqet nga një doktor i fesë.

**Kush është Adnan Ahmeti?**
**(Biografi)**

Adnan ef. Ahmedi është lindur në Preshevë, më 12 janar 1965. Shkollën fillore e kreu në vendlindje në vitin 1979, ndërsa të mesmen - medresenë "Alauddin" të Prishtinës më 1984.

Pastaj Adnan ef. Ahmeti studimet universitare i vazhdoi në universitetin "Al-Az-har" të Kajros, ku diplomoi më 1991.

Pas përfundimit me sukses të plotë të studimeve, Adnan ef. Ahmeti vazhdoi studimet pasuniversitare në Institutin e Studimit të Shkencave Islame të Kajros, ku magjistroi më 2001, ndërsa doktoroi në fund të vitit 2003.

Në fillim të vitit 2004 Dr. Adnan ef. Ahmeti, pas propozimit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kosovës në Preshevë, nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës u emërua imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Ibrahim Pasha" të Preshevës, ku zëvendësoi të atin, hafiz Zihni ef. Ahmedin, i cili kishte kryer për tridhjetë e pesë vjet të njëjtën detyrë.

Në zgjedhjet e mbajtura në nivel të Bashkësisë Islame të Kosovës, më 16 janar 2008, Dr. Adnan ef. Ahmedi u zgjodh anëtar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës. Pas dërgimit të listës prej nëntë anëtarësh të këshillit përkatës, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, më datën 07.02.2008 verifikoi listën dhe Dr. Adnan Ahmedin e emëroi kryetar të këshillit për mandatin 2007-2010.

*Punonjës të administratës:*
- Jahja Ahmeti - sekretar
- Hevzi Nuhiu - arkëtar
- Abdulla Abdiu - bibliotekist

## Kryetarët e deritashëm të Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshvës

- M. Demirali Ramadani (1946-1960)
- Muderris hfz. Nexhati Ahmeti (1960-1984)
- Mulla Ruzhdi Emrullahu (1984-1985)
- hafiz Xhafer Beqiri (1985-1990)
- Mulla Qemal Hebibi (1990-1994)
- Hafiz Nexhat Jashari (1994-2000)
- Mulla Abdullah Abdiu (1999-2004)
- Mulla Mumin Tahiri (2004-2008)

## Organizimi i këshillit

"Sipas normave ligjore kushtetuese të BIK-së të Kosovës, në përputhje me rrethana, jemi munduar të bëjmë edhe sistemin dhe kompletimin e shërbimeve të këshillit, kështu që tani funksionojnë këto shërbime të rregullta:

- sekretaria - shërbimi juridik,
- arkëtari-shërbimi i financave, mirëpo ne nuk kemi kryeimam, për shkaqe financiare. Meqenëse aktualisht gjendja financiare e këshillit nuk është edhe aq e volitshme, ne nuk kemi kryeimam. Aktivitetin e tij e ushtrojnë me radhë kryetari dhe ndonjë nga anëtarët e këshillit. Shpresojmë se në një të ardhme të afërt do të aktivizojmë edhe këtë post të rëndësishëm në kuadër të KBI-së" - thotë sekretari i KBI-së të Preshevës, Jahja Ahmeti, dhe vazhdon:


*Jahja Ahmeti - sekretar*

"Në të gjitha xhamitë kemi imamë të rregullt, dhe me përgatitjen e duhur profesionale ndërsa myezinë të rregullt kemi në tri xhami (në xhaminë "Ibrahim Pasha", në xhaminë "Xhedid" dhe në xhaminë "Ebu-Bekër"), ndërsa në xhamitë e tjera detyrën e myezinit e kryejnë vullnetarë, kryesisht xhematlinj vendës.

Në këshillin e Bashkësisë Islame të Preshevës kemi të punësuar gjithsej 27 punonjës**:**

- 23 imamë
- 4 punonjës në administratë".

## Dëmet e shkaktuara gjatë luftës, në KBI-në e Preshevës

Për dëmet e shkaktuara në Luftën e fundit, sekretari Jahja Ahmeti thotë:

"Gjatë luftës së fundit të zhvilluar në Kosovë, në komunën e Preshevës janë dëmtuar këto xhami:
- Xhamia e Caravajkës;
- Xhamia e Vjetër në Miratoc;
- Xhamia e Tërnavës.

Mirëpo, pas përfundimit të luftës, ato u rindërtuan me vetëkontributin e besimtarëve-thotë sekretari Jahja Ahmeti, dhe vazhdon e flet për sanimin e dëmeve të luftës:

"Këto tri xhami që janë cekur se janë demoluar gjatë luftës, prandaj fill pas lufte janë rinovuar më 1999, me përjashtim të xhamisë së Caravajkës, e cila është rinovuar në vitin 2000.

## Jeta fetare

Për zhvillimin e veprimtarisë fetare në territorin e KBI-së të Preshevës, - zyrtarët e KBI-së të Preshevës fillimisht na thanë:

"Nga aktiviteteve më të rëndësishme që vlen të përmenden, në rrethin tonë është mbajtja e mësimbesimit me të rinjtë thuajse në të gjitha xhamitë, ku kemi shënuar rezultate të lakmueshme.

Mësimbesimi normalisht zhvillohet thuajse në të gjitha xhamitë e KBI-së të Preshevës. Në këtë fushë ne kemi një traditë të kamotshme, dhe kjo falë përkushtimit të imamëve tanë, si dhe gatishmërisë së prindërve që fëmijët e tyre të njihen me rregullat themelore të fesë islame. Gjatë mësimbesimit, përveç njohurive themelore, nxënësve ua mësojmë edhe leximin e Kuranit famëlartë, pastaj fikhun, texhvidin dhe pjesën e parë të akaidit.

## Xhamitë në të cilat mbahet mësimbesim i rregull

**Xhamitë të cilat kanë mësimbesim:**

| *Vendi* | *numri vijuesve të mësimbesimit* |
|---|---|
| - Xhamia e Raincës | 28 |
| - Xhamia e Vjetër në Rahovicë | 21 |
| - Xhamia e Tërnavës | 15 |
| - Xhamia e Vjetër në Miratovc | 24 |
| - Xhamia e Bukurocës | 20 |
| - Xhamia e Bushtranit | 17 |
| - Xhamia e Ibrahim Pashes në Preshevë | 38 |
| - Xhamiul-xhedid në Preshevë | 26 |
| - Xhamia Ebu Bekr Essiddik | 35 |
| - Xhamia e Çukarkës | 15 |
| - Xhamia e Zhunices | 21 |
| - Xhamia e Leranit | 14 |
| - Xhamia Strezoces | 18 |
| - Xhamia e Vjeter Geraj | 22 |
| - Xhamia e Re Geraj | 22 |
| - Xhamia e Golemi dollit | 17 |
| - Xhamia e Shoshajes | 12 |
| - Xhamia e Stacionit hekurudhor | 15 |

**Xhamitë ku mbahet mësimbesim sezonal**

| *- xhamia* | *numri i vijuesve të mësimbesmit* |
|---|---|
| - Ilincë | 15 |

**Vendbanimet që kanë kanë**

-Bukuroca
-Rainca
-Bushtrani
-Gerajt Xhamia e Vjetër
-Geraj Xhamia re Re
-Çukarka
-Zhunica

"Kur jemi tek mësimbesimi, duhen theksuar edhe rezultatet që janë arritur në nga disa imam në përgatitjen e hafëzëve të

rinj, që është dëshmia më e mirë e punës dhe e përkushtimit që është bërë në këtë drejtim si në Xhaminë e Re në Geraj, imami hfz. Nexhat Jashari ka përgatitur hfz. Merjeme Aliun, pastaj në Xhaminë e vjetër, po në Geraj, imami M. Fejzullah Salihu ka përgatitur kandidatin hfz. Llukman Ibrahimin, si dhe në Xhaminë e Zhunicës, imami hfz. Abdulkadir Abazi ka përgatitur kandidatët hfz. Seid Abazin, hfz. Suad Shabanin dhe Harun Abazin.

Mbetem me shpresë se tradita e hifzit do të vazhdojë edhe në të ardhmen në rrethin tonë" - thotë kryetari dr. Adnan Ahmeti.

### Hafëzët në Preshevë

Presheva shquhet në viset shqiptare për traditën e kultivimit të hifzit. Nga Presheva kanë dalë hafëz me nam të cilët kanë kontribuar në përhapjen e hivzit dhe në disiplina të tjera gjeneratë pas gjenerate edhe tani ka hafëzë të cilët veprojnë në kuadër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës:

| *Emri i hafëzit* | *viti i lindjes* | *viti i kryerjes së hivzit* | *tek imami (hafëzi)* |
|---|---|---|---|
| - Hfz. Zihni Ahmedi | 1933 | 1948 | Hfz. Lutfi ef. Ahmedi (1907-1981) |
| - Hfz. Nexhat Jashari | 1945 | 1963 | |
| - Hfz. Avni Ahmedi | 1934 | 1948 | |
| - Hfz.Hava Jahja | 1932 | 1948 | |
| - Hfz. Vebi Dalipi | 1945 | 1970 | |
| - Hfz. Hevzi Nuhiu | 1954 | 1971 | |
| - Hfz. Hajrullah Mehmeti | 1953 | 1967 | |
| - Hfz. Orhan Ademi | 1972 | 1984 | |
| - Hfz. Llukman Ibrahimi | 1977 | 2001 | |
| - Hfz. Merjeme Aliu | 1979 | 1997 | |
| - Hfz. Muzafer Ramadani | 1978 | 2006 | |
| - Hfz. Suad Shabani | 1990 | 2005 | |

Përveç hivzit, Presheva ka qenë e njohur si qendër me zë edhe për dijetarë të njohur që kanë lënë gjurmë jo vetëm në Preshvë e rrethinë, por edhe në viset e tjera. Këtë radhë do t'i paraqesim disa ish-dijetarë të njohur-ixhazetli që me punën e tyre kanë lënë në një trashëgimi të pasur, që ende kujtohet me pietet e respekt jo vetëm në Preshevë:

- Myderriz hfz. Nexhati Ahmeti ishte themelues i Medresesë se Preshevës bashkërisht me babën e tij, myderriz hfz. Ali Rexhai Ahmetin. Ai mori ixhazetin në medresenë "Medah" të Shkupit tek dijetari i njohur, myderriz Ataullah Kurtishi, më 1934. Hfz. Nexhatiu përcolli tri gjenerata të talebeve në Medresenë e Preshevës. Ka qenë kryetar i Këshillit te Bashkësisë Islame të Preshevës gjatë viteve 1960-1984. Ishte edhe anëtar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në Prishtinë gjatë viteve 1972-1983.
  Vdiq dhe u varros në Preshevë më 22 shkurt 1984;

- Myderriz hfz. Ali Ahmeti lindi në vitin 1858 në Preshevë. Mori ixhazetin në Stamboll. Ishte drejtor i "Darul-mualimmin" në Prizren dhe Gjakovë deri në vitin 1912. Së bashku me djalin e tij, myderris hfz Nexhatiun, hapën Medresenë e Preshevës në vitin 1935. Ishte njohës i mirë i shkencave të Kuranit famëlartë, logjikës, astronomisë. Njihte shkëlqyeshëm 'irtifanë', prandaj edhe hartonte "Takvimin" për shumë vise shqiptare.
  Vdiq dhe u varros në vitin 1952 në Preshevë;
- Myderriz Ejup Ejupi nga Gerajt mori ixhazetin në Stamboll. Vdiq në Preshevë në vitin 1945. Ishte myfti i Preshevës për rreth 15 vjet.

Në vazhdim po japim emrat e hoxhallarëve që tani veprojnë e që kanë kryer ixhazetin tek ulematë e Preshevës:
- Mulla Ruzhdi Emrullahu nga fshati Rahovicë te myderriz hfz. Nexhati Ahmeti në Medresenë e Preshevës. Vdiq në fshatin Rahovicë të komunës së Preshevës në vitin 1985;
- Mulla Fejzullah Salihu mori ixhazetin te myderriz hfz. Nexhati Ahmeti në Medresenë e Preshevës më 1952;
- Mulla Nazmi Mehmeti mori ixhazetin te myderriz hfz. Nexhati Ahmeti në Medresenë e Preshevës në vitin 1954;
- Mulla Vaxhid Mehmeti mori ixhazetin te myderriz hfz. Nexhati Ahmeti në Medresenë e Preshevës në vitin 1954.

### Organizimet fetare

Një segment i rëndësishëm i zhvillimit të jetës fetare në Preshevë janë edhe organizimet që bën Këshilli me rastin e datave të rëndësishme të fesë sonë. Kështu Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës në mënyrë tradicionale organizon manifestime fetare. Manifestimet kryesisht mbahen në shtëpinë e kulturës "Abdulla Krashnica" në Preshevë dhe i kushtohen ditëve dhe netëve të mëdha si: Natës së Kadrit, Natës së Israsë dhe Mi'raxhit, Hixhretit, Vitit të Ri të myslimanëve etj.. Na gëzon fakti se kemi interesim të mirë nga ana e besimtarëve tanë.

### Lënda e mësimit fetar nëpër shkolla fillore dhe të mesme

Lënda e mësimit fetar në shkollat fillore dhe të mesme në komunën e Preshevës ka nisur të aplikohet qysh nga viti shkollor 2001/2002. Mësimdhënësit e lëndës fetare për territorin e komunës së Preshevës emërohen nga ana e Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës . Arsimtarët e lëndës fetare "Ilmuddin" në procesin arsimor llogariten si të barabartë me arsimtarët, respektivisht profesorët e tjerë nëpër shkollat respektive.

Nxënësit mësojnë nga librat që nga origjinali në shqip i përkthen Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës dhe njëkohësisht përkujdeset për botimin e tyre.

Nga arsimtarët e lëndës fetare "Ilmuddin" në procesin mësimor në shkolla fillore janë të inkuadruar gjithsej 10 teologë, ndërsa në Gjimnaz dhe në Shkollën e Mesme Teknike tre profesorë zhvllojnë lëndën e mësimit fetar.

Lënda "Ilmuddini" është lëndë e zgjedhur , prandaj për nxënësit e klasës së parë fillore deklarimin e bëjnë prindërit e tyre , kurse nxënësit e klasës së pestë fillore dhe ata të gjimnazit deklarohen individualisht nëse dëshirojnë të mësojnë lëndën e mësimit fetar"Ilmuddin".

Është konstatim i përgjithshëm se lënda e mësimit fetar në komunën e Preshevës ka ndikuar mjaftë pozitivisht në arsimimin dhe edukimin e brezave të rinj.

***Jahja Ahmeti***

## Biblioteka



Abdulla Abdiu - bibliotekist

Biblioteka islame në Preshevë funksionon në kuadër të Këshillit të Bashkësisë Islame. Biblioteka quhet "Biblioteka Islame muderris hfz. Nexhatiu". Ky institucion shkencor u quajt me këtë emër në shenjë respekti ndaj myderrizit të mirënjohur nga Presheva, hafëz Nexhati Ahmetit, i cili kishte themeluar Medresenë e Preshevës në vitin 1935. Ai në këtë medrese arriti të realizonte ixhazetin e tri gjeneratave të nxënësve në arsimimin fetar islam.

Hafëz Nexhatiu kishte lindur në Prizren, ku pati jetuar tre vjet, pra gjatë kohës kur i ati, myderriz hfz. Aliu, ishte drejtor në ``Darul- mual-limin`` në qytetin historik të Prizrenit. Më pastaj ata u kthyen në Preshevë, ku vazhduan aktivitetin e tyre fetar islam.

Biblioteka e sipërpërmendur është mjaft e pasur me libra fushash të ndryshme. Në të ka më se 500 tituj, duke filluar nga fik-hu, hadithi , akaidi , tefsiri gjuha arabe(morfologji, sintaksë) e deri tek shumë libra të tjerë fushash të ndryshme. Vend i posaçëm e meritor gjithsesi i është kushtuar Kuranit famëlartë, i cili është në origjinal, gjegjësisht në gjuhën arabe si dhe i përkthyer me ajkën e kuptimeve të tij në gjuhë të tjera.

***Jahja Ahmeti***

## Imami veteran

Hfz. Zihni Ahmedi lindi në Preshevë në vitin 1932 shërbeu si imam në xhaminë "Ibrahimi Pasha"të Preshevës prej vitit 1968 deri në vitin 2003. U dekorua nga Kryesia me Mirënjohje te veçantë në vitin 1997 si imam i dalluar.

Mulla Fejzullah Salihu i lindur më 1920, i cili shërbeu 40 vjet (1948-1988) si imam në Geraj të Preshevës.

## Bamirësit

Nga bamirësit që ia vlen të përmenden në komunën e Preshevës, që kanë ndihmuar këshillin në forma të ndryshme, kompetentët e Këshillit i përmendin këta:

- Muharrem Emini nga Presheva;
- Haqif Kadriu nga Presheva, biznesmen;
- Gazmend Bina nga Presheva;
- H.Daut Dauti nga fshati Rahovice tani jeton në Preshevë
- H. Jetish Aliu nga fshati Geraj;
- Abdullah Kurtishi nga fshati Kurbali;
- H. Sefedin Abdiu nga Bukuroca;
- H. Selajdin Mustafa nga fshati Zhunice;
- G. Vahid Salihu nga Gerajt.



*Xhamia më e madhe*

*Xhamia më e madhe, e cila njëkohësisht është në ndërtim e sipër, është xhamia "Ebu-Bekr Es-Siddik" në Preshevë. Gurthemeli i saj është vënë më 27 Ramazan të vitit 2004. Ajo gjendet në vendbanimin e quajtur "Llapincë" në juglindje të qytetit. Dimensionet e Xhamisë janë 26x20 metra.*



## Shtypi islam

Një segment i rëndësishëm në Këshillin e Bashkësisë Islame të Preshevës është edhe shpërndarja e literaturës islame. Do theksuar se këshilli është angazhuar edhe në përhapjen e fjalës së shkruar, si të librit ashtu edhe të revistave.

"Shpërndarjen e periodikut dhe botimeve islame e bëjmë nëpërmjet imamëve tanë, të cilët kanë rolin kryesor në përhapjen e fjalës së shkruar islame".

Literatura fetare shpërndahet rregullisht nga ana e bibliotekistit M. Abdulla Abdiut. Imamët tanë janë të angazhuar në përhapjen e fjalës së shkruar për të gjithë ata që shprehin interesim për një gjë të tillë. Me ëndje presim daljen e "Diturisë Islame" dhe "Edukatës Islame" si dhe Takvimit vjetor për shpërndarjen e tyre deri tek lexuesit.

Ndërsa, duke iu përgjigjur pyetjes sonë se cili nga imamët është më i dalluari në përhapjen e fjalës së shkruar, Dr. Adnan Ahmeti na tha:

"Imami më i përkushtuar në përhapjen e fjalës së shkruar është mulla Ekrem Sadiku nga fshati Bukuroc, i cili nuk kursen asgjë për të shpërndarë revistat - Takvimin, literaturë dhe botime të ndryshme të librave me tematikë fetare islame".

## Të arriturat e këtij këshilli

- vazhdimi i traditës së hivzit nëpër disa xhami;
- përkthimi dhe botimi i librave për 7 klasët e shkollës fillore për lëndën fetare ("Ilmuddin");
- mbajtja e tribunave fetare për shënimin e festave islame;
- zhvillimi me sukses i lëndës fetare nëpër shkolla të mesme dhe fillore në komunën e Preshevës.

## Prioritetet për të ardhmen

Udhëheqësit e këtij këshilli, ndër prioritetet për të ardhmen, përmendën:

- Fillimi i aplikimit të anëtarësisë;
- Krijimi i vakëfeve që sjellin të hyra;
- Puna me të rinj;
- Ndërtimi i godinës së këshillit të BI-së, sepse kjo e tashmja nuk i plotëson nevojat;
- Hapja e një mësojtoreje të veçantë për mësimin e hifzit;
- Themelimi i një kabineti për gjuhë të huaja: arabisht, turqisht, anglisht etj.;
- Sigurimi i bursave për nxënës të medresesë dhe për studentë në FSI-së nga komuna e Preshevës.



## Pasqyrë përmbledhëse për xhamitë e KBI të Preshevës

| Nr. | Emri i xhamisë | Viti i ndërtimit | Emri e mbiemri i imamit | Përgatitja profesionale e imamit | Emri dhe mbiem-ri i myezinit | Sa kohë të namazit falen brenda ditës |
|---|---|---|---|---|---|---|
| 1. | xhamia "Ibrahim Pasha"[1]- Preshevë | 1679 | dr. Adnan Ahmeti | superiore | hfz. Avni Ahmedi | 5 |
| 2. | xhamia "Xhedid"[2] -Preshevë | 1878 | Qemal Hebibi | e mesme | Abdulaziz Rashiti | 5 |
| 3. | xhamia "Ebu Beker"[3]- Preshevë | | Sevdail Jakupi | superiore | Ismail Tahiri | 5 |
| 4. | xhamia e vjetër në Rahovicë[4] | 1860 | Adnan Aliu | e mesme | | 5 |
| 5. | xhamia e re "Selishte" në Rahovicë | 2006 | Abdullah Hetemi | e mesme | | 5 |
| 6. | xhamia në Shoshajë | 1966 | Islam Bajrami | e mesme | | 5 |
| 7. | xhamia në Raincë[5] | 1720 | Bejtullah Veseli | superiore | | 5 |
| 8. | xhamia në Bushtran | 1820 | Fikret Limani | superiore | | 5 |
| 9. | xhamia në Leranit | 1966 | Hajrullah Mehmeti | e mesme | | 5 |
| 10. | xhamia në Golemidoll | 1968 | hfz. Vebi Dalipi | e mesme | | 5 |
| 11. | xhamia e vjetër në Geraj[6] | 1812 | Is'hak Ibrahimi | e mesme | | 5 |
| 12. | xhamia e re në Geraj | 1983 | hfz. Nexhat Jashari | e mesme | | 5 |
| 13. | xhamia në st. hekurudhor | 2005 | Mehmet Sahiti | e lartë | | 5 |
| 14. | xhamia në çukarkë | 1800 | hfz. Llukman Tahiri | e lartë | | 5 |
| 15. | xhamia në Zhunicë[7] | 1906 | Mumin Tahiri | e lartë | | 5 |
| 16. | xhamia në Bukurocë | 1908 | Mustafë Abdiu | e mesme | | 5 |
| 17. | xhamia në Tërnavë | 1816 | Gazmir Selmani | e mesme | | 5 |
| 18. | xhamia e vjetër në Miratocë[8] | 1735 | Irfan Idrizi | e mesme | | 5 |
| 19. | xhamia në Strezocë | 1890 | Sadri Rahimi | e mesme | | vetëm bajramet |
| 20. | xhamia në Ilincë | 1928 | Faton Halimi | e mesme | | vetëm xhumaja |
| 21. | xhamia në Caravjakë | 1820 | | | | vetëm bajramet |

*Fusnotat:*

1. Xhamia "Ibrahim Pasha" është ndërtuar më 1679. kjo xhami ka sipërfaqen 30x20 m. Xhamia është e ndërtuar nga materiali i fortë prej guri, e lyer me fasadë ndërsa trarët janë prej drurit kualitativ. Trashësia e mureve është 85 cm., ndërsa lartësia e xhamisë është mbi 12 metra.
2. "Xhamiul-Xhedid " për të parën herë është ndërtuar më 1878, ndërsa është rindërtuar më 1983. Xhamia gjendet në Preshevë në rrugën që shpien për në fshatin Rahovicë. Me rastin e rindërtimit xhamia ka pësuar ndryshim të madh në kualitet të ndërtimit. Ish-objekti i xhamisë ishte prej materialit shumë të dobët. Ndërsa tani është ndërtuar me material të fort. "Xhamiul- Xhedid" e ka sipërfaqen 23x16 m.
3. xhamia është në ndërtim e sipër, ndërtimi i saj ka filluar më 2004
4. Xhamia e Vjetër në Rahovicë është ndërtuar më1860, ndërsa është rindërtuar më 1971. është rindërtuar nga materiali i fort. Xhamia gjendet në mes të fshatit Rahovicë.
5. Xhami e fshatit Raincë është ndërtuar më 1720, ndërsa është rindërtuar në vitin 1992. Xhamia është e ndërtuar nga materiali i fortë. Kjo xhami në oborr ka edhe maktebin.
6. Xhamia në fshatin e Vjetër Geraj është ndërtuar në vitin 1812, ndërsa është rindërtuar më 1983. Xhamia gjendet në pjesën e sipërme të fshatit. Xhamia ka sipërfaqe 18x12 m.
7. Xhamia e fshatit Zhunicë është ndërtuar më 1906, ndërsa është rindërtuar më 1965. Xhamia gjendet në qendër të fshatit.
8. Xhamia e Vjetër në Miratovc është ndërtuar në vitin 1735, ndërsa është rindërtuar në vitin 1994. Xhamia gjendet në qendër të fshatit.

*Përgatitën:* ***S. Bajgora***
***R. Shkodra***

*(Në numrin e ardhshëm bëjmë prezantimin e KB Islame të Bujanocit)*

## Kryeparlamentari Krasniqi priti kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim Tërnava



Kryetari i Kuvendit të Republikës së Kosovës, Jakup Krasniqi, ka pritur më 24. 07. 2008 kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim Tërnava me bashkëpunëtorët e tij dhe ka biseduar me të për bashkëpunimin e ndërsjellë të dy institucioneve, të cilat i drejtojnë, si dhe për një varg çështjesh që i preokupojnë ata dhe qytetarët e Kosovës.

Kryeparlamentari Krasniqi e ka çmuar kontributin e dhënë për mbarëvajtjen e proceseve të Kosovës dhe autoritetin që gëzon Bashkësia Islame te qytetarët e Kosovës, prandaj ka vlerësuar se angazhimet e tilla nevojiten sot dhe në të ardhmen.

Në takim në mënyrë të veçantë është folur për lobimin e BI-së për njohjen e shtetit të pavarur të Kosovës nga një varg vendesh islame.

Me këtë rast zotëri Krasniqi i ka dhuruar Myftiut të Kosovës një kopje të Deklaratës së Pavarësisë, të cilën kreu i Bashkësisë Islame të Kosovës e ka çmuar si dhuratën më të shtrenjtë që ka marrë ndonjëherë.

Duke iu përgjigjur interesimeve të gazetarëve, pas takimit, për rolin që mund të luajë Bashkësia Islame e Kosovës për njohjen e pavarësisë së vendit nga një grup i madh i vendeve arabe dhe islamike, aq i nevojshëm në këtë fazë të afirmimit ndërkombëtar të Kosovës, Myftiu Tërnava është shprehur shkurt se efektet e angazhimit të BI-së do të shihen konkretisht dhe shumë shpejt.

*Stamboll*

## Konferencë për mënyrën dhe traditën e organizimit Haxhit

Organizuar nga “DIJANET-i” në Stamboll nga 10-13 korrik u mbajt konferenca ndërkombëtare, që kishte për qëllim njohjen me praktikat dhe mënyrën e organizimit të Haxhit në Turqi.

Në këtë konferencë pos nikoqirit qenë të pranishëm në nivel myftish të Bashkësive fetare nga 28 shtete të Euroazia. Kosovën në këtë konferencë e përfaqësoi Myftiu Naim Tërnava.

Konferencën e shpalli të hapur kryetari i DIJANET-it Ali Bardakogu, i cili pasi përshëndeti dhe falënderoi të pranishmit u foli për përvojën e organizimit të haxhit në Turqi.

Pjesëmarrësit në këtë konferencë i përshëndeti edhe Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava, fjala e të cilit nga të pranishmit u përcoll me një interesim të posaçëm si myfti i shtetit më të ri në botë.

Në konferencë pjesëmarrësit u njohën me mënyrën e organizimit të Haxhit nga Turqia duke filluar që nga paraqitja e haxhiut, pastaj përgatitjet në Turqi e deri tek kryerja praktike e Haxhit.

Gjatë tri ditëve të konferencës myftiu Tërnava pati takime të shumta me myfti e personalitete të njohura nga shtetet e Euroazisë.

Pjesëmarrësit e konferencës e cilësuan si shumë dobiprurëse përvojën turke në organizimin e Haxhit.





*Në Xhakartë të Indonezisë u mbajt Forumi i 2-të Botëror për Paqe*

# Bota e do paqen dhe ka nevojë për të

Në kryeqytetin e Indonezisë – Xhakarta, organizuar nga shoqata “Muhamedije” **(Mahmudije)** nga data 24- 26. 06. 2008 u mbajt Forumi II Botëror për Paqe. Temë bosht e Forumit qe **“Adresimi i shkaktarëve të dhunës: ç’mund të bëhet”.** Në këtë eveniment të rëndësishëm qenë të ftuar personalitete të rëndësishme botërore, ndër ta edhe kryeministra të disa vendeve, të cilët, me pjesëmarrjen e tyre si dhe me kumtesat e lexuara nga të pranishmit, këtij Forumi i dhanë rëndësi të veçantë.

Forumin e shpalli të hapur Presidenti i Republikës së Indonezisë, hirësia e tij Dr. H. Susilo Bambang Yudhoyono, ndërkaq mesazhin e Kryeministrit të Mbretërisë së Bashkuar e lexoi Ambasadori i akredituar në Xhakarta, ndërkaq Kryeministri i Australisë të pranishmit i përshëndeti përmes ekranit, gjegjësisht me një letër televizive. Fjalën përshëndetëse dhe referatin kryesor e mbajti nikoqiri, Prof. Dr. M. Din Syamsuddin – kryetar i Muhamedijes si dhe kryetar i Qendrës për Dialog dhe Bashkëpunim në mes Qytetërimeve (CDCC) nga Xhakarta. Hapja solemne e Forumit u mbyll me një performancë artistike të përgatitur enkas për këtë rast nga nxënësit e shoqatës Muhamedije.




Më 25 qershor 2008 filloi puna e Forumit në seanca plenare me kumtesën e parë të paraqitur nga Dr. Hassan Wirajuda – Ministër i Punëve të Jashtme të Republikës së Indonezisë, për t’u pasuar nga referimet e Dewi Fortuna Anwar-drejtor i Programit dhe Resurseve të Qendrës “Habibie” nga Xhakarta, e cila ishte edhe udhëheqëse e panelit, ndërkaq panelitë u paraqitën: Lim Guan Eng - Ministër nga Malajzia, Emmanuel Kattan, këshilltar senior, Aleanca për Qytetërime nga Nju-Jorku - ShBA, Nagashima Akihisa, anëtar i Dhomës Përfaqësuese të Japonisë, Ali Alatas, këshilltar special i Presidentit të Republikës së Indonezisë.

Edhe në sesionin e pasditës, me referimet e tyre u paraqitën: Aldan Patrick White-sekretar i përgjithshëm, Federata Ndërkombëtare e Gazetarëve (IFJ) nga Brukseli-Belgjikë, Rusem Ibrahim Khairov nga Moska e Rusisë e të tjerë.

Për nder të pjesëmarrësve në këtë Forum, Z. Hatta Radjasa- sekretar i shtetit të Indonezisë, shtroi darkë solemne.

Edhe gjatë dy seancave të ditës së dytë të Forumit, me referimet e tyre u paraqitën personalitete të rëndësishme dhe me reputacion ndërkombëtar, ndër të cilët do të veçonim Dr. Wiliam F. Vendley, sekretar i përgjithshëm i Konferencës Botërore Feja për Paqe nga Nju-Jorku -ShBA, Gunnar Stalsett, bishor Emeritus nga Oslo e Norvegjisë, Ameer Ali nga Murdoch i Australisë, Valeria Martano nga Shën-Exhidio i Romës, Hadi Baccouche, ish-kryeministër i Tunizisë, e shumë personalitete të tjera.

Në mbrëmje të ditës së fundit të Forumit, për të pranishmit darkë solemne në rezidencën e tij shtroi Zv./Presidenti i Republikës së Indonezisë, H M. Jusuf Kalla.

Në këtë Forum me karakter ndërkombëtar, në cilësi të mysafirit special, qenë të ftuar edhe Resul Rexhepi, sekretar i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, dhe Ibrahim Ahmetagiç, shef i drejtorisë për marrëdhënie me jashtë i Rijasetit të Bosnjë e Hercegovinës.

Përfaqësuesi i BI-së, gjatë qëndrimit katërditor në Xhakarta, krahas takimeve me personalitete pjesëmarrës në këtë eveniment, dha një intervistë për të përditshmen më autoritative të Xhakartës - “Republika”, pati një konferencë me gazetarë dhe një diskutim në seancën e ditës së dytë të Forumit. Në të gjitha këto takime dhe intervista, krahas prezantimit të gjendjes së krijuar pas 17 Shkurtit dhe Shpalljes së Kosovës Republikë, kërkoi nga të gjithë angazhimin e tyre maksimal për njohjen e Kosovës shtet i pavarur.

Gjatë këtij Forumi, përfaqësuesi i Kryesisë së BI-së takoi edhe Ministrin e Punëve të Jashtme si dhe Sekretarin e Shtetit të Indonezisë, nga të cilët gjithashtu kërkoi që ky shtet, me më së shumti banorë myslimanë në botë, ta pranojë dhe ta njohë Kosovën shtet të Pavarur.

***R.R.***

*Myftiu Tërnava në takim me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame*

## Është obligim dhe detyrë e jona që të jemi në hap me kohën



Në vigjilje të muajit të madhëruar të Ramazanit, e me qëllim të përgatitjes sa më të mirë dhe koordinimit të punëve për aktivitetin e ramazanit, Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët ka takuar sot në selinë e kryesisë së BI të Kosovës kryetarët e Këshillave vendor.

Fillimisht, Myftiu Tërnava i ka njohur kryetarët me aktivitetet që ka zhvilluar Kryesia gjatë gjashtë mujorit të parë të këtij viti qoftë brenda apo jashtë shteti, me ç'rast myftiu bëri një elaborim të punëve e aktiviteteve që janë kryer deri tash.

Myftiu Tërnava tha se Bashkësia Islame është e përkushtuar që të jetë në nivel të përgjegjësive që i kërkon koha në rrethanat e reja të krijuar pas pavarësisë së vendit.

“Në Kosovën e pavarur kërkohet nga ne një qasje në harmoni me realitetin e ri dhe angazhim e përkushtim më i madh për të realizuar amanetin tonë, lartësimin e fjalës së Allahut xh. sh.. Është në misionin tonë që të udhëzojmë e fisnikërojmë popullatën tonë me mësimet kuranore”.

Më tutje Myftiu tha: ”Si edhe deri tani është obligim dhe detyrë e jona që të jemi në hap me kohën dhe të mund të realizojmë ambiciet dhe projektet tona. Projektet tona mund t'i realizojmë vetëm bashkërisht, duke ruajtur unitetin dhe shtuar efikasitetin në punë”- tha ndër të tjerat Myftiu Tërnava në takim me kryetarët e Këshillave të BI të Kosovës.

Ndërsa, duke folur për përgatitjet që ka bërë kryesia e BI dhe institucionet e saj për muajin e Ramazanit, myftiu Tërnava tha se Kryesia ka përgatitur një elaborat programor për aktivitetet që do të realizohen në bashkëpunim me Këshillat vendor gjatë muajit të madhëruar të Ramazanit.

Në fillim të javës së ardhshme, me qëllim të koordinimit më të mirë me Këshillat vendor janë paraparë mbledhjet regjionale ku përfaqësuesit e Kryesisë do t'i bashkërendojnë punët me përgjegjësit e Këshillave dhe imamët në teren që sa më të përgatitur ta presim muajin e Ramazanit.

Myftiu theksoi se sektori i botimeve ka përgatitur Vaktinë e Ramazanit e cila së shpejt do të shpërndahet në teren.

Nga kryetarët e këshillave Myftiu kërkoi që të marrin masat e duhura që më shumë të jenë në teren gjatë Ramazanit, përse myftiu tha: “Nëse jemi të pranishëm në teren dhe japim kontributin tonë s'ka dyshim që rezultatet nuk do të mungojnë”.

Edhe kësaj radhe, Myftiu u ndal tek organizimi i grumbullimit të sadakatul - fitrit, zeqatit dhe organizimit të Haxhit, përse kërkoi që të bëhet më shumë në sensibilizimin e besimtarëve që të paguajnë sadakatul-fitrin në fondin e BI, ndërsa të pasurit të japin zeqatin. Vetëm në këtë mënyrë mund të funksionojnë normalisht institucionet edukative e arsimore të BI siç janë medreseja, fakulteti e veprimtaria botuese.

Ndërsa për organizimin e Haxhit, Myftiu Tërnava kërkoi nga zyrtarët e Këshillat që të bëjnë më shumë në informimin e të interesuarve për Haxh ngase qe dy vjet Arabia Saudite ka vendosur rregulla të reja kështu të interesuarit duhet që të paraqiten në afatin e paraparë e mos të presin momentin e fundit sepse autoritetet në Saudi tashmë kërkojnë që të gjitha obligimet financiare të kryhen shumë më herët, psh. për haxhin e këtij viti është dashur që Kryesia të kryej obligimet financiare në muajin qershor ndërsa ne ende nuk kemi haxhinj të paraqitur.

Myftiu Tërnava foli edhe për paraqitjen e nëpunësve dhe imamëve në mediat elektronike, përse tha se duhet pasur kujdes që të paraqiten njerëz kompetent dhe me njohuri përkatëse fetare.

***(r. shkodra)***

*Kryeimami Sabri ef. Bajgora në takim me kryeimamët e Këshillave*

## Të merren masa adekuate për përfshirjen sa më masive të të rinjve në procesin e mësimbesimit



Kryeimami i Kosovës Sabri efendi Bajgora, gjatë kohës së pushimeve verore, për nxënës e studentë, me qëllim të bashkërendimit të punëve rreth mbajtjes së mësimbesimit, kurseve me tematikë fetare dhe kampingeve, më 1 korrik 2008, në lokalet e Kryesisë së BIK-së, është takuar me kryeimamët e këshillave të BIK-së, që janë përgjegjës për zhvillimin e jetës fetare në terren.

Me këtë rast kryeimami Bajgora është njoftuar nga kryeimamët për përgatitjet e bëra nga ana e këshillave për organizimin e mësimbesimit dhe kurseve gjatë kohës së pushimeve.

Me këtë rast kryeimami ka kërkuar që në të gjithë këshillat e BIK-së të merren masa adekuate për përfshirjen sa më masivisht të të rinjve në procesin e mësimbesimit, qoftë nëpër xhami apo në formë kursesh ose edhe kampingesh të ndryshme.

Kryeimami Bajgora, pastaj ka folur për rëndësinë që ka mësimbesimi, të cilin e ka quajtur si një prioritet që duhet ta ketë çdo këshill dhe çdo imam, ngase vetëm përmes mësimbesimit ne mund të ndikojmë në edukimin e brezit të ri, në kohën kur po përballemi me tendenca të shfaqjes së shumë dukurive negative.

"Ne duhet të jemi sa më afër besimtarëve tanë, lypset nga ne që sidomos gjatë pushimeve të nxënësve e studentëve, aty ku është e mundur, të organizojmë mësimbesimin apo kurse për njohuritë themelore të fesë", - ka theksuar ai.

Kryeimami, gjithashtu i këshilloi kryeimamët që të angazhohen që ky proces, në forma të ndryshme të aktivitetit, të jetë i pranishëm gjatë gjithë vitit nëpër xhamitë anekënd Kosovës.

Kryeimamët e këshillave folën për zhvillimin e jetës fetare në terren dhe posaçërisht për mbarëvajtjen e mësimbesimit si dhe për përgatitjet që kanë bërë, në mënyrë që gjatë pushimeve verore të pranojnë sa më shumë të interesuar.

Ndër përfundimet e takimit të kryeimamit me vartësit e tij nëpër këshilla, dolën këto qëndrime:

- të bëhet më shumë për sensibilizimin e të rinjve, që të përfshihen në procesin e mësimbesimit gjatë verës;
- të organizohen kurse intensive për mësimin e leximit të Kuranit, sikur edhe viteve të tjera;
- imamët nëpër xhami të mbajnë mësimbesim të rregullt me grupmosha të reja;
- të hartohet planprogrami unik për mësimbesimin;
- të përgatiten doracakë dhe udhëzues për mësimbesimin;
- të punohet më shumë në terren me xhematin.

***(r.shkodra)***

## Bekir Tarik Yegit vizitoi Kryesinë e Bashkësisë Islame



Drejtori i Arkivit për Kadastër dhe Tapi i Republikës së Turqisë zotëri Bekir Tarik Yegit, i shoqëruar nga bashkëpunëtorë të tij dhe nga homologu i Arkivit të Kosovës, më 6.08.2008 vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës. Me këtë rast ata u pritën nga Resul Rexhepi- sekretar i Kryesisë së BIK-ut, i cili pasi i falënderoi për vizitën, i njoftoi për historikun e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe gjendjen e saj aktuale. Me theks të veçan, ai kërkoi nga mysafiri i respektuar ndihmën në sigurimin e dokumenteve arkivore përkitazi me pronën vakfnore, e cila gjatë decenieve të kaluar është nacionalizuar dhe tjetërsuar nga ana e organeve të shtetit të atëhershëm.

Nga ana e tij, drejtori Yegit, pasi falënderoi nikoqirin për pritjen e rezervuar, shprehu gatishmëri të plot të institucionit që ai drejton për sigurimin e dokumenteve relevante, qofshin ato tapi pronësie ose tjera.

## Kryesia e BI të Kosovë emëroi Bahri Simnicën - drejtor të medresesë

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në mbledhjen e saj të rregullt më 22.07.2008, në bazë të kompetencave të saja duke u bazuar në Kushtetutën e BI të Kosovës nenit 45, pika 18 të lidhur me nenin 43 dhe 51 të statusit të Medresesë së mesme "Alaudin" të Prishtinës emëroi Bahri Simnicën, drejtor të Medresesë së mesme Alaudin në Prishtinë me mandat katër vjeçar 2008-2012.

**Biografi:**



Bahri Simnica u lind më 30.04 1964 në fshatin Bardhi i Madh të Fushë-Kosovës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen-medresenë "Alauddin" të Prishtinës (1978-1983).

Studimet i vazhdoi në Arabinë Saudite (1985-1991) në Medinë, në "Universitetin Islamik" El-Xhamiatu El-Islamijetu) dega e Akaidit - Besimit (Kulijetu Edaveti ve Usuli Eddini).

Pas përfundimit të studimeve më 1992 fillimisht punësohet si ligjërues (vaiz) në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" (Xhamia e Madhe) të Prishtinës.

Më 1994 angazhohet në medrese fillimisht në detyrën e edukatorit, e më vonë, më 1997-1999 (mësimdhënës për lëndën e hadithit.

Pas luftës, më 1999 emërohet profesor i Kuranit dhe i Imamatit në medrese, ku vazhdon punojë.

Bahri Simnica ndjek studimet pasuniversitare në "American Open University" të Kajros, dega e Akaidit. Do theksuar se Bahri Simnica ka dhënë një kontribut të çmuar në revistën "Dit Islame" sidomos me shkrime profesionale në fushën e daves. Është marrë edhe me përkthime dhe ka botuar shkrime në rrafshin e publicistikës islame në gjuhën shqipe.

Një mandat (2000-2002) ka qenë anëtar i redaksisë së revistës "Dituria Islame",

ndërsa nga shkurti i vitit 2005 është kryeredaktor i revistës "Dituria Islame"

Bahri Simnica disa herë ka përfaqësuar me sukses Bashkësinë Islame jashtë Kosove.

Bahri Simnica jeton në Bardhin e Madh të Fushë-Kosovës.

Drejtorët e deritashëm të Medresesë:

1. Ahmet ef. Mustafa (1951-1952)
2. Hfz. Bajram Agani (1952-1956)
3. Hfz. Muharrem Adili (1956-?)
4. Ismali ef. Hakiu
5. Rashit ef. Osmani
6. Shemsi ef. Salihu
7. H. Sherif ef. Ahmeti (1971-1983)
8. Resul Rexhepi (1983-1991)
9. Qazim Qazimi (1991-1995)
10. Naim Tërnava (1995-2004)
11. Ekrem Simnica (2004-2008)

## Në xhaminë e Kusarëve në Gjakovë u mbajt tribunë për Mi'raxhin

Më datën 29.07.2008, pas faljes së namazit të akshamit, në xhaminë e Kusarëve në Gjakovë, xhami e cila llogaritet ndër xhamitë autoktone shqiptare, u mbajt ligjëratë me temë *"Mi'raxhi udhëtim hyjnor".* Kjo xhami një periudhë të gjatë, që nga lufta e dytë botërore e gjer në shkatërrimin e ish Jugosllavisë, ishte e mbyllur. Në vitin 1991 është aktivizuar dhe ka funksionuar për 5 kohët e namazit. Detyrën e imamit, të myezinit dhe të hatibit e ka kryer H. Shefqet Kusari.

Pas luftës së viti 1999, xhamia ka një pamje krejtësisht tjetër fizike, në sajë të angazhimit të xhematit në krye me ish imamin hfz.Abdullah ef Gjeladini nga Shkupi dhe imamit të ri Imri ef.Llugaliu nga Podujeva, me kontributin e të cilëve është shtuar edhe numri i xhematit, kryesisht të rinj, xhemat i cili nuk kursyen mundin as mjetet financiare për ta bërë xhaminë sa më funksionale dhe më të afërt për besimtarët.

Në këtë manifestim ishin të pranishëm imamët e KBI-së, xhematlinj dhe qytetarë të shumtë.

Pas leximit të disa ajeteve Kur'anore, tribunën e hapi u.d. i kryeimamit Arsim ef.Morina nga Gjakova, i cili përshëndeti të pranishmit, organizatorin e këtij tubimi kryetarin e KBI-së z. Fatmir ef. Iljazi, dhe imamin e nderuar dhe të respektuar Imri ef.Llugaliun së bashku me xhematin e kësaj xhamie, xhemat ky i cili mund të radhitet ndër xhematet ndoshta më aktiv të territorit të KBI-së në Komunën e Gjakovës. Ai, poashtu, i përgëzoi për organizimin dhe pritjen e besimtarëve si nikoqir i këtij manifestimi, i cli u mbajt nën qiellin e hapur në oborrin e xhamisë të mirërregulluar. Udhëheqësi i programit e ftoi imamin e xhamisë që të merr fjalën. Në ligjëratën e tij, ai kryesisht u përqendrua në pikat:




- Çka do të thotë Isra dhe Miraxh?
- Arsyeja e Israsë dhe Miraxh-it?
- Mundësia e ndodhisë së Israsë dhe Miraxhit?
- Ndodhia e Isra-së dhe Miraxh-it
- Përse u zgjodh Mesxhidi Aksaja ?

Pastaj, për vlerat e Mi'raxhit, foli edhe imami i xhamisë së Gërçarëve Plurat. ef. Krasniqi. duke sqaruar në mënyrë të detajuar vlerat e kësaj nate që dalloi besimin nga mosbesimi, sinqeritetin nga hipokrizia. Për ta bërë edhe më madhështore këtë tribunë, grupi i nxënësve nën udhëheqjen e imamit të tyre Imri ef.Llugaliu, shfaqën një program me ilahi në gjuhën shqipe, që u mirëprit me kënaqësi nga të pranishmit.

Pas përfundimit të programit, xhemati i Xhamisë së Kusarëve kishin përgatitur një koktej për mysafirë.

***E.Rexha***

*Ferizaj*

## Hatme në xhaminë e fshatit Gaçkë

Në fshatin Gaçkë të Ferizajt më datën 25 korrik 2008, gjashtë nxënësit e xhamisë më të vjetër në rrethinën e Ferizajt, (e vjetër më se 350 vjet) të lagjes së Berishëve , e kanë bërë hatme Kuranin, nën drejtimin e Naim ef. Nuhës, i cili u ka uruar mirëseardhje të gjithëve. Këtë ceremoni festive e kanë nderuar me praninë e tyre kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, kryeimami i Ferizajt, Sylejman ef. Roshaj, dhe shumë xhematlinj dhe hoxhallarë të tjerë. Kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, i cili për herë të parë merrte pjesë në cilësinë e kryetarit në këtë hatme, duke i uruar këta të rinj për këtë hatme, përveç të tjerash tha se njohja e vlerës se diçkaje është bazë për t'iu qasur atij sendi dhe për të përfituar prej tij, prandaj hulumtimi i vlerave të Kuranit është segmenti më i rëndësishëm, studimi i të cilit duhet të preokupojë myslimanin, në mënyrë që nga thellësia e zemrës së tij t'i qaset librit të Zotit të vet. "Argumentet të cilat dëshmojnë për vlerën e madhe të Kuranit si dhe qartësinë e tij, janë të shumta,si nga Kurani po ashtu edhe nga Sunneti. Këto argumente janë aq të shumta, saqë njeriu nuk mund t'i numërojë. Madje edhe shkrimet rreth kësaj teme janë shumë. Por argumenti më prestigjioz i këtyre argumenteve mbetet vetë Kurani për vlerat e tij;sepse Kurani është bazë, dhe në këtë aspekt është më i fuqishëm dhe më meritori ta definojë vetveten" - ka shtuar ef. Mehmeti. Nga ana e tij, kryeimami i Ferizajt Sylejman ef. Roshaj ka veçuar se këta të rinj që po bëjnë hatme sot, janë pionierë të gjeneratës së re, që me zotësi e këmbëngulje kanë arritur këtë rezultat të lakmueshëm. Ai ka thënë se leximi dhe hatmja e Kuranit i shtyu ata që të mendonin më shumë rreth fesë sonë, e cila është një fe e prosperitetit dhe përparimit për të jetuar në paqe me njerëzit dhe gjithësinë. Prej vlerave të Kuranit, veçojmë edhe faktin se ai është libër për ta udhëzuar njerëzinë në përgjithësi për atë që është e drejtë. Është pishtar ndriçues për në lumturinë e dy botëve. Thotë Allahu: "Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim (sepse është prej All-llahut) është udhëzues për ata që janë të devotshëm". (Bekare, 2).Po ashtu thotë Allahu: "Është e vërtetë se ky Kuran udhëzon për atë rrugë që është më se e vërteta" (Isra 9). Nxënësit që kanë përfunduar Kuranin, janë:

Faton Hoxha,
Shkëlqim Berisha,
Violeta Berisha,
Behare Hoxha,
Valdete Berisha;
Fitore Berisha.

Në këtë festim është shfaqur edhe një program i larmishëm fetar dhe janë recituar poezi e vargje të Vesel Gutës.

***Rexhep Suma***

---

*Shtime*

## Edhe në këtë pushim u organizua kursi veror



Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, xhamia qendrore e Shtimes edhe këtë verë organizoi kursin veror.

Interesimi i nxënësëve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, detyrimisht qe i kufizuar numri i vijuesve, kështu që në këtë kurs mësimet i vijuan vetëm 120 nxënës.

Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht, (14-28 korrik) me nga tri orë mësimi (ora 30 minuta ), nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh dhe Edukatë Islame.

Në përfundim të kursit nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura, për se dëshmuan sukses shumë të mirë (më shumë se 90% të vijuesve testin e kaluan me sukses mbimesatar).

Në mbarim të kursit, për vijuesit u organizua një piknik për të njohur bukuritë e Prevallës.

Ky kurs u ndihmua nga një donacion i shoqatës "Wamy ", dhe tre vijuesit më të suksesshëm u shpërblyen me dhurata modeste.

***I. Tërshani***

## Dua e hatmes në fshatin Kukajan të Dragashit

Më 9 gusht 2008, në xhaminë e fshatit Kukajan të komunës së Dragashit, 6 vijues të mësim-besimit tek imami i xhamisë Exhmein ef. Rexhepi me sukses përfunduan leximin e Kur'anit, në një manifestim rasti në prani të prindërve, besimtarëve të Kukajanit ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e KBI-së Dragash, e bënë duanë e hatmes.

Në këtë solemnitet të hatmes përshëndeti sekretari i Këshillit Nail ef. Halimi ku ndër të tjera tha: Të nderuar të pranishëm jemi tubuar sot, në këtë dua hatme ku fëmijët tuaj pas një pune me përkushtim të bërë nga imami kanë arritur të përfundojnë me sukses leximin e Kur'anit. Rezultati i fëmijëve të juaj është inkurajues dhe duhet të vazhdohet edhe nga të tjerët. Është detyrë së pari e prindërve, pastaj e rrethit dhe e tërë shoqërisë që të edukojë të rinjë, këtë emanet e kemi nga i Madhi Zot xh.sh.



Në fund nxënësve iu dhanë certifikatat për Hatmen, kurse duanë e hatmes e bëri kryeimami i Këshillit Xhafer ef. Fejziu.

Nxënësit që bënë hatme Kur'anin janë:

1. Hana (Fadil) Destani
2. Anisa (Musamedin) Ilijazi
3. Merima (Mexhit) Ilijazi
4. Arnela (Kadir) Beqiri
5. Sena (Sadridin) Dauti
6. Fatima (Demir) Jamini.

***Xhafer Fejziu***

*Malishevë*

## Në fshatin Vërmicë të Malishevës u vu gurthemeli i xhamisë që ndërtohet për të katërtën herë

Në fshatin Vërmicë të komunës së Malishevës, më 07.07.2008, ditë e hënë, pas 9 vjetësh të shkatërrimit nga lufta, u vu gurthemeli i xhamisë.

Në këtë ceremoni modeste ishte i pranishëm edhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Malishevës, Xhevat efendi Kryeziu, si dhe kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Drenasit, Osman efendi Musliu, dhe Beqir efendi Thaçi.



Po ashtu të pranishëm ishin edhe shumë xhematlinj, ndër të cilët, për kuriozitet, ishin të pranishëm edhe tre mjeshtrit e parë që kishin ndërtuar xhaminë që ishte shkatërruar, themelet e së cilës datojnë që nga viti 1539. Gjatë gjithë kësaj periudhe deri më tani, në këtë xhami kanë shërbyer shumë imamë, të cilët ishin të palodhshëm dhe dhanë një kontribut të madh, si në aspektin fetar ashtu edhe në atë kombëtar. Për këtë dëshmojnë edhe vetë ngjarjet që rrodhën më pastaj, si pasojë e të cilave, disa prej tyre u vranë nga regjimi i atëhershëm serb.

Nga imamët që u vranë fillimisht, ishte Mulla Ymer Gashi, i cili u vra nga ushtria serbe në atë kohë derisa po kthehej nga Peja, tek malet e Gllarevës, ku dhe sot gjendet varri i tij .

Kurse në vitin 1945 në masakrën e Senikut u vra edhe imami tjetër, Mulla Destan Gashi, dhe në luftën e fundit në Kosovë nga forcat serbe u vra edhe Mulla Shaban Gashi.

Që atëherë kjo xhami u ndërtua tri herë me vetëkontributin e xhematit dhe qytetarëve të cilët nuk kursyen asgjë vetëm e vetëm që të kishin një tempull të shenjtë për të adhuruar Zotin. Kurse për herë të fundit kjo xhami pati filluar të ndërtohej në vitin 1984, duke e ruajtur formën origjinale sikur ishte: me gurë e tulla. Dhuna serbe gjatë luftës në Kosovë, nuk kurseu as monumentet kulturore e fetare të Kosovës duke i shkatërruar dhe po këtë dhunë e pësoi edhe xhamia e fshatit Vërmicë, e cila qe bombarduar me granata që u hodhën mizorisht mbi të .

Falë Zotit, tani erdhi momenti që pas 9 vjetësh, që kur ka mbaruar lufta në Kosovë , këtij fshati t'i kthehet shkëlqimi i dikurshëm me një xhami të re .

Kjo u arrit falë angazhimit të Këshillit të Bashkësisë Islame të Malishevës me Xhevat efendi Kryeziun në krye, dhe po ashtu të imamit të tanishëm Behar ef. Gashit, me xhematin, pa harruar njeriun e palodhshëm, mulla Ali efendi Gashin, kryeimam i Pejës.

Kjo xhami nuk do të kishte filluar të rindërtohet përsëri pa ndihmën e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës me kryetarin e saj Mr. Naim Tërnava.

Donacioni nga Bashkësia Islame është i konsiderueshëm, mirëpo nuk mjafton për përfundimin e plotë të kësaj xhamie, prandaj do të nevojiten edhe ndihma të tjera, të cilat shpresojmë se do të sigurohen me vullnetin e mirë të qytetarëve. Ky vullnet është vërejtur që me fillimin e ndërtimit, kur kanë arritur disa kontribute simbolike nga njerëz vullnetmirë.

Me shpresë tek Allahu dhe me kontributin e të gjithëve ngapak, do t'ia arrijmë qëllimit.

***Behar Gashi***

## Vihet gurthemeli i xhamisë së re në Herticë të Podujevës



Në prani të bashkëfshatarëve dhe xhematit të fshatit Herticë të komunës së Podujevës, me datë 20.05.2008, ditë e martë, në orën 14, u vu gurthemeli i xhamisë së re të këtij fshati. Ishte ditë gëzimi kjo ditë pranvere për banorët e këtij lokaliteti të brezit të kufirit, njëherësh edhe një impuls për të vazhduar jetën dhe gjallërinë në këtë cep të skajshëm të Llapit e Kosovës.

Në këtë ceremoni ishte i pranishëm një delegacion që përfaqësonte në nivelin e lartë Bashkësinë Islame të Kosovës me drejtorin e medresesë së mesme "Alauddin" të Prishtinës, Ekrem Simnica, në krye, pastaj nga referenti financiar i BIK-së z. Kasim Gërguri, profesorët e medresesë Tefik Gashi dhe Mr. Rrahim Aliu.

Ky projekt i kësaj xhamie realizohet falë donacionit në vlerë 50.000 eurosh, të cilin e ka dhënë Shoqata Bamirëse e Bahrejnit (Lexhnetul eamal elhajrijje) dhe realizohet përmes Komitetit të Botës Islame të Kuvajtit (KAD) zyra në Podujevë, të cilën e përfaqësoi edhe në këtë manifestim zv.drejtori i saj, z.Rashid Djarouni, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe stafi i tij. Në këtë manifestim morën pjesë edhe përfaqësues të Këshillit të Bashkësisë Islame të Podujevës - kryetari z. Idriz Bilalli me bashkëpunëtorët. Me këtë rast, në emër të fshatit, të pranishmit i përshëndeti imami i xhamisë së Herticës, z. Besim Llalloshi, i cili ftoi përfaqësuesin e BIK-së, drejtorin e medresesë z.Ekrem Simnicën, ta merrte fjalën. Simnica në fjalën e tij, pasi përshëndeti të pranishmit , uroi të gjithë për këtë xhami të re në këtë fshat kufitar dhe njëherësh falënderoi donatorët nga Bahrejni për këtë dhuratë të çmuar. Në vijim ai foli për rëndësinë e xhamisë dhe rolin e saj në shoqërinë e gjerë. Të pranishmit, në vijim, në fjalën e tij i përshëndeti edhe kryetari i KBI-së të Podujevës, z. Idriz Bilalli, i cili falënderoi për pjesëmarrje përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e shoqatës donatore, të gjithë të pranishmit, dhe sidomos donatorët nga Bahrejni, pronarin që dhuroi truallin për ndërtimin e kësaj xhamie, z.Bajrush Pollomin, dhe të gjithë ata që kontribuan dhe po kontribuojnë në realizimin e këtij projekti . Në vijim fjalën e mori përfaqësuesi i KAD-it, z.Rashid Djarouni, zv.drejtor, i cili falënderoi për praninë në këtë ceremoni gurthemeli përfaqësuesit e BIK-së, përfaqësuesit e KBI-së dhe të gjithë të pranishmit. Njëherësh ai foli edhe për rolin dhe rëndësinë e xhamisë në shoqëri për edukimin dhe emancipimin dhe uroi për ndërtimin e kësaj xhamie të re në këtë fshat kodrinor malor, të bukur dhe pitoresk.

***I. Bilalli***

*Shënim në xhaminë "Hasan Beg" të Prishtinës*

## Kurs me moton "Ta mësojmë Kuranin"




Kjo ishte motoja e iniciativës në xhaminë "Hasan Beg", nga 25 shkurti 2008, kur imami së bashku me bashkëpunëtorët, mori vendim për mësimin e shkronjave dhe rregullave të Kuranit. Këtë ide imami e shpalosi në një hytbe të xhumasë dhe pas namazit i tërë xhemati u pajis me nga një formular, ku kishte disa të dhëna si: zgjedhja e orarit, niveli që duan ta ndjekin etj…

Pastaj është bërë përzgjedhja e kursistëve sipas orareve që kanë zgjedhur. Struktura e kursistëve ka qenë e moshave të ndyshme, nxënës-e, studentë, profesoresha, intelektuale por ka pas edhe gra në moshë.

Numri i vijuesve të kursit ka qenë rreth 80 veta - meshkuj e femra. Kursi ka zgjatur 4 muaj. Të angazhuar për këtë projekt kanë qenë: imami i xhamisë Husamedin Abazi, myezini i xhamisë Afrim Jusufi, dhe - për femrat, Fehime Gashi-Jusufi.

Gjatë kursit mësimdhënësit kursistëve u shpjeguan mësimin e shkronjave të Kuranit dhe rregullat e texhvidit. Mësimi për femra u zhvillua 3 ditë brenda javës (e hënë, e mërkurë, e premte), në 4 grupe sipas këtij orari:

Grupi i parë 10:30-12:00,
Grupi i dytë 12:00-13:30,
Grupi i tretë 14:00-15:30 dhe
Grupi i katërt 17:00-18:30.

Përveç mësimit, nxënëset së bashku me mësuesen kanë organizuar takime familjare, piknik në "Gërmi" e aktivitete të tjera rekreative. Me rastin e përfundimit të kursit, më 27 qershor 2008 në xhaminë "4-Llullat" u organizua një manifestim rasti nga profesoresha Fehime, e cila për të pranishmet mbajti një ligjëratë të shkurtër, mandej nxënëset vazhduan rrjedhën e programit me ilahi, poezi, monologë etj.

Pos kursisteve, të pranishme ishin familjaret e tyre dhe kishte edhe të ftuara të tjera.

Më në fund u bë edhe përzgjedhja e nxënëses më të mirë, që ishte Donjeta Idrizi nga Prishtina.

***Fehime Gashi-Jusufi***

## Diplomoi gjenerata e dytë e studentëve kosovarë në Bursa të Turqisë

Më datë 13.06.2008 në një ceremoni solemne të organizuar në qendrën kulturore **“Fethiye**” në Bursa diplomoi gjenerata e dytë e studentëve nga Kosova në Fakultetin Teologjik të Universitetit “Uludag”.

Studentët kosovarë që kanë diplomuar janë:

**1. Sead PAÇARIZI** nga Dragobili i Malishevës. Ka diplomuar në lëndën e Historisë së Feve (Tarîhu’l Edjân) me temë “Kisha Ortodokse dhe Përhapja e Ortodoksizmit në Ballkan”, mentor i tij ishte Prof.Dr. Ahmet GÜÇ.

**2. Bajram POMAKU** nga Prizreni. Ka diplomuar në lëndën Histori Islame me temë “Lidhja Shqiptare e Prizrenit”, mentori i tij ishte Doc. Dr. Asim Yediyildiz.

**3. Munafis HOXHA** nga Restelica e Dragashit. Ka diplomuar në lëndën e Jurispodencës Islame me temë “Adeti dhe Tradita Sipas Jurispodencës Islame si dhe analiza e disa Traditave në Kosovë”, mentor i tij ishte Doc.Dr. Ali Kaya.

**4. Muharem ÇUFTA** nga Restelica e Dragashit. Ka diplomuar në lëndën e Psikologjisë Fetare me temë “Tipet e Personalitetit në fushën fetare dhe të Përgjithshme”, mentor i tij ishte Prof. Dr. Hayati Hökelekli.

**5. Sejfetin HARUNI** nga Krusheva e Dragashit. Ka diplomuar në lëndën e Gjuhës arabe me temë “Formimet e fjalive me emër të rënë në Gjuhën Arabe”, mentor i tij ishte As. Doc. Dr. Hasan Tasdelen.

**6. Shqipron SARAMATI** nga Prizreni. Ka diplomuar në lëndën e Psikologjisë Fetare me temë “Ndikimet e namazit në psikologjinë e njeriut”, mentori i tij ishte As.Doc.Dr. Ibrahim Gürses.

**7. Muhamed MAVRAJ** nga Peja. Ka diplomuar në lëndën e Historisë së feve me temë “Dialogu ndërmjet krishterëve dhe myslimanëve”, mentor i tij ishte Doc. Dr. Kemal Ataman.

**8. Erden KAJMAKÇI** nga Prizreni. Ka diplomuar në lëndën e Psikologjisë Fetare me temë “Ndikimi i agjërimit në Psikologjinë e Njeriut”, mentori i tij ishte As. Doc.Dr. Ibrahim Gürses.

Po ashtu katër nga të sapodiplomuarit kosovarë janë pranuar për vazhdimin e studimeve posdiplomike të magjistraturës. Studimet e magjistraturës do t’i vazhdojnë:

**1. Sead PAÇARIZI** në fushën e Historisë së Feve
**2. Munafis HOXHA** në fushën e Jurisprudencës Islame (Fikut)
**3. Muharrem ÇUFTA** në fushën e Psikologjisë Fetare
**4. Sejfetin HARUNI** në fushën e Gjuhës Arabe.

Në ceremoninë e diplomimit morën pjesë stafi i profesorëve të Fakultetit Teologjik në krye me Dekanin **Prof. Dr. A.Saim KILAVUZ**, nxënësit e fakultetit, familjarë të sapodiplomuarve si dhe mysafirë të tjerë. Vlen të theksohet se në këtë ceremoni zyrtarisht ka prezantuar nënkryetari i Komunës së Malishevës **z. Ragip Begaj**. Nënkryetari Begaj me një delegacion nga Komuna e Malishevës ishte në vizitë zyrtare në Orhangazi dhe Bursa, me rastin e binjakëzimit të Malishevës me Komunën e Orhangazit. Gjatë qëndrimit në Bursa një pjesë e delegacionit në krye me nënkryetarin z.Ragip Begaj vizituan Fakultetin Teologjik në këtë qytet, me ç`rast patën takime me Prodekanin **Doc. Dr. Asim Yediyildiz** dhe me shumë profesorë, si Salih KARACABEY, Mefail HIZLI, Ibrahim ÇELIK etj dhe studentë kosovarë. Gjatë takimeve të zhvilluara mysafirët nga Kosova u njoftuan me aktivitetet e Fakultetit si dhe u informuan nga afër me gjendjen e studentëve nga Kosova. Të gjitha takimet kaluan në një frymë vëllazërore duke uruar që takime të tilla të ndërsjella të jenë më të shpeshta.

Në Fakultetin Teologjik të Universitetit Uludag, falë ndihmës së pakursyer të DIYANETIT në bashkëpunim me BIK-në, vazhdojnë studimet njëzet studentë nga Kosova, duke përfshirë këtu edhe të sapodiplomuarit.

***Sead Paçarizi***

## Në Deçan u mbajt kuizi i diturisë me rastin e përfundimit të kursit fetar

Myftiu i Kosovës Mr. Naim Tërnava fituesit e këtij kuizi i shpërbleu me 450 euro.

Ditë më parë, më 27 prill 2008, KBI i Deçanit, me iniciativën e kryetarit njëherësh edhe ushtrues i detyrës së kryeimamit, Besim ef. Halilajt, e filloi kursin fetar me moton “TA NJOHIM FENË TONË”

Për realizimin e këtij kursi u angazhuan 13 mualimë në dhjetë xhami dhe në shtatë shtëpi private, që mbuloi afërsisht tërë territorin e kësaj komune. Ky kurs u ndoq nga gjithsej 415 nxënës të moshave të ndryshme.

Me të përfunduar të këtij kursi, u organizuan gara në dy nivele. Në nivelin e parë vijuesit e mësimbesimit garuan në mes tyre në gara preliminare dhe më 27 qershor në finale arritën këto ekipe: përfaqësuesit e xhamisë së Deçanit, përfaqësuesit e xhamisë së Drenocit, përfaqësuesit e xhamisë së Lebushës, përfaqësuesit e xhamisë së Isniqit dhe përfaqësuesit e xhamisë së Prelepit.




Këtë ditë në sallën e rinisë “Jusuf Gërvalla” në Deçan ishte një atmosferë madhështore e krijuar nga vijuesit e mësimbesimit dhe moshatarët e tyre që kishin ardhur për ta ndjekur kuizin në finalen e tij. Të pranishëm në këtë solemnitet, përveç hoxhallarëve dhe xhematlinjve të rregullt, qenë edhe shumë prindër, arsimtarë, dashamirës të dijes, kryetari i Shoqatës së Veteranëve të Luftës, Abdyl Mushkolaj, Koloneli pranë Shtabit të Përgjithshëm të TMK-së, Nasim Haradinaj, si dhe biznesmeni Veton Binakaj, i cili jeton dhe punon në Nju-Xhersi të ShBA-së. Hapjen e këtij solemniteti e bëri Kryetari i KBI-së të Deçanit, Besim Halilaj, i cili, pasi përshëndeti të pranishmit dhe u uroi mirëseardhje, bëri një përshkrim të procesit të kuizit fetar dhe i përgëzoi hoxhallarët për punën që kanë bërë e për suksesin e treguar, si dhe prindërit për interesimin që treguan për edukimin e fëmijëve të tyre. Më tutje, duke folur për rëndësinë e mësimit dhe edukimit fetar, z.Halilaj tha: “Jetojmë në kohën e degjenerimit moral; jemi dëshmitarë se si morali ka rënë në nivelin më të ulët të vetëdijes njerëzore. Të rinjtë po përballen me shumë faktorë të cilët çorientojnë sot sjelljet e tyre. S’do mend se humbja e vlerave morale është rezultat i drejtpërdrejtë i humbjes së bes-

imit, sepse, kur humbet besimi, atëherë çdo gjë që rrjedh, për individin është normale. Është me rëndësi se me ndjekjen e këtij kursi, ju për një kohë të shkurtër keni arritur të njiheni me fenë e Zotit, prandaj nuk është e rëndësishme se kush nga ju do të fitojë në këtë kuiz, por e rëndësishme është se cili nga ju praktikon në jetë atë që ka mësuar dhe ua mëson të tjerëve.Vërtet është kënaqësi e madhe të jesh sot prind apo mësues i këtyre fëmijëve, të cilët për një kohë të shkurtër kanë arritur këtë sukses të madh. Kam nderin që sot para jush ta falënderoj në emrin tim, në emër të bashkëpunëtorëve të mi dhe në emrin tuaj, të nderuar besimtarë, Kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Mr. Naim Tërnava, i cili, krahas ndihmës dhe përkrahjes morale, ai nga buxheti i Kryesisë për fituesit e këtij kuizi dhuroi 450 euro. Prandaj me sinqeritet të plotë I lutem Allahut ta ruajë, ta ndihmojë dhe ta shpërblejë me xhennetul -firdevs'' - përfundoi kryetari Halilaj.

Moderatori i këtij kuisi, mulla Refik ef. Murati, ftoi garuesit të zinin vendet e tyre dhe komisionin vlerësues në përbërje: mulla Ajni Ramadani, mulla Besim Halili dhe mulla Rasim Bytyçi. Në përgjigjet për pyetjet të parashtruara, përfaqësuesit e xhamisë së Deçanit arritën të mblidhnin maksimumin e pikëve (35) dhe dolën fitues e u shpërblyen me 200 euro.

Përfaqësuesit e xhamisë se Drenocit grumbulluan 34 pikë dhe u shpërblyen me 150 euro, kurse përfaqësuesit e xhamisë së Lëbushës zunë vendin e tretë me 32 pikë dhe u shpërblyen me 100 euro. Ndërkaq garuesit e tjerë u shpërblyen me nga 25 euro.

Në përfundim të këtij manifestimi, Kryetari i KBI-së të Deçanit u dhuroi mirënjohje mualimëve të këtij kursi, pastaj për kompaninë EUROAGRO, drejtorin z Nasim Haradinaj, aksionarë Veton Binakaj e Tal Bobanaj, i cili dha 1200 euro dhe sponsorizoj emisionin fetar, i cili mbahet nga hoxhallarët e KBI-së të Deçanit çdo javë në "Top Iliria Radio".

***Harun Shabanaj***

*Vushtrri*

## Në Stanoc në vigjilje të Ramazanit u inaugurua xhamia e re

Në vigjilje të muajit të madhëruar të Ramazanit sherif më 19 gusht 2008, në një solemnitet rasti u bë përurimi i xhamisë së re në fshatin Stanoc të Epërm të komunës së Vushtrrisë. Kjo xhami qe shkatërruar nga forcat serbe gjatë luftës së fundit, ndërsa rindërtimi i saj u bë i mundur falë angazhimit të imamit Sali ef. Caka, xhamitlinjëve të këtij vendbanimi, përkrahjes së Kryesisë së BI dhe donacionit nga shoqata IIRO misioni në Kosovë.

Në manifestimin e hapjes së xhamisë qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, pastaj banorë të Stanocit e rrethinës dhe drejtuesit e Këshillit të BI-së të Vushtrrisë me në krye Shemsi ef. Rrahimin

Duke iu drejtuar të pranishmëve Myftiu i Kosovës mr. Naim Tërnava pasi ka falënderuar imamin e xhamisë për angazhimin e tij për të rindërtuar xhaminë, ka falënderuar donatorët që bënë të mundur rindërtimin e xhamisë, si dhe të gjithë ata që në çfarëdo mënyre kanë kontribuar për xhaminë.

"Qytetarë të nderuar sot jemi tubuar që të bëjmë përurimin e këtij objekti madhështor që pas 9 vjetëve kur e shkatërruan serbet po i rikthehet fshatit tuaj më e bukur falë angazhimit të imamit tuaj, kontributit të besimtarëve tanë si dhe ndihmës së donatorëve, gjë që tregon përkushtimin e këtij populli ndaj fesë së Allahut"- tha në fillim të fjalës së tij Myftiu Tërnava dhe vazhdoi.

"Mund të them se në komunën e Vushtrrisë, pas përfundimit të luftës për këto vite janë ndërtuar 24 xhami të reja nga 8 sa ka pasur para lufte. Ndërtimi i këtyre xhamive është treguesi më i mirë për punën dhe angazhimin e BI dhe të Këshillit po edhe të besimtarëve tanë në këtë rreth.

Na gëzon fakti që kemi një interesim të madh nga tërë besimtarët anë e kënd Kosovës për ndërtimin e xhamive të reja, kjo tregon më së miri interesimin e popullatës sonë për fenë e Allahut.

Si edhe deri tani Kryesia e BI të Kosovës do mbështesë që aty ku ka nevojë të ndërtohet xhami"- tha ndër të tjerat myftiu Tërnava.

Ndërsa duke folur për rëndësinë që ka xhamia Myftiu tha: "Ju besimtarë të nderuar e dini se Pejgamberi a.s. me të migruar nga Meka në Medinë punën e parë që e ndërmori për ta bërë qe ndërtimi i xhamisë. Ndërsa në Kuran për xhaminë Allahu xh.sh. thotë: Xhamitë i ndërtojnë ata që e besojnë zotin, falin namazin dhe kanë dronë e Zotit".



Më tutje Myftiu tha "Xhamia është vend në të cilin tubohen besimtarët për të kryere ibadetet ndaj krijuesit të gjithësisë dhe vend ku edukohet e fisnikërohet popullata. Eshtë fat që kjo xhami po inaugurohet në prag të fillimit të muajit të madhuar të Ramazanit, me ç'rast juve dhe gjithë besimtarëve ua uroi këtë muaj të bekuar".

Të pranishmit në emër të Këshillit i përshëndeti kryetari Shemsi Rrahimi, ndërsa në emër të fshatit imami i xhamisë Sali ef. Caka.

***(r.shkodra)***



# Dua hatme në xhaminë e lagjes "Arbëria" në Gjilan

Të mërkurën më 19 gusht 2008, para namazit të drekës në xhaminë e lagjes "Arbëria" në Gjilan 11 vijues të mësimbesimit tek imami Iljaz ef. Mustafa bënë duan e hatmes.

Në këtë manifestim qe i pranishëm edhe kryeimami i Kosovës Sabri ef. Bajgora, përfaqësuesit e këshillit të BI-së së Gjilanit me në krye Ilmi ef. Krasniqin, përfaqësues të KBI së Kamenices, imamë e alimë nga Anamorava, xhematlinjë, prindër të vijuesve të mësimbesimit si dhe të ftuar të tjerë.

Fillimisht të pranishmëve iu drejtua imami i xhamisë Iljaz efendi Mustafa i cili pasi prezantoi vijuesit e mësimbesimit shkurtimisht foli për sukseset e arritura të nxënësve gjatë punës me ta.



Iljaz efendiu falënderoi prindërit e nxënësve që fëmijët e tyre i dërguan në xhami për të ndjekur mësimbesimin. "Këta fëmijë janë dëshmia më e mirë se kur bashkëpunojnë prindërit me imamin rezultatet nuk mungojnë"- tha ndër të tjerat imami Iljaz efendiu dhe vazhdoi: "Të nderuar xhematlinjë sot me këtë manifestim modest një grup i vijuesve të mësimbesimit po e përfundojnë hatmen e Kuranit, por kam kënaqësinë që tu bëjë me dije se para disa kohësh kemi filluar me një grup të ri mësimin e leximit të Kuranit, shpresoj që me ndihmën e të Madhit Allah dhe me punën e përkushtimin e djemve dhe vajzave që po ndjekin mësimin ta përfundojmë me sukses".

Ndërsa kryeimami i Kosovës Sabri efendi Bajgora, pasi përshëndeti imamin, për punën e përkushtimin e treguar në punë më nxënësit, nxënësit për zellshëmërinë e tyre gjatë mësimit dhe prindërit për kujdesin e bashkëpunimin e treguar për edukimin e fëmijëve të tyre e në këtë drejtim edhe për edukimin e shoqërisë në përgjithësi.

"Sot jam ndier shumë i entuziazmuar me paraqitjen e këtyre fëmijëve para nesh ku paraqitën arritjen në njohuritë e mësimeve që kanë marr tek imami i nderuar.

Bashkësia Islame e Kosovë është e angazhuar që t'i kushtoi kujdes më të madh mbajtjes së mësimbesimit nëpër xhami me qëllim që t'i edukojmë të rinjtë tanë në rrugën e Zotit" tha ndër të tjerat kryeimami Sabri ef. Bjagora.

Më tutje kryeimami tha: "Shembullin e Iljaz efendiut duhet ta ndjekin edhe imamët tjerë sepse vetëm në këtë mënyrë ne do të kryejmë amanetin tonë.

Ne si Bashkësia Islame jemi të përkushtuar që sa më parë që është e mundur lënda e mësimbesimit të futet në sistemin e rregull të arsimit në Kosovë, besoj që edhe organet tona të qeverisë do të gjejnë kurajën e t'u mundësojnë edhe fëmijëve tanë të kenë mundësi që të mësojnë për fenë."

Në emër të Këshilli të BI së Gjilanit të pranishmit i përshëndeti kryetari Ilmi ef. Krasniqi

Vijuesit e mësimbesimit para të pranishmëve lexuan pjesë nga Kurani i madhëruar, ilahi e recituan poezi.

Duanë e hatmes e bëri imami veteran Fehmi ef. Saçipi, ndërsa në fund kryeimami Bajgora nxënësve që përfunduan hatmen iu ndau certifikata për kryerjen e leximit të Kuranit, ndërsa anëtari i Kryesisë së BI të Kosovës mr. Fahrush Rexhepi u ndau mirënjohje prindërve të vijuesve të mësimbesimit.



Nxënësit që kryen hatemen:

Abdullah Ademi;  
Mustafë Mustafa;  
Përparim Zymberi;  
Edolina Hajrullahu;  
Petrit Zymberi;  
Valdrin Mustafa;  
Djellëza Hajrullahu;  
Shqiprim Amidi;  
Herlind Hajrullahu;  
Egzon Ajaeti;  
Halim Zymberi.

***(r. shkodra)***

# Në Pejë përfundoi kursi veror i Kuranit me moton "Rini mëso një muaj, përfito tërë jetën"

Këshilli i Bashkësisë Islame në Pejë në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo- fetare këtë verë organizoi kursin veror në ambientet e Hamamit të Haxhi Beut në Pejë, për mësimin e leximit të Kuranit, me moton: "RINI MESO NJE MUAJ, PERFITO TERE JETEN".

KBI në Pejë me këtë rast angazhoi disa imamë të qytetit për mësimin aktiv, kurse një pjesë tjetër e imamëve e vazhduan mësimbesimin për xhematlinjtë të moshave të ndryshme në xhamitë e tyre.

Kryeimami i KBI-e ishte shpeshherë në vizitë, dhe lavdëroi punën e imamëve në veçanti të h.Artan Zekës dhe h. Mehdi Goga.

Gjithashtu vlen të përmendet se interesimi i xhematlinjëve që vijuan këtë kurs ishte i kënaqshëm, kurse pas përfundimit të kursit ata iu nënshtruan një testi mbi njohuritë e arritura dhe të gjithë ishin të kënaqur me atë se çka kanë arritur, shkrimleximin e Kuranit. Krahas interesimit ata morën edhe njohuri të reja mbi fenë Islame.

Gjithashtu ndër aktivitetet tjera janë edhe mbajtja e dy ligjëratave në xhaminë e Çarshisë në Pejë njëra më dt. 20.07.2008 për natën e Miraxhit ku ligjërues ishte imami i kësaj xhamie H.Musli Arifaj, dhe tjetra ligjëratë më 16.08.2008 po në këtë xhami për natën e madhe të Beratit ku ligjëroi kryeimami i KBI-e H. Ali Gashi.

Në të dy këto ligjërata vlen të theksohet se numri i besimtarëve ishte i madh dhe u ndan shumë të kënaqur me ligjëratat, dhe përmbajtjen e tyre.

***Fuad Hoxhaj***

---

*Në Rakosh të Istogut*

# V i h e n  t h e m e l e t  e  x h a m i s ë



Në prani të mysafirëve dhe qytetarëve të fshatit Rakosh, këshilli i BI-së Istog, më 17.07.2008 u vu gurthemeli i xhamisë së re të këtij fshati. Këtë manifestim me prezencën e tyre e begatuan edhe mysafirët: Resul Rexhepi-sekretar i kryesisë BI-së të Kosovës me bashkëpunëtorë, Nexhmedin ef. Hoxha-kryetar i këshillit të BI-së të Pejës me bashkëpunëtorë, Muhamed ef. Lipaj-kryetar i këshillit të BI-së të Istogut me bashkëpunëtorë, përfaqësues të Shërbimit Policor të Kosovës, përfaqësues të Trupave Mbrojtëse të Kosovës, të KFOR-it Spanjoll, përfaqësues të Kuvendit Komunal të Istogut, disa imamë nga fshatrat në fqinjësi si dhe përfaqësues të medieve lokale.

Në këtë solemnitet rasti të pranishmëve iu drejtua përfaqësuesi i kryesisë Resul Rexhepi, i cili pasi i përshëndeti të pranishmit dhe mysafirët tjerë, i falënderoi nikoqirët për pritjen e ngrohtë dhe vëllazërore që i kishin rezervuar dhe i uroi për këtë nisëm të mbarë, për ndërtimin e kësaj xhamie. Ai, ndër të tjera shtoi: "Duke qenë se të gjitha xhamitë janë shtëpi të Allahut, ato gjatë shekujve kanë lozur rol vendimtar në edukimin dhe arsimimin e besimtarëve. Krahas adhurimit të Allahut, kryerjes së ibadeteve ditore dhe javore, në shumë vende, ato, madje, kanë qenë të vetmet institucione ku janë arsimuar masa, janë mbajtur tribuna dhe kuvende dhe takime tjera me karakter tepër të rëndësishëm. Për rëndësinë e ndërtimit të xhamive, është e mjaftueshme të përkujtojmë veprimin e Pejgamberit a.s., i cili para se të ndërtonte shtëpinë e tij të banimit, ai ndërtoi xhaminë në vendin e quajtur Kuba. Me këtë rast, në emër të kryesisë së Bi-së dhe të Myftiut, ju falënderojë për këtë angazhim dhe organizim, e në veçanti Bashkim Jahajn për kontributin e tij të madh për ndërtimin e kësaj xhamie." Të pranishmit i përshëndeti edhe Nexhmedin ef. - kryetar i këshillit të BI-së në Pejë dhe anëtar i kryesisë nga kjo anë. Vlen të theksohet se vlera e përgjithshme e përcaktuar për këtë objekt është 62.000 e. nga të cilat 47.000 e. janë donacion për sigurimin e të cilave është angazhuar Kryesia e BI-së të Kosovës, 4.000 e. i kanë premtuar fshatarët e këtij lokaliteti, kurse ndihmën më të madhe në shumë prej 11.000 e. si dhe lokacionin për xhami 17 ari i ka dhuruar i riu nga ky fshat Bashkim Jahaj, i cili nga ky moment do të llogaritet si një vakiflënës i çmuar. Në fund të ceremonisë solemne, Bashkimi kishte përgatitur një drekë solemne për të gjithë pjesëmarrësit.